# Përmbajtja

*Ky libër nuk do të ishte bërë i mundur pa mbështetjen dhe kontributin e shoqatës "Pal Engjëlli" dhe autores, mikes sime, Ornela Radovicka.*

*Ky libër është fryt i një bashkëbisedimi të gjatë me të. Me Ornelën ndava kujtimet, mendimet, idetë, shqetësimet... Kujtimet e një pune dhjetëravjeçare, që për mua nuk ishte kurrë thjesht punë; kujtime të një jete kaluar katundeve arbërore, ku i lashë njerëzit të flisnin dhe të këndonin shqipen që dinin.*

*Ndava mendimet për çështjen e kombit, trishtimin për indiferencën institucionale dhe shqetësimin për rrezikun e asimilimit.*

*Ornela më dëgjonte me vëmendje ndërsa shfletonim revistën "Lidhja", më pyeste tërë kureshti dhe me durim zbardhi bisedën tonë...*

*E falënderoj për përkushtimin, Ornelën dhe të gjithë të tjerët me të cilët më përballi jeta dhe që kanë vendin e tyre në rrugëtimin e këtij arbëreshi.*

*At Antonio Bellusci*

# Parathënie

Në vitin 2006, miku ynë arbëresh, Francesco Calima, kërkoi nëse ne, miqtë e tij këtu në Tiranë, mund të kontribuonim në vendosjen e një busti të Skënderbeut në Spezzano Albanese, Kalabri.

Përmbushja e kësaj kërkese ishte gjithashtu nxitja për themelimin e shoqatës "Pal Engjëlli", si dhe krijoi rastin për të vizituar arbëreshët e Kalabrisë. Një vizitë me mbresa të pashlyeshme për të gjithë ne anëtarët e shoqatës "Pal Engjëlli" dhe që kulmoi me takimin me Zot' Antonio Bellusci në bibliotekën e tij. Tregimtaria e tij prezantuese në bibliotekë ishte, pa tepri, e magjishme. Një personazh shumë karizmatik, duhet thënë. Na bëri të gjithëve për vete që në atë takim të parë. Njohja e mëtejshme me punën dhe veprën e tij të palodhur për evidentimin, ruajtjen dhe promovimin e historisë, kulturës e zakoneve të arbëreshëve, si pjesë natyrore e kulturës dhe historisë sonë kombëtare, na tregoi se çfarë patrioti, më së pari, Zot' Bellusci përfaqëson. Por figura e tij është shumëdimensionale. Mbi qenien e tij si atdhetar identifikohet qartë dimensioni i tij si studiues, si shkrimtar, historian, gazetar e prift gjithashtu. E jo për humor, por ai ka edhe një zë shumë melodioz kur këndon.

Antonio Bellusci të jep një shëmbëlltyrë të Nolit tonë të madh.

Zot' Antonio Bellusci na ka dhënë një fotografi të gjallë mbi jetën e arbëreshëve të Kalabrisë si dhe të botës së arvanitasve. Ai vetë qëndron si fisniku më përfaqësues i arbëreshëve të kohëve të sotme, i cili me shpirtin e tij arbëror është si një vigan që mban brenda atdhedashuri.

Në këtë libër, lexuesi do të shikojë që vepra e z. Bellusci është dëshmi e gjallë etnografike, letrare, folklorike arbëreshe e arvanitase. Ai do të njihet me z. Bellusci si autor i revistës "Lidhja", që bashkoi njerëz të thjeshtë nga të gjitha kontinentet dhe luajti një rol kryesor për pavarësinë e Kosovës.

Lexuesi do të mësojë se si ky arbëresh punoi ***në mjediset arvanitase*** për mbi 40 vjet. Gjatë udhëtimeve të tij te vëllezërit arvanitas, ndau me ta sofrën, gëzimet, hidhërimet, sepse ishin pikërisht këta njerëz të thjeshtë që mbajtën në gji gjuhën mëmë dhe qenë mbartës të identitetit.

Me magnetofonin e tij incizonte lirikat e dashurisë dhe ato familjare, këngët popullore, mënyrën e jetesës, kultet, lindjet, dasmat, vajtimin arbëror, fjalë të urta, anekdota, rite e mite.

Me këta vëllezër mbajti korrespondencë, flisnin për gjuhën, për traditat. Piu një gotë verë me ta në oborret e tyre dhe u magjeps nga bota arbërore.

"Bota arbërore dhe ajo arvanitase ishin sikur të lexoje të njëjtin libër", - është shprehur z. Bellusci.

Në punën e imzot Bellusci-t, materialet gojore janë dhënë arbërisht me përkthime në gjuhën italiane, gjë që ndihmon edhe studiuesit e huaj, që nuk njohin gjuhën shqipe, për të hulumtuar mbi studimet shkencore të gjuhës.

Arbëreshi Bellusci, me punën e tij, ka bërë atë që nuk e kanë bërë institucionet e ndryshme si brenda, edhe jashtë Shqipërisë. Largpamësia dhe urtësia e këtij burri energjik ka arritur në mënyrë harmonike të bashkojë botën shqiptare në veprat e tij.

At Bellusci, me veprën e tij, ngriti një përmendore të gjakut të shprishur. Në letërsinë gojore të mbledhur prej tij vihet në

dukje vlerësimi i kulturës arbëreshe, e folura e tanishme dhe ajo arkaike e lexohet qartë "Besa", himni i fuqishëm i këngës "Jepni dorën, o vëllezër!".

Ky arbëresh vazhdon të punojë për Arbërinë e tij, e cila po lëngon prej asimilimit. Ky arbëresh është zëri i arvanitasve të padukshëm, është mik-vëlla i arvanitasve, i kosovarëve, i diasporës, i shumë shqiptarëve, si dhe mik i intelektualëve të huaj, të cilët çmojnë ndershmërinë intelektuale të tij. Mos të harrojmë se ky arbëresh, anëtar nderi në lobin shqiptaro-amerikan, ishte në frontin e parë për çështjen kombëtare, si në rastin e pavarësisë së Kosovës.

**Aristidh Kollja** e ka përshkruar kështu figurën e At Bellusci-t:

"Papas Antonio Bellusci, helen, pellazg, pasardhës i Kadmit dhe Ilyrit, maratonomaku i etnosit arb, arbërori i paqes, pasardhësi i Eneas, i Aleksandrit të Madh, i Pirros, i Skënderbeut, pasardhësi i atyre që lanë Morenë e bukur me lot dhe që deri sot e kujtojnë, e mendojnë dhe i këndojnë me nostalgji".

Zot'Antonio Bellusci në të gjithë veprën e tij përcjell një mesazh: Vëllezër arbëreshë dhe ju vëllezër shqiptarë, kudo që jeni e kudo punoni, mos e harroni rrënjën, identitetin tuaj kulturor, kombin e Shqipërisë dhe asnjëherë mos harroni gjakun arbëror, por praktikoni besën, nderin, burrërinë e Skënderbeut!

E për të gjitha çfarë Zot' Antonio Bellusci përfaqëson, shoqata "Pal Engjëlli" pati privilegjin që të mbështesë botimin e këtij libri.

Ilirjan Celibashi<br>
Kryetar<br>
Shoqata "Pal Engjëlli"<br>
Tiranë

# Pjesa I

# Arbëreshi Bellusci

Në një cep të Kalabrisë, zhytur në Parkun Kombëtar Pollino, ndër më të mëdhenjtë në Itali, shtrihet qyteza Frasnitë, ku dimri është disi i ashpër, por vera me fllad i jep ngjyra të forta dhe ndjesi të rralla. Këtu jetojnë arbëreshët e Frasnitës. Bri kësaj qyteze, si një kurorë vendosur mbi kryet e një njeriu të moçëm, të heshtur dhe mbrojtës, qëndron mali Pollino dhe Dolcedorme. Këtë vargmal të thepisur, arbëreshët e kanë pagëzuar si mali i Krujës. Flladi që fryn përmes qytezave, Frasnita, Ejanina, Civita, të bën të humbësh sensin e kohës dhe hapësirës.

U linda në Frasnitë më 15 shtator të vitit 1934.

Popullsia e Frasnitës quhet arbëreshe. Etërit tanë, që kanë ardhur këtu, kanë nënshkruar kapitolacionet[1], siç u themi ne, më 1490-n me Episkopin e vendit[2].

Ky dokument konfirmon zyrtarisht se kur janë vendosur etërit tanë shqiptarë këtu në Frasnitë, periudhë që daton në vitin 1490, por me siguri ka pasur familje që kanë ardhur më parë. Mendoj se as historianët e mbretërisë së Napolit dhe as hulumtuesit, që janë marrë me kërkime dokumentesh nëpër arkivat shtetërore apo në botime kronikash dhe monografish

---

1 Marrëveshje

2 *Le Capitolazioni di Frascineto del 1490, "Lidhja", Frascineto, 60/2009, 1980.*

të krahinave të vendeve të ndryshme të Puljas, Bazilikatës, Kalabrisë e të Siçilisë, nuk dhanë informacione të hollësishme rreth themelimit dhe zhvillimit historik të kolonive shqiptare. Kapitolacionet tregojnë se arbëreshët e ardhur në këto toka ishin njerëz të një shoqërie të lartë, përndryshe nuk mund të arriheshin këto lloj marrëveshjesh.

Shqiptarët e shumtë që emigruan nuk qëndruan në një vend të caktuar, por shpesh kaluan nga një katund në tjetrin, nga një krahinë në tjetrën, për të gjetur kushte të mira jetese dhe njëkohësisht për t`iu ruajtur asimilimit.

Arbëreshët e fundit kanë ardhur në Itali në vitin 1744, në Villa Badessa.

Dyndjet më të mëdha të arbëreshëve kanë qenë në periudhat:

- a) pas rënies së Krujës nga turqit në 1478-n;
- b) pas rënies së qytetit të Koronës në More në vitet 1533-1534.

Një gjë e tillë dëshmohej në një letër dërguar De Radës, ku mes të tjerash thuhet:

"*Për sa dimë nga prindërit tanë arbëreshë, ata u nisën nga Kruja pasi ajo ra në duart e turqve. Atëherë vëllezërit e Skënderbeut u larguan dhe lundruan në drejtim të Italisë. Aty qëndruan për një kohë të gjatë, pa u stabilizuar, derisa i kërkuan ndihmë papës, i cili ndërhyri te mbreti i Napolit duke kërkuar t`i ndihmonte, duke u gjetur një vend për të qëndruar. Shqiptarët e emigruar u vendosën në Molise, Kalabri, Pulja dhe Siçili. Kur erdhën në këto vise, ishin në gjendje të rënduar dhe të lodhur nga luftërat e gjata në vend…*".

Mëmat dhe etërit tanë, pas vdekjes së Skënderbeut, erdhën në këtë zonë dhe themeluan katundin Frasnitë. Në një dokument mbi origjinën e Frasnitës thuhet se kur të parët tanë u vendosën në këtë tokë të huaj, pronarë ishin peshkopët italianë. Këta peshkopë i pranuan, por i angazhuan që të nënshkruanin disa

marrëveshje[3].

Një ndër familjet e para që u vendosën këtu ishte familja Frascino (Frashëri). Nga kjo familje kanë dalë priftërinj, njerëz me kulturë. Nga ky fshat kanë dalë edhe disa studiues e shkrimtarë, si Vincenzo Dorsa. Mes këtyre familjeve të para që u vendosën në Frasnitë ishte edhe familja Bellusci - një familje e madhe, që gëzonte shumë privilegje. Kjo familje vjen nga jugu i Shqipërisë, nga Korça, me mbiemër Blushi që këtu në Itali u bë Bellusci.

Ne kemi nderin të kemi familje që mbajnë mbiemra puro shqiptarë, siç janë: Gropa ose Dorsa, pra dora; Toshku-Toshkrat, domethënë me prejardhje nga toskërishtja. Kjo tregon se të gjithë mbiemrat tanë kanë rrënjë shqiptare.

Arbëreshët, me vendosjen e tyre në Frasnitë, i dhanë territorit formë administrative. Shumë marrëveshje u lidhën, nga ato për bluarjen e grurit në mulli, deri te pagesat e taksave. Sistemi nuk u ngrit pa konflikte rivalësh, konflikte me popullatat e tjera lokale, por megjithatë arbëreshët arritën të krijonin komunitete të reja ose ripopulluan të tjera zona, që ishin të braktisura.

Ne arbëreshët i quajmë italianët të huaj, sepse ata nuk e dinë gjuhën tonë, origjinën tonë, kurse ne e dimë gjuhën e tyre. Kjo i bën që të na shikojnë me sy tjetër, mbase disi me zili, sepse jemi më të "zgjuar"?! Kalabrezët me të qeshur na quajnë "gjëgjra", që nënkupton fjalën "dëgjo", një fjalë që na e thoshin shpesh prindërit tanë. Vite sakrificash, punë e vështirë për të rindërtuar një jetë me kryeneçësinë dhe vendosmërinë e një populli që dëshiron të ruajë fort botën e vet të vlerave, identitetin e vet në një tokë të huaj.

Arbëreshët këtu në Frasnitë hasën edhe vështirësi, por nisën përnjëherë të bënin ato punë që popullsia vendase nuk pëlqente

[3] Një dëshmi të tillë do ta gjeni në "*Vendita notarile del feudo di Cicirello nel 1522", I, (A.Bellusci), "Lidhja", 50, 2003, 1698; 51, 2004, 1729; 52, 2004, 1753.*

t'i bënte. Ata u morën me tezgjah dhe blegtori[4]. Të parët tanë u përballën me shumë vështirësi dhe jetuan në kushte shumë të vështira.

Arbëreshët, 600 vjet më parë, kur u larguan nga brigjet e Shqipërisë për shkak të pushtimit osman, morën me vete gjuhën e tyre, traditat kulturore dhe zakonet. Miti i arbrit ishte Skënderbeu.

Populli i Frasnitës ishte popull me zemër luftëtari dhe u dallua përkrah Garibaldit. Vetëm nga katundet shqiptare të Kalabrisë u mblodhën 1300 arbëreshë të armatosur. Korpusi i parë që u formua më 1860-n përbëhej vetëm nga shqiptarë, të cilët i detyruan trupat burbone të dorëzonin armët.

Me qindra janë emrat arbëreshë që shkëlqejnë në historinë e Italisë, që nga lufta me burbonët deri në kohën e Rilindjes; që nga lufta për bashkimin e Italisë (Garibaldi) deri në luftërat botërore.

Të shumtë janë emrat arbëreshë që i shërbyen Italisë, që nga Republika Partenopea deri në ditët e sotme, me pjesëmarrje në parlament e në qarqet më të larta të qeverisjes. Artistë, shkrimtarë dhe poetë, gazetarë, muzikantë, shkencëtarë, politikanë, patriotë, avokatë... profesionistë arbëreshë nga pothuajse të gjitha fushat, lanë gjurmët e tyre; nga lëvrues e pararendës të gjuhës shqipe (Lekë Matranga) deri në postin më të lartë apostolik (Papa Albano). Ata u identifikuan si shqiptarë arbërorë, mbajtën lart krenarinë kombëtare, jetuan dhe vuajtën me kohën, dhanë jetën për ruajtjen e gjuhës, besimit dhe emrit arbëresh.

Nuk mund të lihet pa përmendur ndihmesa e arbëreshëve në luftën për bashkimin e Italisë. Mjaft të përmendim pjesëmarrjen e figurave të shquara arbëreshe, që nuk nguruan të rroknin armët e të luftonin krah të madhit Garibaldi. Nga ana tjetër, për këtë kontribut të dhënë, u vlerësuan nga vetë Garibaldi, i cili nuk la rast pa përmendur aftësitë ushtarake dhe politike të popullsisë

4 *"Arti e mestieri a Frascineto", "Lidhja", Frascineto, 48, 2002, 1612-1616.*

arbëreshe. Edhe shqiptarët e Lungros ndihmuan Garibaldin dhe lëvizjen e tij për liri e pavarësi. Lidhjet e forta mes palëve shqiptaro-italiane tregohen nëpërmjet shprehjes dhe adhurimit për arbëreshët, bij trima të Epirit (të Shqipërisë), pasardhësit e Skënderbeut. Në ekspeditën e "të njëmijëve", Garibaldi deklaroi botërisht: "*Arbëreshët janë heronj, të cilët janë dalluar në të gjitha luftërat kundër tiranisë*".

## Bota arbëreshe

136.000 arbëreshë në 55 fshatra flasin ende shqip, ndonëse rreth 182.000 prej tyre në fshatra të tjerë nuk e flasin më gjuhën shqipe, duke u asimiluar me vendasit.

Arbëreshët e vjetër më së shumti merreshin me bujqësi e blegtori, por po ashtu mes tyre kishte ushtarakë, mësues, avokatë e inxhinierë.

## Familja dhe fëmijëria

*Kam provuar qysh nga fëmijëria të marr në konsideratë mendimin e njerëzve më të mirë dhe më të mençur të të gjitha kohërave dhe mbi të gjitha të ndjek hapat e babait tim, për të qenë arbëresh i mirë. Turp ai arbëresh që nuk u transmeton fëmijëve të tij rrënjët, traditat, gjuhën e tij dhe, aq më keq, që nuk ndihet fajtor që nuk ka arritur ta bëjë këtë gjë!*

**Tommaso Policastro** (1881-1943) ishte gjyshi im nga ana e nënës, i cili u martua me Caterina Frascino (1885-1969) dhe pati disa fëmijë: Domenico, Teresa (nëna ime), Pietrantonio, Nicola, Adelina, Vittoria dhe Emilia. I thoshin "massaro", pasi ishte pronar tokash e lopësh dhe kishte shumë njerëz që punonin për të. Në Frasnitë qarkullonte një shprehje për gjyshin tim: "Lal Tumazi llùpaqit ë masàr, gjithë gjindjen e katundit i

ka kumbarë, mos e tandòni pse ai ju lë t'vrar ". Kjo shprehje ka mbetur edhe sot në arbërisht.

**Antonio Bellusci** (1887-1979) ishte gjyshi im nga ana e babait. Ai u martua me Orsola Bellizzi (1889-1960), të dy arbëreshë të Ejaninës, dhe kishin bijtë e tyre: Vincenzo, Giovanni (babai im), Pietro, Anna, Giuseppe, Elena dhe Angelo.

Babai im, **Giovanni Bellusci (1910-1953),** për të na ushqyer dhe për të ndërtuar një shtëpi të vogël për ne, u nis për në Etiopi. Atëherë unë isha 4 vjeç, ndërsa ime motër, Katerina, ishte 1 vjeçe. Me shpërthimin e luftës, im atë iu bashkua ushtrisë me gradën e kaporalit dhe u burgos nga britanikët. U kthye në shtëpi më 5 tetor 1946. Në momentin e mbërritjes së tij nuk isha në shtëpi; kisha dalë me kopenë e kushëririt në vargmalin e quajtur Vrumara, ku gjenden edhe plot burime. Pas një viti lindi Tomasi, tre vjet më pas lindi motra, Ursula, e pas pesë viteve im vëlla Sepa (Giuseppe). Në 1953-shin im atë vdiq, kështu që fatkeqësisht nuk kemi shumë kujtime prej tij. Jetuam pak me të, vetëm pesë vjet.

Që kur isha i vogël u gjenda përballë sfidave të vazhdueshme. M'u desh të përballesha me shumë vështirësi, por pa u frikësuar ndonjëherë. Sfidat më pëlqenin, sepse ndieja që kisha forcën për t'i kapërcyer. Gjyshërit e mi,Tommaso Policastro dhe Antonio Bellusci, dy barinj, ishin mësuesit e mi të jetës, më mësuan se si të përballoja sakrificat, vështirësitë atmosferike kur kullosja kopenë në dimër e verë. Ky model i jetës formoi karakterin tim. Për këtë arsye, gjithmonë kam dashur të udhëtoj, duke u përballur me të gjitha llojet e vështirësive.

Periudha më e vështirë për ne ishte kolegji, ku disiplina ishte e fortë. Duhej të studionim fort për të ecur më tej pa ndihmën e asnjërit prej prindërve. Përfunduam me sukses studimet dhe secili ndoqi  rrjedhën e vet të jetës.

**Teresa Policastro Bellusci** - Mëma ime quhet Teresa Policastro Bellusci. Nëna është ajo figurë gëzimi, romantizmi, por edhe hidhërimi kur e humbet. Nëna ime ishte ruajtësja e vlerave familjare arbëreshe dhe e vetmja siguri e garantuar. Kur ndodhesha pranë saj përballoja çdo ngashërim. Kanë kaluar vite dhe e kujtoj gjithmonë figurën e saj, që si një vorbull më rrëmben në atë dimension mistik të mungesës së saj e më pushton një nostalgji e dhimbshme.

Kujtoj sytë e saj të ngrohtë, që ishin edhe emblema e dashurisë dhe imazhi i saj në zemrën time është i përjetshëm.

Ne arbëreshët përdorim emrat e gjyshërve tanë dhe gjysheve për seksin femër dhe i pagëzojmë me mbiemra të dytë, kështu që nëna ime quhej edhe Resja Ngjait.

Deri në 1946-n, nëna ime e palodhur punonte në tezgjah ditë e natë, prodhonte pëlhurë për t'i shitur. Në të njëjtën kohë punonte jashtë shtëpisë për të na siguruar çdo nevojë. Ishte një grua e fortë, me kurajë, një konservatore e kulturës dhe folklorit arbëresh. Pas vdekjes së babait, nëna u godit nga një sëmundje e rëndë dhe shpejt u nda edhe ajo nga jeta. Ruaj prej nënës sime një kujtim të veçantë. Kujtoj që ***ajo la amanet që të varrosej me kostumin arbëresh,*** me të cilin ishte martuar. Ishte e bindur se në botën e përtejme do të takonte shpirtrat e paraardhësve dhe do të shkonte si një nuse.

Për mua ngelet figura më intime dhe më hyjnore. I jam mirënjohës që më rriti me thjeshtësi, më edukoi me vlerat e vetëdijes arbërore. Për nënën time, shtëpia ishte tempulli më i lartë dhe më i shenjtë, ku duhej të flitej vetëm shqip.

Gjatë udhëtimeve të mia të shpeshta kam hasur nëna shqiptare e kosovare, që nuk u kanë mësuar fëmijëve të tyre gjuhën shqipe. Nëna ime analfabete, si shumë nëna të tjera arbëreshe, e dinte rëndësinë e kësaj gjuhe, më të lashtën në Europë. Për mua ngelet një nga mësueset më të mira në botë, por edhe më moderne, sepse ajo luftonte kundër padrejtësive

që i bëheshin popullit arbëresh, kundër injorancës dhe ishte aktiviste për barazi gjinore. Nëna më rriti, më edukoi dhe ngelet një hyjni në shpirtin tim.

**Rina Bellusci** - Motra ime, Rina, pas vdekjes së të shoqit më ka shoqëruar në të gjitha nismat dhe aktivitetet e mia në lokalitete të komunitetit arbëresh.

Rina ka karakter të gjallë, ajo është muzika në shtëpinë time, është pulsimi i vazhdueshëm që i jep ritëm jetës sime të përditshme. Kur them Rina, nënkuptoj mjeshtren e artit të tezgjahut.

Në vitin 1987 më shoqëroi në Prishtinë, ku u njoh me vëllezërit e Kosovës. Në vitin 1990 e mora me vete edhe në Greqi. Rina është shumë bujare dhe mikpritëse, e thonë mijëra vizitorë që vijnë në shtëpinë tonë. Ajo është tipike arbëreshe, sepse këdo që vjen te dera, ajo e fton brenda, i bën një kafe apo i ofron diçka. Ka një kujtesë të fortë për rapsoditë. Shndërrohet në një engjëll kur këndon këngët e punës apo të dashurisë. Ajo është forca dhe energjia, ajo është baza e atmosferës dinamike etnike, është gjysma tjetër e pjesës sime.

**Tommaso Bellusci** - Nga vëllezërit e mi, Tommaso është një shembull arbëror. Pa ndihmën e askujt, falë impenjimit të tij, vullnetit të fortë, punës dhe inteligjencës së tij, me karakteristikat humane, arriti të ishte një student i shkëlqyer. Në fillim punoi si mësues në shkollat superiore në Kasrovillari dhe më vonë vazhdoi studimet, duke u diplomuar si avokat civil.

Vëllai im, i edukuar me vetëdijen arbërore, ka edhe një familje të shëndoshë. Së bashku me fëmijët e tij, Alessandro e Daniele, bashkëshorten Maria Pia, më kanë mbështetur kudo dhe kurdoherë, duke ma lehtësuar punën, më kanë shoqëruar gjatë udhëtimeve në Kosovë, Shqipëri, Greqi dhe Amerikë, ndërsa artikuj të tyre të rëndësishëm për botën arbërore janë botuar në revistën “Lidhja”.

Vëllait tim i falënderohem, sepse edhe në kushte të vështira, ai me zjarrin arbëresh në zemër bëri që unë dhe Rina të ndiheshim degë të asaj rrënje të fortë, ku nëna e babai na edukuan me krenari. Shpesh në atë shtëpi, ku jetuan gjyshërit e stërgjyshërit tanë, ngremë flamurin kuq e zi të Skënderbeut në ballkonin ku ndodhet biblioteka dhe i them:

"Tomas, duam apo s'duam të qenit arbëror e kemi në vena".

Nuk flet, por më vështron me ata sytë e tij të mprehtë si të shqiponjës.

## Studimet universitare

Kur im atë u kthye nga Etiopia më tha: "Biri im, ti duhet të ecësh përpara, duhet të studiosh".

Isha një djalosh mendjehapur. Priftërinjtë bizantinë pajiseshin me një kulturë të përgjithshme, por edhe me kulturën arbërore. Karakteri im më çoi në ato shkolla ku duhej të bëja diçka, për të mbajtur gjallë ndërgjegjen arbërore që prindërit e mi, edhe pse jetuan pak, ma kishin rrënjosur. Përfundova studimet për filozofi dhe teologji në Universitetin Gregoriana në Romë, ku i mora të gjitha gradat akademike në vitin 1962, por gjithmonë më tërhiqte kurioziteti për tokën arbërore.

Gjatë periudhës universitare në Romë u njoha me profesor Ernest Koliqin, i cili, duke parë aftësitë e mia në fushën e kërkimeve, më aktivizoi si bashkëpunëtor në revistën e njohur "Shejzat". Kështu fillova të shkruaja mbi blegtorinë, mbi tekstilin, mbi kulturën popullore arbëreshe dhe nisa të shkruaja arbërisht-shqip. Ernest Koliqi më shpjegoi kush ishte Jeronim de Rada, pasi unë nuk dija asgjë për të.

Pasi mbarova universitetin në studimet teologjike, ata libra nuk i shfletova më, sepse më shërbyen vetëm si urë në formimin tim, për të realizuar objektivin në marrjen e diplomës. E lashë atë katedër teorike dhe u hodha direkt në terren, ku iu afrova

më pranë njerëzve. Iu afrova kulturës së etnisë sime dhe nuk e fsheh faktin që ndihesha shumë mirë afër njerëzve të thjeshtë, afër popullit dhe pranë ndërgjegjes arbëreshe.

Unë qëndroja pranë këtyre njerëzve dhe i pyesja. Unë isha pranë tyre për të mësuar, jo për t'i mësuar. Në jetën time kam bërë gjithmonë rolin e nxënësit dhe u dashurova me kulturën e popullit, me jetën. Populli është dituria. Atë periudhë shkrova "Blegtoria".

## Prifti Bellusci

Para se të flas mbi aktivitetin tim si prift dua të ndalem në një aspekt që e konsideroj të rëndësishëm. Deri në shekullin VI, populli arbëresh ishte një, ishte i fortë dhe i fuqishëm me ritin bizantin të etërve të tij.

Në shekullin XVII, në katundet arbëreshe në Itali filloi një politikë kishtare asimilimi dhe arbëreshët duhej të ndiqnin ritin latin të italianëve.

Kështu ndodhi që shumë katunde arbëreshe, si Spezzano Albanese, Mongrassano, Cerzetta, Falconare Albanese etj. ndoqën ritin latin dhe si rrjedhojë e humbën më shpejt gjuhën, kulturën dhe identitetin e tyre. Vetëm në 1974-n, Falconara, fshat arbëresh, u kthye te riti bizantin. Pikërisht në këtë komunitet të ringjallur më dërguan mua si prift. (Fshatrat arbërore me rit bizantin të kthyera në ritin latin mund të ringjallen, sepse kjo e drejtë është e kodifikuar në dekretin e Konsilit të Dytë të Vatikanit).

## Shën Sofia e Epirit

Në këtë qytezë të bukur arbëreshe shërbeva nga viti 1962 deri në vitin 1965. Jetova përkrah vëllezërve sofiotë, me të cilët u luta, ndava gëzimet, punova fort për ruajtjen e traditës së jetës së komunitetit, ku feja, riti ynë, luan një rol qendror. Duke u lutur

në gjuhën shqipe e përforcojmë atë, sepse nuk kemi shkolla.

Kjo qytezë e bukur, e vendosur në mes të maleve Sila Greca dhe fushave, ka histori të vjetër, që para vendosjes së arbëreshëve në të. Fillimisht ajo u nda në disa fshatra: Santa Sofia Terra, Pedalati, San Benedetto dhe Musti. Emrin Epir e mori pikërisht prej prejardhjes së arbëreshëve që u vendosën në këto troje në 1472-shin, me thirrjen që i bëri peshkopi i Bisignani-t një grupi refugjatësh nga Epiri për të populluar këto troje të mbetura shkretë pas valës së madhe të sëmundjes së murtajës. Arbëreshët pranuan dhe së bashku me disa të mbijetuar të sëmundjes filluan të ndërtonin në pjesën e sipërme të Sofisë së vjetër. Më pas, të gjitha fshatrat iu nënshtruan juridiksionit episkopal dhe atij të Sanseverinos. Shën Sofia, për t'u dalluar nga ajo në Forlì, mori shtesën Epir, për hir të popullsisë së saj.

Kjo qytezë e bukur ruan karakteristikat mesjetare arkitektonike prej druri dhe mozaiku. Në qendër ka një numër të madh pallatesh: Palazzo Ferriolo, Palazzo Baffa, Becci Palace, Palazzo Lopes, Palazzo Giannone, Palazzo Bugliari. Në të gjendet një muze i rëndësishëm i kostumeve shqiptare, me një karakter unik si për vlerën e veshjeve, edhe për veçantinë e iniciativës.

Interesi për kulturën mbështetet në institucione të tilla, si Muzeu i Historisë Natyrore dhe Akademia e Artit dhe Muzikës. Kishat gjithashtu kanë një strukturë që u referohet atyre bizantine greke të lashtë, si ajo e Shën Athanasit të Madh dhe Shën Sofisë, që është kisha më e vjetër në vend e daton para shekullit të njëmbëdhjetë.

## Arbëreshët e Bazilikatës

Në Bazilikatë, pesë komunat më të njohura etnike-gjuhësore janë:

në veri të Bazilikatës, zona Vulture-Melfese (Maschito (Mashkiti), Ginëstra (Xhura), Barile);

në jug të Bazilikatës, zona e Sarmentos (San Paolo Albanese, San Costantino Albanese).

Këto të fundit ishin komuna të ritit bizantin, të tjerat ndiqnin ritin latin dhe nuk kisha shumë komunikim me popullsinë e tyre.

Gjatë qëndrimit në Bazilikatë, puna ime nuk u limitua vetëm si prift në shërbesat bizante, por mbi të gjitha në funksion të popullsisë arbëreshe, në kërkim të rrënjëve arbërore.

## Shën Kostandini Arbëresh

Për tetë vjet isha famullitar **në Shën Kostandinin Arbëresh** (1965-1973).

Është shumë interesant fakti që rreth vitit 1965, shumë arbëreshë të thjeshtë më shkruanin letra në gjuhën arbëreshe, pa shkuar kurrë në shkollë shqipe. Shikoja te këta njerëz vullnetin dhe përkatësinë e një identiteti.

- *Shkruani, - u thosha, - shkruani ashtu siç e flisni. Mos u shqetësoni për ortografinë!*

Ishte diçka madhështore, sepse ata shkruanin me alfabetin e zemrës. Nuk kishte gjë më të bukur sesa ato letra që mbanin brenda identitetin, ekzistencën, krenarinë, gjakun e një populli të larguar për mbi 5 shekuj nga atdheu i tyre.

Në vitin 1966, në Shën Kostandinin Arbëresh themelova revistën vjetore “Vatra jonë”, e publikuar në gjuhën arbëreshe dhe e përkthyer në italisht dhe anglisht, sepse revista u dërgohej edhe mërgimtarëve shkostnjotë (banorë të Shën Kostandinit) në Amerikë. “Vatra jonë” është e para revistë arbëreshe në Bazilikatë dhe është pasqyrë e një bashkimi arbëresh shumë të veçantë dhe origjinal, në këngët, zakonet, historinë me origjinë nga Moreja. Deri në vitin 1972 botuam 4 numra të kësaj reviste. Ishte revista e dytë e botuar ndër arbëreshët pas “Zgjimit” në vitin 1962.

Detyra ime ishte shkrimi në gjuhën shqipe, në gjuhën e mëmës[5].

Shën Kostandinin e gjeta një komunitet të ndarë për shkak të rrymave politike. Në atë katund me 1000 banorë kishte familje arbëreshe që nuk flisnin mes tyre. Mendova që disa syresh t'i mblidhja në vatrën time, ku u shtrova një darkë. Erdhi mjeku, mësuesi, kryetari i komunës, katër mësues të shkollës fillore dhe disa arbërorë të thjeshtë. U shpjegova qëllimin tim për të bërë diçka në shërbim të fshatit dhe aty më lindi ideja e revistës. Po të shikoni kopertinën e revistës "Vatra jonë", në qendër është vatra, kusia e varur, disa orendi shtëpiake, një stol ku arbëreshi pushon për pak minuta, pak proshutë dhe vargu me specat djegës - elemente të thjeshta, bazike për jetën, por është disi sterile, e ftohtë, sepse mungonte shpirti i arbrit në atë fshat. Ky ishte qëllimi im, rijetëzimi shpirtëror i arbrit, me anë të këngës, besës, traditës arbërore.

Ajo mbrëmje shkoi mirë, sepse ata ranë dakord me propozimin tim dhe që atë moment nisëm bashkëpunimin mes nesh.

Fillova të hulumtoja mbi jetën arbëreshe edhe aty. Mblodha gojëdhëna, përralla, të dhëna mbi martesat në këtë komunitet, të cilat i botova në revistën "Lidhja"[6].

---

[5] *Përmbledhjen e punës së At Bellusci-t e gjeni te revista "Lidhja": Bibliografia (Ginëstra / Zhurr (Pz) "Këngë dhe tregime të mbledhura në Zhurr", (A.Bellusci), I, "Lidhja", 28, 1992, 946; "Këngë dhe tregime në Zhurr", (A.Bellusci), "Lidhja", II, 30, 1993, 1056. Ginëstra (Potenza), komunitet arbëresh; "Këngë dhe tregime të mbledhura në katundin Ginëstra", "Lidhja", Frasnitë, 28, 1992, 946-949. "Këngë dhe tregime të mbledhura në katundin Ginëstra" – "Lidhja", Frasnitë, 1993, 30, 1056-1060.*

[6] "Testi di cultura popolare registrati a S. Costantino Albanese", 1963-1967 (A. Bellusci), "Lidhja", 43, 2000, 1485; "Përralla për të vegjlit nga Shën Kostandini". (A. Bellusci), "Lidhja", 56, 2006, 1896; "Martesa në Shën Kostandin". (A. Bellusci).

## Falconara Albanese

Me vonë shkova famullitar për gjashtë vjet **në Falconara Albanese** (1973-1979), një nga katundet arbëreshe me pamje nga deti.

Ky komunitet, në 1639-n, i detyruar prej princave feudalë, padronë të atij territori, braktisi ritin bizantin, të cilin e rimori pas 300 vjetësh dhe tashmë me një prift arbëresh të ritit bizantin nga Eparkia e Lungros. Ky fakt është shumë domethënës, sepse demonstron rrënjët e forta të këtij komuniteti në rezistencën arbëreshe. Kjo detyrë m'u ngarkua pikërisht mua. Ishte një mision kaq sublim dhe human! Jam i lumtur që në këtë komunitet sot e kësaj dite vazhdon jeta arbëreshe e gjallë. Nuk e mohoj faktin se puna ime aty u vështirësua shumë, për shkak të kryetarit të komunës, i cili donte që unë të isha në shërbim të interesave vetjake e politike të tij. Por kurrë nuk më kanë interesuar ideologjitë. Unë kam qenë gjithmonë në shërbim të shpirtit arbëror, pa dallim ideologjik.

Atje punova me të rinjtë, duke krijuar një grup shumë të mirë folkloristik, ku djem e vajza për herë të parë filluan të jepnin koncerte edhe në fshatrat përreth, për të kënduar së bashku këngët e lashta arbërore.

## Famullitar në Kozencë

Në vitet 1979-2000, peshkopi më dërgoi si famullitar **në Kozencë**. Atje vinin shumë profesorë dhe emigrantë nga Shqipëria dhe nga Kosova dhe shtëpia ime ishte e hapur për të gjithë.

Në Kozencë, në 1979-n, popullsia arbëreshe arrinte në 5000 banorë, të cilëve u lindi si nevojë të kishin një famullitar të ritit bizantin, që do të mbante të lidhur komunitetin arbëror. Unë isha i pari famullitar arbëresh në këtë qytet me 100 mijë banorë italianë.

Për të lidhur e mbajtur të bashkuar shpirtin e arbrit mendova të themeloja revistën gjashtëmujore “Lidhja”. Një revistë cilësore, në të cilën ftova arbëreshët me kulturë dhe dije të shkruanin secili në fushën e vet, por edhe mbi problemet e vendeve të tyre të origjinës.

Gjatë viteve në vazhdim, objekti i “Lidhjes” u zgjerua, mbështetur në eksperiencën e punës sime dhe udhëtimet e mia. Në 60 numrat e kësaj reviste, nga viti 1980 deri në 2009-n, përfshihet puna kolosale e qindra intelektualëve profesionistë, protagonistë të kësaj epoke të re. Shpresoj që kjo punë kaq e madhe të merret në konsideratë nga studiues të tjerë.

Në Kozencë punova edhe si pedagog në gjimnazin klasik “B. Telesio”, ku investova shpirtin tim arbëror te të rinjtë e këtij institucioni dhe në të njëjtën kohë isha i pranishëm në organizimin e konferencave të ndryshme me studentët e universitetit të Kalabrisë, ku vinin dhe mbanin leksione edhe shumë profesorë nga Shqipëria.

# Pjesa II

# Arbëreshët

*"Arbëresh je ti, mos e harro.*
*Gluhën e mëmës në zemër shtrëngo.*
*Kujtimin e atdheut mos e harro,*
*farën e Skënderbeut sot trashëgo!"*

Kur një njeri sheh një ëndërr, ajo mbetet e tillë: veç një ëndërr. Por kur ëndërrohet në grup apo në komunitet, ajo ëndërr fillon e bëhet realitet.

Etnia jonë arbërore nuk është një etni simbolike, nuk është etni statike muzeale, është etni dinamike, etni ndjenje identiteti, ku këndohet riti, ku flitet arbërisht, mendohet arbërisht, ruhet alkimia arbërore.

Arbëreshi është një valë e lëvizshme, i pjekur në ndërgjegjësimin e udhëtimit. Ai banon në një tokë të huaj; përballoi stuhi nga më të ndryshmet; ngriti me zgjuarsi aty një atdhe të tij në ekuilibër e paqe me të tjerët e vazhdon të rrojë në këtë botë globale kozmopolite, ku asimilimi qëndron si shpata e Demokleut mbi kokën e kësaj "burbuqeje të egër" në tokën latine. Detyra jonë është ta mbajmë gjallë, sepse historia e tij është pasuri e njerëzimit.

Arbëreshi, në individualitetin e tij, është një përzierje harmonike: njerëz të vrazhdë, trima, të heshtur, që fshehin në thellësinë e shpirtit cilësi njerëzore unike. Nostalgjia për mëmëdheun, të cilit i këndojnë, nuk është "ankthi i kthimit", por nostalgjia mes dy brigjeve; lashtësia e të parëve të tyre dhe qenësia e tyre si mbartës e ruajtës të mirë të identitetit kulturor, të cilin ditën ta konservonin për më tepër se 550 vjet.

Arbëresh nuk do të thotë "delir madhështie", por do të thotë të jesh dinjitoz në hapësirën që të përket.

Arbëreshi nuk është inferior. Arbëreshi i ka të gjitha gjërat e vyera që ka sjellë me vete nga Arbëria: shpirtin fisnik, bujarinë, paqen, bashkëjetesën, gjuhën, shtëpitë, pleqtë e moçëm, oborret me karafila, rrugët me kalldrëme, kostumet e grave e vajzave arbëreshe që ndrijnë si diell, besën... Kemi sjellë eposet tona, ku mbi varr të trimit del qiparisi dhe mbi varr të vashës del "dhria e bardhë", "ku çlodhen dhe mbëlcohen me rrush udhëtarët që kalojnë s'andejmtë", shkruajnë poetët arbërorë.

Të gjitha këto gjëra të çmuara i sollën të parët tanë me vete dhe i mbështetën në liqenin e zemrës, në valëzimin e shpirtit dhe mbollën embrionin-mall.

Arbëresh nuk do të thotë "turp", por do të thotë një popull unik, që tokën ku jeton e lau me lot, me dhimbje, me sakrifica.

Arbëreshi nuk imitohet. Arbëreshi është mënyrë të jetuari, që mban gjallë identitetin nëpërmjet gjuhës, kishës bizantine, shtypit, traditës.

Arbëreshi ushqehet me eposin. Dëshmi e këtij eposi është edhe një prej këngëve të repertorit arbëresh, "Japim dorën, o vëllezër". Ne arbëreshët e këndojmë në festa, por edhe me çdo mik që hyn në shtëpinë tonë. Këtë këngë e kemi kënduar me mijëra herë me motrën Rinë e me çdo mysafir që ka ardhur në bibliotekën time, ku alkimia ka qenë magjike, sepse kur nisim e këndojmë përfshijmë edhe mysafirët, të cilëve u zgjasim dorën dhe të gjithë ndiejmë magjinë e shpirtrave të miqve që bashkohen me shpirtrat tanë. Ky gjest është besa arbërore, është bashkim vëllazëror, është ndihma e vëllait me vëllanë, ku Skënderbeu, vëllai ynë i pavdekshëm, mbrojtësi i denjë i Ballkanit dhe i qytetërimit europian, kalorësi i lirisë, tmerri i otomanëve, udhëheqës i madh i arbëreshëve, zbret nga qielli, vjen si hyjni, si perëndi dhe ngre peshë shpirtin arbëror.

Arbëreshi është krenar që ruan gjuhën më të lashtë në

Europë, gëzon etninë e tij arbërore pa destabilizuar vetëdijen e bashkëjetesës universale.

## Mëmëdheu për arbëreshët

Shumë çuditen se si ne arbëreshët vazhdojmë të kemi këtë mall për mëmëdheun, mall për trojet që nuk i kemi parë kurrë e që nuk i kemi jetuar kurrë. Meritë për këtë kanë mëmat tona, baballarët tanë, gjyshërit dhe stërgjyshit, që na i skalitën në zemër dhe mendje vetëdijen arbërore, me rregullën e saj primare, e cila, me pak fjalë, deshifrohet kështu:

"Për çdo arbëresh është kënaqësi kur deklaron se është arbëresh, por akti më sublim është kur ndihet arbëresh, prandaj, sa herë trajtohet koncepti i mëmëdheut, arbëreshi në vetëdijen e tij lë jashtë logjikën dhe mban vetëm ndjenjën".

**Koncepti i mëmëdheut** tek arbëreshët është ndjenja e veçantë që i përfshihet një hapësire fizike, por jo me kuptim juridiko-territorial, por virtualisht, vetëm si "territor-malli", i cili na përket shpirtërisht, nga gjyshërit tanë u larguan me lot e lanë me hidhërim hirin e paraardhësve tanë e që prej andej sollën me vete gjuhën, besën, ritin, me të cilat edhe sot vazhdojmë të ushqehemi me devotshmëri. Arbëreshi këtë thesar e mbron si beben e syrit.

Shpesh pyes: Keni parë ndonjë popull që të ruajë gjuhën, ritin, zakonet, doket dhe këtë "mëmëdhe-identitet" pa asnjë mbështetje, pa asnjë ndihmë të jashtme, siç e konservon populli pinjoll arbëror? Unë, jo! Është unik ky popull; fisnik, i rrallë!

Personalisht, gjatë jetës sime shkrova shumë pak poezi, por në ato pak poezi që hodha në letër, përshkrova realitetin e asaj që mendoja. Një prej këtyre poezive e kam titulluar "Mëmë – atdhe". Në këto vargje, pa minimizuar realitetin, kam shtuar atë

sfond malli arbëresh të spërkatur me shkëndijëzat e zemrës. Janë vargje që kam shkruar në vitet 1970, kur udhëtoja në Greqi e në Prishtinë dhe sytë e mi të ndezur shikonin në distancë ato trojet e tokës mëmë, që unë nuk mund t'i shkelja dhe dëshira për ta parë mëmëdheun ishte një prush që digjte zemrën.

Kujtoj që kaloja në bri të mëmë-dhè-u-t, por kjo mëmë qëndronte e mbyllur në muret e saj, me trimat e saj të dehur nga "burrëria e kuqe". Ndërsa udhëtoja, mua, arbëreshit të malluar, shpirti e sytë më ngelën brinjëve të atyre maleve, që i shikoja me dëshirën për t'i prekur.

E vështroja në distancë atë tokë, sodisja ato male, dhimbja më trazonte e krijonte një ndjesi në venat e mia. E ndërsa largohesha, një mall i çuditshëm më shëtiste nëpër gji.

Ajo tokë ishte "nëna dhe tata".

Në vite kërkoja prehrin e asaj nëne, kërkoja gjirin e saj, por kjo mëmë asnjëherë nuk zgjati duart që të më përkëdhelte, të më merrte në prehrin e saj e unë ta mbështesja zemrën e djegur nga malli në gjoksin e saj.

Me kalimin e viteve po kuptoj se në ato vargje, ku kryqëzohej epikja dhe lirikja, mbetet akoma fuqia e një realiteti të dhimbshëm, sepse edhe sot kjo mëmë i ka harruar arbëreshët.

Arbëreshi, si një heretik, me hematomat në zemër, me besën e taturuar (tat-uruar) në gjen, me buzët plot lëngim, akoma belbëzon në hapësirat e shpirtit: "Mëmë, Shqipëri, ku-je?".

## Çështja arbëreshe

Më mbushen sytë me lot kur mendoj që arbëreshët janë drejt asimilimit. Identiteti kulturor i arbëreshit për më shumë se 550 vjet ka shndritur si një feniks, por sot ndihet si një shqiponjë e rrjepur, në një fole të braktisur, situatë që sa vjen dhe po keqësohet.

Kjo shqiponjë ka edhe një mëmë, por institucionet e mëmës Shqipëri janë të sëmura nga metastaza të indiferencës së makinës burokratike të politikave dhe shumë politikanëve të saj, të cilët janë shndërruar në matrapazë. Ky kuadër është sa i turpshëm, aq edhe i dhimbshëm.

Mendoj se pavarësisht trysnive politike, gjuhësore, kulturore, fetare, ekonomike apo e çfarëdo natyre qoftë, një komunitet nuk eklipsohet kurrë totalisht nëse familja transmeton dashurinë e etnisë dhe ngulit ndërgjegjen e përkatësisë. Arbëreshi punoi shumë në familje dhe u ndihmua shumë nga riti, kisha jonë me rit lindor. Identiteti arbëror ka vërtetuar se sa herë që rrezikohet ai kufi i hollë, i cili ndodhet midis identitetit dhe asimilimit, del në pah si një instinkt mbrojtës ndërgjegjja etnike; në rastin tonë është puna e pinjollit arbëresh, që e ruan të shenjtë brenda shpirtit të tij ndërgjegjen arbërore.

**Në qoftë se nuk jemi asimiluar komplet, kjo është meritë e vetë arbëreshit dhe askujt tjetër.**

Ne jemi të harruar nga toka mëmë. Dua t'u them vëllezërve shqiptarë që arbëreshi ekziston. Ne jemi! Ekzistojmë jo vetëm atëherë, në kohën e De Radës, por edhe sot!

Rastis që shumë qeveritarë, personalitete të Shqipërisë apo Kosovës, kur vijnë në Kalabri, kalojnë në territoret arbëreshe pothuajse si turistë. Është për të ardhur keq! Mendoj se është detyrë morale të ndalen te realiteti arbëresh, te ky popull fisnik që ruajti gjuhën dhe traditat. Të afrohen e të vështrojnë si vëllai-vëllanë e ta shohin këtë banesë si shtëpinë e tyre.

E them këtë me keqardhje, sepse ka shumë figura politike, personalitete të ndryshme, që kanë ardhur deri në Frasnitë e nuk kanë takuar ata arbëreshë, të cilët luftojnë me mish e me shpirt për çështjen e identitetit. Personalisht më ka ndodhur që figura politike kanë ardhur në Frasnitë e nuk janë bërë aspak kureshtarë të hyjnë në bibliotekë. Jo për mua, sepse nuk kërkoj ndonjë admirim, por për të sensibilizuar të tjerët, që kjo bibliotekë mos të

ngelet statike, muze, por të jetë në shërbim të misionit të gjuhës, letërsisë, kulturës shqipe arbërore. Kjo indiferencë e tyre për mua është shprehje e mosrespektit për gjakun arbëror, për arbëreshin.

Ja, kështu lëvizet për arbëreshët. Ata ikin e vijnë dhe nuk kthejnë as kokën.

Nëse këtë e quajmë "lëvizje", nuk kemi asgjë në vijë. Arbëreshi i Kalabrisë dhe i Italisë në përgjithësi nuk ka nevojë për këta qeveritarë, të cilët vijnë në këto anë sa për të thënë ose që të përmbushin agjendën e tyre. Arbëreshi nuk ka nevojë as për ato figura pasive, që u shtrohet ndonjë drekë e darkë e nuk dinë se ç'thuhet e ç'bëhet për çështjen e identitetit arbëror. Arbëreshi i Italisë nuk ka nevojë as për ata ministra, që bëjnë një sy qorr e një vesh shurdh. Arbëreshi i Frasnitës nuk ka nevojë as për ata deputetë që bëjnë premtime, por nuk i mbajnë ato. Ministrat apo individët qeveritarë që vijnë nga Tirana apo Kosova nuk duhet të lidhen me pseudo-politikanë apo me disa kryetarë bashkish arbëreshe, të cilët gjuhën shqipe arbërishte nuk e dinë fare ose e njohin deri diku e nuk kanë kurajë të shprehin qoftë edhe dy fjalë në gjuhën arbëreshe. Kjo më zemëron dhe nuk rezervohem të them se është një turp i madh kur intelektuali arbëresh përshëndetet dhe thotë: "Jam arbëresh, por nuk di të flas arbërisht".

Arbëreshi ka nevojë për ato figura që prekin realitetin e bashkive të arbëreshëve të sotëm dhe që mbajnë lidhje me ata njerëz që sot janë në front të parë, sepse janë pikërisht këta njerëz që dinë të japin një përgjigje të saktë se ku e për çfarë kanë nevojë arbëreshët që të mos humbin gjuhën, mos të asimilohen e të mbajnë gjallë identitetin dhe vlerat e tyre.

Ka ardhur koha për t'u thënë mjaft këtyre qeveritarëve apo figurave politike prej Shqipërie e Kosove, që bëjnë vizita empirike, që vijnë sa për të kaluar radhën në katundet tona.

Ka ardhur koha t'u themi mjaft edhe atyre takimeve "akademike", ku na japin ndonjë titull nderi dhe nuk shkojnë më tutje, për një vazhdimësi pune.

Duhet t'u them këtyre zotërinjve se ne arbëreshët, më tepër se për ato fletushka nderi që na shpërndajnë, kemi nevojë për ndihmë konkrete, për mundësi e shërbime që janë në funksion të ruajtjes së gjuhës dhe identitetit tonë kulturor.

Mjaft abuzim dhe mistifikim është bërë për çështjen arbëreshe!

Ka ardhur momenti t'u vëmë fre këtyre forcave politike dhe pseudo-intelektualëve që kanë trajtuar dhe trajtojnë si leckë pa vlerë këtë popull që nuk e meriton, sepse populli arbëresh është fisnik, me gjak të pastër. Mund të themi pa frikë se ai popull ishte dhe qëndron gjithmonë si djepi më i lashtë dhe më i panjohur i letërsisë gojore dhe letrare të popullit shqiptar në diasporë.

Arbëreshët e rinj janë të vlefshëm. Studentët tanë mund të bëhen kërkues të mirë shkencorë të periudhës së shekujve XV-XVII, duke konsideruar faktin se sa shumë dokumente për historinë e Shqipërisë ndodhen në arkivat e Venedikut, që janë një thesar i vërtetë por që fatkeqësisht nuk shfrytëzohen. Janë dokumente që hedhin dritë mbi historinë e vërtetë të Shqipërisë, sidomos për krahinën e Çamërisë. Personalisht nuk kam dëgjuar kurrë asnjë projekt bashkëpunimi midis studentëve arbëreshë dhe atyre shqiptarë.

Kemi vite që proklamojmë që çështja arbëreshe nuk është reklamë. Çështja arbëreshe është thirrje, është apel, sepse përndryshe na pret asimilimi.

Mbi këto themele dhe njohuri duhet krijuar një strategji e sotme për ruajtjen e këtij xhevahiri, të këtij populli arbëror.

Rroftë arbëreshi që flet arbërisht! Rrofshin arbërorët që ruajnë zakonet dhe doket e veta dhe në kushte kaq të vështira!

## Gjuha shqipe tek arbëreshët e Italisë

Unë kam lindur për të folur shqip. Kur nisa fjalët e para, më edukuan, më mësuan arbërisht. Fola shqip në një vend që nuk është i imi, për të fituar lirinë.

Gjuha shqipe na u la si amanet për t'ua transmetuar brezave, për të ngelur e përjetshme.

Gjuha ime shqipe është "unë", është ekzistenca ime fisnike dhe e vetëdijshme.

Ne arbëreshët nuk kemi shkolla shqipe, ***revistat janë akademia jonë***, ku "nxënësit më të mirë" shkruajnë dhe shpërndajnë eksperiencën e tyre falas, ndërsa njerëzit e thjeshtë janë dëshmi e jetës së tyre të përditshme. Me këtë qëllim lindën edhe revistat e mia. Në fillim ishte revista "Vatra jonë" dhe pastaj "Lidhja", që unë i quaj edhe bijëzat e mia. Ato lindën si ide për të shërbyer si një shkollë, në mënyrë që të mos humbë gjuha dhe vetëdija arbërore tek arbëreshët e Italisë. Qëllimi i shtypit në gjuhën shqipe është që të ringjallet komuniteti. Asnjëherë nuk duhet të braktisim rrënjët ku u lindëm, ku u rritëm, sepse vetëm kështu ringjallet kultura, përforcohet gjuha, mbahen raporte të thella me tokën mëmë dhe mbajmë gjallë shqiptarizmin. Me një identitet kulturor, shpirti ndihet mirë, njeriu gjen veten, sepse mbështetet në rrënjë dhe përballon më mirë stuhitë e jetës.

Gjuha që flas është gjuha e mëmës sime; në vatrën tonë gjithmonë është folur arbërisht. Tata, mëma dhe vatra janë tempulli i shqiptarizmit. U rrita dhe u edukova me gjuhën arbërore dhe veprat e mia janë shkruar në arbërisht, ku reflektohet bukuria e dialekteve të katundeve të ndryshme.

Dialektet arbëreshe kanë një leksikologji të moçme shqiptare. Kalabria dhe Ungra, Napoli, ishin "mensat" tona, që na furnizonin me ushqimin për ruajtjen e identitetit.

Arbëreshët e Italisë mbajtën dy kongrese të rëndësishme gjuhësore:

**Kongresi i Parë ishte në Koriliano Kalabro (Corigliano Calabro)** më 1, 2, 3 tetor 1895, ku mbi 200 mijë shqiptarë të larguar nga trojet e tyre, të shpërndarë në të gjithë Italinë e Jugut, u bashkuan për të mos harruar identitetin e tyre. Ky kongres u

ndërmor me nismën e figurave si De Rada, Skiroi dhe Anselmo Lorekio nën udhëheqjen e Françesko Krispit. Kongresi u zhvillua në mjediset e gjimnazit "Garopoli". Ishte një eveniment i madh për kohën. Njëzet e pesë delegatët e kongresit dhe 500 intelektualë të tjerë nga rajonet e Italisë së Jugut (Kalabri, Kampania, Pulia dhe Sicili) e mbështetën këtë nismë.

**Kongresi u dytë, vazhdim i të parit, u mbajt në Ungra** (Lungro), më 20-21 shkurt 1897. Dua të kujtoj këtu se programi i dy kongreseve kërkonte, së pari, një alfabet të njehsuar, themelimin e një shoqërie kombëtare shqiptare, si dhe thellimin e lidhjeve me mëmëdheun. Kongresi i dytë rikonfirmoi objektivat e vendosura nga kongresi i parë dhe rishikoi statutin e Shoqatës Kombëtare Shqiptare. Kongresi i Ungrës zëvendësoi "Yllin e arbëreshëve" me një tjetër gazetë të udhëhequr nga Anselmo Lorekio me emrin "La Nazione Albaneze".

Në shumë rubrika të revistës "Lidhja" ne kemi trajtuar dhe përkujtuar pikërisht këto dy ngjarje të mëdha, pa harruar edhe Kongresin e Napolit më 16-18 qershor 1903. Ky kongres synoi të forconte më tej lidhjet kulturore dhe politike mes shqiptarëve. Aty u propozua hapja e një katedre të re në Universitetin e Palermos. Po ashtu, u vendos edhe krijimi i një katedre në gjuhën shqipe në Institutin Oriental të Napolit.

**Në revistën "Lidhja" nr.4/ II, 1981,7-9** janë pasqyruar një sërë vendimesh:

- dhënia e bursave shqiptarëve në mëmëdhe për studime në kolegjin San Adriano dhe në San Demetrio Koronë;
- fillimi i mësimit të gjuhës shqipe në shkollat publike të komuniteteve arbëreshe në Itali;
- autonomia e Shqipërisë;
- zhvillimi i marrëdhënieve mes federatës italo-shqiptare dhe shoqërive shqiptare në Rumani dhe Bullgari;
- të drejta të barabarta për të gjitha besimet në Shqipëri;

- themelimi i një gazete qendrore të federatës, që do të botohej në Romë në frëngjisht, italisht e shqip;

- një lutje Portës së Lartë, që udhëheqësit shqiptarë që ishin arrestuar gjatë trazirave të fundit maqedonase të liroheshin nga burgu.

(Një dokument zyrtar i lëshuar nga Prefektura e Napolit vërteton mbajtjen e këtij kongresi, arsyet pse u themelua, lehtësirat për pjesëmarrësit).

Përmes kongreseve gjuhësore synohej që jo vetëm të arrihej në krijimin e një alfabeti të njehsuar dhe themelimin e një shoqërie kombëtare shqiptare, por edhe në forcimin e marrëdhënieve në shkallë më të gjerë me mëmëdheun.

Përçarja intelektuale arbëreshe ndodhi pasi disa kërkonin të ndërhynin për pavarësinë e Shqipërisë nga turqit, kurse një palë tjetër kundërshtonte dhe kështu Shqipëria nuk mund të çlirohej me ndihmë nga jashtë, siç kishte ndodhur në shtete të tjera, si në Greqi e Itali.

## Ritet dhe besimet tek arbëreshët

Unë jam diplomuar për filozofi dhe teologji në vitin 1962, në Universitetin Gregorian në Romë.

Megjithatë, gjithmonë prezantohem si arbëresh, pastaj si prift. Prioritet për mua ka qenë çështja kombëtare, gjuha arbërore, identiteti arbëror. Miku im i madh, Aristidh Kollja, kudo që shkonte thoshte:

*"Antonio Bellusci nuk ishte prift si ata priftërinjtë që shohim në rrugët e Athinës, të majmë e të butë, me vështrim të përhumbur, gjysmën drejt tokës dhe gjysmën drejt qiellit e që flasin vetëm për fenë. Ky prift është i vetmi që kam njohur deri sot që flet për rrënjët, për identitetin, për zakonet. Me zjarrin në sy e në gjoks, ai vinte nga Italia e dinte për arvanitasit aq sa nuk dimë ne këtu në Greqi".*

Kënaqem në shpirt dhe vë buzën në gaz sa herë që lexoj mendimet e tij për mua, por dua të theksoj se priftërinjtë arbërorë

të ritit bizantin para se të jenë religjiozë, janë arbërorë. Misioni i tyre gjithmonë ka qenë të mbajnë gjallë shpirtin e arbrit, besën, gjuhën shqipe. Inteligjenca dhe kleri arbëresh ishin "një" në kërkim dhe në mbrojtje të entitetit etnikulturor.

Shumë figura politike të Shqipërisë dhe Kosovës, me sa po kuptoj, nuk e kanë të qartë se cili është funksioni i Eparkisë arbëreshe.

Eparkitë arbëreshe, në mënyrë specifike ajo e Ungrës, në të cilën bëj pjesë edhe unë, janë bazat ku ruhet identiteti dhe gjuha arbërore. Populli shqiptar dhe ai kosovar, që janë popuj të shteteve të lira, duhet të kuptojnë dhe të dinë mirë që ne arbëreshët, nga momenti që u vendosëm në këto troje e deri në vitin 1867, u persekutuam për shkak të besimit bizant ortodoks. Ne Zotit mund t'i luteshim edhe në besimin katolik, por një veprim i tillë do të na çonte drejt asimililimit, sepse riti latin flitej italisht, prandaj shumë priftërinj luftuan, shumë besimtarë u vranë e u prenë vetëm e vetëm për të mbajtur gjallë Eparkinë, jo vetëm si formë besimi por edhe si identitet, si gjuhë dhe për këtë na takon të respektohemi.

## Pak histori mbi besimin bizantin ortodoks

*Deri në vitin 1867, ne arbëreshët u persekutuam për shkak të besimit ortodoks. Papa Pius IX i dha fund epërsisë së ritit latin ndaj riteve të tjera. Kështu, më në fund, zyrtarisht në vitin 1919 dhe pak më vonë, në 1937-n, u ndërtuan eparkitë ose eparhitë (dioqezat) bizantine për arbëreshët e krishterë të ritit lindor.*

*Përpjekja e shqiptarëve për të arritur mirëfilltësinë e ritit të tyre, si edhe dioqeza të plota bizantine, u bë konkrete me kalimin e kohës.*

*Gjatë periudhës papale të papës me origjinë shqiptare, Klementi XI, me nismë të atit arbëresh Stefan Rodotà, u pranua propozimi për themelimin e një kolegji të ritit bizantin në Kalabri dhe emërimin e një peshkopi, i cili kishte fuqinë të detyronte priftërinjtë të përdornin këtë rit.*

*Kundërshtimi nga ana e peshkopëve latinë i vonoi jo pak projektet e komunitetit shqiptar, por më 1732-shin, Klementi XII (1730-40) dhuroi, për përmbushjen e këtij qëllimi, pronat e abacisë së Shën Benedikut Ullano, si edhe një sasi të madhe të hollash nga thesari i vet. Nëpërmjet urdhëresave të Atit të Shenjtë, peshkopit bizantin iu dhanë të drejta të plotfuqishme në kuadrin e kolegjit, si edhe e drejta për të emëruar në urdhrin e ri studentët e vet.*

*Po kështu iu njoh edhe e drejta të vizitonte kishat e ritit bizantin porse fetarët e ritit mbeteshin nën juridiksionin e priftërinjve latinë. Për sa u përket shqiptarëve të Sicilisë, iu dha një kolegj në Palermo nga Karli VII, ndërsa Ferdinandi IV u caktoi një peshkop, gjithmonë në kryeqytetin sicilian (1784).*

*Arbëreshëve iu njoh identiteti dhe iu çmuan vlerat nga Papa Leoni XIII (1878-1903), i cili urdhëroi eliminimin e çdo shtojce liturgjike që nuk përputhej me ritin bizantin.*

*Më tej, më 1919-n, gjatë periudhës papale të Benediktit XV (1914-1922), u ngrit në Kalabri Eparkia (dioqeza) e Lungros dhe më 1937-n, me Papa Pion XI (1922-1939), në Sicili u ngrit Eparkia e Horsë së Arbëreshëvet (Piana degli Albanesi). Në të njëjtën kohë u shpall "ezarkike" edhe abacia e Shën Mërisë në Grottaferrata (Roma).*

## Eparkia e Ungrës

*Eparkia e Ungrës (Lungro) në Kalabri (themeluar më 13 shkurt 1919 me Kushtetutën Apostolike "Catholici Fides" të Papës Benedikti XV) grumbulloi rreth 30 njësi të ritit bizantin me në krye epishkopin arbëresh me juridiksion të plotë. U themelua nga Papa Benedikti XV, me qëllim që të nxirrte misionarë për të vangjelizuar popullin shqiptar.*

*Riti ynë ka një origjinë të thellë dhe i përket periudhës prej vitit 1444, kur u mblodh Kuvendi i Lezhës dhe u betuan për qiell e për besë. Ky popull që i ka rrënjët te gjuha shqipe, më e lashta në Europë,*

*shkon krenar falë kishës bizantine që frekuenton, sepse në të flitet shqip, këndohet shqip, lutet shqip.*

*Kur përmend kishën tonë nuk mund të qëndroj indiferent, pa përmendur peshkopin tonë, mons. Donato Olivero, lindur në Ungër, i emëruar nga papa në vitin 2012, i cili me thjeshtësinë e tij, me krenarinë e tij, me dashurinë e tij për Arbërinë, punon me të gjitha forcat për të na mbajtur të lidhur, të bashkuar.*

*Ai nuk flet nga troni i kishës, por është shumë afër çështjes arbëreshe. Askush si ai nuk njeh problemet e arbëreshëve, pasi shkon në çdo cep që mbulon Eparkia, shikon me sytë e tij problemet, merr përsipër iniciativa që çështja e arbrit të dëgjohet. Për këtë kapërcen edhe kufijtë, për ta bërë komunitetin tonë më hapësinor, që ky komunitet të ketë zhvillim. Qëllimi është të bëjë të ditur se arbëreshët e sotëm janë po ata që kanë ikur në shekullin e 15-të, që kanë gjuhën dhe besën, besnikë të besimit në favor të çështjes kombëtare dhe identitetit kulturor. Kjo lëvizje është në evolucion. Për këtë popull të ndershëm arbëresh shtohen raportet dhe bashkëpunimet. Ai ka arritur të krijojë lidhje me Patriarkën Ekumenike të Kostandinopojës, me gjithë institucionet qeveritare dhe fetare më të larta në Shqipëri dhe me primatin e kishës ortodokse të Greqisë, arbëreshin Jeronimo Liapis, si edhe me institucionet më të larta në Itali dhe në botë, lidhje këto gjithmonë në favor të komunitetit arbëresh.*

*Kreu dhe populli i ritit bizantin kërkojnë të jenë një, një bosht, një zemër. Nuk mohoj faktin se nuk është e lehtë që në këtë botë ku nuk ekzistojnë politika sociale mbi pakicën e që flitet gjithmonë për integrim, vetëdija arbëreshe ka dhënë prova se arbëreshi respekton kulturën e tjetrit, por mban kulturën e tij e nuk imponon.*

*Revista "Lajme - notizie", organ i Eparkisë, është një instrument në duart e arbëreshit, për të folur për jetën e përditshme, për aktivitetet kulturore, nismat, për rininë.*

*Jam shumë i indinjuar, sepse autoritetet qeveritare nga Tirana dhe Kosova, me mentalitetin e tyre dhe ideologjinë, nuk e shikojnë* ***Eparkinë si organin më të lartë të komunitetit arbëresh****, por e shohin*

*thjesht si një funksion kishe, ku besimtarët duhet të shkojnë e t'i luten Krishtit. Gabohen këta qeveritarë! Qeveritarët, si shqiptarë edhe kosovarë, nuk kanë shkelur asnjëherë në këtë Eparki. Vetëm dy syresh kanë ardhur: Edita Tahiri, ish-ministre e Kosovës për Dialogun, dhe Ilirjan Celibashi, ish-ministër i Shqipërisë për Marrëdhëniet me Parlamentin. Ne s'kemi imponuar askënd për të ardhur në Eparkinë arbëreshe, por mendoj se një shqiptar me gjak shqiptari shkon tek Eparkia sepse atje është arbëreshi, atje janë hallet e arbëreshit, atje është vëllai i tyre!*

*Mentaliteti arbëror është i hapur, sepse vetëdija arbërore respekton të gjitha fetë, pavarësisht nëse beson apo jo. Prandaj, nëse do të shkelni tek Eparkia nuk është për faktorin fè. Eparkia jonë është institucion, i cili duhet respektuar, ashtu siç respekton Eparkia jonë institucionet qeveritare.*

*Kështu që qeveritarët e Shqipërisë dhe të Kosovës, që shkojnë nëpër rrugët e Arbërisë, duhet të konsiderojnë faktin se është Eparkia ajo që njeh realitetin arbëresh. Është Eparkia autoriteti juridik, i cili bashkon dhe mbron botën arbërore. Eparkia përfaqëson maksimumin e autoritetit të jetës arbërore. Kur këta qeveritarë nuk nderojnë këtë seli dhe peshkopin e Ungrës, ata turpërojnë popullin arbëresh. Flasin për De Radën, por pse nuk kujtohen se De Rada ka thënë që peshkopi i arbëreshëve është korona sa njëqind fshatra arbëreshe?*

*Mendoj se qeveritarët që vijnë në Kalabri tek arbëreshët duhet të falënderojnë këtë Eparki, sepse nuk ka shkolla shqipe, nuk ka një kanal televiziv shqip, nëpër universitetet e Kalabrisë dhe Kozencës nuk ka asnjë student që shkon e mëson gjuhën shqipe dhe në këto kushte Eparkia shndërrohet në akademi masive për arbëreshin, një akademi ku mësohet shqip.*

*Në Eparki flitet gjuha shqipe, e njësuar dhe e kodifikuar që në vitin 1968, ndërsa në familje dhe njësitë administrative fliten variante të arbërishtes.*

*Gjuha shqipe në Eparki është e pranuar edhe në selinë e shenjtë dhe kjo ka ardhur me mund dhe sakrifica. Arbëreshi i Kalabrisë ka*

*Eparkinë institucionin e tij më të lartë juridiksional dhe peshkopin e saj e njeh si autoritetin e tij më të lartë. Pikërisht është ky panteon, Eparkia jonë, peshkopi ynë, që duhen vlerësuar për mbajtjen gjallë të identitetit. Eparkia jonë është me mentalitet të hapur dhe pa paragjykime, pa ideologji ekstremiste.*

*Vetëm kush nuk dëshiron gjuhën shqipe dhe identitetin shqiptar nuk shkel në këtë Eparki.*

*Po e përsëris, mendoj se qeveritarët e Shqipërisë dhe Kosovës duhet të kuptojnë njëherë e përgjithmonë se peshkopi i Ungrës është kryesia më e lartë, më e shkëlqyer, më e fuqishme për botën tonë arbëreshe. Prandaj kjo figurë kaq e vlefshme për ne duhet të jetë e respektuar pa asnjë lloj barriere ideologjike, sepse kjo figurë na përfaqëson, na bashkon, për të mbrojtur gjuhën shqipe.*

*Te ky prag flasim arbërisht, këndojmë arbërisht, qajmë arbërisht. Bota jonë vërvitet në këtë prag dhe pragu ynë është Eparkia, Arbëria jonë, hyjnia jonë.*

*Aq i rëndësishëm është besimi që sollën arbëreshët me vete, saqë jeta kulturore e arbëreshëve në tre shekujt e parë u zhvillua kryesisht në ambientin fetar. Kjo vihet re sidomos në veprimtarinë letrare "Kënga e përshpirtëshme" e poetit arbëresh Lekë Matranga, e shkruar më 1592-shin, që shënon edhe fillimin e historisë së letërsisë arbëreshe në Itali.*

***Këngë e përshpirtëshme***

*Gjithëve thëres, kush do ndëlesë,*
*të mirë të krështë, burra gra,*
*mbë fjalët e Tinëzot të shihi meshë,*
*se s'ishte njëri nesh çë mkatë s'ka;*
*e lum kush e kujton se ka të vdesë,*
*e mentë bashkë mbë Tënëzonë i ka,*
*se Krishti ndë parrajsit i bën pjesë,*
*e bën për bljr të tij e për vëlla.*
*(1592)*

## Rëndësia e Shën Adrianit në Kalabri dhe Seminarit Arbëresh të Palermos

Në vitin 1736, për herë të parë filloi të shkruhej gjuha shqipe dhe për arbëreshët filloi një epokë e re e arsimit kombëtar dhe gjuhës shqipe. Në gjysmën e dytë të shekullit XVIII u ngritën dy institucione arsimore, që mbushën zbrazëtinë e jetës shpirtërore të arbëreshëve: **Kolegji Korsini** (San Benedetto Ullano) ose *Shën Adriani në Kalabri* dhe *Seminari Arbëresh i Palermos* në Siçili. Këto masa shërbyen për ruajtjen e traditës kishtare bizantine ndër arbëreshët e Italisë. Në fakt, këto dy shkolla, krahas ndihmës për ruajtjen e ritit bizantin, u ngritën me qëllimin për t'i pajisur bijtë e tyre me një kulturë të pasur, që të mos mbeteshin prapa vendasve në arsim dhe qytetërim. Kultura arbëreshe ndihej e kërcënuar nga fushata e kishës katolike të Italisë së Jugut kundër ritit bizantin që ndiqej nga komunitetet arbëreshe.

***Nevoja për t'u dalluar nga grekët i shtyu klerikët intelektualë arbëreshë të vinin në pah veçoritë gjuhësore, fetare dhe kulturore të etnisë së tyre dhe favorizuan që në fillim lindjen e vetëdijes kombëtare mes arbëreshëve, duke zhvilluar një traditë intelektuale.***

Gjatë periudhës që zgjati mësimi i shqipes në Kolegjin e Shën Adrianit u botuan një varg tekstesh shkollore, programesh e planesh mësimore me shumë rëndësi për historinë e mendimit pedagogjik shqiptar dhe të shkollës shqipe, si: "Leksione të gjuhës shqipe" (1892), "Konferenca mbi vjetërsinë e gjuhës shqipe" (1893), "Tiparet e gjuhës shqipe dhe gramatika e saj" (1894), "Abetarja e gjuhës shqipe" (1896)...

Shën Adriani u bë "lulishtja" më e bukur e jetës shqiptare-arbërore. Nga ky kolegj dolën arbëreshë intelektualë të zot, madje shumë erdhën edhe nga Shqipëria për t'u arsimuar në

këtë institucion. Në vitet 1898 - 1919, aty ndoqën mësimet mbi njëqind intelektualë shqiptarë, të cilët u bënë veprimtarë në shërbim të atdheut e të arsimit kombëtar. Duke punuar në kolegj, De Rada bashkëpunoi me rilindës të shquar shqiptarë, si Zef Jubani, Thimi Mitko, Luigj Gurakuqi, i cili ishte nxënës i De Radës, pa harruar bashkëpunimin me Aleksandër Xhuvanin. Mund të përmendim, ndër të tjerë, nxënësit e De Radës, poetët e njohur arbëreshë, Zef Serembe e Bernand Bilota.

**De Rada,** ky gjigant i botës arbërore, meriton të zërë vendin kryesor, por unë dua të përmend edhe disa figura të tjera arbërore, që kanë vlera shumë të mëdha por që nuk përmenden shumë shpesh.

## Personalitete të njohura arbëreshe

**Vincenzo Stratigò (1822-1885)** rridhte nga një prej familjeve më të vjetra shqiptare të ardhura në Itali nga Korona e Moresë. Në vitin 1860, Vincenzo Stratigo, së bashku me pesëqind luftëtarë lungërezë, luftoi për të fituar lirinë e Italisë. Ishte poet që mbështeste idetë përparimtare të kohës. Shkroi në gjuhën italiane, por sidoqoftë sensibilizonte dhe ngrinte lart emrin e Arbërisë. Në veprat e tij gjejmë "L'Albanese" (Arbëreshi), në të cilën përshkruan historinë e Shqipërisë. Veprat e tij më të rëndësishme janë: "Il Proletario" dhe "Il bersargliere", si dhe "Katundet e Rusisë". Vdiq në Lungër, më 29 shtator 1886.

**Francesco Antonio Santori** nga Shën Katerina (1819-1894). Në moshën 16-vjeçare botoi në Napoli një vëllim me disa poezi plot ndjenjë dhe admirim për bukuritë natyrore. Lëvroi gjuhën shqipe dhe shkroi romanin e titulluar "Sofia Kominiate" dhe veprën "Vallja e haresë së madhe". Botoi në gazetën "L'Albanese d'Italia". Santori shquhet për botimin e dramës së parë në gjuhën shqipe,

"Emira". Në "Flamuri i Arbrit" të De Radës u botua akti III i dramës "Emira".

Po te "Flamuri i Arbrit", më 30 mars 1884, u botuan disa poezi të tij:

*O sulltan mos jip pëlqim,*
*E mbajmë vetë Shqipërinë*
*Ne nuk shkojmë në Mal të Zi*
*As me serb, as me Austri,*
*As me turk, as me Greqinë,*
*Duam vetëm autonominë!*

*"Flamuri i Arbrit" ishte organi i parë i shtypit periodik shqiptar që bashkoi inteligjencën shqiptare të asaj kohe, të shpërndarë në katër anët e botës.*

Asnjë poet nuk i ka shkuar më bukur se **Zef Serembe (1843-1901)** vendlindjes, Arbërisë, si në këto vargje:

*Hapet para meje, det i shkëlqyer*
*Që zgjon të trut' e mi mendime shumë*
*E llahtara mendjen time ushqen*
*Aq sa vetëm pushoj kur bie në gjumë,*
*Arbëria që pas detit na kujton,*
*Se në të huaj jemi të ky dhe,*
*Sa vjet shkuan! E zemra nuk harron,*
*Se për turkun qëndruam pa Mëmëdhe..*

Udhëtoi aq shumë sa thuhet se u gjend i vdekur në Brazil, te sheshi i tregut.

Dashuria e tij për atdheun shfaqet fuqishëm edhe në vjershën e fundit të tij, atë të vitit 1898, të cilën e shkroi me rastin e vdekjes së arbëreshit garibaldian, Pjetër Irianit.

**Agostino Ribecco (1867-1928)** lindi në Spezzano Albanese, edhe ky nxënës i kolegjit Shën Adriano. Më pas studioi për mjekësi në Napoli. Bashkë me De Radën, Lorecchio-n, Bilotën dhe të tjerë, qe nismëtar në hapjen e të parit kuvend gjuhësor në Koriliano Kalabro, në 1895-n. Shkroi lirika, përktheu në gjuhën italiane dramën e Sami Frashërit, "Besa", si dhe botoi studime mbi vjetërsinë e gjuhës shqipe.

**Antonio Argondizza (1839-1918)** ishte drejtues i revistës "*Ylli i Arbëreshëve*", detyrë që iu dha në kongresin e parë gjuhësor. Një ndër lirikat e tij më të vlerësuara nga shtypi, "Il pianto di un orfana", është përfshirë në Antologjinë e De Radës.

**Costantino Mortati (1891-1985)** me atin nga Civita dhe nënën nga S.Bazile, lindi në Koriliano Kalabro dhe ishte një nga themeluesit e Republikës Kushtetuese. Mortati ndihej arbëresh në zemër dhe këtë e shfaqi me dashurinë që kishte për vendlindjen, si dhe me punën që bëri si mësues, duke ndihmuar në arsimimin e shumë të rinjve arbëreshë.

**Felice Tocci (1840-1918)** lindi më 7 gusht 1840, në fshatin Vakarizzo-Albaneze (Kalabri). Mësimet e para i mori në kolegjin italo-shqiptar Shën Demetrio, Koronë. Botoi gazetën "*L'Eco d'Italia*". Ndihmoi financiarisht kolegjin ku mësoi për kërkimet etimologjike të gjuhës shqipe.

**Albino Greco** lindi në një katund arbëresh, Marri, afër Shën Benedikut Ullano. Me Albino Greco-n jam njohur në Romë, gjatë studimit universitar. Kemi pasur kontakt me Ernest Koliqin, profesor i gjuhës shqipe, i cili në 1957-n themeloi revistën e parë shqiptare me titull "Shejzat" ose "Plejadhi", që i referohej një konstelacioni, i cili grumbullon disa yje pranë tij.

Koliqi krijoi një revistë që shërbente për të grumbulluar emigrantë shqiptarë, që në atë kohë ishin emigrantë për motive politike, për shkak të regjimit komunist të Enver Hoxhës, por edhe për të bashkuar shqiptaro-italianët intelektualë në lëmin e poezisë, letërsisë si të tërë apo studimeve kërkimore, si dhe për t'i shtyrë drejt një aktiviteti kulturor. Ky shembull i Koliqit u ndoq edhe nga Albino Greco, me profesion avokat, i cili në vitin 1962, me kurajë, duke përballuar sakrifica të shumta, themeloi revistën "Zgjimi" apo "Risveglio". Tre vjet më vonë, unë themelova revistën "Vatra jonë". Ndërsa në 1970-n, Demetrio Emanuele nga Civita publikoi numrin e parë të revistës "Katundi ynë", që vazhdon të botohet edhe sot.

Albino Greco besonte në ringjalljen e vetëdijes arbëreshe, duke ftuar të gjithë arbëreshët të shpërndarë në Itali të shkruanin faqet më të bukura të kulturës sonë. Ai me vështirësi u lidh me sponsorë nëpër banka dhe njëkohësisht u mbështet nga firmat private të ndërtimit. Ky aktivitet për rreth 30 vjet u bë baza shqiptaro-arbërore për gjuhën dhe identitetin kulturor. Ky arbëresh i nderuar u transferua në Romë për motive pune, ku punoi si profesor dhe gjykatës, por bashkë ruajtëm gjithmonë raporte vëllazërore, të forta dhe të qëndrueshme.

Revista e tij "Zgjimi" zgjoi nga një letargji shekullore shpirtin arbëror, sepse në atë periudhë u themelua gazeta "Zëri i arbëreshëve" në Ejanina nga papas Emanuele Giordano; revista "Zjarri" në Shën Mitrin e Koronës nga papas Guseppe Faraco; revista "Dita jote" në Shën Sofia Epir nga papas Jani Capparelli; revista "Lajme" në Ungra themeluar nga peshkopi Ercole Lupinacci; revista "Basilicata arbëreshe" në Rionere (Pz) nga Donato Mazzeo dhe revista "Lidhja" në Kozenca.

Sot, "Jeta arbëreshe", e themeluar nga Agostino Giordano nga Ejanina, është i vetmi organ online, që lidh shumë studiues dhe që është aktiv.

**Demetrio Emanuele** ka qenë mësues i shkollës fillore në Civitas. Edhe ai, ashtu si unë, shkroi disa artikuj në revistën "Zgjimi" e më vonë vendosi të krijonte një revistë, "Katundi ynë", organ i shoqatës kulturore "Gennaro Placco" (Gennaro Placco ishte një ndër rilindësit më të mëdhenj arbëresh, i lindur në Çifti). "Katundi ynë" filloi të publikojë materiale me tematika të ndryshme dhe përfshinte shumë të rinjtë. Në këtë revistë, një hapësirë të madhe zunë edhe kërkimet dhe udhëtimet e mia në More deri në 1980-n.

Urtësia dhe modestia që e karakterizonin e bënë Demetrio Emanuelen vëlla të të gjithë arbëreshëve intelektualë, por edhe njerëzve të thjeshtë. Për këtë kauzë fisnike, qindra studiues arbëreshë, me kontributin e tyre, kanë ngritur nivelin kulturor të Arbërisë sonë, duke vënë në shërbim motorin e kulturës, duke u transmetuar brezave të rinj dashurinë për ruajtjen e identitetit arbëror.

Të gjithë intelektualët arbëreshë u bashkuan për të sensibilizuar autoritetet qeveritare italiane mbi situatat e minoritetit tonë, por ligji që aprovuan në 1999-n na dëmtoi më tepër dhe kjo gjë vihet re edhe sot.

Demetrio Emanuele krijoi edhe një muze interesant etnografik, që vizitohet nga mijëra arbëreshë dhe të huaj. E bija, Stefania, edhe pse me vështirësi, mbështet nismën e tij dhe vazhdon misionin e të atit nëpërmjet revistës "Katundi ynë", që shpërndahet në çdo skaj ku ka arbëreshë.

## Veprimtari i (pa)njohur Terenzio Tocci

Një nga figurat e rëndësishme arbëreshe është **Terenzio Tocci (1880-1944)**. E bija, Rita, më 30 prill 1988, më shkroi një letër, ku me të drejtë kërkonte që të dalë në dritë figura e lartë e atit saj[7].

[7] *Këtë letër e kam botuar te revista "Lidhja"* ***20, 1988, fq. 605***

Terenz Toçi rridhte nga një familje e shquar arbëreshe nga Shën Kozmo Albanese (Strigari).

Më 26 prill 1911, Toçi organizoi një kuvend në Fan të Mirditës dhe një ditë më vonë, më 27 prill, së bashku me krerët shqiptarë, në Kimzë, arriti të nënshkruante dokumentin me të cilin shpallej krijimi i një qeverie të përkohshme, e kryesuar prej tij.

Në kuvendin e Fanit u deklarua për një Shqipëri të lirë dhe e pavarur, e cila do të vinte vetëm përmes luftës me armë në dorë kundër pushtuesve. Ky kuvend pati rëndësi historike, sepse ishte i pari kuvend arbëresh, pas atij të Lezhës, ku bëhej betimi për të luftuar për Shqipërinë. Arbëreshët u betuan se do të luftonin deri sa ushtari i fundit i pushtuesit të largohej nga Shqipëria. Terenz Toçi mori detyrën e kryetarit të qeverisë, kurse në postin e sekretarit u vendos Zef Shantoja.

***Toçi ishte i pari që përpiloi statusin e një qeverie të re për Pavarësinë e Shqipërisë***. Misioni i Terenz Toçit në shoqatën "Pro Albania", ndonëse nuk përfundoi me suksesin e dëshiruar, nuk mund të themi se dështoi. Veprimtaria e Toçit dhe arbëreshëve u vlerësua si një hallkë e rëndësishme në luftën për çlirim kombëtar. Arbëreshët dhe shoqëritë atdhetare në kolonitë shqiptare në Amerikë, Rumani, Bullgari, kontribuuan në të gjitha format për të siguruar pavarësinë e Shqipërisë. Kjo përpjekje e tyre u vlerësua nga personalitete të shumta shqiptare, si ***Eqerem Bej Vlora*, *i cili shkruante:***

*"Në kohën e kryengritjes malësore katolike në vitin 1911 u bashkuan me të vullnetarët arbëreshë me në krye Terenz Toçin. Ai çau në Mirditë ku dhe shpalli një republikë shqiptare dhe ngriti një flamur shqiptar dhe, për disa ditë, ngriti fuqishëm moralin e popullit. Arbëreshët dëshmuan, me qëndrimin e tyre, besnikërinë ndaj etnitetit shqiptar. Ata luftuan me trimëri të rrallë, pa asnjë mëdyshje, rrezikuan jetën e tyre duke u dhënë zemër edhe vëllezërve në atdheun e lashtë të braktisur para shumë kohësh. Toçi bashkëpunoi*

*edhe me qeverinë e Fan Nolit dhe krijoi aneksimin e Shqipërisë me Italinë, jo si varësi por si formë për ta mbrojtur. Regjimi komunist e dënoi me vdekje".*

Mendoj se historianët duhet të shfletojnë arkivin për t'i dhënë dinjitet kësaj figure. Ai ishte i pari që u bë nënshtetas shqiptar, gjë që i kushtoi shumë, sepse duke qenë nënshtetas shqiptar u pushkatua nga regjimi.

E bija e Toçit ka të drejtë kur më shkruan që i ati ishte viktimë e ideologjisë.

Mendoj që kjo figurë kaq poliedrike ka nevojë të rishikohet, sepse puna e tij ishte në dobi të çështjes kombëtare. Qeveria e sotme shqiptare e ka harruar kontributin e këtij arbëreshi hero, ai dha jetën për këtë Shqipëri, për këta vëllezër shqiptarë që rrojnë të lirë sot. Ky arbëresh u nis që të shpëtonte vëllanë e vet nga robëria otomane e sot qeveria shqiptare harron çdo gjë, sikur ne kurrë mos të kishim ekzistuar. Ky qëndrim i Shqipërisë është një turp i madh, që hedh baltë mbi figurën heroike të të gjithë atyre arbëreshëve që iu bënë krahë vëllezërve shqiptarë.

## Kultura arbëreshe në Frasnitë

Në Frasnitë ka lindur njëri prej autorëve më të rëndësishëm arbëreshë, Vincenzo Dorsa. Këtë figurë të shquar arbëreshe shqiptarët nuk e njohin. Përveç tij, Frasnita ka nxjerrë figura të rëndësishme, që jo gjithmonë përmenden, prandaj unë, si arbëresh, kam detyrimin moral t'u jap vendin që u takon në historinë arbëreshe.

**Michele Bellusci** (1754-1806). Ky zotëri ishte i pari që bëri diferencën midis ritit bizantin arbëresh dhe popullsisë greke. Ishte një prej juristëve me të mëdhenj arbëreshë, mbrojtës i kombit dhe ritit bizantin tek arbëreshët. Studioi pranë kolegjit

të Shën Benedikut Ullanë. Ai shkroi dhe dokumentoi arsyet që arbëreshët mos të asimiloheshin me italianët dhe për ta bërë këtë u kërkua që të praktikohej riti bizantin, rit që do të dallonte etninë arbëreshe nga populli italian. Ai shkroi një apologji mbi traditat fisnike të arbëreshëve, që e publikoi në 1794-n në Napoli.

Më 1796-n, Peshkopi i Rossanos po bënte të pamundurën për t'iu imponuar komuniteteve arbëreshe që të ishin nën mbikëqyrjen e kishës latine, por arbëreshi Michele Bellusci iu drejtua me këto fjalë: "*Zotëria juaj bën një gabim trashanik kur, duke përzier grekët me shqiptarët, i quan këta të fundit grekë kryelartë dhe gënjeshtarë. Shqiptarët, që përbëjnë popullsinë e Mbuzatit dhe të bashkësive të tjera të Kalabrisë, të cilët ruajnë ritin grek, nuk janë njësoj si grekët; kanë origjinë të ndryshme, dallohen prej gjeneze, prej natyre e prej zakoni. Njëllojshmëria e ritit fetar që ushtrojnë nuk mjafton për të futur një përputhje të përgjithshme në të gjitha karakteret e tjera, që zakonisht dallojnë kombet mes tyre*".

Mos të harrojmë se në shekullin XVIII, popujt identifikoheshin jo sipas gjuhës apo kulturës, por sipas ritit fetar që aplikonin. Michele Bellusci ishte nga ata njerëz të penës, të cilët dinin të vrisnin me zgjuarsi. Peshkopi i Rossanos ishte injorant. Morali është: Davidi kundër Golias.

Michele Bellusci luftoi për identitetin kulturor arbëror, duke sanksionuar ritin bizantin si forma supreme për ruajtjen e gjuhës dhe bëri që Jul Variboba, i cili ishte pro ritit latin, të largohej në Romë, ku edhe vdiq. Me zgjuarsinë, këmbënguljen si jurist, Michele arriti të mbronte dhe të fitonte mbi Jul Varibobën dhe mbi peshkopin latin të Rossanos.

**Domenico Bellusci (1774-1833)** arriti t'i rikthente lulëzimin kolegjit të Shën Adrianit, i cili, për fat të keq, ishte mbyllur për shkak të trazirave. Kur u rihap pas tetë vjetësh, në krye të

kolegjit u vendos Domenico Bellusci nga Frasnita. Ai e drejtoi kolegjin për një çerek shekulli, duke bërë që t'i shtohej fama dhe autoriteti. Kolegji u kthye në një fidanishte dijesh, ku përgatiteshin dhe edukoheshin të rinj, të cilët do të bëheshin më vonë veprimtarë të shquar të rilindjes italiane.

**Vittoria Bellusci (1805-1833)** - motra e Michele dhe Domenico Bellusci-t dhe nëna e Vincenzo Dorsës. U vra nga një armik i të shoqit, Frangjiskos, juristi më i madh në komunitetin arbëresh në Frasnitë dhe luftëtar i shkëlqyer antiburbon, i cili vuajti 19 vjet burg në kushte skllavërie[8].

*Vincenzo Dors***a** lindi në vitin 1823 dhe vdiq në vitin 1885. Jeta e Dorsës ka qenë e kushtëzuar nga rrethanat familjare: nga njëra anë, vdekja tragjike e së ëmës dhe nga ana tjetër burgimi i të atit. Vincenzo shkonte në burgjet e Kozencës dhe të Napolit për të vizituar dhe ngushëlluar të atin, të cilin u përpoq ta lironte duke iu drejtuar institucioneve më të larta të asaj kohe.

Vincenzo ishte prift dhe gazetar i shkëlqyer, mendimtar i mprehtë, që nuk arritën ta dënonin personalisht.

Studioi në kolegjin e Shën Adrianit. Në Frasnitë hapi një shkollë për rininë arbëreshe në vitin 1845. Dorsa ka qenë studiues i gjuhës shqipe dhe njohës shumë i mirë i greqishtes; kritik letrar, historian, filolog, etimolog, folklorist, etnograf, studiues i traditave letrare. Me interes është vepra e tij "Sugli albanesi, ricerche e pensieri", botuar në 1847-n në Napoli. Vepra, që karakterizohet nga ndjenja atdhetare dhe besimi në të ardhmen e Shqipërisë, është një manifest i fortë arbëresh i kohës, në favor të lëvizjes kombëtare të Shqipërisë. Në 20 kapituj shpaloset e gjithë ideologjia e Rilindjes Kombëtare: historia e lavdishme e kombit, pellazgët, maqedonasit, ilirët, Skënderbeu,

[8] *Shumë të dhëna mbi familjen Dorsa jepen në një kronikë të botuar në "Lidhja" nga Achille Dorsa, nr. 40, 1998.*

gjuha shqipe, folklori, traditat dhe zakonet popullore, letërsia; e shkuara, e tashmja dhe e ardhmja e kombit. Kush e ka lexuar, që në rreshtat e parë e kupton synimin e Dorsës për t'i treguar opinionit publik të drejtat e kombit shqiptar. Libri mbyllet me një projekt të plotë ideologjik të Rilindjes Kombëtare shqiptare, për një kryengritje të armatosur kombëtare për një shtet të pavarur.

Vincenzo Dorsa ngriti akoma më tej idetë e hedhura nga daja e tij, Michele, mbi çështjen kombit. Dorsa ishte i pari që mbështeti institucionet e një eparkie autonome dhe të pavarur bizantine arbëreshe nën juridiksionin e Papës në Romë, me një peshkop arbëresh me juridiksion të plotë mbi arbëreshët. Ai ishte i pari arbëresh që pati mendim të strukturuar mbi çështjen e kombit, ashtu si pionieri, daja e tij, Michele Bellusci.

Dorsa kishte lidhje miqësie me De Radën dhe me Bernando Bilotën (1845-1918), shkrimtar i njohur dhe famullitar në Frasnitë. U emërua profesor i gjuhës greke dhe latine në Liceun Klasik në Kozencë në vitin 1860 dhe dha mësim deri në vitin e vdekjes, 1885. Në lice, në Kozencë, ishte udhëheqësi më i rëndësishëm i rinisë arbëreshe që studionte atje dhe sekretar i këshillit krahinor të Kozencës.

Përveç librit "Sugli albanesi, ricerche e pensieri", një tjetër vepër e rëndësishme e tij është "Studi etimologici sulla lingua albanese messa a confronte col greco e il latino", botuar në vitin 1862. Jetën dhe veprën e Dorsës e kemi trajtuar shpesh edhe te revista "Lidhja" .

Ishte i jashtëzakonshëm për kulturën dhe mbrojtjen e besimit ortodoks dhe të ritit bizantin tek arbëreshët dhe po ashtu shquhet për punën që bëri në mbledhjen e këngëve popullore të Kalabrisë. Dorsa zë vend të rëndësishëm mes arbëreshëve që u morën me problemet e gjuhësisë, historisë dhe etnografisë. Shkrimet e tij janë dëshmi e sigurt e jetës dhe e gjuhës shqipe të

ngujimeve arbëreshe[9].

***Bernando Bilotta* (1843-1918)**, një figurë e shquar në kulturën arbërore. Ai ishte nxënës në kolegjin e Shën Adrianit. Është shumë interesant letërkëmbimi midis Bilotës dhe De Radës, ku shtrohet problematika e përhapjes së gjuhës shqipe. Në letrën dërguar De Radës nga Frasnita, krahas të hollave që i dërgon në këmbim të gazetës "Flamuri i Arbrit", Bilota i nis edhe disa të holla të tjera për vëllimin e Skënderbeut. Autori i letrës shprehet se ka shkruar shumë vjersha në gjuhën arbëreshe, të cilat do t'i dërgojë më vonë për t'i botuar në periodikun "Flamuri i Arbrit". Në këtë letërkëmbim, De Rada shpreh keqardhjen e thellë se, me përpjekjet e palës italiane, gjuha shqipe dhe etnia arbëreshe do të zhdukeshin në një kohë të shkurtër. Në letërkëmbimet mes tyre shfaq interes edhe një tjetër letër e Bilotës, që daton më 4 maj 1886 nga Frasnita, dërguar De Radës, ku shprehet hapur mendimi i tij se kishte ardhur koha për të luftuar kundër Turqisë dhe se si armë e parë dhe e fuqishme duhej të ishte mësimi dhe propagandimi i gjuhës shqipe: *"Për rilindjen e popujve të shtypur në luftën paqësore kundër tiranëve të tyre duhet ringjallur ndjenja e atdhedashurisë nëpërmjet gjuhës dhe penës"*.

Sipas tij, përhapja e gjuhës së folur dhe të shkruar shqipe ishte parësore, mënyra më e mirë për të luftuar dhe fituar pavarësinë e dëshiruar. Botoi shumë libra, por në dialektin e tij. Në 1894-n botoi librin "*Vjersha të Përljipem*".

---

[9] *Kushdo që dëshiron të thellojë njohuritë mbi këtë figurë të shquar arbërore mund të shfletojë revistën "Lidhja": Dati biografici di Vincenzo Dorsa (A. Bellusci), "Lidhja", 2, 1981,10; Lettere di Francesco Dorsa al figlio Vincenzo (A. Bellusci), "Lidhja", 2, 1981, 12; Vichismo di Vincenzo Dorsa (V. Napolillo), "Lidhja", 11, 1984, 254; L'economia politica di A. Serra considerata da V. Dorsa (V. Napolillo), "Lidhja", 16, 1987, 435; Vincenzo Dorsa (1823-1885) giornalista (M.Grandinetti), "Lidhja", 16, 1987, 437; Le vicende della famiglia Dorsa di Frascineto di A. Dorsa, I, (A.Bellusci), "Lidhja", 31, 1994, 1100; 33, 1995, 1166; 34, 1995, 1205; 40, 1998, 1384.*

**Domenico Bellizzi (1918-1989), i njohur me pseudonimin Vorea Ujko**, poet arbëror, i lindur në Frasnitë në vitin 1919. Mbaroi studimet në filozofi dhe teologji në Romë, u emërua nga peshkopi i Lungro Parrocos në Firmo (Kozenca). Vorea Ujko ishte një ndër poetët me shpirt të lirë, por edhe me dashurinë për tokën arbërore. Tematikat e tij në "Zgjimet e gjakut", "Këngët arbëreshe", "Hapma derën, Mëmë", si edhe në trilogjinë e tij "Arbri rron" janë trashëgimtare të kulturës deradiane.

Karakteri i tij, shpirti i tij prej poeti, plot ëndrra dhe argumente poetike, i kapërceu kufijtë e provincës dhe me vargjet e tij u bë i njohur edhe nga vëllezërit kosovarë dhe shqiptarë, të cilët i vizitoi dhe i njohu nga afër. Humbi jetën aksidentalisht në 1989-n[10].

Frasnita, djepi i kulturës arbëreshe, nxori shumë intelektualë. Më vjen keq që Shqipëria akoma nuk i njeh mirë shumë prej këtyre studiuesve arbëreshë.

Këto zëra, në hapësira të ndryshme demografike në Arbërinë e Jugut, u bënë instrumente që krijuan një filarmoni gojore, poetike, me botime, studime e kuvende për të mbajtur gjallë gjuhën, si dhe për të sensibilizuar për të drejtën e gjuhës shqipe në organet kompetente rajonale dhe qendrore. Për këtë motiv, ne arbëreshët u jemi mirënjohës të gjithë atyre nismëtarëve dhe bashkëpunëtorëve të tjerë, që dhanë dhe japin kontribut për të mbajtur gjallë frymën e arbrit.

Rizgjimi i ndërgjegjes arbërore është shumë i rëndësishëm. Ashtu siç bëmë ne dikur, sërish duhet të ketë nxitje për rininë e sotme arbëreshe, që ndihet e humbur në këtë globalizëm. Kohët kanë ndryshuar, por kjo nuk do të thotë se asimilimi është i pashmangshëm. Intelektualët e atëhershëm punonin në vështirësi, por e kishin zemrën me flatra dhe në deje kishin patosin arbëror, kjo i bëri të mos humbnin identitetin e tyre.

---

[10] "Lidhja" 21, 1989, 650-652.

## Vlerat arbëreshe, një trashëgimi universale

**Vincenzo Troiano (1930 – 1992)** ishte me profesion inxhinier. I mbaroi studimet në Napoli. Kishte një mendje të ndritur dhe gjeniale. Imagjinojeni, mbaroi studimet në Napoli, në atë kohë kur akoma ishte lufta nëpër këmbë, dhe u bë një inxhinier i zoti në ndërtimet e galerive. Një ditë kur u takuam i thashë të shkruante ndonjë artikull për revistën "Lidhja". Pa u menduar fare, ma ktheu: "Unë jam arbëresh dhe si i tillë do të shkruaj mbi vetëdijen arbërore që ma trashëguar gjyshi im". E mbajti fjalën dhe në revistën "Lidhja" i kam botuar dy artikuj madhështorë.

Gjyshi im,- thotë Trojano,- ishte analfabet, por më ndërgjegjësoi mbi vetëdijen arbëreshe. Për këtë i jam mirënjohës gjithë jetën. Ai më merrte pothuajse gjithmonë me vete kur shkonte te pronat e tij në fshatin Kotur dhe gjatë rrugës më mësonte fjalë në italisht, sepse më duhej për në shkollë, por nga ana tjetër më edukonte me vetëdijen arbëreshe. Ishin dy gjëra që shkonin paralel.

Nëse dikush do të më pyesë se çfarë është *vetëdija arbërore për ne arbëreshët,* do të thosha: Në shkollë duhej të mësoja italisht. Në shtëpi flisja e sillesha si arbëror. Kjo mënyrë e të jetuarit të përgatiste për konceptin e diversitetit dhe të edukonte me sensin e bashkëjetesës paqësore me njerëz që nuk janë pjesë të etnisë tënde.

***Vetëdija arbëreshe është një ndërgjegje shumë e avancuar***, sepse flet për identitetin individual të çdo arbëreshi, që mban me vete të drejtat, por mbi të gjitha detyrat. Detyrë kjo që kërkon në radhë të parë të mbrosh veten, duke respektuar tjetrin e duke u respektuar nga tjetri nëpërmjet fjalës së dhënë dhe impenjimit në mbajtjen e fjalës (besës). Vetëdija arbëreshe do të thotë detyrë përballë familjes dhe etnisë, pjesë e asaj shoqërie të tashme, të shkuar dhe të ardhme.

Vetëdija arbëreshe është ndërgjegjja e lartë edhe përballë shoqërisë, sepse kërkon që individi *mos të bëhet peshë për shoqërinë*, por të jetë një bërthamë aktive por i pavarur dhe në shërbim të familjes.

Një vlerë tjetër e arbëreshëve është sepse ***në vetëdijen arbëreshe nuk ka pasur kurrë shtresa apo hierarki*** midis personave në familje, ashtu siç ndodhte në hierarkinë feudale kalabreze (italiane), ku, nëse je fëmija e parë (primo genito) trashëgon privilegje dhe pasuri. Në këtë mënyrë, këta individë rriten me frymën e rivalitetit, të bazës materiale dhe ndonjëherë edhe atë të urrejtjes. Kjo gjë nuk ndodh në ndërgjegjen arbëreshe. Në një familje arbëreshe të gjithë janë njëlloj. Çdo individ në familje respektohet dhe llogaritet për atë që vlen në atë moment. Në familje, e vetmja diferencë është: letinjë dhe arbëreshë; letinjë (latino) thirrej cilido që ndiqte ritin latin katolik.

Në vetëdijen arbërore, varfëria fizike jo gjithmonë është për fajin tënd, sepse varet nga faktorë të jashtëm, por *varfëria morale është ajo që të turpëron* sepse të zhvlerëson si njeri. Nuk turpërohet kush është i varfër, por kush është dembel, parazit.

Vetëdija arbëreshe shkon më tej se forma e jashtme. Ajo është në brendësi, në shpirt.

Kur u rrita,- thotë Trojano,- e kuptova që gjyshi më merrte me vete jo për t'i dhënë ndonjë ndihmë konkrete në bujqësi, por që të mësohesha e të vihesha përballë me njerëzit që i përkisnin një tjetër etnie, siç ishin latinët (d.m.th. ata të ritit katolik) dhe kjo gjë më shërbeu për të ardhmen, sepse në jetë dhe në rrugën time profesionale u ndesha me njerëz të etnive të ndryshme, por dita të bashkëjetoja në paqe me ta.

Përfytyroni këtë filozofi në gojën e një gjyshi analfabet, rreth viteve 1920, kur akoma ishte lufta nëpër këmbë, ndërsa përshkonte rrugën me gomar nga fshati te pronat e tij. Ky gjysh pinjoll arbëresh diti t'i nguliste nipit të tij në mendje dhe në zemër vetëdijen arbëreshe.

Mos të harrojmë faktin se Trojano nga San Paolo Albanese (Pz) ka meritë që shkroi këto rreshta në vitet 1980 te revista "Lidhja" mbi vetëdijen arbëreshe si vetëdije universale. Ky arbëresh diti të futej në psikën e arbëreshit, diti të kanalizojë me

madhështi vlerat arbëreshe si një trashëgimi universale dhe diti të përshkruajë me aq vërtetësi edhe vlerat e familjes arbëreshe dhe rolin e gruas në veçanti.

Imagjinoni që Trojano nuk ishte student letërsie ose filozofie, as sociolog dhe nuk vinte as nga katedrat e gjuhësisë. Ai nuk kishte kontakt me Shqipërinë mëmë, nuk kishte lexuar kurrë kanunin e Lekë Dukagjinit, por jetoi një realitet arbëresh dhe kjo mënyrë e tij për ta kuptuar fillimisht që i vogël konceptin e vetëdijes së arbëreshit e më vonë t'i paraqiste këto principe kaq të thella mbi konceptin etnisë e bënë atë madhështor.

Gjenialiteti i këtij arbëreshi qëndronte te shpirti i tij, ku gërshetoheshin gjaku i arbrit dhe qytetërimi perëndimor.

## Arbri rron

Arbëria jonë në territorin kalabrez nuk është një cep muzeu, as edhe një copë territori arkeologjik.

Arbëria rron sepse ka vatra të hershme, siç është qendra kryesore arbëreshe në Lungro.

Kjo vatër ka "Këllogjërit" (murgjit), një manastir domenikan i shek. XIII, i kthyer në banesë nga Aleks Komiti, udhëheqësi stratiot që i solli këtu arbëreshët rreth vitit 1540. Pas restaurimit është kthyer në qendër kulturore dhe kisha e dikurshme shërben si sallë ekspozitash. Krenaria e kësaj qendre është biblioteka me disa mijëra vëllime dhe arkivi që ruan regjistrat që nga themelimi në fillim të shekullit XVI.

Arbri rron sepse ***ka Eparki, si Eparkia e Lungros***, selia e kishës katolike italo-arbëreshe me rit lindor e njerëz shumë të shquar, që kanë transmetuar vlerat arbërore edhe në fushën letrare, artistike, kulturore, sociale dhe politike. Një Eparki e gjallë, që me kalimin e viteve ka qenë një fortesë për arbëreshët në përhapjen e ritit bizantin dhe të qytetërimit arbëresh.

Arbri rron, sepse ka pasur njerëz që dhanë shpirtin për të

mbajtur gjallë çështjen arbëreshe. Njerëz si profesor ***Nicola Toçi***, arbëresh nga Lungro, drejtor i "Kalendarit didaktik italo-arbëresh";

ka festivalet e tij, siç është "***Festivali i këngës arbëreshe***", i cili prej më se 30 vjetësh arrin të përfshijë dhe të apasionojë qindra të rinj, të cilët vijnë nga të gjitha komunitetet italo-shqiptare dhe shkruajnë e këndojnë në matricën gjuhësore arbëreshe;

ka grupe muzikore, si grupi i muzikës tradicionale arbëreshe të Lungros, "Moti i parë", i njohur në disa vende të kontinentit të vjetër dhe gjerësisht në Shqipëri, Kosovë dhe Greqi - interpretues të jashtëzakonshëm të një trashëgimie të gjallë muzikore, që evidentohet në format e lashta polivokale të trashëgimisë ballkanike, në himnet fetare bizantine, në kompozimet poetiko-muzikore dhe në melodi të improvizuara me një ose me shumë zëra, që për shekuj me radhë kanë qenë një instrument komunikimi dhe mjet i lashtë i letërsisë popullore arbëreshe.

Arbri rron, sepse ka dijetarë të njohur të etnomuzikologjisë, si **Roberta Tuci dhe Beniamino Kruta**.

Arbri rron, sepse në vitet '80 të shekullit të kaluar, në Shën Dhimitër Koronë, lindi Kooperativa Muzikore Arbëreshe (CMA), që edhe sot, pavarësisht se kanë kaluar më shumë se tri dekada, vazhdon të jetë një fenomen unik, repertori i së cilës është bërë trashëgimi e të gjithë Arbërisë dhe jo vetëm.

Arbri rron, sepse ka soprano si ***Antonella Pellilli***, arbëreshe e Molisës, krenaria e të gjithë Arbërisë, një zë i bukur dhe i butë sopran, trashëgimtare e denjë e kulturës;

ka grupin koral *"La Kamastra"* dhe ***Montefalcone*** që u themelua në vitin 1995 pas një aksioni kërkimor të këngëve dhe muzikave tradicionale arbëreshe, pjesë e një projekti për rimëkëmbjen dhe ruajtjen e trashëgimisë kulturore;

ka kompozitorë si ***Ernesto Iannuzzi***, që konsiderohet një nga eksponentët më të zotë dhe të shquar të shkollës së kompozitorëve-këngëtarëve arbëreshë, një këngëtar i

kompletuar, i cili për më shumë se 35 vjet është konsideruar dhe vlerësuar nga të gjithë artistët;

ka këngëtare si ***Silvana Licursi***, për shumë vite e njohur dhe e vlerësuar në botën e muzikës në Itali dhe jashtë vendit;

ka interpretues si ***Pierpaolo Petta***, një interpretues i shkëlqyer i muzikës arbëreshe, muzikës së shqiptarëve e të diasporës;

ka njerëz si ***Marco Moçia***, i cili rizbulon rëndësinë dhe pasurinë e rrënjëve të traditës së lashtë gojore, të shprehura në gjuhën e lashtë dialektore arbëreshe apo ***Alfio Moçia***, një nga etërit e këngës së re arbëreshe, me projekte kulturore që synojnë të riafirmojnë traditat, identitetin territorial, si dhe të stimulojnë prodhimet e reja;

ka njerëz me zërin bilbil si ***Michele Baffa***, këngëtari i famshëm dhe interpretues i jashtëzakonshëm i këngëve arbëreshe;

ka përfaqësues të denjë si ***vëllezërit Scaravaglione*** nga Spezzano Albanese, fitues të festivalit të këngës arbëreshe të Shën Dhimitër Korona dhe interpretues mjeshtërorë të disa këngëve të famshme në Itali.

Nuk mund të lihen mënjanë grupet folklorike kudo që janë në arkipelagun arbëresh. Një laborator i këngëve dhe valleve tradicionale që nga vitet '60 të shekullit të kaluar, bazuar në forma muzikore rigoroze të traditës, me elemente të fuqishme të vazhdimësisë për të mbajtur gjallë trashëgiminë e etërve.

Arbri rron, sepse e mban kontributi i grupeve me gjak arbëreshi, siç janë: ***grupi folk*** **"Ullania, shpirti arbëresh"; gru**pi folk ***"Shqiponjat popullore";*** grupi folklorik e***ksperimental "Shkëndija"***; grupi folklorik i Piana degli Albanesi ***"Dhëndurë të Arbrit";*** grupi folklorik ***"Arbëria";*** grupi folklorik arbëresh ***"Vjesh"*** dhe grupi folklorik "***Voxha Arbëreshë***" e Shën Kostandinit Arbëresh; grupi folklorik arbëresh ***"Katundi jonë"*** i Shën Marzanos e shumë e shumë të tjerë, që prej kohësh janë angazhuar në ruajtjen e kulturës dhe folklorit arbëresh, një trashëgimi që është një mjet i fuqishëm afrimi mes popujve të ndryshëm dhe grupeve sociale.

Arbri rron sepse është e gjallë proza dhe poezia, me poetë e kantautorë si ***Giuseppe Cacozza;*** sepse ka të rinj si ***Michele Grecco***, ***Maria Rimoli (***organizatorë të shoqatës kulturore artistike në Frasnitë) e ***Pasquale Bruno***, themelues i grupit folkloristik.

Arbri rron sepse ka romancierë si ***Carmine Abate***, fitues i çmimeve të shumta, librat e të cilit janë përkthyer në Gjermani, Francë, Holandë, Greqi, Portugali, Shqipëri, Kosovë, SHBA;

ka poetë si ***Caterina Zucchero***, arbëreshe e Civitas, e Rai International, autore e disa përmbledhjeve poetike dhe fituese e disa çmimeve, për sjelljen në vëmendjen e botës të problemeve të arbëreshëve, duke dhënë një pasqyrë të qartë të ndjenjës së re etnike të përkatësisë;

ka përkthyes e redaktorë si ***Vincenzo Belmonte***, i cili ka redaktuar për disa antologji përkthimin italian të teksteve popullore dhe letrave arbëreshe;

ka figura si ***Vincent Bruno***, i angazhuar që nga viti 1980 në dramën në gjuhën e arbëreshëve në shkollat e Frasnitës e më gjerë.

Arbri rron, sepse ka revista si *"**Revista Basilicata Arbëreshe**"* - e themeluar dhe drejtuar nga ***Donato Michele Mazzeo*** - organ i shoqatës "Basilicata arbëreshe", me një prani dinamike që vazhdon për mbi 30 vjet.

Arbri rron, sepse ka aktivistë si ***Fernanda Pugliese***, themeluese e revistës *"Kamastra"* në Molise, që sjell një revolucion të vërtetë kulturor për të përçuar trashëgiminë, duke organizuar dhe promovuar ngjarje kulturore, konferenca, simpoziume, ekspozita, si dhe botimet e librave dhe eseve, duke kontribuar në zhvillimin kulturor, civil dhe social të komunitetit shqiptar në Molise.

Arbri rron, sepse ka njerëz si drejtori i revistës *"**Jeta arbëreshe**"*, e themeluar dhe drejtuar nga ***Agostino Giordano***, që me botimet e saj mban gjallë arbërishten. Informacioni jepet në gjuhën amtare dhe përbën një kontribut të rëndësishëm për vitalitetin

e identitetit. Kjo revistë është një instrument i rëndësishëm për ruajtjen e kujtesës dhe identitetit kulturor arbëror.

Arbri rron për sa kohë ekziston "*Biblos*", një organ informacioni kulturor dhe bibliografik i bibliotekës "G. Schiro" të Piana degli Albanese (PA) apo **buletini "Besa",** periodik mujor i Romës, i bërë në sajë të arkimandritit mons. Eleuterio Fortino, që ka shërbyer nga viti 1965 si zëri i kishës në komunitetin katoliko-bizantin të kishës së Shën Athanasit në Romë, ku informonte çfarë po ndodhte në botën arbëreshe.

*Arbri rron edhe në erën dixhitale*, sepse janë edhe dy portalet online "Arbitalia"

- tregues të menjëhershëm të vlerave të identitetit kulturor arbëresh, realizuar nga **Pino Cacozza** dhe **Luigi Boccia.**

Arbri rron sepse ka individë, intelektualë të palodhur e me shpirt, siç janë:

gjuhëtari dhe prifti i mirënjohur arbëresh *Emanuele Giordano, Papas Giovani, intelektualë si Italo Fortino, Italo Elmo, Francesco Fusca, Carmine Stamile, Ernesto Toçi, Francesco Marchianò, Nicola Scaldaferri, Antonio Gattabria, Vincenzo Perrellis, Oreste Parise, Atanasio Pizzi, Giulio Peta, Alessandro Rennis, Gennaro De Cicco, Vincenzo Cucci, Domenico Morelli, Ferdinando Elmo, Caterina Adduci, Flavia D'Agostino, Costantino Bellusci, Angelo Matrangolo, Francesco Përri, Vincenzo Librandi, Michelangelo La Luna, Pierfranco Bruni, Francesca Santamaria, Pietro Manali, Giuseppe Siciliano, Cosmo Damiano Montone, prof. Altimari, mësuesja në pension Lucetta Martino që mban në këmbë teatrin për fëmijë, Anna Stratigò, autore këngësh, prof. Cettina Mazzei, arbëreshe nga Caraffa, prof. Giuseppe Ligori.*

Shumë sportele, si sporteli linguistik në Molize, vazhdojnë të mbajnë gjallë trashëgiminë e etërve dhe një lidhje emocionale me vendin e origjinës të paraardhësve tanë. Mund të ketë, dhe me siguri ka edhe arbëreshë të tjerë, që punojnë në heshtje, por siç shikohet këta njerëz janë të paktë, prandaj kjo plejadë

arbëreshe jo vetëm që duhet sensibilizuar, por më tepër duhet ndihmuar e mbështetur konkretisht.

Unë ekzistoj sepse ekzistojnë këta arbëreshë kaq të mirë. Janë këta që më bëjnë krenar. Janë këta arbëreshë që më bëjnë të ndihem i madh; janë këta arbërorë më të mëdhenj se unë! Mendoj se vetëm duke vlerësuar punën dhe veprën e vëllezërve tanë arbëreshë, duke përkrahur punën e njëri-tjetrit, duke u mbështetur te njëri-tjetri dhe vetëm duke bashkëpunuar me cilindo që u do të mirën arbëreshëve, vetëm kështu nuk do të shuhet arbëreshi që u rezistoi shekujve. Ky është edhe amaneti që na la Skënderbeu (Gjon, - i tha Skënderbeu të birit,- merri të gjitha këto thupra dhe thyeji së bashku. Gjoni nuk mundi. Gjon,- i tha përsëri Skënderbeu,- merri këto thupra dhe thyeji një e nga një. Gjoni i theu). Ky është edhe slogani i arbëreshit: të jemi të bashkuar, që të jetojë etnia arbërore.

Si përfundim dua të shtoj që ne arbëreshët punuam dhe bëmë çmos që të mos asimilohemi. Erdhëm deri këtu. Themeluam shoqëri kulturore-arsimore për të mbajtur gjallë etninë, por institucionet nga toka mëmë pothuajse na kanë braktisur.

Mendoj se ka ardhur koha që Shqipëria dhe Kosova, të dyja bashkë, të ndihmojnë në këtë drejtim e në çfarëdo aspekti që arbëreshët dhe arbërorët e Greqisë do të kenë nevojë. Mos të harrojmë që me një kulturë që vdes, vdes një pjesë e njerëzimit.

Gjuha është identiteti ynë, por ky identitet ka shumë ngjyra, që e bëjnë të thellë e të fortë rrënjën.

Mëma ime ishte arbërore, unë jam arbëresh; dikush është dardan, një tjetër arvanitas, por babai ynë është shqiptarizmi dhe duhet të flasim me gjuhën e tij, gjuhën tonë shqipe, gjuhën e bashkimit. Gjuha shqipe është pishtari që duhet të mbajë gjallë Olimpin tonë arbëror, me zakonet dhe identitetin tonë.

Falë përkatësisë, arbëreshi është i lidhur me gjuhën me një traditë shekullore. Pesëqind vjet! Në shekujt e mëparshëm gjuha shqipe nuk shkruhej nga masa e gjerë e popullit, nuk përbënte

gjuhën e shkollimit. Këtë gjuhë e flisnin njerëzit e pashkolluar, ishte gjuhë e jetës së përditshme, prandaj arriti të përcillej nga brezi në brez. Pra, gjuha shqipe ishte gjuhë popullore dhe jo gjuhë letrare e fetare. Kjo gjuhë (arbërishtja) flitet në një vend tjetër, për të mbijetuar në një vend tjetër, prandaj është sa shpirtërore, aq edhe e përjetshme dhe e shenjtë.

Gjuha mbart, përhap dhe përcjell përvojat dhe informacionet e popullit që i përket. Gjuha jonë gojore ka brenda bëmat dhe historinë. Gjuha e arbrit u ka bërë ballë rrebesheve të kohës, pushtimeve e nënat tona, ndërsa merrnin rrugën e mërgimit, e ruajtën gjuhën amë.

Një nga mënyrat e ruajtjes së gjuhës është kënga. Kështu, shumë ngjarje të përditshme dhe ngjarje historike u përcollën brez pas brezi nëpërmjet këngës popullore.

Pesë breza do të thotë ta ruash gjuhën si një muze, sepse të rinjtë pak e flasin. Por dihet që e ardhmja janë të rinjtë. Të rinjtë janë shpresa jonë.

Parimi themelor i gjuhës së folur është të kuptuarit. Nisur nga parimi i të kuptuarit bëhen të gjitha zgjedhjet e mundshme. Më pas duhet të studiohet gjuha e shkruar, edhe në nivelin më të lartë, siç është standardja e shqipes, sepse disa autorë arbëreshë kanë shkruar dhe shkruajnë në gjuhën shqipe.

Sot nëpërmjet kishës ne flasim arbërisht. Për mua nuk ka rëndësi nëse flitet shqipe standarde apo në dialekt. Për mua e rëndësishme është të flitet shqip, sepse ne themi në arbërisht: "U jam në shpi e ha buk". Në gjuhën letrare shkruhet: "Unë jam në shtëpi dhe ha bukë". Shqip është edhe kjo, por është shqipe me rregulla. Një gjuhë e shkruar duhet të shkruhet me rregullat e saj gramatikore. Të gjitha shtetet, për të komunikuar, kanë zgjedhur një gjuhë të shkruar.

Kur flasim për një njësim të gjuhës arbëreshe i referohemi gjuhës së shkruar, me një leksik të kuptueshëm, që mund ta kuptojnë të gjithë arbëreshët ose së paku shumica e arbëreshëve.

Rinia duhet të njihet me kulturën amtare, historinë, mitologjinë, sepse vetëm kështu rritim numrin e të rinjve që dëshirojnë të mësojnë arbërishten si gjuhë e zemrës, sepse është gjuha që lidh familjen dhe këtë të fundit me komunitetin. Vetëm kështu ndihesh i gjallë mes të gjallëve.

Jemi ne që vendosim nëse do të jemi një muze i vogël apo do ta varrosim këtë gjuhë me duart tona. Arbëreshët mund të shprehin individualisht vullnetin e tyre për arbërishten, sepse duhen fonde ekonomike dhe politika të tilla që t'i ruhemi asimilimit.

Shpresoj që të arrihet në një fjalor që dallon leksikun e gjallë, atë ende të përdorur në katundet arbëreshe, dhe leksikun e gjuhës së shkruar, marrë prej veprave të botuara. Dhe në qoftë se kjo "qerre" fillon të lëvizë, nuk do të ndalet më.

Duhen bërë investime konkrete për hapjen e shkollave shqipe, për investimin për mësues, që të shërbejnë si humus për identitetin kulturor arbëresh.

Qeveria shqiptare bën sikur lëviz, por nuk bëhet asgjë për të mbledhur në Tiranë njerëzit që punojnë në terren. Baza është terreni. Aty mblidhen fjalët, historitë e këngët. Matteo Mandala e Francesco Altimari e kanë katedrën e gjuhës shqipe, por e kanë bosh, pa njerëz që lëvrojnë në bazë.

Nuk ka shkencëtarë që të punojnë për këto katedra?

Po ambasadat përse janë? Ambasada nuk është që të sjellë shqiptarë në Kalabri sa për sy e faqe: "Hajde të vemi në Kalabri, hamë, pimë e hedhim valle! Gratë të shkojnë të bëjnë pazar dhe kaq". Ambasada ka rolin e saj kulturor dhe katedrat e institucionet duhet të dërgojnë njerëz për studime e kërkime.

Ndër katundet arbëreshe sot ka pak revista dhe shkrimtarë që i botojnë veprat në mënyrë që të mbajnë gjallë kulturën popullore. Kjo nuk mjafton.

## Problematikat e arbëreshëve

Bota arbëreshe, në situatën e sotme politike dhe ekonomike, ka ndryshuar. Tanimë nuk është ajo familja bujqësore, por është post-industriale. Problemi është se në katundet tona, njerëzit martohen pasi kalojnë moshën 30 - vjeçare. Ata të rinj që kryejnë shkollën dhe marrin diploma detyrohen të largohen në veri, sepse nuk gjejnë punë në fshat. Emigrimi i rinisë, nga rajonet ku flitet arbërisht drejt zonave industriale metropole të Italisë Veriore, varfëron gjuhën.

Me këto lëvizje demografike, gjuha humbet dalëngadalë, sepse mungon rrënja. Ato degët që kishte lisi më parë tani janë rralluar. Po rrudhet rinia. Në këtë kuptim, edhe gjuha humbet, por jo se nuk e duan. Prindërit qëndrojnë vetëm në katunde, gjuha varfërohet, katundi varfërohet.

Vetëm kisha vijon rolin e saj të rëndësishëm në ruajtjen e gjuhës shqipe.

Botimet i kemi, librat janë, por mjerisht në shkollat italiane nuk është e rregulluar me ligj që mësimi i gjuhës shqipe të jetë i detyrueshëm. Shteti italian justifikohet se s'ka mundësi financiare. U bë ligji për bilinguizëm në vitin 1999, por ligji është i mangët. Nuk ka fonde për studentët që mbarojnë universitetet; nuk bëhen konkurse që të stimulohet rinia arbëreshe. Në 30 katunde arbëreshe, gjuha shqipe nuk mësohet as në shkollën fillore ose nis mësimi për pak kohë, pastaj thuhet se nuk ka fonde. Mjerisht ky është realiteti! Komuniteti arbëresh ka qenë këmbëngulës që shteti italian të ndikojë në mësimin e gjuhës shqipe dhe që arsimtarët që do të ligjëronin gjuhën shqipe të paguheshin nga shteti. Por nuk mjafton vetëm vullneti i komunitetit arbëror, duhet edhe ndërhyrje politike dhe kjo shtytje duhet të vijë nga forcat politike të Shqipërisë. Ne jemi një popull i padukshëm, sepse akoma jetojmë me kujtimin e Jeronim De Radës. Ligjet që ndihmojnë për të mbajtur gjallë identitetin

tonë janë të cunguara, ne nuk kemi të drejtat tona, për të mbajtur gjallë historinë tonë, rrënjën tonë. Këto janë sfida të forta për ne. Shpresoj që në të ardhmen, kur të vijë momenti që Shqipëria të hyjë në Europë, me paratë që jep Parlamenti Europian për pakicat gjuhësore, historike, siç jemi ne arbëreshët, ndoshta mund të lëvizë diçka për mirë për ne arbëreshët në Itali. Kështu bën Greqia për komunitetin grek që jeton në Kalabri. Greqia merr para nga Parlamenti Europian dhe dërgon pedagogët, të cilët i paguan Europa.

## Komuniteti arbëresh në Itali

**Ungro** - Ungro nuk ka vetëm Eparkinë, këtë forcë kaq të madhe, por është interesante edhe si qytezë (Ungra), me rreth 3200 banorë, që i ngjan Krujës, vendosur në një lartësi 650 m dhe prej andej si një ballkon vështrohet tërë Gjiri i Sibarit mbi detin Jon. Qendra e saj zotërohet nga katedralja e Shën Kollit, kisha e stilit barok e ndërtuar në vitin 1721, në përpjekjen për t'i kthyer arbëreshët në ritin bizantin. Ungra mbeti një kështjellë e ritit stërgjyshor dhe më 13 shkurt 1919, Papa Benedikti XV dekretoi krijimin e Eparkisë me epark arbëreshin Xhovani Mele. Dy dekada më pas u ngrit edhe Eparkia e Piana dei Albanesi në Siçili, duke përmbyllur përpjekjen shekullore të arbëreshëve për ruajtjen e identitetit të tyre, për të cilin Papa Gjon Pali II pati thënë në vitin 1982: "Riti juaj, gjuha juaj shqipe, të cilën ende e flisni dhe e kultivoni së bashku me traditat tuaja shekullore, përbëjnë një oaz të jetës dhe spiritualitetit oriental origjinal, të rrënjosur në zemër të Perëndimit. Për këtë arsye mund të thuhet se ju jeni përkushtuar në një mision të veçantë ekumenik".

Katedralja e Shën Kollit është një galeri e vërtetë arti, e zbukuruar me afreske dhe mozaikë të stilit bizantin. Kupola qendrore përfshihet e gjitha nga Krishti Pantokrator, i realizuar në mozaik nga piktori shqiptar Josif Droboniku. Nga dora e tij

është edhe afresku gjigant që zbukuron faqen perëndimore të katedrales, mbi portën monumentale me kanatë prej bronzi. Një sërë afreskesh dhe ikonash dallohen menjëherë nga përpunimi i ngjyrimeve dhe skenave onufriane.

Muzeu i Kripës në këtë qytet është dëshmi e mundit titanik të minatorëve që zbrisnin "dimil skalinë nën dhè", ku punonin në kushte të rënda, plot avuj kripe. Një reliev në hyrje të qytezës, që tregon vargun e minatorëve që mbajnë thasë kripe, së bashku me muzeun, janë kujtimet e vetme të një kohe pothuajse të harruar në qytezën që është sot qendra shpirtërore e arbëreshëve të ritit bizantin. Brenda Eparkisë, peshkopi i Ungrës, Donato Oliverio, ka krijuar një muze, që është shumë i vizituar.

**Çifti (Cività),** një qytezë prej rreth 900 banorësh, si fole shqiponjash në shkëmbinjtë e Polinit, mbi kanionet e lumit Rakanjël. Është nga themelimet e hershme, ndoshta e vitit 1471, kur ishte pronë e familjes Kastrioti. Kujtimi i Skënderbeut është i fortë në komunitet dhe çdo vit përkujtohen me këngë e valle fitoret e tij kundër osmanëve. Konsiderohet si qyteza më e bukur e Kalabrisë. Shoqata shqiptare "Shën Pali" i dhuroi këtij komuniteti bustin e Pal Engjëllit. Kjo qytezë në verë bëhet shumë e gjallëruar, veçanërisht për kanionin, mbi të cilin ngrihet Ura e Djallit. Legjenda flet për një pakt të ndërtuesit me djallin, i cili prishte natën atë që ndërtohej ditën. Mjeshtri premtoi se do t'i jepte djallit të parin që do të kalonte urën pas ndërtimit, por e mashtroi duke i kaluar një cjap. Djalli nga dëshpërimi u hodh nga ura dhe krijoi honin e thellë të kanionit poshtë urës[11].

**Acquaformosa** është një tjetër vend arbëresh, në arbërisht Firmoza. Një komunë me rreth 1200 banorë, e ngritur në lartësinë 750 m mbi nivelin e detit. Është një nga themelimet

[11] *Te revista "Lidhja" do të gjeni "Un glossario italiano-greco da Civita del secolo XVII" (F.Mosino), "Lidhja" 17, 1987, 489.*

më të hershme arbëreshe, menjëherë pas vdekjes së Skënderbeut. Sipas legjendës, emri vjen nga mbesa e heroit, Irena Kastrioti, që kur piu ujin e burimit në abacinë e Shën Mërisë, tha: "Çë ujt i shëndetshëm!"

**Kisha e Shën Mërisë** ndriçon e veshur me mozaikë: mbi altar është Shën Mëria Lutëse; në dy anët e saj Shën Pjetri dhe Shën Pali, simbol i bashkimit të dy kishave në ritin arbëresh; majtas, mbi arkadë, darka e fundit në një variant bizantin dhe nga e djathta një engjëll në fluturim dhe Virgjëresha Maria në pritje të lajmit. Duket edhe këtu dora dhe stili i Josif Drobonikut.

**Porcile, Ejanina,** *një tjetër vatër arbëreshe që gjendet pak kilometra në jug të Frasnitës.*

**Shën Mitri (S. Demetrio Corone)** është në qendër të një grupi tjetër qytezash arbëreshe, të vendosura në jugperëndim të Gjirit të Sibarit, mbi lartësitë që ngrihen drejt malit të Silës. Shën Mitri ka qenë nga kolonitë e para arbëreshe, i krijuar rreth vitit 1470 nga duka Teodor Lopësi dhe zgjeruar më vonë nga një valë emigrantësh arbëreshë, të sjellë nga Karli V pas tërheqjes së ushtrisë aragoneze nga Korona e Moresë (Peloponezi) më 1524-n.

**Kisha e Shën Mitrit**, e themeluar nga San Nilo rreth vitit 955, është nga monumentet më të rëndësishme të Kalabrisë. Ruhet e plotë dyshemeja e shtruar me mozaikë *opus sectile* që paraqesin luanë dhe gjarpërinj, si dhe afresket bizantine të arkadave. Dy mbishkrime në faqen veriore të kishës, njëri latinisht dhe tjetri greqisht, kushtuar Ferdinandit I të dy Siçilive (1751-1825) nga peshkopi Dominik Bellusci, drejtor i kolegjit dhe banorët arbëreshë më 1819-n, kujtojnë vitin 1794, kur me urdhër të mbretit u zhvendos këtu që nga Shën Benediku Ullano seminari

i Shën Adrianit, “me rininë arbëreshe të ritit grek”. Nga ky kolegj doli De Rada, garibaldin, por edhe themelues i poezisë moderne arbëreshe e shqipe, apo themeluesit e shtetit dhe shkollës shqipe: Luigj Gurakuqi, Aleksandër Xhuvani, Kostaq Cipo etj. Shën Mitri është padyshim një tempull i shenjtë i kulturës dhe gjuhës arbërore dhe le të shpresojmë që do të gjallërohet përsëri nga studentët arbëreshë, shqiptarë dhe kosovarë.

**Vakarizzo** (Vacarizzo Albanese) është një qytezë me rreth 1200 banorë, e vendosur në lartësinë 450 metra mbi nivelin e detit.

**S. Giorgio Albanese (Mbuzati),** një vatër arbëreshe, e ngritur në lartësinë 400 m mbi nivelin e detit e që shpërblehet me peizazhin e mrekullueshëm që hapet drejt Jonit. Ka rreth 1500 banorë dhe është ndër komunat më të vjetra arbëreshe, e themeluar në vitin 1469, menjëherë pas vdekjes së Skënderbeut. Ka qenë edhe qendra e parë e Rilindjes arbëreshe, me Jul Varibobën që futi arbërishten në shërbimet fetare të ritit bizantin.

**S.Cosmo Albanese (Strigàri)** është ndër komunitetet më të vogla arbëreshe, me vetëm 620 banorë, por e lidhur ngushtë me Shën Mitrin dhe me Makin e De Radës, me të cilat përbënte një komunitet në kohën e themelimit, më 1471-shin, dhe ka qenë pronë e familjes Kastrioti.

Zef Serembe ka lindur në këtë vend në vitin 1844.

**Spezzano Albanese (Spixana),** me 7000 banorët e vet, është një qytet i mirëfilltë. Shtrihet mbi një pllajë rreth 300 m mbi nivelin e detit, me një pamje që përfshin hapësirën midis maleve Pollino e Sila deri në Gjirin e Sibarit, vetëm 10 km larg. Krenaria e tij është faltorja e Shën Mërisë, një bazilikë e shek. XVII e stilit barok. Shtatorja prej druri e Zonjës, së bashku me afreske

që zbukurojnë tavanin, sjellin një atmosferë krejt të ndryshme nga ajo e kishave të ritit bizantin. Në vitin 1666 u vra prifti i fundit arbëresh me ritin bizantin dhe u kalua përfundimisht në ritin katolik latin, i cili vazhdon edhe sot[12].

---

[12] *"Il martirio del papàs Nicola Basta nel 1666" (A. Bellusci), "Lidhja", 17, 1987, 483; "Papàs Nicola Basta di Spezzano Albanese" (R.Fera), "Lidhja", 47, 2002, 1591; "Ambrogio Arabia 1858-1924" (F.Cassiani), "Lidhja", 17, 1987, 488.*

# Pjesa III

# Arvanitasit

*Historia e arbëreshëve, arvanitasve, shqiptarëve të trojeve etnike, është një tempull i madh, është shpirti i arbrit.*

Gjatë afro 40 viteve që shkela katundet arbërore në Greqi mblodha fotografi dhe incizova, mblodha një thesar të dhënash mbi historinë dhe folklorin e arbërorëve: përralla, legjenda, fjalë të urta, mallkime, këngë dhe bisedime – trashëgimi kulturore e ruajtur për shekuj me radhë. Regjistrimet e bisedave dhe këngëve përbëjnë një material të pastër etnografik, sepse unë i lija njerëzit të flisnin lirshëm, të tregonin çdo aspekt të jetës, mos të rezervoheshin, i lashë të flisnin dhe të këndonin shqipen që dinin dhe i botoja ashtu siç i dëgjoja, pa i korrigjuar, pa i ndryshuar.

40 vjet nuk m'u shua pasioni, duke punuar nëpër rrugë, katund më katund, duke filluar nga Peloponezi. Mora fotografi, tekste dhe e ndezëm këtë zjarr sa u zgjuan edhe ata. Filluam të kishim letërkëmbime; kam disa letra të shkruara shumë bukur me alfabet shqip nga ata vëllezër arbërorë të Greqisë.

Për të zbuluar botën e tyre të përditshme në mënyrë më të imtë, pyesja arbërorët për gjërat më të thjeshta: "Si e bëni bukën, djathin? Si i punoni vreshtat? Si i rripni dhitë? Si i ruani bagëtitë nga ujqit? Çfarë zogjsh keni? Si u thonë maleve që keni afër? Cilat janë katundet arbërore rreth e përqark?" Përgjigjet që mora ishin pothuajse të njëjta, gjë që tregon se në thelb kultura e shqiptarëve në Greqi është e njëjtë kudo.

Libri që shkrova për këta arbërorë të padukshëm ka një listë të gjatë të krahinave dhe fshatrave ku banojnë arbërorët: 900 katunde. Në listë gjen emra fshatrash, si Qiuteza,Vithkuqi, Blushi, Matranga, Variboba, Dara, që dëshmojnë për lidhjet e tyre me fshatrat e Shqipërisë, si edhe me emra të njohur të arbëreshëve në Itali.

Arvanitasit e Greqisë krenohen me frazën *"arvanit-besalith"*, të cilën e përforcojnë me shprehjen: Ne "nuk themi fjalë në erë".

Arbërorët janë krenarë për gjuhën e tyre. Një nga këngët që këndojnë në krahinën e Korinthit thotë:

*Kjo gjuhë arbërishte*
*Është gjuhë trimërishte.*
*E fliste Admiral Miaulli,*
*Boçari dhe gjithë Suli.*

* * *

Më 5 tetor 1987, së bashku me borsistët shkova edhe unë në Greqi.

Vajtja ime me të rinjtë ishte, së pari, si dëshmitar për punën e bërë në fshatrat arbërore në Greqi. Shumë prej këtyre studimeve ishin publikuar në revista shkencore, në mënyrë të veçantë: këngë, poezi gojore, rapsodi, zakone, doke, për t'i bërë të ditur botës perëndimore kulturën arbërore në Greqi. Ky eveniment më nxiti më tepër të ndihmoja borsistët, sepse unë kisha vite që shkoja në Greqi si etnograf dhe e njihja shumë mirë pozicionin e qeverisë greke kundrejt çështjes arbërore. Prania ime ishte për të treguar realitetin se çfarë ndodhte. U mundova të isha i matur, por pa humbur objektivin tonë. Ruajta disa parametra, ku të dilnin në pah politikat greke, të cilat binin hapur kundër popullit arbëror në Greqi (arvanitasve). Mendoj

se relacioni për atë vizitë[13] është një dokument *historik shumë i qartë, real. Në këtë dokument del hapur pozicioni i mbajtur si nga pala e përfaqësuesve arvanitas, ashtu edhe nga pala greke.*

## Pozicioni i përfaqësuesve arvanitas

*Dëshmia e avokatit Aristidh Kollja*

"Ne arvanitasit kemi nxjerrë sytë me gishtat tanë që nga momenti kur fshehëm (apo mohuam) origjinën etnike dhe gjuhën tonë",- është shprehur Aristidh Kollja dhe më poshtë vijon:

"Problemet tona, sipas një rendi, janë kështu:

*Mos të fshehim, origjinën dhe gjuhën.*

*Të njohim historinë tonë.*

*Të mbledhim materiale të folklorit tonë.*

*Të mësohet gjuha shqipe dhe të publikohen sa më shumë libra.*

Këto pika janë prioritetet tona. T'u heqësh arbërorëve të drejtën për të mësuar gjuhën është sikur të heqësh fëmijën nga gjoksi i nënës. Në shoqatën tonë, arbërorët e Greqisë kërkojnë që të organizohen mësime të gjuhës shqipe për të mëdhenj e për të vegjël".

Historiani arbëror në Greqi, Aristidh Kollja, konfirmon dhe dëshmon kështu mbi historinë e shumë fshatrave arbërore në Greqi dhe citon edhe faktin se asimilimi erdhi jo vetëm për shkak të politikës së egër greke, por edhe për vetë fajin e arbërorëve të Greqisë, që arritën në këtë pikë jo vetëm se nuk e dëshmojnë identitetin arbëror, por edhe e mohojnë që janë arbërorë[14].

---

[13] *Në librin "Ricerca e studi tra gli arbërori dell' Ellade" gjendet një material shumë i rëndësishëm: Relacioni i Komisionit të Komunitetit Europian, vizita-studime, mbi arbërorët e Greqisë. Organizuar e subvencionuar nga Bureau Europeo për gjuhët minoritare, me seli në Bruksel (4-10 tetor 1987).*

14 *Kjo bisedë u mbajt në studion Odos Gladstonos, 5-Atene. I gjithë relacioni gjendet tek i njëjti libër, "Ricerca e studi tra gli arbërori dell' Ellade", fq. 468-478.*

***"Në Greqi unë nuk jam minoritar, unë nuk jam turk"*** *- dëshmia e etnologut arvanitas Jorgo Haxhisotiriou.*

Ne këtë relacion, dëshmia e etnologut arvanitas Jorgo Haxhisotiriou është shumë interesante. Ja se si shprehet ai:

*"Në Greqi unë nuk jam minoritar, unë nuk jam turk.*

*Nëse më pyet: Je shqiptar apo grek? Këtu në Greqi janë gjyshërit dhe të parët e mi.*

*Në Lopsi kemi më tepër se 100 vjet që jetojmë.*

*Tani, nëse më pyet se cili është Atdheu im, as unë nuk di të përgjigjem. Por di të them se këtu u linda. Këtu kam familjen. Shqiptarët më duket sikur janë vëllezërit e mi. Nuk më pëlqen që këtu në Greqi të na trajtojnë si pakicë. Unë jam autokton këtu në Greqi. Nuk më pëlqen që nuk flasim gjuhën shqipe. Se ti më thua që unë jam qytetar minoritar, është sikur më thua që jam turk. Unë nuk jam turk"*[15].

**"Ne kemi qenë këtu para Krishtit. Ishin ilirët, pellazgjotët"**- dëshmia e avokatit Vangjel Ljapis.

Në këtë relacion, dëshmia e avokatit Vangjel Ljapis shkon akoma më tej:

*"(…) Duan të na presenë gluhënë, të presenë zakonetë. Po ajo, gluha dhe zakonet më duket mua se ajo është firma e shpirtit të njeriut. Po t'ia marrësh ato shpirtit s'është me njeri. Pak kujtime, s'është njëri. Arvanitasit tanë e dinë gluhënë arvanitase dhe thonë nuk e dimë, ka edhe nga ata që thonë se s'ka arvanitë këtu, të kejnë turpe ata. Kanë turpe dhe frikë. Ne kemi qenë këtu para Krishtit, ishin ilirët, pellazgjotët".*

## Pozicioni i përfaqësuesve të palës greke

***Pozicioni i partisë "Nea Dhimokratia"****. Në këtë përfaqësi* merrnin

[15] *"Ricerca e studi tra gli arbërori dell' Ellade", kap. 29, f. 477 (bisedë e zhvilluar në studion Odos Gladstonos, 5-Atene.)*

pjesë, mes të tjerëve, edhe Michalis Papakostantinou, ish-president i parlamentit dhe ish-ministër i Mbrojtjes, Evstachios Pagohos, këshilltar i Sekretariatit për Raportet Ndërkombëtare, të cilët deklarojnë:

- Gjuha shqipe nuk ekziston në Greqi.
- Pas luftës kanë ndodhur shumë ndryshime në popullatë, duke u dhënë fund në këtë mënyrë gjithë këtyre problemeve.

*Pozicioni i partisë "Pasok".* Përfaqësuesi, dr. Jorgo Skalvunas, sekretar i Ministrisë së Kulturës: "Nuk ekziston asnjë territor shqiptar në Greqi. Ka vetëm territor grek, ku njerëzit ndoshta flasin gjuhë shqipe. Kush nuk flet gjuhën tonë, nuk i përket racës sonë dhe kombit tonë".

*Pozicioni i periodikut "Anti" – Athinë,* dr. Christos Papoutsaqis dhe Dhimitrios Psyhogjos, redaktor: "Pakicat linguistike në Greqi, arvaniti, vlachi, pomachi (bullgar), turq, nuk mund të kenë asnjë të drejtë. Në Greqi ekziston vetëm greqishtja"[16].

Përfaqësuesit e palës greke ishin në dijeni që çdo parim e mendim i tyre regjistrohej. Dokumentacionin dhe regjistrimet e këtij relacioni i kam unë në zotërim.

**Ky relacion**, edhe pse nuk pati sukses, kishte vlerën e vet sensibilizuese sepse ishin tentativa që ia dërguam Europës, për t'i thënë që ne ekzistojmë. Por njëkohësisht unë jam shumë i zhgënjyer nga kjo Europë.

Greqia bën pjesë në komunitetin europian. Kjo Europë ka vetëm fjalë. Parametrat i vendos Europa, por arbëreshët po humbasim rrënjët dhe gjuhën, ndërsa arbërorët e Greqisë, për shkak të politikave të egra të qeverisë greke, mohojnë identitetin dhe kështu po asimilohen komplet.

Duke parë kushtet globale dhe rrezikun e asimilimit që na kërcënon mendoj se nuk mjaftojnë vetëm dy apo tri tentativa bërë

[16] *"Ricerche e studi tra gli arbërori dell' Ellade", fq. 468-478, A. Bellusci*

në selitë e Europës. Kemi nevojë për politikanë që të mbështesin me mish e me shpirt çështjen arbërore arvanitase, që t'i ndrijë fytyra kësaj hapësire arbërore. Kemi nevojë për studiues dhe intelektualë, njerëz të zotë të cilët luftojnë me inteligjencë dhe ndershmëri intelektuale me qëllim që të bëhet diçka konkrete si për çështjen arvanitase, ashtu edhe mbi identitetin kulturor të arbëreshit të Italisë.

Në qoftë se do të arrihet kjo forcë plejade intelektualësh, që mbështet historinë e vërtetë të këtij populli, nuk do të mund të shuhet e vërteta, sado të egra të jenë politikat greke apo europiane, sepse është pikërisht gjuha dhe gjaku forca shpirtërore arbërore, binomi që mban gjallë identitetin e arbrit.

## Çështja arvanitase, vetëdija arbërore

*Më 20 korrik 1985 organizova në Leontarion, Thivon, Kaçkavel, një miting ku morën pjesë përfaqësues, historianë, etnografë, gjuhëtarë, studiues, arbëreshë nga Italia (Kalabria e Siçilia). Ishte hera e parë që bëheshin bashkë në një aktivitet të tillë vëllezërit arbëreshë arvanitas. Në atë miting, Aristidh Kollja foli mbi çështjen arvanitase:*

*"Janë me të vërtetë të mallëngjyeshme këto momente, kur pas katër shekuj u bashkuan pasardhësit e një populli, përfaqësues të atyre të parëve tanë, të cilët i detyruan që një pjesë të shkojë në Itali për shkak të pushtimit turk, ndërsa arbërorët që ngelën luftuan me Kastandino Parollogun ose me Kastriotin, apo me Kronodhillon Klladhane, apo shumë luftëtarë që nga toka dhe deti të mbanin të lirë këtë dhè, këto troje të shenjta. Prej vitit 1450-1534, një shekull të tërë, në Greqi e Ballkan, ndodhën shumë ngjarje të mëdha, ku shumë veprimtarë, heronj, që u dhanë me mish e me shpirt, ishin arbërorët e Greqisë.*

*Kush e harron Bambricën, ku u sakrifikuan gratë e fëmijët e tyre! Nuk harrohen Psara, suljotët, Mesollongjia. Asnjë popull nuk*

*i ka këto veti, siç kishte populli arbëror. Deri më 1821-shin, populli arvanitas derdhi pa hesap lot, gjak, por u desh edhe t'i shpërngulnin nga trojet e tyre, shpërngulje këto që binin të gjitha në kurriz të popullit arbëror. Por ata kurrë nuk u poshtëruan dhe kur u larguan, ikën nga tokat e tyre me lot e me këngën e dhimbjes në shpirt. Në ato këngë nuk mungonte patosi. Brenda vetes mbajtën, e ruajtën në gji, Morenë e bukur… atë (këngë) e ruajtën në gjuhën e tyre.*

*Ajo More ishte Kostandini, ajo More ishte besa. Ajo More kishte kuptim e do të thoshte se edhe pse humbën gjithçka, shtëpi e troje, morën me vete besën. Besa, bashkë me gjuhën, u bë identiteti i tyre.*

*Ajo gjuhë, që injorantët kurrë nuk e kuptuan, shkencërisht është gjuha më e lashtë, gjuha e perëndive. Emigrime të arbërorëve të Greqisë nuk u bënë vetëm në Itali. Një dokument i Pleqërisë së Venetisë, më 30.04.1541, thotë që në kolonitë e Qipros, në ato të Zaqinthos, Qefallonisë, të Korfuzit dhe të Kritit* ***gjejmë arvanitas****, sepse arvanitasit* ***ishin burim i helenizimit të ri.***

*Shumë arvanitas të famshëm të asaj kohe shërbyen në të gjitha oborret e huaja si oficerë të lartë, u lavdëruan dhe bënë emër e morën famë për veprat e tyre të shkëlqyera. As ne vetë nuk i njohim, por i njeh Europa, i ka vlerësuar bota. Është fjala për stradiotët e famshëm, si Mërkurët, poeti luftëtar Manoli Blesi, por edhe mjaft nga qarku ynë, si Kryekuqi, Muriqi, Koklla, Kazneçi, Parapunjas e të tjerë. Më vonë ata arbërorë që banonin në Ballkan do të bëheshin princa dhe prijës, si Gjikët, Doket dhe Sucet që do të qeverisnin në Rumani.*

*Por edhe myslimanët arbërorë hipën në ofiqet më të larta në oborrin otoman, siç ishte arvaniti mysliman nga Kavalla, Mohamet Ali, i cili u bë ndërtuesi i Egjiptit të ri. Arvanitasit vulosën gjithë këtë epokë me veprimtarinë dhe historinë e tyre. Ne sot nuk dimë asgjë për historinë tonë.*

*Ndaj falënderoj shumë mikun tim, Antonio Bellusci, që hap udhën*

*dhe ndërton urën midis dy popujve arbërorë, që të gjejmë veten tonë të humbur. Po të marrim listën e telefonave do të gjejmë mbiemrin Bellusci nga Epiri deri te Moreja.*

*Papa Ndon Bellusci, që nga viti 1965, vjen këtu në Greqi, për të parë dheun e tij, të të parëve të tij, të mbledhë folklorin, etnografinë, por shumë prej arvanitasve e panë me sy të keq dhe s'kishte turp më të madh sesa kur në Sulimahorja të Trifilisë ia prenë shkurt në gjuhën greke: "S'kemi arvanitas këtu".*

*Të dashur arbërorë, të fillojmë të njohim historinë tonë! Mos të fshehim fisin! Mos të fshehim gluhën! Kemi histori të pasur.*

*Le të jetë ky takim fillesa e vetëdijes arbërore, miqësisë dhe bashkëpunimit të arbërorëve të Greqisë me arbëreshët e Italisë. Popuj që humbën gjuhën e tyre dhe harruan historinë e tyre. U zhdukën. Sot, me ardhjen tuaj, At Bellusci, festojmë urën këtu në Kaskavele bashkë me katundet arbërore e këtu rreth Thivës, me ju vëllezër arbëreshë dhe Horën e vëllezërve në Siçili. Për këtë ditë do të ishin krenarë të parët tanë dhe do t'u mbusheshin sytë me lot.*

*Kudo që jeni, vëllezër arbërorë, ju presim duke ju thënë:"Mirë se na erdhët, vëllezër"!*

## Epiri

Shumë historianë kanë folur mbi Epirin, por unë si etnograf dhe si kërkues reflektoj mbi konceptet:

Përse etimologjia e hyjnive gjen zbërthim vetëm në gjuhën shqipe dhe jo në atë greke?

Përse orakujt më të vjetër të Zeusit gjenden në Epir, në malin e Pindit, në Maqedoni, pra kaq larg prej grekëve?

Tempulli i Zeusit, përse nuk ishte në Athinë dhe në Spartë?

Përse në të gjithë këtë zonë flitet shqip dhe shumë prej të vjetërve nuk e njihnin greqishten?

## Në katundet arbërore të Moresë

Në librin "Ricerche e studi tra gli arbërori dell' Ellade" kam rrëfyer për një leje që na u lëshua nga autoritetet greke, kur unë dhe miku im Kaparelli, në 1970-n, kishim shkuar për kërkime etnografike në Greqi. Në atë dokument thuhej:

***Leja***
*"Stefanos Mitropollitis Trifilias nga Olimpi.*
*Qiparisia, 12/09/1970*

*Priftërinj të katundeve arbërore në: Kotomeri, Koloçi, Ano, Amfithea, Dhorion, Ajos Jorgjos, Christochorion, Haloà, Ano Psari, Dimandra, Sirizo, Stasimo, Rista, Sitochori, Arosapighi (Kokla), Kefalovrisa, Mouzaki, Aetos, Ano Sulimano, Kouvalla.*

*Ju njoftojmë se: Arkimandritat papa Jani Kaparelli dhe papa Antonio Bellusci nga Italia do të vijnë këto ditë në katundet arbërore në More, për të mbledhur këngë e shërbesa në gjuhën arbërore, sepse atrat (të parët, stërgjyshërit) e tyre ishin ellino arvanitas nga Morea.*

*Ata duan të njohin dheun e Moresë, nga u larguan prindërit e tyre në vitin 1534.*

*Ju bekon, Stefanos Mitropollitis Qiparisi".*

Unë ngela i habitur kur pashë se sa fshatra arbërore ishin në atë krahinë dhe, me të qeshur, i thashë papa Jani Kaparellit:

- Ore, vëlla Jani, sa katunde arbërore qenkan këtu! Nuk na del një vit i tërë për t'i parë.

Ndërsa lexoja atë leje, u ktheva përsëri nga Jani dhe i thashë:

- A e di, mor vëlla Jani, se leja që kemi është i pari ***dokument grek***, ku thuhet që shumë fshatra janë arvanitase dhe se Moreja është arvanitase e jo greke?

Jani, ta mbajmë fort e me kujdes këtë leje!

Të dy ishim të gëzuar për këtë leje, sepse ishte i pari dokument i lëshuar prej autoriteteve greke. Por ky gëzim zgjati pak, sepse të nesërmen, më 13 shtator 1970, te sheshi në Hrisohorjan, që ishte mbushur plot e përplot me njerëz që flisnin e rrëfenin arbërisht, erdhi policia. U sqaruam që z. Stefanos Mitropollitis na kishte dhënë lejen dhe theksuam faktin që ne ishim arbëreshë dhe kishim ardhur për të takuar vëllezërit tanë; u thamë që ishim studiues të etnografisë dhe puna jonë ishte të mblidhnim këngë e folklor arbëresh.

Këmbëngulëm shumë, por ishte e kotë që flisnim, sepse ata kishin bindjet e tyre të rrënjosura prej politikës së egër nga qeveria greke. Në kulturën greke, në qoftë se nuk je grek konsiderohesh antigrek. Kështu që na tërhoqën lejen dhe nuk na lejuan të vazhdonim. Arvanitasit që kishin ardhur aty u shpërndanë sepse politika që ndiqte qeveria greke i kishte terrorizuar. Mua më njihte policia, sepse shpesh më kishin ndaluar me lloj-lloj akuzash, deri edhe spiun dhe agjent të Enver Hoxhës më kishin konsideruar. Kur e kujtoj këtë akuzë qesh me ironi.

## Gjuha shqipe tek arvanitasit

Gjuha arvanitase gjatë atyre viteve flitej në masë në Greqi dhe këtë na e vërteton regjistrimi që i bëra avokat Lljapis:

"Unë jam avokat i arvanitasve dhe kam pasur punë sa për 10 avokatë grekë. Arvanitasit vijnë tek unë sepse njoh gjuhën. Mua më pëlqen fjala "besë". Unë jam avokat, por jam edhe arvanitas. Arvanitasi lidh besën, kështu që unë mbaj fjalën. I mbroj. Arvanitasi nuk flet në erë, por para se ta nxjerrë fjalën, e çon nëpër mend, pastaj e thotë dhe jo vetëm kaq, por kërkon me çdo kusht ta mbajë fjalën e dhënë".[17]

Në shtëpinë e Jorgos Priftis Papanastasis, ndërsa regjistroj, e pyes:

---

[17] *Këtë dëshmi do ta gjeni në faqen 135, "Ricerche e studi tra gli arbërori dell'Ellade".*

- Kur këndonit në kishë shqip, zemra…

Pa mbaruar unë mirë fjalën, më përgjigjet:

- Zemra na hidhej përpjetë. Këtu edhe prifti këndonte shqip. Askush nuk fliste greqisht.

*Nuk njihej gjuha greke*.[18]

E megjithatë, nuk u zyrtarizua gjuha shqipe, por vetëm gjuha greke.

Mendoj dhe bashkohem me mendimin e vëllait tim arvanitas, Aristidh Kollja, kur thotë se problemi dhe përgjegjësia bie mbi vetë arvanitasit. Sepse arvanitasve iu dha mundësia se cilën gjuhë të zgjidhnin, greqishten apo shqipen.

Historia dëshmon që shumë heronj shqiptarë të Greqisë ranë në luftë e shumë luftuan për çlirimin e Greqisë. Disa nga arbërorët e Greqisë, heronj të revolucionit të 1821-shit, ishin: Gjeorgjio Kundurioti, Kiço Xhavëlla, Andoni Kryeziu, Teodor (Bythgura) Kollokotroni, Marko Boçari, Noti Boçari, Kiço Boçari, Laskarina Bubulina, Anastas Gjirokastriti, Dhimitir Vulgari, Kostandin Kanari, Gjeorgjio (Llalla) Karaiskaqi, Odise Andruço, Andrea Miauli, Teodor Griva, Dhimitir Plaputa, Nikolao Kryezoti, Athanasio Shkurtanioti, Hasan Bellusci, Tahir Abazi, Ago Myhyrdari, Sulejman Meto, Gjeko Bei, Myrto Çali, Ago Vasiari e shumë e shumë shqiptarë të tjerë.

Nga këta arvanitas dolën shumë nga heronjtë e vitit 1821 dhe krijuesit e shtetit të ri grek. Kjo e vërtetë, veçanërisht vitet e fundit, i është fshehur popullit grek për shumë arsye. Emri "arvanitas" në Greqi duhej të ishte titull nderi e jo të përfundonte pothuajse si term ofendues.

*Si arbëresh që jam pyes veten se si arritën arvanitasit, udhëheqës nga toka e deti, që kur në 1829-n, në parlament u shtrua çështja se cila gjuhë do të zgjidhej si gjuhë zyrtare, mes shqipes dhe greqishtes, të zgjidhnin gjuhën greke, kur parlamenti përbëhej nga mbi 80% arvanitas!*

---

[18] ***Në** librin "Da radici arbëreshi in Italia a matrici arbërore in Grecia", në faqen 362, me titullin "Angellokastros".*

*Në zyrat e Greqisë, nga ai moment do të shkruhej e flitej vetëm greqisht!*

Ku ishte në ato momente ajo krenari shqiptare, arvanitase, kur njerëzit e thjeshtë këndonin:

*"Kjo gluha arbërishte,*
*Ishte gluhë trimërishte*
*E flit Navarko Miaulli,*
*Boçari dhe gjithë Suli".*

Vargje që i ngjajnë një proteste, një himni, një thirrjeje, por ishte tepër vonë.[19]

## Arvanitasit autoktonë

Dëshmi interesante dhe e gjallë është puna e mikut tim, Jani Gjikas, studiues dhe etnolog.

Ai ka arritur të shkojë vetë edhe në vendet më të izoluara për të mbledhur materiale, dokumente historike, folklorike.

Sipas disa dokumenteve, mbërritja e shqiptarëve në Eubea (Gjikas Oi Arvanitës, faqe 21-26) daton në 22.05.1402. Ndërsa një dokument tjetër, që daton më 21.01.1426, ka dëshmi për mbërritjen e shqiptarëve në këtë ishull, pasi ishin larguar nga Vlakia (Thesalia) e Boezia. Sipas këtyre dokumenteve konfirmohet se arvanitasit janë autoktonë, ata kanë jetuar gjithmonë në ato troje.

## Ndryshimet në toponime, akte politike

Mendoj se toponimia nuk është çështje e gjuhës në kuptimin e vërtetë të kësaj të fundit. Ndërhyrja në toponime është një

[19] *"Lidhja", artikulli "Dossier albanesi di Grecia", faqe 207.*
***Shënim:** Vargjet e mësipërme i regjistrova në 1969-n,nga një arvanitas që quhej Pavlos Gjannakopoulos, 65 vjeç, lindur në Sofikò (Korinth), me profesion inxhinier, i cili m'u afrua vetë dhe nisi të recitonte me krenari.*

akt i pastër politik. Ai nuk ndryshon shqipen, por ndryshon mënyrën se si ne shohim tjetrin, fqinjin, veten tonë, të shkuarën dhe të ardhmen.

Sa herë që kam hasur fenomene të kësaj natyre i kam pyetur arvanitasit me të cilët bisedoja. Ata më rrëfenin që në "këto vitet e fundit", një vargu të gjatë katundesh arvanitase u janë ndryshuar emrat. Ndryshimet kanë ndodhur në tri dekadat e fundit.

Për shembull: **Kutumasë** arvanjitë nani i thonë **Koronja** në elenika; Nani i thonë Fili në greqisht, po në arvanjitika na i themi Hasa'. **Streveniku** u bë Triadha; **Zërikji** u bë Elikonas; **Kukurati** u bë Agia Anna; **Lutsa** u bë Artemidha. **Spata** ish një katund që të gjitha toponimet rreth e përqark tij i kishte në shqip. Aty ku u ndërtua aeroporti i ri i Athinës quhej **Liopëza ose Lopëza,** domethënë fusha ku kullosnin lopët. Grekët këto 20 vitet e fundit u kanë ndryshuar emrat mbi 60% të toponimeve, që ishin emra të vjetër shqiptarë.

Mendoj se qeveria greke bën një politikë racionale dhe relativisht dinake. Duke bërë ndërrimin e toponimisë, banorëve u jepet një element homogjenizimi dhe në një të nesërme do t'u mbushet mendja se aty ka pasur gjithnjë grekë, se vetë emri i vendbanimit është në greqisht dhe populli mjaftohet me kaq, sepse mjafton t'i heqësh si një nerv të shkuarën dhe e fshin nga kujtesa.

Mos të harrojmë se në asimilim ka ndikuar ndërrimi i toponimeve, shkolla greke, kisha dhe martesat e përziera me grekët etnikë dhe vetëdija qytetare greke. Absurdi më i madh është se komunitetet arvanite, me hir a pahir, qartësisht e kanë këputur fillin etnik që i lidh me origjinën, por në evidencë është gjuha që u mbetet. Ndryshimi i toponimisë ka arsye politike, që lidhen me pastrimin etnik, me justifikimin që jetojmë gjoja kohë supermoderne.

Shteti grek ka krijuar një luftë të vazhdueshme me popullin dhe ka fortifikuar më tepër vetëdije të përkatësisë greke.

## Vetëdija etnike dhe ajo patriotike

Në qoftë se do të bëjmë një krahasim mes vetëdijes arbërore të arbëreshëve të Italisë dhe asaj arvanitase do të vëmë re se tek arvanitasit e Greqisë ekzistonte vetëdija arbërore, që reklamohej më tepër si vetëdije patriotike antiturke dhe nuk u ruajt e të mbrohej me fanatizëm si formë vetëdije etnike, siç ndodhi te ne arbëreshët e Italisë.

Nga vizitat dhe kërkimet e mia prej dhjetëra dekadash të bëra në Greqi vura re vetëdijen e etnisë tek arvanitasit, por askush nuk i ndihmoi, sepse regjimi grek, me politikat e tij antishqiptare, dënonte intelektualët arvanitas.

Shumë intelektualë arvanitas pranonin me gojën e tyre që nuk dilnin hapur me shpatë të madhe, sepse humbnin vendet e punës, i arrestonin, kështu që vetëdija arbërore në Greqi u shtyp. Ndryshimi do të vijë vetëm nëse ndryshojnë politikat.

E theksoj këtë fakt, sepse nga dëshmitë që mblodha mësova se ata luteshin në gjuhën e mëmës, krijonin në gjuhën e mëmës, qanin në gjuhën e mëmës. Shprehja e tyre "arvanit besalith" është shprehja më e lartë dhe më e fuqishme. Njerëzit e thjeshtë arvanitas e ruajtën identitetin, por jetuan nën një kulturë të ashpër greke, ku u nënshtruan. Në qoftë se një arvanitas e deklaronte veten të tillë, për kulturën greke supozohej se ishte antigrek. Një gjë e tillë nuk ndodhi në Itali, ku ekziston kultura e etnisë dhe e bashkëjetesës.

Nuk mohoj faktin se është fatkeqësi e madhe për një popull të tërë që shtrihet në trojet e veta, që dëshiron të vdesë në tokat e veta, të asimilohet me forcë e dhunë. Është turp për një shtet europian, ku shkelen dhe mohohen të drejtat e njeriut.

Arvanitasit e shkruanin shqipen me alfabetin grek. Revista "Besa" iu nënshtrua alfabetit grek dhe fjala "besa" u bë "mbesa". Kujtoj shumë mirë kur u thosha vëllezërve të mi arvanitas, Aristidhit, Jorgos, Haxhisotiriut, J. Gjikas:

“Vëllezër, nisni të shkruani me alfabetin e Manastirit, sepse kështu përparoni më tepër me gjuhën”.

Fillova vetë te revista “Lidhja” të publikoja me alfabetin shqip intervistat e tyre dhe ua shpërndaja. Nxirrja 2000 kopje për revistë. Qëllimi im nuk ishte fitimi, por dashuria për etninë time.

Arvanitasit intelektualë ishin të ndërgjegjshëm për rëndësinë e gjuhës shqipe, si gjuha më e lashtë në Europë. Më ka mbetur në mendje rrëfimi i mikut tim, Aristidhit:

*“Vëlla Ndon, nuk ka më të bukur se gluha shqipe. Në gjimnaz, fillova të dalloja ngjashmërinë e disa fjalëve me gjuhën e Homerit dhe latinishten, por nuk kisha kuptuar akoma lidhjen e thellë të saj me këto gjuhë, sepse shkolla shqipe nuk kishim, kisha mësuar shqip prej familjes e brenda meje kisha gjakun arbëror. E ndieja këtë gjuhë të materializuar me ndërgjegjen time, e ndieja që e kisha në deje. Afrimiteti me ty më bëri të thelloja akoma njohuritë e të kërkoja të vërtetën historike. Po thelloj njohuritë mbi adhurimet e grekëve të vjetër dhe pellazgëve, përkufizimet e toponimeve madje dhe thjesht emrat e heronjve e gjysmëperëndive, që gjejnë shpjegime vetëm nëpërmjet shqipes së vjetër, gjuhës sonë arbërore. Vëlla Ndon, më e keqja është se akoma historianët grekë, bashkëkohësit e tu e të mitë, shkruajnë historinë e Greqisë dhe nxjerrin jashtë saj pellazgët dhe arvanitët. Por një histori greke, e cila nuk merr në konsideratë pellazgët dhe arvanitët, nuk është as greke dhe as histori nuk mund të jetë”.*

Ky njeri i madh ma përforconte akoma më tepër besimin që vetëdija e arbërorëve të Greqisë jo vetëm që ekzistonte si vetëdije etnike, por shkonte edhe më tej, si vetëdije kozmike. Aristidhi nuk ndihej i vetëm, edhe pse të paktë ishin ata arvanitas të cilët luftonin hapur me guxim, por në heshtje ishin me mijëra arvanitas që deklaronin autoktonin në trojet e tyre.

## Tradita e mikpritjes

Kujtoj një herë një episod. Ishte kohë dreke, shumë nxehtë. Kisha ecur shumë nëpër vapë, aq sa më ishte tharë goja për një pikë ujë. Rreth e rrotull nuk kishte asnjë çezmë dhe as një dyqan për të blerë një shishe ujë.

Diku në distancë pashë një shtëpi arvanitase dhe një burrë rreth të gjashtëdhjetave që po dilte nga kantina, duke mbajtur në dorë një poçe me verë. U gëzova kur e pashë.

E përshëndeta unë i pari. Ai m'u përgjigj në shqip. Shikoja tërë etje atë poçin me verë të freskët dhe ai, sikur të më kishte lexuar sytë, më thotë:

Doni një gotë verë, papas?

Oh, faleminderit! E pranoj me kënaqësi, - u përgjigja.

Ma zgjati gotën me verë, të cilën e ktheva të gjithën.

- Do të pini edhe një tjetër? - më pyeti.

- Jo, faleminderit! Mjafton një,- i thashë.

Pa m'i ndarë sytë, burri më pyeti:

- Me sa këmbë erdhe deri këtu?

- Me dy,- iu përgjigja.

- Atëherë dy gota verë do pini.

Qeshëm të dy. E falënderova, e përshëndeta dhe u ndamë.

Unë vazhdova rrugën në këmbë nëpër vapë, me këngën e gjinkallave nga pas.

Këtë mikpritje nuk e hasa shpesh te priftërinjtë arvanitas gjatë punës sime kërkimore. Egërsinë e kulturës së mbyllur greke e provova mbi kurrizin tim. Unë isha paqësor dhe qëllimi im ishte të mblidhja sa më tepër dëshmi mbi arvanitasit. Unë nuk bëja kurrë ideologji, propagandë e kurrë nuk më ka interesuar agjitacioni. Si prift, kërkova shpeshherë ndihmë te priftërinjtë arvanitas, por të paktë ishin ata që më dhanë ndihmë, të shumtë ishin ata që më kthyen krahët.

Ata që nuk më ndihmonin i shikoja që kishin frikë. Mbyllnin gojën, edhe pse u thosha qartë që misioni im ishte thjesht studimor. Ata ishin të verbuar nga ideologjia e autoriteteve greke antiarvanitase.

Qëndrimet e këtyre vëllezërve, në një farë mënyre, i kuptoja, por nuk i justifikoj sepse ata s'duhet të humbasin rrënjët.

Ndër priftërinjtë arvanitas nuk do të harroj kurrë Metropolita Panteleimon Karanikolas, metropolit arbëror, ortodoks, i Korinthit, që mbetet për mua si një prind, një vëlla i madh, një patriot, një mbështetës, një përkrahës, që më ka mbajtur si mysafir për muaj në vatrën e tij në Korinth dhe të cilin pata kënaqësinë ta ftoja në shtëpinë time, në Kalabri.

Në punën time kërkimore në Greqi më ndihmoi populli, njerëzit e thjeshtë.

Natyra më ka dhënë një dhunti, jam i hapur, spontan, krijoj lidhje horizontale, vë zemrën të parën.

Unë nuk shkoja vetëm sa t'i shkelja ato vende. Unë qëndroja për ditë e muaj. Kishte raste që flija jashtë, qëndroja në makinë, dilja në rrugë, në sheshe, nëpër bare, bisedoja, thithja folklorin prej tyre. Te këta njerëz që intervistoja rikthehesha për t'iu dorëzuar revistën. Ata shikonin në ato revista fotografitë e tyre, lexonin ato çfarë më kishin rrëfyer. Shikoja në sytë e tyre vlerësimin që u kisha bërë dhe ndiheshin të gjallë në identitetin e tyre.

U lidha shumë me atë popull, por edhe u sulmova shumë prej qeverisë greke.

Kujtoj një herë kur u riktheva në Greqi për t'i dorëzuar një kopje të revistës një zonje arvanitase, që quhej Janulla, e cila sa më pa, më tha:

- O Zot i madh, je ti v3ëlla Ndoni? Jeni ju, papas Ndoni? Qenkeni gjallë akoma? Na kishin thënë që kishit vdekur. Këtej kështu u hap lajmi.

Më shikonte sikur të isha fantazmë, nuk u besonte syve, ndërsa kisha shtangur prej reagimit të saj.

Pasi kuptova situatën vura buzën në gaz. U afrova dhe ajo më hodhi duart në qafë.

Qeshja kur dëgjoja që represioni i egër grek më donte të vdekur, por në të njëjtën kohë më shtohej jeta kur shikoja këta vëllezër arvanitas që më përqafonin. Më mjaftonte kjo, sepse ky ishte edhe objektivi im.

## Poezia gojore

Në kërkimet e mia i kam kushtuar rëndësi letërsisë gojore, që është një vlerë universale.

Ne kemi këngë, vjersha dashurie, intervista me këta njerëz, krijues popullorë. Letërsia gojore vjen nga një popull pa kulturë, sipas mendimit të sotëm, por sipas pikëpamjeve antropologjike, kultura ka shumë degë, përmban njeriun i cili punon dhe përparon, kapërcen çdo vështirësi. Letërsia gojore rrjedh nga një popull i padukshëm, i cili nuk është në sipërfaqe, nuk është i njohur dhe nuk ka asnjë të drejtë, por tregimet e tij i përcjell gojë më gojë, zemër më zemër. Kërkimet shkencore, për këtë popull të padukshëm, me këtë kodifikim nga mbledhja gojë më gojë e këtyre tregimeve, u vunë në letër dhe u bënë letërsi e shkruar.

Një herë isha nisur shumë herët nga Eubea dhe rreth orës 15:00 arrita në Daramari (Tebë), Greqi, që tani quhet Dhafni. Daramari është një fshat shumë i vogël, me rreth 300 veta. Doja patjetër që të intervistoja dikë në një zonë ku nuk kisha qenë asnjëherë. I kisha kërkuar ndihmë priftit Meletios, edhe ky arbëror, por nuk më ndihmoi. Kishte frikë. Priftërinj të tillë që kanë frikë e s'kanë kurajë kurrë nuk më kanë pëlqyer dhe për mendimin tim nuk janë arbërorë.

Vija rreth e qark me makinë, por nuk po gjeja këmbë njeriu.

Për një moment ndalova në një udhëkryq, pranë një ofiçine. Pronari i saj quhej Jorgo Kozmas. U përshëndetëm dhe folëm ca arbërisht.

Nuk vonoi shumë dhe në rrugë u duk një kamion.

- Jorgo, cili është ai i huaji me ty? - pyeti shoferi.

- Nuk është i huaj, është arbëresh, ka ardhur nga Italia,- i përgjigjet Jorgo.

Kamionisti, i dëshiruar për të folur arbërisht, na u bashkua. Ishim tre vëllezër që takoheshim pas shumë shekujsh.

Kënga, në gëzime dhe hidhërime, është në zemrën e arbrit, kështu që ia morëm këngës të tre. U fola edhe për revistën "Lidhja", ku botoja çdo gjë që regjistroja dhe u tregova fotografitë që kisha bërë gjatë kërkimeve.

Kamionisti Thanas Sandillas, kur pa me sytë e tij punën që kisha bërë, më tha:

Papuja (gjyshi) im është rapsod.

Aty për aty e pyeta:

- Si ta gjej shtëpinë e gjyshit tënd?

- Po e mbyll ofiçinën dhe nisemi, - tha Kozmas.

Thanasi la kamionin me qepë që do t'i çonte në markatë në Athinë dhe të tre u nisëm për të incizuar gjyshin e tij.

Ata dy arvanitas lanë punën me të cilën ushqeheshin, vetëm e vetëm për të më ndihmuar. Shqiptarizmi është altruizëm.

Arritëm te shtëpia e gjyshit të Sandillas. Përpara shtëpisë shtrihej një lëndinë e madhe, ku kullosnin nja 20 dhen. Sandillasi, pa hyrë mirë brenda, filloi të thërriste: "Papù, papù, ka ardhur një prift arbëresh, hajde se do të të incizojë kur të këndosh".

Gjyshi ishte rreth të tetëdhjetave, trupvogël.

-Më quajnë Kostandin Farmaqis,- më tha duke më ngulur shikimin.

Pastaj hyri në dhomën e tij, mori ikonën e shenjtë dhe e vendosi mbi një karrige. Urdhëroi të më sillnin një kafe dhe nisi të këndonte. Për tri orë rresht ai ka improvizuar, mbi heronjtë, mbi jetën e përditshme arvanitase. Po errësohej dhe dhentë akoma nuk ishin mbyllur në vathë. Zonja e shtëpisë, e nevrikosur, ankohej se askush nuk po merrej me punët e fshatit.

Dyzet vjet kërkime, por nuk kisha parë kurrë një rapsod të tillë. M'u duk si një Homer që këndonte baladat e Iliadës dhe Odiseut dhe publiku thërriste: "O Mirë, O Mirë" - nga thuhet se rrodhi edhe emri i tij: O - mirë - O-mer, O-mer, H-o-mer.

Farmaqis ishte analfabet, kurrë nuk kishte shkruar dhe lexuar shqip, por kishte zemrën arbërore.

Kur e pyeta se ç'do të thotë **arvaniti-besënlidhi,** Farmaqis e shpjegoi kështu: **"Po më deshe, me ty do vinjë".**

Falë revistës "Lidhja", Farmaqis jeton në zemrat e të gjithë atyre që lexojnë. Sepse "Lidhja" kishte edhe këtë funksion: t'u jepte zë këtyre njerëzve në harresë që flisnin gjuhën shqipe, që këndonin gjuhën shqipe dhe që njihnin vetëm gjuhën shqipe.

Te "Lidhja" do të gjeni edhe improvizimet e tij, rapsoditë e tij, të shkruara në gjuhën e nënës arbërore, që unë i publikova me alfabetin e Manastirit dhe jo me alfabetin grek.

Me këta arvanitas kuptohesha shumë mirë. Nuk e mohoj që gjuha e tyre është ndikuar shumë nga ajo greke dhe është normale për vetë kushtet. Por dua të theksoj faktin që rasti i arvanitikas është shumë interesant, për faktin se gjuha arvanitase te folësit e fundit të saj është ende shumë e gjallë dhe e plotë. Këta burra të thyer në moshë janë të fundit që zotërojnë gjuhën shqipe. Gjuhët normalisht vdesin kur nuk përdoren, por nuk ndodh kurrë që një gjuhë të vdesë kur në brezin e fundit folës të saj të ruhet kaq mirë sa arvanitika. Kjo më jep shpresë se jemi në kohë për ta shpëtuar nga shtrati i vdekjes këtë gjuhë arbërore, këtë identitet kulturor, që është pasuri e njerëzimit dhe që duhet transmetuar ndër breza.

## Kujtime të pashlyeshme

Për vite të tëra studimesh kam realizuar kaq shumë intervista, që më kanë prekur thellë dhe kanë lënë gjurmë në kujtesën time. Nuk kam për ta harruar kurrë një nënë arbërore, 85 vjeçe, Jorgjia

Gjikas që jetonte në Bisha (Korinth), e cila këndoi një vajtim për bijën e saj.

Isha në zonën e Korinthit. Në atë pellg ka tri fshatra arvanitase: Përhora, Lutraqi dhe Bisha.

Në Lutraqi gjenden ujërat termale dhe përballë Pehores është fshati Bisha.

Më thanë se atë fshat e banonin kalabrezët. Në fillim u stepa - ç'ne kalabrezët në këto anë?! - por pastaj u kujtova që De Rada kishte shkruar një artikull, ku tregonte që për ndërtimin e kanalit të (Istmo) Korinthit, i cili lidhte gjirin e Korinthit me detin Egje, kishin shkuar për të punuar shumë arbëreshë të Kalabrisë. Në të tri këto fshatra arbërore flitej shqip.

E takova këtë grua më 24 korrik 1995, duke ecur rastësisht nëpër rrugët e fshatit Bisha. Vura re që ishte veshur me rroba të zeza, shprehje e humbjes së një njeriu të afërt.

Iu afrova dhe nisa bisedën me të. Më tha që i kishte vdekur e bija në moshë shumë të re dhe se nuk e kishte mbyllur dot këtë plagë. E pyeta nëse e njihte folklorin. Heshti pak dhe më tha: "Unë jam ende veshur me të zeza për vdekjen e sime bije. Do të këndoj vajin për të".

Ndeza regjistratorin dhe ajo nisi të vajtonte...

Këndonte e lotët i binin çurg, ndërsa përpiqej t'i thante me shami. Klithmat e saj ishin aq therëse sa bënë të bashkoheshin edhe disa gra të tjera.

Isha shtangur, duke parë këtë nënë të kërrusur, këtë Antigonë të kohëve moderne, dëshmi unike, pjesë trashëguese e atyre sirenave vajtore të lashtësisë arbërore. Është pikërisht kjo fuqi e vajtimit arbëror, që merr përmasa të mbinatyrshme, në një transformim të tillë që e bënte të gjallë atë bijëz të mbretërisë së përjetshme…

Kur mbaroi vajin më falënderoi, sepse unë kisha qenë vektori që, në ato momente, e kisha ndërlidhur shpirtin e saj me shpirtin e të bijës.

"Vdes kush harrohet",- më tha në fund nëna arbërore, Jorgjia[20].

## Në Hrisohorion, me Athanasjo Papathanasiu

Në Hrisohorion intervistova z. Athanasjo Papathanasiu, i cili më dha shumë të dhëna rreth jetës së arbërorëve të Greqisë.

Hrisohorion është një fshat i Moresë, në rrëzë të një vargmali. Është fshat arbëror. Kisha shkuar në 1970-n, pastaj u ktheva vetëm pas 13 vjetësh, sepse më kishin akuzuar si agjent të regjimit të Enver Hoxhës.

Në fshat gjeta njerëz të qeshur, zemërbardhë, të cilët më ftonin në shtëpitë e tyre.

Njëri prej tyre ishte Athanasjo. Intervista me të ishte nga më të thjeshtat. Më tregoi mbi jetën e tij, më foli për emigrimin në fshat, që boshatisej nga dita në ditë; më tregoi me ekzaktësi se në cilat shtete emigronin arbërorët. Më rrëfeu me saktësi e më dha materiale mbi fshatrat arbërore përqark katundit të tij. Më tregoi se si ishte bërë prift pa studime të larta, por vetëm me një kurs të thjeshtë, sepse gjyshi i tij kishte qenë prift, po ashtu edhe i ati.

Kujtoj si sot kur e pyeta:

-Përse moroitët nuk flasin shqip dhe nuk deklarojnë që janë arvanitas?

-Trembën se vijnë arvanoit dhe marrin fshatrat këtu,- m'u përgjigj.

- Po si është e mundur që arvanoit të vijnë e të marrin katundet arbërore në More?

- Është djalli. Është i ligu,- më tha...

Përgjigjet e tij ishin pasqyrim i politikave të egra greke kundër shqiptarëve.

Ai më rrëfeu për toponimet e fshatrave arbërore, për zakonet. Më foli për bujqësinë.

[20] *"Lidhja" 39, 1998, f. 1361*

Si arbëror që ishte, e kishte mbjellë bahçen me shumë pemë: limona, portokaj, fiq, rrush, shegë dhe plot perime.

-Athanasjo, po gruaja s'të ka ardhur akoma nga fusha? – e pyeta.

*- Nani vjen. Plak dhe gajdhurja (gomari). Vatë. Dhe tëre bashkë do vemë.*

Brenda kësaj përgjigjeje ishte një filozofi jete. Ishte 85 vjeç e donte të thoshte që në atë rrëzë mali, ku kishin tokat e lëna nga të parët, ai, gruaja dhe gomari ishin një. Ishte një vizion kozmik, sepse çdo gjë në natyrë lind, zhvillohet dhe vdes. Jemi "një" sepse vdekja është për të tre. Filozofia e thjeshtë e jetës.

Ishte i shqetësuar, sepse rinia ishte në emigrim. Ai vetë kishte 6 fëmijë, por asnjërin afër.

Në atë tokë të begatë, ku kultivoheshin fiq, mollë, portokaj e rrush, këta dy pleq ndiheshin kaq të vetmuar sa thoshin: "Jemi me një këmbë në varr dhe asgjë nuk na hyn në sy, sepse nuk kemi afër fëmijët tanë, që kanë marrë rrugën e kurbetit duke e lënë fshatin fantazmë".

Fatkeqësisht sot, pas 40 vjetësh, shikoj të njëjtin skenar edhe në fshatrat e arbëreshëve të Italisë. Në të gjitha katundet gjen vetëm pleq të vetmuar, sepse rinia ka ikur në emigracion. Është shumë e dhimbshme kur shikoj fshatrat arbërore që shuhen një e nga një si ato dritat e mbrëmjes.

## Asimilimi i arvanitasve

**Arvanitasit janë të ndërgjegjshëm për gabimet e tyre.** Në vitin 2002, Teodoros Pangallos (një politikan grek) dëshmon: "Arvanitasit nuk mund t'i shtypte kush në Greqi, ata udhëhiqnin Greqinë, ishin gjeneralë, kryeministra, presidentë dhe pronarë të kryeqytetit, jo në kushtet e një shtypjeje, pra. Por vetë ata e "gëlltitën" të shkuarën e tyre, sepse në mënyrë fanatike qenë bindur

se ishin grekë". Kjo deklaratë është tregues i gabimeve të shumta që kanë bërë vetë arvanitasit, që nga koha e Boçarëve deri sot.

## Çështja arvanitase sot

Të mohosh etninë e një populli vetëm sepse ata e kanë shkatërruar gjuhën e tyre është njësoj si ta vrasësh atë popull për herë të dytë.

Nacionalizmi në Greqi është i ashpër. Në politikat e tyre të ashtuquajtura civile, bashkëqytetari, bashkështetasi = bashkëkombës = një gjuhë. Kjo aksiomë është nacionalizëm, sepse për ata nuk ka kuptim që të njohësh pakicat etnike, kështu që, përderisa s'ka pakica etnike, rrjedhimisht s'ka as të drejta për to. Por siç dihet, hapi i parë në likuidimin e një populli është t'i fshijnë kulturën dhe historinë nga kujtesa e tij.

Historia ka treguar që kombit i duhet pak kohë të harrojë se çfarë është dhe çfarë ka qenë.

Në këtë rast mund të them pa hezitim që Greqia është një nga ato rastet kur politikat qeveritare për asimilim etnik kanë qenë sa të suksesshme, aq edhe të turpshme.

Teoria më banale funksionale e botës ka qenë dhe është "peshku i madh e ha të voglin" apo "delen që ndahet nga kopeja e ha ujku". Janë të vlefshme edhe për kontekstin në të cilin ndodhen arvanitasit dhe arbëreshët. Në thelb, si arvanitasit, si arbëreshët përfaqësojnë aksidente historike.

Rëndësi ka ta bëjmë të ndjeshme prezencën tonë, me gjithë kushtet e vështira në të cilat jetojmë. Unë isha prezent me punën time në terren. Krijova dhe shumë lidhje të ngushta vëllazërore me intelektualë, studiues, hulumtues, historianë, gjuhëtarë, që punonin për çështjen arbërore, si: Aristidh Kollja, Jani Gjikas, Jorgo Marouga, Kristo Zharkalli, Vangjel Ljapis, Jorgo Haxhisotiriou dhe mund të them pa frikë që këta ishin edhe vëllezërit e mi.

Çështja arvanitase kërkon mbështetje nga të gjitha frontet, si nga forcat politike ashtu edhe nga akademikët, por edhe nga individi, sepse sot në erën dixhitale secili nga ne mund të bëjë diçka në favor të gjuhës. Interneti është një instrument i vlefshëm, sepse kushdo në faqen e vet mund të publikojë në gjuhën shqipe, e rëndësishme është që të jemi korrekt me informacionet, të kemi sensin e dëgjimit, të konfrontohemi e t'u themi atyre vëllezërve arvanitas që mos të mohojnë rrënjët, identitetin. Mos të mohojnë që janë arbërorë dhe që jemi populli me kulturën më të lashtë në Europë dhe për këtë nuk kanë pse të ndihen aspak inferiorë, por përkundrazi të jenë krenarë në hapësirën që u përket.

Mendoj që intelektualët, historianët, gjuhëtarët nuk duhet të vazhdojnë të bien në kompromise ilegale, por të kenë ndershmëri intelektuale, të përballen me të vërtetën, të kenë guximin të kundërshtojnë e të thonë jo, në mënyrë që të vënë në vend të vërtetën, përndryshe e vërteta do të konsumohet prej harresës.

## Interesi profesional nga të huajt, por jo shqiptarët

Duket paradoksale, por botimet e mia janë parë më me admirim nga studiues të huaj.

Profesorë të universitetit në Selanik, studiues të historisë neo-helene, si Vakalopoulos e Zakaria Cirrpanlis, më kanë falënderuar për punën e madhe që kam bërë në territoret arvanitase në Greqi dhe më kanë shkruar se botimet e mia mbi arbërorët e Greqisë hapin për ata faqe të reja për historinë e neo-helenizmit. Me interes veprat e mia i ka parë edhe historiani i dëgjuar Prevelaqis.

Asnjë historian nga toka mëmë nuk kam parë që t'i shfletojë punët e mia të kodifikuara. Një indiferencë totale.

Ka pasur edhe raste të kundërta, si p.sh. një autor me emrin Jokhalas Titos, që shkroi një libër kundër meje. A. Kollja e ka përmbledhur më mirë:

"Jokhalas Titos shkroi një libër kundër Bellusci-t, ku e leu penën me vrerin e vet. Një libër që donte të na mbushte mendjen që vepra e Bellusci-t ishte joteknike. Bellusci është etnograf dhe po paraqiste një analizë shkencore, por paraqiti punën e tij të madhe që ka të bëjë me të vërtetën. Mënyra e regjistrimit, pa bërë aspak korrigjime, është saktësia e gjuhës arvanitase në një kohë të caktuar. Puna e tij është një material i gjerë për kërkues etnografë, por edhe për gjuhëtarë e historianë".

Kollja ishte avokat dhe ky pozicion i tij kaq hapur nuk ishte pak, por Kollja njihte historinë e dinte të mbrohej me argumente. Njeriu, sa më shumë të dijë, aq më mirë di të mbrohet, aq më shumë lufton për të mbrojtur parimet e veta. Kollja kishte vlera morale e patriotike. Inteligjenca është armë e fortë. Arvanitasit e thjeshtë ishin në fazë degjenerative, ishin të dobët kulturalisht dhe dalëngadalë frika dhe injoranca po iu mbyllte sytë. Intelektualë arvanitas si Kollja, Lljapis, Maruogas luftonin me mish e shpirt.

## Kërkime, studime, hulumtime ndër arbërorët e Helladhës

Puna studimore për arvanitasit, së bashku me priftin arbëresh, Jani Kapareli, zgjati nga viti 1965 deri në 1995-n. Gjatë atyre viteve gjeta që rrënjët arbërore zgjaten deri në Athinë dhe vura në dukje lidhjen e ngushtë që ekziston midis arbëreshëve dhe arbërorëve-arvanitas, lidhje që duket në emrat e vendeve (toponimet) dhe fshatrave të arbëreshëve, në emrat e tyre të përveçëm, në shërbesat fetare dhe, mbi të gjitha, në mënyrën e të folurit, në gjuhën e tyre të përditshme. Nuk kam aspak vështirësi për t'u marrë vesh, për të komunikuar me vëllezërit arvanitas, pasi flasim të njëjtin dialekt.

Por në Greqi gjeta edhe represionin e autoriteteve greke në vite. Kjo duket qartë në veprën "Kërkime dhe studime

ndër arbërorët e Helladhës – prej rrënjës arbëreshe në Itali në mëmëzën arbërore në Helladhë".

## Malli për Morenë

Nga vizitat e mia në Helladhë, më emocionuese ngelet ajo në More.

Kur u nisa për herë të parë në More, në vitin 1965, udhëtova si bir i saj, si një pelegrin i përmalluar për të takuar atje vëllezërit e mi me të njëjtin gjak. Neve arbëreshëve na i kanë ngulitur në mendje dhe zemër Morenë e bukur.

Kënga e Moresë mbajti të gjallë në zemrat tona nostalgjinë për ato troje, për dheun e gjyshërve dhe, të them të drejtën, është sikur të kemi lidhje gjaku me Morenë, sepse mendja të shkon vetë tek ajo. Nuk harroj ato takimet e ngrohta, bisedat e përzemërta, këngët që kënduam së bashku me shqiptarët e Moresë, të cilat mishëronin gëzimin e tyre të përbashkët, hidhërimin, vajtimin, besën, mundimet dhe afërsitë shpirtërore që kanë njohur gjatë shekujve.

Në More kujtoj njërin prej vëllezërve arvanitas, i cili sa na pa te sheshi dhe mori vesh që ishim arbëreshë, erdhi na dha dorën, na përqafoi dhe tha: "Hapni sytë kudo që shkoni! Gjuha jonë e bukur flitet vetëm brenda mureve të shtëpisë. Nuk flitet as në shtyp, as në liturgji, as në shkolla, as jashtë mureve. Grekët na quajnë "vlleh". Harruan grekët se sa gjak derdhëm ne arvanitasit për Greqinë, për pavarësinë e saj. Kush ishin dëshmorët më të mëdhenj? Gjuha arbërishte është gjuha trimërishte, prandaj kanë frikë. Këtë gjuhë fliste Marko Boçari dhe gjithë Suli".

Fjalët e tij më jehojnë edhe sot.

## Në Methonë

Në vitin 1970, në muajin shtator, vizitova Methonën, një fortesë që flet shqip.

Methonë (më-thonë) gjendet në More.

Sapo afroheshe e ndieje që ishte ndërtuar me gjak arbri. Kur osmanllinjtë morën kështjellat e fundit në zotërim të Venedikut në jug të Peloponezit, Koronën dhe Methonën, një valë e re arbrish iu drejtuan Italisë. Ishin ata që, duke iu larguar Moresë, këndonin këngën e dhimbshme dhe më pas u vendosën në Siçili ("Piana dei albanesi", por meqë erdhën nga Peloponezi u quajt edhe "Piana dei greci", emërtim që ata vetë e ndërruan më pas. Edhe katundi i De Radës është San Demetrio di Coronna, asaj Korone në jug të Peloponezit).

## Në Caparelli di Tebë

Një tjetër udhëtim po aq interesant, për sa i përket aspektit toponimik, ishte edhe ai në Caparelli di Tebë, me popullsi arvanitase dhe ku flitej arbërisht. Kur dëgjova për herë të parë këtë toponimi vëmendja m'u përqendrua te pjesa e parë - Caparelli - dhe dikush më shpjegoi që vendi e kishte marrë emrin nga luftëtari Nicola Caparelli, i cili kishte treguar trimëri gjatë luftës së pavarësisë në 1821-shin.

Ndërsa Teba është e vjetër sa edhe vetë mitologjia dhe nga kjo toponimi konfirmohet se krahinat e saj kanë popullsi arvanitase[21].

## Maratona

Kur shkova në Maratona mësova prej arvanitasve se kush ka qenë i pari që përjetoi historinë e maratonomakut të vërtetë.

Më rrëfyen që në 1896-n, një djalë me emrin Spiridon Luisi, ati i të cilit shiste ujë në rrethinat e Athinës, mori pjesë në maratonë.

---

21 *"Capparelli di Tebë in Grecia; Ricerca sul campo, Capparelli di Tebë", "Zgjimi", Marri, 3,1972, 64-70*

Spiridon Luisi nuk ishte një konkurrent favorit. Grekët kishin të tjerë kapedanë, që ishin dalluar në garat përzgjedhëse që organizonte ushtria.

Sipas legjendës, garën e kryesonte një francez e Spiridoni ndaloi në hanin e qytezës Pikermi, ku ktheu një gotë me verë dhe vazhdoi konkurrimin. Pas 32 kilometrash, francezi i shpartalluar nga lodhja e la garën fare. Në krye doli për pak një garues tjetër, por djali arvanitas ishte më i shpejtë dhe e fitoi garën. Ishte pikërisht një arvanitas që shënoi emrin në listën e parë të medaljeve të Lojërave Olimpike Botërore.

Sipas një rrëfimi, mbreti i Greqisë e pyeti se çfarë dhurate dëshironte dhe arvanitasi i ri kërkoi vetëm një karrocë me gomar që të mos mbante ujin në krah.

Në fakt, ai u kthye në një lloj heroi kombëtar, me të cilin grekët mburren edhe sot e kësaj dite, duke fshehur si zakonisht prejardhjen e tij arvanitase.

Jo të gjithë e dinë që Maratona është një qytet arbëror.

Në qendër të Maratonës gjendej kisha e Janit (Giovani Battista).

Te sheshi në qendër ndalova dhe i zgjata dorën atij që na shoqëronte. Shtrënguam duart si dy vëllezër.

- Më prekët shumë, z. Bellusci,- më tha. - Është hera e parë që takoj një arbëresh nga Italia.

Në fakt, sytë e tij të njomur flisnin më tepër sesa gjesti im.

- Unë jam si ai maratonomaku, që mban atë pishtar të ndezur dhe vrapon pa ndalur për të gjetur vëllezërit, për t'i zgjuar e për t'u dhënë zë,- i thashë unë.

Në drejtim të jugut, në Soros, ishte varreza e vjetër e Maratonës, 12 metra e lartë, ku prehen 192 helenë të rënë gjatë luftës me persianët në vitin 490. Kurrë nuk kisha menduar që në atë vend, midis shumë mbiemrave arbëreshë, të ruhej edhe mbiemri im, Bellusci[22].

---

[22] *"Ricerca e studi tra i arbërori", faqja 79-80*

## Në Krora (Beozia)

Në një bisedë mes Jani Buradës dhe avokatit Lljapis shpjegohet qartë mënyra asimilimit të plotë (të sforcuar) të arvanitasve nëpërmjet ndërrimit të emrit.

- Kratosi i ndërroi se ishin turq emrat, - thotë Burda.
- Emrat ishin arbërorë, jo turq,- përgjigjet Lljapis.
- Ishin arbërorë dhe i vunë hellenikà emrat ata,- shton Burda.
- I ndërruan ata emrat, por ju s'mund të ndërroni gluhën, të cilën e flisni edhe sot, - përfundon Lljapis[23].

## Në Villia

Në Villia kujtoj një tjetër dialog shumë interesant me arvanitasin Jorgo Qush.

- Nga je?- e pyeta.
- Nga Kriekuqi,- u përgjigj.
- E flet gjuhën arbërishte?
- Nuk mund të flas arbërisht. Dhaskali na rreh dhe unë kam shumë frikë. Ai na thotë që gjuha shqipe është gjuha e djallit dhe duhet ta harrojmë. Nuk mund ta përdor as në shtëpi, sepse më dëgjojnë dhe i thonë dhaskalit. Në Villë, në Kriekuq, në Mëndre, në Kaparellë, duhet të flasim hellenikà,- më tha.
- Po pse?- e pyeta unë përsëri.
- Nuk e di.
- Po priftërinjtë çfarë thonë nëse flet shqip?
- Ka rastisur që ndonjë provon të flasë shqip, priftërinjtë e ndërpresin dhe i thonë se është mëkat të flasësh shqip,- përfundoi Qushi[24].

---

[23] *Në librin "Da radici arbëreshe in Italia a matrici arbërore in Grecia", faqe 230*

[24] *"Ricerche e studi tra gli arbërori dell'Ellade", faqe 233.*

## Në Thespie

*(Leonida nuk ishte grek, ishte thespiot)*

Intervista që i bëra Kapros Panajotis Jorgos (Thespie (Tebë) 26.08.1984) për mua ka rëndësi në aspektin historik.

- Si është historia e Thespies? - pyeta Jorgosin, i cili nisi të më tregonte:

- Ishin 700 thespiotë që luftuan përkrah spartanit, mbretit Leonida, kundër persianëve në Termopile. Leonida i pyeti:

- Do largoheni edhe ju?

- Na thërret atdheu, - iu përgjigjen thespiotët. Në atë betejë u vra Leonida dhe thespiotët. Kur erdhën turqit e quajtën Erimo Kastro, por tani përsëri quhet Thespie.

## Thiva

Thiva, që të paktën që nga shekulli i 14-të banohet veçanërisht prej arvanitasve, ka një histori shumë të lashtë. Miku im Aristidhi më rrëfente që themelues i Thivës konsiderohet Kadmi, me prejardhje prej racës pellazgjike, që kishte strehën në malet e Epirit të sotëm dhe Shqipërisë. Duke shqyrtuar me kujdes mitin e Kadmit kupton menjëherë lidhjet e ngushta të Thivës me Ilirinë.

Thuhet se kur Kadmi u kthye të merrte gruan, shkoi të jepte shpirt në atdheun e tij, që ishte Iliria, ku lindi edhe fëmija i tij i fundit, i quajtur Ilir. Gruaja e tij, Armonia, ishte nga Dardania (Kosova e sotme) dhe mitologjia thotë se ajo ishte motra e prijësit të dardanëve, Dardanit.

Më vonë, kur nisi lufta mes Thivës e Argosit dhe fituan Thivasit u detyruan të shpërngulen dhe shkuan në Iliri. Më vonë në këtë krahinë erdhën biotët po nga Iliria. 2500 vjet më vonë, në krahinën e Thivës u vendosën arvanitët. Siç shihet, të gjithë të

ardhurit në këtë krahinë, por edhe në të gjithë Greqinë e Jugut, erdhën nga vendet e Epirit të sotëm dhe të Shqipërisë. Prandaj miku im Aristidhi mbronte temën se Greqia ishte helenizim dhe neo-helenizim.

Mitologjia është gurra gurgulluese ku shuajnë etjen krijuesit e të gjitha kohërave, artistët e të gjitha vendeve të botës, madje vetë perënditë, por është edhe vend për historianët dhe gjuhëtarët.

## Korinthi

*(E gjithë periferia në këto anë është me popullsi me origjinë shqiptare)*

Në 10 shtator 1983 shkova në Angjellokastros të Korinthit. Është një vend malor, rreth 900 m mbi nivelin e detit. Atje takova të atin e papas Nikola Dhafnis. E pyeta për vendlindjen dhe m'u përgjigj: "Kam lindur në këtë fshat dhe po këtu dua të vdes". I ati i Dhafnis rrëfen që e gjithë periferia në ato anë ka origjinë shqiptare.

**Muzakaj,** i shndërruar në Martino (Manarake)

Mjafton vetëm një dialog me një pastor të fshatit për të kuptuar historinë e shndërrimit të emrit të fshatit nga Muzak (Muzakaj) në Martino ose "Manarake". Në këtë bisedë, pastori rrëfen se gjatë pushtimit turk, sulltanit i rrëmbyen djalin. Arvanitasi nuk i bën keq një të pafajshmi, prandaj banorët Muzakës ua rrëmbyen kaçakëve që e kishin marrë peng dhe ia dorëzuan sulltanit (shëndoshë e mirë).

## Kollokotroni

Rrëfejnë që gjyshi i heroit Kollokotroni ishte Jani Boçka. Ky ishte një njeri trupmadh dhe kishte të pasme goxha të gjera. Dikur, e sheh një shqiptar dhe thotë:

-Ç'është ky bithgur, bre?!

-Që atëherë,- thotë Kollokotroni, - i mbeti gjyshit tim nofka "Bithgur" dhe u harrua mbiemri i mëparshëm i familjes, Boçka. Në fakt, kuptimi i Kollokotronit si fjalë është përkthimi i saktë grek i arvanitases "Bithgur", prapanicë e fortë. Ai flinte mbi gurë, sepse rrinte vigjilent.

## Eubea

Në Eubea, një ishull në Egje, u takova me trashëgimtarët e Skënderbeut.

*Eubea = E-u-bë,* që do të thotë *"U bë e mirë"* dhe në fakt në këtë ishull çdo gjë është bërë mirë dhe është e bukur. Eubea ka një pozitë gjeografike tipike dhe është shumë e studiuar nga pikëpamja arkeologjike.

Qyteti kryesor i këtij ishulli është *Charistos*, që gjen shpjegim shqip *Hare* dhe do të thotë vend i gëzuar dhe i bukur. Në këtë territor gjenden shumë fshatra arvanitase, me zakone të ruajtura mirë.

Mbi varre në Charistos hidhet zhavorr, sepse kështu depërton shiu më lehtë në varre e thuhet se në këtë mënyrë të vdekurit janë në kontakt me natyrën. Dihet që ilirët hyjnizonin natyrën dhe kemi dëshminë për lumin Vjosë në muzeun arkeologjik.

## Në Radhanj

Për jetën arvanitase mund të flas gjatë, por do të veçoj këtu takimin me një çift, të varfër në ekstrem, por ruajtës të vlerave të etnisë sonë.

Isha në Radhanj (greqisht, Radon), një fshat (arvanitas) arbëror në Argolide, Greqi. Popullsia e këtij fshati përbëhej nga rreth 30 frymë. Me shtëpi të shpërndara, pemë në çdo anë, Radhanja kufizohet me dy komunitete të tjera arbërore, Bafanj (në greqisht, Agja, Eleni) e Karaxha.

Më në jug shtrihen fshatra të tëra arbërore: Didhimi, Furrthi, Kranithi, Killadhja, Porobjelli. Një arbëreshi në këto anë i duket sikur është në shtëpinë e vet.

Arrita në Radhanjë në mëngjesin e 6 korrikut 1985. Shkoja për herë të parë në ato fshatra. Nga larg dukej lugina pjellore. Diku si oshtimë dëgjohej çekiçi i një karpentieri që ngulte gozhdë, që i jepte jetë asaj qetësie.

Rrugës takova një vajzë të vogël. M'u afrua dhe, për një moment, zemra m'u ngroh disi e nisa të mendoja që grimca jete arvanitase akoma ekzistonin në ato anë. Nuk e dinte që isha arbëresh, sepse më mori dorën e djathtë dhe e puthi. Me siguri më ngatërroi me Papas Didhimin, i cili shkonte ndonjëherë atyre anëve.

Bëmë një copë rrugë bashkë. Më shoqëroi deri te kroi i Radhanjit, ku ndodhet një shtëpi gurë mbi gurë, pa çimento, siç i përdornin pastorët një herë e një kohë.

Stravulla (kështu quhej vajza) më përshëndeti dhe u largua.

Porta e shtëpisë ishte e hapur. Te hyrja e saj ishte ulur një burrë i shëndoshë, me një këmbë të prerë mbi gju. Më pa dhe prania ime e bëri sa nervoz, aq edhe kurioz. Më shoqëroi me ata sy bojë qielli dhe me sforcim bëri të ngrihej nga karrigia e thurur me gjineshtër. Kur isha pak hapa larg tij më nguli sytë. Menjëherë kuptova se ishte arbëror. Në të njëjtën kohë, nga porta e shtëpisë doli e shoqja me një pjatë me perime të ziera. I përshëndeta dhe u ula pranë tyre. Ishte korrik dhe bënte shumë nxehtë. Mbi një zjarr qëndronte kusia.

Nuk ishte e vështirë të merreshim vesh në sajë të gjuhës që na lanë të parët tanë, gjuhë e folur, e ruajtur në zemër dhe mendje.

Plaku quhej Koç Jakomi, lindur në Radhanjë në vitin 1910. Gruaja e tij, Margò Gjikla, kishte lindur në Karanxha në 1905-n.

Isha në oborr dhe sërish ndihesha mysafir i asaj shtëpie, që të dhembte zemra kur e shikoje, të heshtur, me dy frymë.

Më rrëfyen që kishin lindur dhe rritur fëmijë, martuar me arbërorë në fshatra të tjera. M'u kujtuan pleqtë në San Costandino Albanese, në San Paulo Albanese, San Nicolo dell' Alto.

Koçi më rrëfeu që vendi Radon në gjuhën shqipe është Radhanjë dhe jo Radon, siç thuhet apo shkruhet në kartat gjeografike.

Sa dëgjova këtë, mendja më shkoi përnjëherë te Macchia Albanese në Kozencë, ku lindi i madhi ynë De Rada. Kërkoja ndonjë lidhje midis mbiemrave, toponimeve, se ndoshta kishte ndonjë lidhje midis këtyre dy vendeve; se ndoshta radhinjotët janë emigrantët në trekëndëshin e komuniteteve arbëreshe midis Macchia Albanese, San Demetrio e Santa Sofia D'Epiro.

Isha shumë i prekur në ato momente. Koç Jakomi, duke u sforcuar, lëvizi karrigen dhe më pyeti i hutuar: "Ku është ai (De Rada) tani?"

Qesha nën buzë. Ku ta njihte i shkreti De Radën! U largova nga ajo shtëpi, por kurrë nuk e harrova atë burrë arbëror, ata njerëz të heshtur. Njerëz të varfër në ekstrem, në atë degë të Peloponezit, këta njerëz arbërorë disi të harruar, që jepnin më të mirën e mundshme me sakrificat e tyre, por që dalëngadalë po shuheshin edhe nga harta gjeografike.

## Kuvara

Një grua arbërore, Maria Bellis, më shpjegoi toponimin e fshatit Kuvara.

Ishte interesante dhe e bukur historia e origjinës së emrit në fshatin arbëror të Atikës, që i atribuohej një djali bari me këtë emër. Bariu ishte ngjitur në një pemë të lartë kur papritur nisi një erë e fortë që e rrëzoi. Njerëzit filluan të bërtisnin: "Ra Kuva, ra Kuva". Që atëherë, vendit i ngeli emri "Kuvarà Atikis".

Pasditen e 14 shtatorit 1969, papas Kostas Jatru, famullitar arbëror i vendit arvanit të Keratit, më shoqëroi për të regjistruar

këngët e lashta popullore shqiptare te shtëpia e zonjës Maria Bellis, nënë e tre fëmijëve dhe gruaja e Jorgo Anastasiout. Kur mbërritëm te shtëpia e saj, në oborr ishin mbledhur një grup njerëzish. Maria Bellis dallohej për një kujtesë të jashtëzakonshme të këngëve arbërore. Regjistrova këngët e saj në gjuhën shqipe dhe më në fund bëra një intervistë mbi punët e ashpra sezonale në fusha[25].

Më bëri përshtypje se si kjo grua arbërore, pavarësisht lodhjes, nuk u përtua aspak, menjëherë filloi të këndojë këngë shqiptare. Ishte një arvanitase krenare, që fliste shqip, që këndonte shqip dhe që më falënderoi që kisha shkuar në shtëpinë e saj për një mision kaq të madh të ruajtjes së gjuhës arbërore.

## Zaraka

Ishte një diell i nxehtë, rrugët ishin të zbrazura. Hyra në barin e zonjës së buzëqeshur Katerina. Kënaqet kur më dëgjon t'i flas arbërisht.

Atë ditë në lokalin e saj gjeta zotin Vangjel Nonas, 59 vjeç, i martuar dhe në pension.

-Kam punuar 25 vjet në minierë për të nxjerrë karbon. Në 1960-n ishim 2000 punëtorë, sot atë punë e bëjnë makinat, - më tha.

-Ju pëlqen gjuha shqipe? - e pyeta.

- Është gjuha e zemrës. Gjuha shqipe është gjuha e zemrës, prandaj vjen e penalizuar,- m'u përgjigj.

Një frazë lapidare.

## Në Suli të Moresë

Në jetë më ka ndodhur të fal të tjerët, por edhe të kërkoj ndjesë. Mendoj se falja është gjesti më natyral, kërkon pak, kërkon një

[25] *"Lidhja" 32, 1994, 1123*

shtrëngim dore apo një përqafim. Por falja është njëkohësisht edhe koncepti më i vështirë për njeriun kur mungon pjekuria e shpirtit.

Kujtoj një rast që jam ndier shumë i fyer. Isha në një nga udhëtimet e mia etnografike në Suli të Moresë, ku doja të bëja intervista mbi arvanitasit. Iu afrova një grupi arvanitasish dhe i pyeta arbërisht, por ata m'u përgjigjën në greqisht: "Këtu nuk ka arvanitas".

U zhgënjeva, sepse Suli ishte historia, ishte legjenda. Miku im Aristidh Kollja, në një prej mitingjeve në Suli, mbajti një qëndrim të qartë dhe të rreptë përballë këtyre rasteve. U preka aq shumë sa shkrova këto vargje, të cilat më shërbyen për t'i falur, por para se t'i falja dy gjëra dëshiroja t'ua thosha.

## Sulima në More

*Nuk je një vashëz, Sulima*
*në Morën tënde flasin legjendat për Sulin e Madh!*
*Me historinë tënde të lashtë,*
*por dhe me motërzat e tua për krah*
*Krisohor dhe Kokla*
*Psari dhe Kuvëlla.*

*Por ti sot, Sulima,*
*e vetmuar te çuka e një mali shtrihesh si një kufomë,*
*Varfëria dhe padituria*
*shpirtin arbëror moroit po shuajnë,*
*e fytyrën tënde shtërbëruan.*

*Sulima,*
*Ti, mëma e Kollokotronit*
*Frikacake u tregove, kur më the:*
*"Edo den iparachun arvanitas!"*

*Si ta zuri ajo gojë këtë rrenë?*
*Kur bir arbëror ti ishe vetë.*

*Mos u bëj dele, Sulima,*
*Se ujku të hëngri dhe akoma po të ha!*

*Arbërisht foli Erës, Sulima*
*se edhe qielli që të dritëson*
*do të bëhet më i kthjellët*
*nëse mban frymën tënde arbërore.*
*Do mbash lart edhe nderën e Suljotit.*

*Sulima Kiparissias (More), 13.9.1983*

Siç kuptohet nga vargjet, të falësh nuk do të thotë të shfajësosh ata që të kanë fyer. Të falësh nuk do të thotë as bëj sikur nuk ka ndodhur asgjë. Të falësh nuk do të thotë indiferencë.

Sot ende ka një fshat Suli, që gjendet pranë lumit Kalamas (Thyamis-i i lashtë), si dhe një fshat tjetër Suli në krahinën e Devollit.

Fshatrat e Sulit kanë toponime të gjuhës shqipe dhe shumë hulumtues i njohin mirë:

Arvanita nga arvanitas (αρβανίτες), me ndërrimin b>v, që është karakteristike për greqishten e re.

Fshati Bardhi nga (i, e) bardhë.

Vëra/Bira (Βίρα, Μπίρα), që do të thotë vrimë.

Bregu i Vetëtimës (Βρέκου – η – Βετετίμεσε).

Burima - burim.

Bushi (Βούτζι) nga emri i pemës bush.

Dhëmbës (Δέμπες) nga shqipja dhëmb me prapashtesën iliro-shqiptare -ës/-as.

Ferëza (Φέριζα) nga shqipja ferra/fera me prapashtesën zvogëluese -ëza.

Gropë - gropë.

Gungë (Κούγγε) nga shqipja gungë.

Gura (Γκούρα) nga shqipja gura.

Kali nga emri shqip kalë.

Murga (Μούργκα) - murg.

Murriz  nga emri shqip i shkurres murriz.

Palovreshti - vreshti i vjetër ose vreshti i keq.

Qafa (Κιάφα) nga emri shqip qafë.

Shënepremte (Σεν – η – Πρέμπτε) nga emri i shenjtores kombëtare shqiptare Shëna Premte.

Shtretëza (Στρέτεζα) - shtresë, shtrirë dhe shtrat dhe nga prapashtesa zvogëluese shqip -za. Përkthyer μικρών οροπέδιον - rrafshinë e vogël në greqisht.

Siç shihet, emrat e të gjitha fshatrave që njohim të Sulit janë me prejardhje shqiptare.

Edhe mbi prejardhjen e emrit “Sul” janë dhënë shumë variante, por shumë arvanitas dhe miku im, Aristidh Kollja, më rrëfenin që emri “Sul” vjen nga fisi i lashtë epirot i sellojve, vend i princeshave të Jupiterit e të tempullit të Dodonës, që ishin paraardhës ilirë të shqiptarëve. Ky popull kishte gjak arbëror dhe si i tillë s'duhej të kishte frikë.

## Refleksione

Nga intervistat e shumta, arvanitasit treguan qartë se e duan gjuhën shqipe me zemër dhe kënaqen kur flasin shqip. Një këngë e tyre thotë: “Arvanitët të këndomi/ Gluhënë të mos harromi”. Ka edhe arvanitas që kanë besim në të ardhmen e gjuhës. Kanë po ato ndjenja që shfaqi një plak nga Korinthi kur tha: “Unë kam tri vasha me shkollë. Po kur më vijnë në shtëpi flasin arbërisht. Greqishten nuk e flasim neve këtu”.

Pyesja herë pas here kudo ku shkoja:

-Do të rrojë gjuha arbërore?

-Nuk e di,- përgjigjej shumica arvanitase, - sepse është një gjuhë që nuk mësohet në shkollë dhe nuk shkruhet.

Në bisedat me arbërorët mbi këtë temë dukej qartë një konflikt midis atyre që duan ta ruajnë gjuhën me çdo kusht dhe atyre që preferojnë greqishten, sepse atë gjuhë dinë edhe ta shkruajnë.

Një gjë është e vërtetë sepse gjatë gjithë udhëtimeve që bëra në Greqi, për rreth 40 vjet, dëgjova ankimet e arvanitasve për grekët, të cilët nuk lejojnë hapjen e shkollave shqipe. Nuk i lejojnë shqiptarët as të këndojnë këngët e tyre.

Nuk harroj fjalët e një plaku arvanitas në More, Dhimitri Gonos, të cilin edhe e kam incizuar: "S'kemi mundësi të shkruajmë gjuhën tonë. S'kemi botime, as fetare, as popullore, as letrare. S'na lejojnë. Jemi si një trup pa shpirt. Këtu gjuha jonë flitet vetëm mes mureve të shtëpive. Ajo s'ka banesë, as në liturgji, as në shkollë, as në shtyp, askund".

Një burrë arvanitas më dëshmonte se kur kishte qenë djalë i vogël në shkollë, mësuesi i rrihte nxënësit shqiptarë po të thoshin ndonjë fjalë shqip dhe i detyronte t'i shkruanin ato fjalë njëqind herë në dërrasën e zezë.

Grekët i shohin shqiptarët si vllehë, d.m.th. pa rrënjë, pa shtëpi, pa tokën e tyre, sikur ata nuk ekzistojnë si popull me kombësinë e vet.

Edhe emrat shqip të fshatrave të tyre nuk i durojnë dhe i kanë ndryshuar e u kanë vënë emra grekë (megjithatë, populli vazhdon të përdorë emrat e tyre të vjetër shqip).

Disa grekë na mohojnë. Thonë se shqiptarët nuk ekzistojnë fare. Kjo është një gënjeshtër e madhe. Në Korinth, në Beozi, në Atika, në Eubë, në Argolidhë, në More, në Thebë, arbërorët i gjen nga të gjitha anët.

Arbërorët e dinë mirë rolin e shqiptarëve në revolucionin për pavarësinë e Greqisë. "Greqinë e kanë ngjallur arbërorët", - thonë ata me këmbëngulje. Por kjo e vërtetë historike nuk

u bën përshtypje grekëve. Ata e mohojnë kombësinë shqiptare të heronjve të revolucionit grek, si Boçari, Miaulli, Xhavalla, Kollokotroni etj., duke thënë se ata ishin grekë që kishin mësuar të flisnin shqip!

Më e keqja është se ka edhe arbërorë që s'duan të thonë se janë shqiptarë. E mohojnë kombësinë e tyre dhe zemërohen po t'ua kujtosh.

Me gjithë gjendjen e rëndë të arbërorëve që gjeta në Greqi, nuk u pezmatova, nuk u dorëzova. I mbrujtur me ndjenja të thella atdhedashurie dhe i nxitur nga një mall përvëlues historik (që buron nga thellësia e shekujve), më në fund dola fitues si etnograf, si shërbëtor i urtë i Zotit dhe si burrë i besës shqiptare.

Unë jam optimist për të ardhmen e shqiptarëve të Greqisë. Shpirti i arbrit rron, "i freskët, i gjallë, i thjeshtë". Rron në këngët arbërore, rron dhe do të rrojë, sepse ka rrënjë të thella në tradita.

Arbëria rron tek arbërorët kudo në botë. Rron, sepse arbërorët një pjesë thelbësore të tyre e kanë ende të lidhur me kërthizën e atdheut mëmë, i cili vazhdon t'i mbajë gjallë midis botës në të cilën jetojnë dhe tokës antike të shqiponjave nga kanë prejardhjen. Arbërorët ekzistojnë, edhe pse në rrezik asimilimi, por akoma nga diafragma e tyre dalin tingujt e Moresë në gjuhën e arbrit, e cila i bënë të ndihen krenarë, kudo që janë.

Arbërori i Greqisë ekziston, edhe pse i terrorizuar, i shtypur dhe deri i padukshëm, por ai ekziston dhe askush nuk mund ta mohojë.

Unë i pashë me sytë e mi ata arbërorë të Greqisë, ndenja me atë popull, i pashë kur këndonin në gjuhën e mëmës, kur rrëfenin në gjuhën mëmë, kur luteshin e qanin në gjuhën mëmë, në gjuhën e shqipes. Këto zëra i mblodha, një pjesë i hodha në letër, për të shkruar të bardhën mbi të zezë, për t'i dhënë sado pak dritë të vërtetës mbi historinë e këtij populli.

Unë vendosa ndërgjegjen e plotë në punën time të palodhur, duke deklaruar se çështja arbëreshe dhe ajo arvanitase nuk

kanë qenë asnjëherë çështje pasive, por në qendër të objektivit tim. Konstatova që në Greqi rinia nuk di gjuhën; pleqëria e di, por s'e flet. Brezat nuk dinë se nga i kanë rrënjët. Kjo është e dhimbshme, por mos harroni që në ato troje arvanitase mbeti shpirti i thellë arbëror. Shkoni e kërkoni, ata shpirtra janë atje prej shekujsh. Arvanitasit e Greqisë nuk janë ardhës, nuk janë as minoritet. Ata ishin dhe janë akoma në Greqi.

Të dashur kolegë, mos flisni vetëm nga maja e katedrave! Ju studiues e akademikë, mos rrini të heshtur, as indiferentë! Ju qeveritarë, mos fshihni të vërtetën e kujtohuni që jeton një popull i padukshëm në Helladhë, sepse unë i pashë, fola me ta, lidha edhe besën.

Ne të gjithë kemi një farë përgjegjësie për vëllezërit tanë arbër, që kanë bërë histori në atë Greqi, por që me siguri nuk ditën për veten e tyre dhe ranë pre e politikave të egra të qeverisë greke. Arbëria, edhe pse disi e lënguar, rron në shpirtin e arvanitasve.

Me arbërorët e Greqisë na bashkon vëllazërimi, mbiemrat, besimi, gjuha dhe kostumet tona. Kështu unë munda të mblidhja zakonet e tyre dhe këngët në shumë treva të Greqisë. Ata e vuajnë ruajtjen e identitetit, sepse ndryshe nga Italia, që e njeh me kushtetutë komunitetin e arbëreshëve, në Greqi nuk e pohojnë të vërtetën për komunitetin e arvanitasve. Qeveritarët grekë mohojnë pa asnjë logjikë parimet e të drejtave të njeriut, kur ndalojnë edhe përvetësimin e gjuhës shqipe atje. Nuk kishte më të madh gëzim sesa kur takoja arbërorët në katundet e tyre kudo ku shkoja. Atje takova vëllezër të gjakut tim, me kulturë të lartë, që më ndihmuan shumë. Me mikun Aristidh Kollja krijuam një lëvizje popullore arbërore-arbëreshe, duke organizuar udhëtime dhe vizita reciproke në katundet arbërore dhe arbëreshe në Kalabri. Arbërorët-arvanitas në Greqi janë të gjithë ortodoks, me të njëjtat rituale si ne arbëreshët.

Librin **"Arbërorët-arvanitë - një popull i padukshëm"** e shkrova që të mos u shuhej shpresa arbëreshëve, shqiptarëve dhe arvanitëve. Por kërkova edhe rrënjët tona në Gadishullin Ballkanik, ku ndodhej dhe ndodhet Helladha në shekullin XV. Në këtë libër, arbërisht dhe italisht, gjen një popull shqiptar në mërgim, i harruar dhe i shkelur, i cili këndon arbërisht dhe tregon përralla, ruan emrat e vendeve dhe zakonet. Këtu ke njerëz që, për herë të parë, fillojnë e më shkruajnë arbërisht ashtu siç e ndiejnë në zemrën e tyre. Një thesar me mrekulli! Një histori e panjohur! Shumë më kanë thënë se i zgjova nga gjumi, shumë të tjerë më thoshin se nuk dinë dhe nuk njohim bukuritë e të qenit arvanitas.

Është shumë interesante, sepse sa herë që udhëtoj në horat arvanitase, ndiej nga afër njerëz si unë, me të njëjtin gjak, me të njëjtat tradita, i ndiej nga afër si vëllezërit e mi. Në çdo cep të Greqisë ndieja detin si të Arbërisë, ndieja detin si të Shqipërisë. Çdo gjë në Greqi m'u duk shqiptare: gjuha, miti, legjenda, Homeri, Olimpi, lufta e Trojës... Ecja nëpër ato rrugica, ku era e detit valëviste perdet e atyre strehëve arvanitase, ku jeta arbërore të mbushte zemrën me ajrin e vatanit. Aty është një pjesë e mëmës sime, në ato rrugica të ngushta e me aromë deti.

Mes tyre, ndërsa pashë një grup vajzash, m'u kujtuan shtojzovallet epirote, bukuroshe, me trupa të hajthëm, vajza si deti i kaltër e me leshra si valët, derdhur lehtë mbi supe, arbërore fisnike, tërë hir e nur, me aromë njerëzore e dëlirësi engjëllore, të thjeshta, gjithë finesë e elegancë, që piktorët më të famshëm i skicuan në akuarel, ndërsa skulptorët i derdhën në art adhurimi të bukurisë së vashëzës arbërore, helene, epirote.

## Komuniteti arbëresh nëpër botë

Shumë arbëreshë, prej shumë viseve të varfra të Italisë së Jugut e të Siçilisë, emigruan drejt Argjentinës, Brazilit, SHBA-së, Uruguajit etj. Disa priftërinj të Buenos Airesit mendojnë

se vetëm në atë qytet u vendosën rreth 40.000 arbëreshë, të shpërngulur edhe nga krahina e Kozencës.

Kudo ku janë vendosur, në çdo cep të rruzullit, arbëreshët e kanë ruajtur gjuhën shqipe. E kanë dashur ndër shekuj, edhe pa e shkruar kurrë, dhe ndihen krenar për të. Ata ruajnë dashurinë për etninë, ndaj edhe sot kur shkon t'i takosh, të mbulojnë me dashuri dhe mall për mëmëdheun që nuk e kanë parë kurrë.

## Komuniteti arbëresh në Ukrainë

Në këtë komunitet arbëror për shumë shekuj shqiptarët janë martuar vetëm mes vete. Mikja ime, Agnia Desnickaja, studiuese e arbërorëve dhe profesoreshë në universitetin e Shën Petërsburgut, me të cilën çdo vit takohesha në seminare, më rrëfente që vetëm këto 40-50 vitet e fundit u shtuan martesat e përziera me rusët dhe ukrainasit. Këta ishin arbërorë të vërtetë, sepse nuk është e lehtë që për gjithë këta shekuj mos të asimilohesh. Agnia botoi një libër veçanërisht mbi të folmen e tyre. Më dhuroi kopje të këtyre librave, që i kam në bibliotekë. Këta libra janë botuar në tri gjuhë: sllave, ruse dhe shqipe. Katër fshatra janë të banuar nga shqiptarë: Karakurt (sot Zhovtnjovoje), Devneskoje (Taz), Gjeorgjevka (Tyshki) dhe Gamovra (Xhandran). Unë jam etnograf dhe më ka bërë përshtypje që këto fshatra kanë ruajtur deri sot edhe tipologjinë karakteristike të shtëpisë arbërore. Kanë vatrën e zjarrit, dhomën e ndenjes dhe dhomën e miqve. Dhomat janë të zbukuruara me qilima, që gratë i punojnë vetë me motive shqiptare. Ruajnë me xhelozi një numër të madh fotografish dhe kostume të vjetra. Karakteristike është furra, që e gjejmë edhe në oborr, gjë që më kujton saçin ku gatuanin nënat në oborre arvanitase. Riti që ndjekin është riti ortodoks lindor. Festa më e madhe e tyre është festa e Shën Gjergjit, në kujtim të heroit kombëtar, Gjergj Kastriotit Skënderbeut. Ata janë takuar me Fan Nolin më

1911-n, kur ai bëri një udhëtim në Odesa dhe mbajti meshë për shqiptarët atje. Është për të ardhur keq që etnografët, gjuhëtarët e sotëm shqiptarë të Shqipërisë e Kosovës nuk shkojnë në fshatrat shqiptare të Odesës. Aty arbëreshët ruajnë gjuhën shqipe. Aty ka shumë për të hulumtuar. Vitet kalojnë dhe regjimi rus nuk ishte aq transparent sa të më jepej mundësia të shkoja e të hulumtoja gjatë viteve të rinisë sime.

***Arbëreshët e Bullgarisë*** pothuajse janë asimiluar komplet, por ka ende gjurmë. Fshati Arbanasi është toponim arbëror dhe fshati i Mandricës akoma ka njerëz që flasin shqip në dialektin e toskërishtes. Toponimi iliro-thrakas i Mandricës, sipas Çabejt, është prej fjalëve shqipe: mana (pemë e egër)+drizë (ferrë)=manaferrë (Manadrica). Gjuha e përdorur prej tyre është shumë arkaike. Nuk dinë asgjë as mbi historikun dhe as mbi identitetin e tyre, por janë njohës vetëm të disa këngëve. Kur shikojmë raste të tilla asimilimi të plotë duhet të ndërgjegjësohemi që asimilimi në ditët e sotme kërcënon të gjithë arbëreshët.

## Komuniteti i arbëreshëve në Argjentinë

Ndryshe ndodh me komunitetin arbëresh në Argjentinë. Arbëreshët e Argjentinës nuk janë asimiluar në 600 vjet. Në krye të këtij komuniteti është Alejandro Greco, arqipeshkv me origjinë nga arbëreshët e Italisë, i cili shpesh në ditë festash organizon komunitetin e tij me veshje kombëtare, me flamurin e Skënderbeut, duke marshuar në rrugët e Buenos Airesit. Kujtoj një manifestim për nder të vitit jubilar të Skënderbeut, kur ata dolën në rrugë dhe i treguan botës mbarë identitetin e këtij populli arbëror. Ky popull 600-vjeçar në dhè të huaj akoma flet gjuhën e tij, ka rrënjët e tij: “Rroftë atdheu ynë i dashur! Zoti i bekoftë të gjithë heronjtë e kombit tonë, që u sakrifikuan për lirinë dhe drejtësinë e kombit tonë! Rroftë Iliria e shenjtë! Rroftë Shqipëria, Dardania, historia jonë pellazgo – ilire! Unë

jam krenar për ty, flamuri kuq e zi! Në flamur jeton shqiponja, më e vjetra në këtë planet. Askush s'mund të na humbë farën shqiptare!" - ishin këto parullat që qarkullonin në paqe nëpër rrugët e Argjentinës.

Në Argjentinë ka shumë emigrantë arbëreshë prej Frasnitës. Papa Manuele Giordono shkoi në Argjentinë për të festuar së bashku me këtë komunitet arbëresh në gjuhën shqipe kremtimin e festës sonë të ritit bizantin, që festohet çdo 9 dhjetor, ndryshe nga riti katolik më 8 dhjetor.

## Arbëreshët e Zarës

Më ka rastisur që kur shkoja në Prishtinë të kaloja nga Zara, ku është vendosur një komunitet arbëror që në shekullin XVIII. Ata u shpërngulën për t'i shpëtuar dominimit barbar otoman dhe ku gjetën strehim dhe mbrojtje në Republikën e Venedikut. Shumica e tyre erdhën nga fshatrat pranë liqenit të Shkodrës, si Kraja, Shestani, Ljarja dhe quhen arbanasit e Zarës.

Unë i kam takuar, kam folur shqip me ta, sepse kanë ruajtur karakteristikat etnike.

Ngjajmë shumë. Kanë karakter burrëror, u lexohet në sy ajo trimëria burrërore arbërore.

Dinastia e arbanasve është shpallur nga Ministria kroate e Kulturës si pjesë e trashëgimisë kulturore dhe kjo gjë është shumë pozitive.

Nga ky komunitet arbëror, ashtu si edhe ai i arbëreshëve të Italisë, kanë dalë shumë figura të rëndësishme në fushë të shkencës dhe kulturës kroate, ku ata ndihen edhe krenarë.

Komuniteti i arbanasve e ka ruajtur me vështirësi identitetin e paraardhësve, së bashku me këngët, traditat, zakonet dhe gjuhën.

## Shqiptarët në Turqi

Prej mikut tim Nexhip Pllana, që jetonte në Turqi, mësova që Bursa është qyteti turk me 800 mijë shqiptarë dhe konsiderohet një ndër qytetet me më shumë shqiptarë në botë. Në të gjithë Turqinë numërohen më shumë se 5 milionë shqiptarë, por ata nuk gëzojnë asnjë të drejtë pakice prej shtetit turk, madje nuk njihen as si pakicë kombëtare, që t'u jepet e drejta e gjuhës, e kombësisë, e shkollimit në gjuhën shqipe. Ndërsa në Kosovë janë më pak se 100 000 turq dhe gëzojnë të gjitha të drejtat e shkollimit në gjuhën turke.

Shën.red. – Faqosja e pjesës më poshtë të jetë si më vete, mbase me një ngjyrë tjetër baza – të jetë si një ndërlidhje mes kapitujve, por jo pjesë e kapitullit në fund të të cilit ndodhet.

## Tri Patrie (tri atdhe/kombësi)

Koncepti më sintetik i **Tri Patrie** është ky:

Unë kam lindur në Itali dhe jam nënshtetas italian.

Unë shkoj në kishë, lutem në ritin greko-bizantin dhe ky është komuniteti im.

Unë në shtëpi flas arbërisht dhe ruaj identitetin shqiptar.

Të tria këto koncepte apo elemente janë pjesë e vetëdijes arbëreshe.

Mbaj mend kur isha i vogël, mësimet në shkollë bëheshin në gjuhën italiane. Mëma ime vinte në shkollë dhe i thoshte mësuesit: "Nëse fëmija im nuk mëson mirë, të kam autorizuar që ta ndëshkosh".

Kur kthehesha nga shkolla, nëse flisja italisht në shtëpi, mëma më bërtiste dhe më ndëshkonte duke më thënë:

-Jashtë, këtu flitet gjuha arbëreshe, sepse je arbëresh!

Kështu që unë, në shkollë duhej të isha pjesë e komunitetit italian, në shtëpi isha arbëresh.

Pikërisht nga kjo mënyrë të jetuari më erdhi ideja të shkruaja një artikull që e titullova **"Tri Patrie".**

Për ne ky koncept do të thoshte: paqe dhe harmoni me etnitë e tjera dhe vetëdije etnike, brenda etnisë arbëreshe, ku të ruhej gjuha, identiteti dhe riti arbëror.

Në Greqi nuk ndodhte e njëjta gjë me arvanitasit. E para dhe e vetmja duhej të ishte "Patria greke", e cila edhe u imponohej.

"Tri Patrie" është dëshmi e konceptit të bashkëjetesës së shumë kulturave brenda një kombi, shembull të së cilës e demonstron vetëdija arbëreshe.

Në shtator 2017 isha i ftuar nga ***Shoqata Rinore Shqiptare në Universitetin e Zvicrës***. Në fjalimin që mbajta atje preka edhe temën e "Tri Patrie".

-Ju duhet ta doni Zvicrën, - u thashë studentëve, sepse Zvicra po ju arsimon, po rriteni këtu. Duhet të shkoni akoma më tej, të studioni gjuhë të tjera, të eksploroni vende të tjera, sepse kjo ju bën të përshtateni më lehtë nëpër botë, por krenar ju bën identiteti, gjaku, rrënjët. Ju duhet të jeni krenar për identitetin tuaj, sepse jeni shqiptarë, flisni gjuhën e mëmës dhe keni ndërgjegjen e të qenit shqiptar. Kjo është përkatësia e etnisë suaj. Përkatësi në varësi e në respekt të etnive të tjera. Sepse ju komunikoni me etnitë e tjera, si ajo zvicerane e gjermane, dhe komunikim do të thotë kulturë. Koncepti i "Tri Patrie" është forma më e lartë, më kreative e kulturës së bashkëjetesës dhe diversitetit në harmoni e paqe. Kulturë që karakterizon vetëdijen e arbëreshit.

Ndërgjegjja e arbëreshit është të njohë e të eksplorojë, **por duke mbajtur identitetin e tij, gjuhën e tij, duke mos mohuar të qenit arbëresh**.

Tek arbëreshi nuk ndodh që besimi të jetë qëllim në vetvete, besimi nuk është bindje; *motori i besimit* është ndjenja, që ka brenda vetes çdo arbëresh në shërbim të komunitetit të etnisë arbëreshe.

Gjatë kohës që isha mësues në lice dhe ndonjë prej nxënësve nuk donte të vinte në mësim, më thoshte se nuk besonte në

religjion! Unë i përgjigjesha: “Bën mirë që nuk beson, edhe unë nuk besoj, por unë jam si Sokrati apo si Diogjeni në kërkim të vetvetes, në kërkim të krijimit të një ndërgjegjeje që më ndihmon të jetoj në paqe me veten dhe në bashkësi me të tjerët”. Nuk është se isha liberal, nuk insistoja për faktin se ai kishte nevojë për lirinë e tij, i lija mundësi të reflektonte e të gjente paqe në shpirtin e tij kur gjendej mes njerëzve.

Unë jam një prift i ritit greko-bizantin, por kur kam pasur rastin të bisedoj e të jem në kontakt me figura të feve të besimeve të ndryshme, si në rastin kur isha i ftuar në Shqipëri, më 6 qershor 2018, prej Institutit Kulturor Islamik në Tiranë, pozicioni im nuk ishte as imponues, as liberal, por ruajta ***ekuilibrin, harmoninë, bashkëjetesën, paqen***.

Kur u ndodha përballë atyre besimtarëve myslimanë, unë nuk u thashë: “Mos lexoni kuranin!”. Përkundrazi, u thashë: “Dashuroni besimin tuaj, ndjenjën tuaj”.

Unë veproj kështu, sepse brenda vetes unë kam vetëdijen arbëreshe që ***feja është bindje***, por ***besimi është ndjenjë*** dhe këtë diferencë e kupton më tepër kur thellohesh në argumente, kur trajtohen çështje të mëmëdheut, kur merr një kulturë të gjithanshme, kur je në kërkim për të përmirësuar veten, e cila shndërrohet në dobi të shoqërisë. Vetëdija arbëreshe e ka ndihmuar popullin arbëresh të bashkëjetojë në paqe me popullin italian[26].

Koncepti i “Tri Patrie” është se asnjë e keqe nuk i vjen askujt nga vetënjohja dhe krenaria e ligjshme për ruajtjen e gjuhës dhe vlerave të identitetit të tij kulturor.

Mendoj se shqiptarët, arbëreshët, arvanitasit, diaspora e të gjitha trevave, lindur kudo në botë, nuk do të mjaftoheshin vetëm me një dashuri platonike për vendin e të parëve të tyre, por duhet të njohin gjuhën, ta mësojnë e ta flasin, sepse vetëm nëpërmjet këtij elementi do të njohin historikun e identitetit të

[26] *“Lidhja” 1980, kapitulli, faqja 2, “Tri Patrie”*

tyre. Vetëm nëpërmjet gjuhës do të mësojnë këngët, folklorin, gjë që do t'i përmbushë e do të mbajë gjallë frymën arbërore, që është kaq e lavdishme.

**"Gjuha e punës" dhe "gjuha e zemrës" duhet të ecin paralelisht.**

"Gjuha e punës" është gjuha me të cilën shkollohesh e të duhet për t'u formuar profesionalisht, ndërsa "gjuha e zemrës" është gjuha e nënës, gjuha e gjakut, gjuha e etnisë, që nuk dëmton, por vetëm të pasuron, të bën të ndihesh mirë, ngrohtë, i dobishëm dhe krenar. Gjuha shqipe, gjuha e arbëreshëve, mbi të gjitha është gjuhë e kulturës, është gjuha më e lashtë në Europë.

Të humbësh gjuhën arbëreshe është njëlloj si të humbësh atdheun.

Vetëm kur secili prej nesh të bëjë diçka konkrete në dobi të mbajtjes gjallë të etnisë së tij, vetëm atëherë mund të themi se jemi arbëreshë.

Ne jemi rritur me një shoqëri arbëreshe, që udhëhiqej nga e drejta e vet zakonore, me etikën e vet, me normat e ligjet e veta, pjesë e vetëdijes arbërore.

Qysh të vegjël kemi qenë edukuar me vlerat dhe sensin e atdheut tonë arbëror. Jemi rritur me koncepte etike, morale, kulturore, shpirtërore, intelektuale e mbi të gjitha me mentalitetin e gjakut të shprishur arbëror.

Koncepti "miku – mikpritja" apo shprehja "bukë, kripë e zemër" jetojnë midis nesh në Arbëri. Bujtësi në shtëpinë e arbrit është mik, qoftë ky vendas, i ardhur nga fshatrat e nga krahina të tjera apo udhëtar i huaj. Ne u rritëm me kultin e besës, me mbajtjen e premtimeve. Këtë vetëdije s'duhet ta humbasim kurrë, duhet të jetë vazhdimësi e gjeneratave të ardhshme, sepse besa është koncepti më i bukur dhe më i lartë në marrëdhëniet njerëzore.

# Pjesa IV

# Diaspora shqiptare në SHBA dhe çështja e Kosovës

Ne jemi një gjerdan me perla që është prerë; perlat janë hedhur nga të gjitha pjesët.

Diaspora është vizion, është fuqi, është forcë, energji; diaspora është ajo që më ndryshoi rrënjësisht, sepse ishte pikërisht një djalë diaspore që më bëri ta njoh këtë forcë, përtej botës arvanitase dhe arbëreshe. Por sidoqoftë, diaspora mbetet një vesë trishtimi. Kjo na bën të mendojmë për entuziazmin që sjell me vete kontakti dhe takimi me shqiptarë arbërorë kudo që janë.

Nuk kisha kontakte me diasporën shqiptare në Amerikë, Kanada, Australi, deri kur një ditë më erdhi një letër nga Kanadaja, të cilën ma kishte nisur një djalë i diasporës, që quhej Ardian Gjinaj, shqiptar nga Mali i Zi, punonjës i doganës në tunelin e nëndetëseve që kontrollonin territorin Kanada-Shtetet e Bashkuara.

Në letër më shkruante se kishte lexuar revistën "Lidhja", ku flisja mbi kërkimet e mia në 1987-n në fushën e etnografisë, në fshatrat e Bazilikatës, si Ginestra, Barile, Maschita, si edhe në provincat e Fogia-s, si Casalvecchio di Puglia Montecilfone, Campomarino, Chieuti. Ky djalosh më thoshte se i kishin pëlqyer kërkimet e mia, më falënderonte për punën e madhe që kisha bërë dhe më ftonte në shtëpinë e tij në Kanada, duke më ofruar edhe biletën e avionit.

U habita nga gjesti i këtij emigranti shqiptar dhe më la mbresa të veçanta fisnikëria e tij. Reflektova mbi ftesën, e cila ma shtoi më tepër kuriozitetin për të njohur këta vëllezër në diasporë.

E kujtoj mirë atë vizitë. Zbrita në Toronto, ku ai më priste së bashku me vëllezërit e tij. Më morën me makinë dhe më çuan në shtëpinë e tyre.

Adriani gëzonte respektin e komunitetit shqiptar në Windsor dhe organizoi një festë në nder të punës sime dhe që të mbështeste "Lidhjen".

Erdhën rreth 300 shqiptarë të diasporës, nga Toronto dhe Windsor, u bashkuan për të më njohur dhe respektuar. Atje u njoha edhe me zotin Ekrem Bardha dhe gruan e tij, Lumturinë. Së bashku bëmë disa vizita me Baba Rexhepin, lider i bektashinjve në botë, të cilin pata nderin që ta intervistoja[27].

Kur isha në Windsor, diaspora zgjoi tek unë një kuriozitet për të njohur më tepër historinë e këtij populli dhe në të njëjtën kohë shikoja që unë për ata isha një shembull i rrallë sepse isha arbëreshi i parë mes tyre. Ardian Gjinaj u vu në lëvizje që ta bënte sa më të njohur revistën "Lidhja", kështu që u vu në kontakt me Nju Jorkun, ku ishin vëllezërit Bytyçi, të cilët morën përsipër të më siguronin fjetjen dhe aktivitetet. Me mbërritjen në Nju Jork, vëllezërit Bytyçi organizuan një takim, që u pasua nga një tjetër në Detroit, ku sërish u njoha me shumë njerëz.

Me Adrianin, këtë bir të diasporës, u bëmë miq. Ai erdhi me të atin në Frasnitë në vitin 1991 dhe pas disa vitesh ndërroi jetë.

Nuk e harroj kurrë. Ai më lidhi me njerëz që donin tokën mëmë, me njerëz që në revistën "Lidhja" gjetën forcën që u kishte munguar prej kohësh. Atje pashë sytë e atyre vëllezërve që ishin të interesuar për të ditur sa më shumë për ne arbëreshët dhe që nga ai moment i vitit 1989 e deri në 2018-n, raportet midis meje dhe kësaj diaspore krijuan një epope. Revista "Lidhja" u

[27] *"Lidhja" 22, 1989, faqe 684*

bë motër me gazetën shqiptare “Iliria”, gazetën “Dielli”, organ i shoqatës kulturore “Vatra”.

Merita e madhe qëndron te ky djalë intelektual, mërgimtar, me zemër bujare dhe dashuri për gjuhën, etninë. Ky djalosh më deshi dhe më nderoi. Herë pas here shfletoj letrat e tij, që janë edhe një testament historik i atyre viteve e të shumë emigrantëve nga të gjitha trevat e Shqipërisë, të cilët ishin larguar, për motive ekonomike apo politike.

Për mua Ardian Gjinaj është një meteor, gjurmët e të cilit i ndjek edhe sot.

## Zëri i Malësisë flet nga Nju Jorku

Gjatë vizitës në diasporën e shqiptarëve në Amerikë, në gusht 1989, kujtoj një episod. Isha në Nju Jork, në hotelin ku më kishin strehuar vëllezërit Bytyçi, kur rreth orës 19:00 dëgjova në radio zërin e një spikeri që fliste shqip:

“Ju flet zëri i Malësisë!

Dëgjues të dashur, mirëmbrëma dhe mirë se vini në programin tuaj në gjuhën e bukur dhe të ëmbël shqipe, të cilin mund ta dëgjoni çdo të hënë prej orës 18:00 deri në orën 19:00. Qëllimi i kësaj radioje është t’i shërbejë kombit, të përhapim dhe të kultivojmë gjuhën, kulturën, atdhedashurinë dhe traditat më të bukura të kombëtare”.

U emocionova! Sa bukur tingëllonte ajo gjuhë në mes të ftohtësisë së atyre gradaçelave, në atë tokë të largët!

E takova djalin e radios, Gjeto Sinishtaj, lindur më 1951-shin në trevën shqiptare Kësheve, Grudë, Mal i Zi. Kishte mërguar në Amerikë në vitin 1971. Edhe sot mendoj se diaspora aktive është vetëm atje ku mbahet gjallë gjuha, përndryshe ndodh asimilimi.

## Shqiptarizmi i mbledhur në një kënd

Më 27 gusht 1989 shkova në Filadelfia dhe u strehova në shtëpinë e një zonje kosovare, e cila quhej Asie Risilia. Tek ajo shtëpi mikpritëse më bëri përshtypje një koleksion me kukulla në një kënd. Kukullat ishin veshur me kostume nga të gjitha trevat shqiptare dhe e zonja e shtëpisë më thoshte gjithë krenari: "Ky është Isa Boletini. Ky është Ismail Qemali. Këta janë vëllezërit Frashëri dhe kjo është Donika e Skënderbeut". Ai kënd ishte si një muze dhe atje ndihej gjallë atdhedashuria dhe shqiptarizmi në formë krenarie.

## I varfër, por shpirtplot dhe me Kosovën në zemër

Ka qenë në natyrën time që të vlerësoj njerëzit e padukshëm, siç ishte Tahir Kerrnaja, zotni burrë, më i varfri në diasporën kosovare në Nju Jork. Vura re që ky kosovar ndihmohej prej të gjithëve atyre që e njihnin.

Rrinte me kostum dhe mbante gjithmonë kësulën e bardhë (plisin), që e vendoste në çdo miting, në çdo aktivitet që organizohej për çështjen e Kosovës. Ky njeri i zhveshur nga çdo pozicion ekonomik gjithë jetën e tij, zemrën ia kishte dedikuar Kosovës. Ëndrra e tij ishte ta shikonte Kosovën të pavarur e të varrosej në Prishtinë.

Më ka ngelur në mendje kur pashë dhomën e tij, në çdo faqe të së cilës kishte faqe gazetash me lajme për Kosovën. Në çdo cep të asaj dhome ishte emri Kosovë. "Unë fle dhe zgjohem me këtë emër në gojë",- më tha Tahiri, duke më treguar letrat e shkruara prej tij drejtuar presidentit të Kryqit të Kuq Ndërkombëtar.

Ky kosovar kaq i thjeshtë kishte pasur kurajën t'i shkruante presidentit serb, në atë kohë Milloshevіçi. Letrat e tij i botova te revista "Lidhja".

Ndërroi jetë larg vendit, por më vonë mora vesh që trupi i tij

u soll në Kosovë, megjithatë dikush që nuk e ka përtypur kurrë patriotizmin e tij nuk e lë as të prehet i qetë, sepse qivurin e tij e kanë thyer e shkatërruar. E përmend këtë figurë sepse pavarësia e Kosovës u arrit, midis të tjerave, edhe në sajë të shpirtit dhe mbështetjes së popullit të thjeshtë.

## Lobi Shqiptaro-Amerikan për çështjen e Kosovës

Në atë tempull ku qëndron lufta heroike e UÇK-së, komandanti legjendar Adem Jashari, qëndron edhe diaspora në Amerikë dhe lobi i saj me shqiptaro-amerikanë, të cilët punuan me zemër dhe zjarr për vatanin, për lirinë e Kosovës.

Lobi u themelua në janar të vitit 1989 nga kongresmeni republikan me origjinë arbëreshe, Joseph Dioguardi, dhe unë isha anëtar nderi dhe pjesëmarrës i çdo evenimenti që u bë për çështjen e Kosovës.

Dua të theksoj që në fillim faktin se ndihma që ka dhënë Dioguardi për çështjen e Kosovës është e jashtëzakonshme. Vizitën e parë në Amerikë e kam bërë në vitin 1989 dhe zoti Dioguardi në atë kohë ishte kongresmen i Partisë Republikane. Po atë vit, Liga Shqiptaro-Amerikane paraqiti rezolutën e parë për të ekspozuar shkeljet e rënda të të drejtave të shqiptarëve nga regjimi serb në Kosovë. Rezoluta pati një rëndësi të veçantë, sepse vuri në pikëpyetje politikën e ndjekur deri në atë kohë për ta mbajtur Jugosllavinë të bashkuar.

Një vit më vonë, Liga Shqiptaro-Amerikane mundësoi paraqitjen e Ibrahim Rugovës dhe disa udhëheqësve të tjerë politikë shqiptarë nga Kosova para Kongresit Amerikan që të informonin për abuzimet e Serbisë kundër tyre dhe ky ishte një hap shumë i madh.

Liga Shqiptaro-Amerikane e vazhdoi aktivitetin e saj për të sensibilizuar komunitetin hebraik të Amerikës mbi heroizmin e madh të shqiptarëve në mbrojtje të hebrenjve të Shqipërisë nga

holokausti gjerman, kjo edhe për të bindur senatorin Doll të vizitonte Prishtinën me gjashtë senatorë të tjerë, në mënyrë që të ishin dëshmitarë të represionit serb në Kosovë dhe për t'i bindur që UÇK-ja nuk ishte një organizatë terroriste. Të ndihmuar nga kontaktet e tyre në kongres, Dioguardi dhe bashkëshortja e tij, si dhe anëtarët e tjerë të ligës, ishin që në fillim një zë i fuqishëm në SHBA në mbrojtje të UÇK-së.

Në Uashington, Dioguardi me detyrën si president i ligës, kishte edhe një zyrë ku mbaheshin lidhjet dhe punohej për çështjen e Kosovës. Unë pata fatin ta shikoja. Lidhja Shqiptaro-Amerikane ishte e përbërë nga 50 persona, ku aderonin biznesmenë, intelektualë, militantë të diasporës. Çdo muaj dorëzonin një kuotë të lartë për rregulluar bilancin e shpenzimeve, një pjesë e të cilave shkonte në Kongresin Amerikan në Uashington dhe një pjesë tjetër për mediat, udhëtimet etj.

Ngjarjet në Jugosllavi dhe dhuna serbe në Kosovë nuk kaluan aspak në heshtje. Dioguardi ishte i mendimit që unë, si arbëresh i Italisë, diaspora në Amerikë dhe Kosova, ishim përfaqësues të tri forcave e kjo për Kongresin Amerikan do të thoshte shumë.

Lobi Shqiptaro-Amerikan kishte arritur të krijonte mbështetës të fuqishëm në Kongres, ku organizata po përpiqej të bindte drejtpërdrejt administratën dhe eksploronte kontaktet e drejtpërdrejta me Shtëpinë e Bardhë. Gjatë asaj periudhe, vetë administrata kishte probleme të saj të rëndësishme për të kapërcyer, siç ishte konflikti izraelito-palestinez ose rindërtimi i Irakut, prandaj duhej që lobi shqiptar të fliste me një zë të vetëm, në mënyrë që problemet të qëndronin në tryezë dhe jo të shtyhej çështja e Kosovës. Zoti Dioguardi, i cili vetë ka qenë anëtar i Dhomës së Përfaqësuesve, ishte i vetëdijshëm për vështirësitë:

"Ne e dimë se kjo nuk do të jetë çështja numër 1, por duhet të krijojmë kushtet që ajo të jetë ndër 5 ose 10 të parat, në mënyrë

që administrata të mund të bëjë diçka. Le t'i përqendrojmë energjitë tona në Uashington, sepse ky është i vetmi vend ku mund të zgjidhet çështja e pavarësisë së Kosovës",- thoshte.

Interesim i veçantë kërkohej edhe prej vetë shqiptarëve, që duhej të ishin më aktivë në mbështetje të kësaj çështjeje, por sidomos mbështetës bazë duhej të ishin shqiptarët e Amerikës, sepse ata kishin privilegje të jashtëzakonshme, kishin lirinë dhe demokracinë që u ofronte ky vend.

Anëtarët aktivë të lidhjes dhe shqiptarët e diasporës duhej të punonin për të realizuar synimin e tyre të përbashkët që administrata të bindej se Kosova duhej të gëzonte pavarësinë.

Në të gjitha aktivitetet politike për çështjen e Kosovës, zhvilluar në Çikago, Filadelfia, Nju Jork, Boston unë isha gjithmonë krahu i djathtë i Dioguardi-t, sepse çështja e Kosovës ishte një nga detyrat më të rëndësishme. Ishte merita e kongresmenëve si Joseph Dioguardi dhe mbështetja e James Trafikant e senatorit Bob Dole që vunë në lëvizje motorin e administratës së Klintonit.

## Kuvendi i 1990-s për çështjen e Kosovës

Më 28 prill 1990, i ftuar zyrtarisht e personalisht prej z. Dioguardi, u nisa për Nju Jork. Në hotelin "Sheraton" do të mblidhej Kuvendi i Lobit Shqiptaro-Amerikan. Ishin ftuar shumë personalitete nga Europa, Amerika e nga Kosova.

Fjalimet u mbajtën në dy gjuhë: anglisht dhe shqip. Në këtë kuvend erdhën personalitete të Kosovës, Rexhep Qosja e Ibrahim Rrugova. Z. Dioguardi rekomandoi që fjalën e fundit të ma linte mua, për të bërë sintezën dhe mbylljen, kështu që kisha një përgjegjësi të madhe. Duhej t'i jepja tonin e duhur dhe entuziazëm fjalimit tim.

Kujtoj si sot kur më tha: "Vëlla Antonio, unë dhe vëllezërit intelektualë kosovarë, me fjalët anglisht që rrjedhin nga mendja

do të kërkojmë që të arrijmë si te populli i diasporës, ashtu edhe te kongresmenët amerikanë, ndërsa ti, me fjalën tënde që të rrjedh nga zemra, në gjuhën arbëreshe, duhet të ngresh peshë zemrën e diasporës, të kosovarëve".

Me këtë dua të them që në çështjen e Kosovës, brenda lobit, kërkonim të ishim të bashkuar, të bashkëjetonte hëna dhe dielli, ky ishte kozmosi i diasporës që do t'i jepte dritë asaj Dardanie autoktone.

Një vit më vonë, në përvjetorin e krijimit të Lidhjes Shqiptaro-Amerikane u organizua manifestimi më i madh, ku Ibrahim Rugova u shpreh: "*Asnjëherë deri sot nuk kam parë një organizim kaq të jashtëzakonshëm, me një pjesëmarrje kaq të madhe për të sensibilizuar çështjen e Kosovës*".

Kujtoj i mallëngjyer atë Nju Jork të mbuluar me kësulat e bardha shqiptare dhe veshjet kombëtare të grave dhe burrave kosovarë e shqiptarë.

E trishtë që nuk pati asnjë flamur shqiptar, një indiferencë totale e Shqipërisë së Ramiz Alisë në atë kohë.

Meqenëse jemi te kjo çështje dua të shtoj këtu edhe një figurë të rëndësishme, Bob Dole, me të cilin u takova në restorantin "Bruno" më 14.9.1992, ku u mbajt një takim informativ i Komitetit Shqiptaro-Amerikan për Veprim Politik pro Kosovë. Sabit Bitici dhe Agim Fetahu më çuan në atë takim. Prof. Sami Repishti na informoi për situatën në Kosovë. Bob Dole ishte nënkryetar i republikanëve në Senatin Amerikan dhe mbështetës i çështjes së Kosovës. Aty foli gjithashtu Rrusten Ibraj, kreu i Lidhjes Demokratike të Kosovës. Pastaj u telefonuan Ibrahim Rugova dhe Bujar Bukoshi, të cilët ndodheshin në Vjenë[28].

Këto takime nxitën nisma të reja për të sensibilizuar amerikanët rreth situatës tragjike në Kosovë.

---

[28] *"Lidhja" 23, 1995, f. 1155.*

Liga Shqiptaro-Amerikane dhe në mënyrë të veçantë vëllai im arbëresh Dioguardi nuk u ndalën aspak, por vazhduan një punë këmbëngulëse, deri në fund, sa u arrit pavarësia e Kosovës…

Kujtoj janarin e vitit 1991, kur Dioguardi solli zotin Iljaz Rahmajli, kryetar i Parlamentit të Kosovës në mërgim në Luksemburg, për t'u takuar me kongresmenin Tom Lantosh dhe lordin Nikolas Bethel të Parlamentit Britanik dhe Europian për të nënshkruar një deklaratë të përbashkët duke shpallur formimin e Grupit Ndërparlamentar për Mbrojtjen e Kosovës. Në shkurt, Dioguardi dëshmoi përpara Komitetit të Marrëdhënieve me Jashtë të Senatit Amerikan të bashkëkryesuar nga senatorët Joe Biden dhe Klaiborne Pell si dhe paraqiti të parin dokument zyrtar për pavarësinë e Kosovës, mbështetur në ligjet ndërkombëtare.

Në korrik, Liga Shqiptaro-Amerikane sponsorizoi një demonstratë masive në Uashington përballë Shtëpisë së Bardhë dhe Kongresit, ku më shumë se 10.000 shqiptaro – amerikanë marshuan nga Shtëpia e Bardhë për në Kapitol Hill. Senatorët Bob Dole, Klaiborne Pell, Lerry Pressler, Al D'Amato dhe kongresmenët Gilman, Lantosh, Porter dhe Broomfield iu drejtuan masës së njerëzve që brohorisnin për pavarësinë e Kosovës.

Në gusht, me kërkesë të Ligës Shqiptaro-Amerikane, Bob Dole dhe gjashtë senatorë amerikanë vizituan Prishtinën për të parë vetë brutalitetin e ushtruar nga njerëzit e Milloshevicit.

**Në janar 1992**, liga prezantoi një rezolutë plotësisht të dokumentuar të realizuar nga kongresmenët Lantosh e Gilman, ku kërkohej njohja e pavarësisë së Kosovës. Në mars, Liga Shqiptaro-Amerikane solli Adem Demaçin në Uashington, pas 28 vjetësh në burgjet serbe, për të diskutuar krizën në Kosovë me sekretarin e Shtetit, Larry Igellberger, dhe në Nju Jork për t'u takuar me kryebashkiakun e qytetit David Dinkins në Gracie Manson, ku edhe u nderua si "Nelson Mandela i popullit shqiptar".

**Në shkurt 1994,** Dioguardi dhe këshilltarja e ligës për Çështjet Ballkanike, Shirley Cloyes, sollën presidentin Ibrahim Rugova dhe kryeministrin në mërgim Bujar Bukoshi në Uashington D.C. për t'u takuar me presidentin Bill Klinton, në një pritje private përpara Lutjeve Vjetore të Mëngjesit, për të mbajtur një konferencë shtypi rreth Kosovës në Kapitol Hill, si dhe për të marrë pjesë në një tur special dhe një pritje në Muzeun e Holokaustit të sapohapur në SHBA. Ata udhëtuan për në Nju Jork për t'u takuar më komunitetin shqiptar dhe me kardinalin John O'Koner në rezidencën e tij në Katedralen e Shën Patrikut.

**Në 1995-n,** Liga bëri realitet vendosjen e Shqipërisë në seksionin e quajtur "Fisnikë midis kombeve" në Muzeun e Holokaustit në SHBA. Tre kongresmenë hebrenj, Gilman, Lantosh dhe Nadler, folën në ceremoni, ku për herë të parë, spastrimi etnik në Kosovë u trajtua njëlloj si gjenocidi ndaj hebrenjve gjatë Luftës së Dytë Botërore.

**Në shkurt 1998**, Liga Shqiptaro-Amerikane lëshon një deklaratë publike në mbrojtje të çështjes kombëtare shqiptare, nëpërmjet së cilës ajo shpall mbështetjen për UÇK-në.

**Në mars**, Liga e zhvendosi fokusin e dëgjimit në Kongres me të dërguarin e posaçëm, Robert Gellbard, që u detyrua të tërhiqte vlerësimin e tij të mëparshëm për UÇK-në si një organizatë terroriste.

Liga Shqiptaro-Amerikane mbështeti të parën demonstratë në Kapitol Hill në mbështetje të UÇK-së. Dioguardi dëshmoi përpara Kongresit Amerikan dhe kërkoi që SHBA të ndërhynte para se Millosheviçi të vriste më shumë shqiptarë.

Liga Shqiptaro-Amerikane mbajti një demonstratë përballë Kombeve të Bashkuara duke i kërkuar Qeverisë së SHBA-së të armatosë UÇK-në si dhe të vendosë trupat për të mbrojtur popullin e Kosovës. Dioguardi, Cloyes dhe kongresmeni Trafikant marshuan me 5.000 demonstrues.

Liga mbajti një manifestim të dytë përballë Kombeve të Bashkuara me liderët hebrenj në shenjë proteste ndaj gjenocidit që po godiste Kosovën.

**Në prill** – Trafikant paraqiti Aktin Ligjor H.Con.Res.1425 për Pavarësinë e Kosovës duke kërkuar armatosjen e UÇK-së, paditjen e Milloshevicit si kriminel luftë dhe pavarësimin e Kosovës nga Serbia.

**Në maj, Dioguardi** dëshmoi përpara Komitetit të Marrëdhënieve me Jashtë mbi nevojën urgjente të një ndërhyrjeje ushtarake amerikane në Kosovë.

**Në qershor**, Dioguardi përsëri dëshmon përpara Kongresit Amerikan, këtë herë rreth pushtimit serb në Kosovë dhe nevojën e padisë ndaj Millosheviçit si kriminel lufte, ndërsa **në gusht, znj. Cloyes** filloi punë me Partinë Transnacionale Radikale në dokumentimin e materialeve për t'i paraqitur në Hagë për të paditur Millosheviçin si kriminel lufte.

**Janar – korrik**, Dioguardi dhe Cloyes realizuan fushata sensibilizuese në më shumë se 50 kanale televizive amerikane dhe ndërkombëtare gjatë bombardimeve të NATO-s në ish-Jugosllavi.

Në situatën e rëndë që vazhdonte, me vdekje nga uria, tortura, përzënie masive dhe vrasje të shqiptarëve të Kosovës, Liga Shqiptaro-Amerikane mbajti një manifestim në Uashington D.C. ku morën pjesë edhe senatori Joseph Lieberman dhe kongresmenët Ben Gilman, Jim Trafikant, Stenny Hoyer, Tom Lantosh duke i kërkuar qeverisë së SHBA-së të armatosë UÇK-në, t'i sigurojë Kosovës pavarësinë dhe të padisë Millosheviçin si kriminel lufte.

**Në qershor**, Dioguardi dhe Cloyes udhëtuan drejt komunitetit arbëresh në Itali me gazetarët e "National Geographic" si këshilltarë në përgatitjen e një artikulli të gjerë rreth kombit shqiptar.

**Në gusht**, Dioguardi, Cloyes dhe tre anëtarë të bordit të Ligës Shqiptaro-Amerikane bënë të parin udhëtim në Kosovën e lirë për të raportuar pas kthimit në Kongres mbi kushtet e pasluftës.

## Gjenocidi në Kosovë, si shfarosja e hebrenjve në furrat e Dachau-t

Ai gjenocid ishte shumë i egër. E doja Kosovën, u dashurova me të. Kosova, më tepër sesa Shqipëria, na kishte hapur dyert ne arbëreshëve. Unë kam marrë pjesë në Seminarin e Gjuhës Shqipe që zhvillohej çdo vit në Kosovë dhe këtë të mirë që më kishte bërë Kosova e ndieja si detyrim moral. Flisja për çështjen e Kosovës kudo dhe me cilindo, sa herë që takoja njerëz me ndikim. Më 30 maj 1999, kopertinën e revistës "Lidhja" ia dedikova Kosovës; gjenocidin në Kosovë e krahasova me shfarosjen e hebrenjve në furrat e Dachau-t.

Shpërthimi i luftës së armatosur në Kosovë e vuri në lëvizje lobin shqiptaro-amerikan. Sipas gazetares amerikane, Stacy Sullivan, në maj të vitit 1998 u mblodhën rreth 4 milionë dollarë në Shtetet e Bashkuara si ndihmë për blerjen e armatimeve për UÇK-në.

## Si e njoha Ibrahim Rugovën

Ibrahim Rugovën e kam parë në Prishtinë në vitet 1984, kur ishte duke bërë doktoraturën, ndërsa unë frekuentoja seminaret e gjuhës shqipe në Universitetin e Prishtinës. Në ato vite ai ishte redaktor i revistës studentore. Në atë kohë nuk e njihja si aktivist politik, por si redaktor dhe mësova më tepër për të kur vizitova emigrantët shqiptarë në Amerikë në vitin 1989. Kujtoj që po atë vit (në 1989-n), Rugova foli kundër Amendamentit të Kushtetutës së Serbisë, me të cilin u eliminua autonomia e Kosovës. Për këtë arsye ai u përjashtua nga Lidhja e Komunistëve të Jugosllavisë. Ndërsa opinioni publik ndërkombëtar e mirëpriti këtë akt në mbrojtje të të drejtave njerëzore dhe politike të shqiptarëve të Kosovës. Në fillim të dhjetorit 1989, Rugova themeloi partinë e parë politike në Kosovë: Lidhja Demokratike e Kosovës.

Mendoj se z. Rugova është një prej figurave më të diskutueshme të Kosovës, por edhe një protagonist i cili, me fuqinë e tij dhe pa pushtet të vërtetë, u përpoq deri në fund për zgjidhjen e çështjes delikate të Kosovës me kulturën kundër dhunës. Ai ishte një nga udhëheqësit që kurrë nuk solli armë dhe as veshi uniformë ushtarake. Ai ishte risia e mendimit me qëllim përhapjen e kulturës së tolerancës. Kujtoj një bisedë me të, kur më tha që u rrit pa të atin, të cilin e vranë brigadat komuniste të sigurimit (Onza). Ai kishte qenë vetëm dy vjeç atëherë, por gjyshi i tij e edukoi në kundërshtim me traditën lokale të karakterizuar nga hakmarrja (gjakmarrja). Angazhimi i tij politik është i lidhur me një luftë jo të dhunshme, me pajtimin e popullit kosovar-shqiptar për të ndaluar hakmarrjen, duke i dhënë, në fakt, një përgjigje nacionalistëve pro-serbë në qëndrimin e mbajtur në rajon nga qeveria e Beogradit nën Milloseviçin. Falë këtij angazhimi, Rugova është quajtur "Gandi i Ballkanit". Për fat të keq, qëndrimi i tij kundër dhunës është interpretuar nga shumica si një shenjë dobësie, por nuk ishte kështu.

Personalisht u njoha me këtë figurë poliedrike më 28 prill 1990, kur senatori Joseph Dioguardi, president i Lidhjes Shqiptaro-Amerikane për Kosovën, ftoi Prof. Dr. Ibrahim Rugovën për të mbështetur kauzën mbi çështjen e lirisë dhe pavarësisë së Kosovës në Kongresin e SHBA-së. Ibrahim Rrugova mbërriti në Nju Jork me një delegacion të madh profesorësh dhe studiuesish. Në aktivitet u mblodhën rreth 3,000 shqiptarë. Fjala e fundit m'u dha mua jo vetëm si përfaqësues arbëresh, por edhe si anëtar nderi i lobit.

## Udhëtimet dhe pasqyrimi i tyre në revistën "Lidhja"

Në kolegjin grek në Romë, në vitin 1960, u njoha me Vincenzo Malajn, që ishte nga Tuzi dhe që dallohej për veprimtarinë e tij

të bukur letrare. Prej tij m'u shtua dëshira të shkoja në Prishtinë, pasi Malaj më tregoi se në Prishtinë, Kosovë, kishte shqiptarë. Kush e dinte në atë kohë?! Prandaj kisha këtë dëshirë të madhe të shkoja t'i takoja këta vëllezër, t'i puthja ata dhe tokën.

**Në Kosovë** për herë të parë shkova në vitin 1970. Si njeri i lidhur me letërsinë, këtu pata profesorët më të mëdhenj, duke ardhur çdo vit në Seminarin e Gjuhës, Letërsisë dhe Kulturës Shqiptare…

Kosovën nuk e harrova, u dashurova me të[29].

**Në gushtin e vitit 1983** shkova me makinën time në Prishtinë, ku qëndrova për dy javë. Në Tivar më bllokoi policia e portit për katër orë. Më sekuestruan të gjitha librat në gjuhën shqipe dhe ato në greqisht, që i kisha për dhuratë ndaj miqve studiues. Protestova, por ishte e kotë. Në marrëveshje me serbët, malazezët u përpoqën të më krijonin çdo pengesë në mënyrë që të mos të shkoja në Prishtinë. Më thanë se do të m'i jepnin librat kur të kthehesha, gjë që nuk ndodhi.

**Në shtator 1986** u nisa sërish me makinë me motrën time Rina nga Frasnita për në Bari e më pas në Tivar, Mal i Zi. Në Prishtinë arritëm në kohë për Kongresin Ndërkombëtar të Folklorit të Jugosllavisë së asaj kohe. Na priti prof. Shefqet Pllana.

**Më 22 maj 2013** udhëtova në drejtim të Pejës me vëllanë tim Tomaso, i ftuar në Konferencën dyditore Ndërfetare. Pas konferencës, mora pjesë në ceremoninë e nderit nga Drejtori i Bibliotekës Kombëtare të Prishtinës dhe më pas mora

[29] Në revistën "Lidhja" do gjeni edhe tema mbi Kosovën. *"Dossier sulla situazione nella Kosova" (A.Bellusci), "Lidhja", 24, 1990, 763; 26, 1991, 868; "Gli arbëreshi di Cosenza e la Kosova" (A.Bellusci), "Lidhja", 23, 1990, 714; "Kosova dje, Kosova sot, Kosova nesër" (A.Bellusci), "Lidhja", 41, 1999, 1404; "Derisa të vihet drejtësia në Kosovën shqiptarë\e" (G.Catapano), "Lidhja", 22, 1989, 698; "Varret e Jasharëve në Prekaz" (A.Abazi), "Lidhja", 50, 2003, 1678. "Prishtina - vatra e Arbërit" (A.Bellusci), "Lidhja", 11, 1984, 273.*

certifikatën e meritës nga Presidenti i Republikës së Kosovës.

Në **shtator të po atij viti,** së bashku me mons. Donato Oliverio, peshkop i Lungros, mora pjesë në përurimin e katedrales së re katolike latine në qendër të Prishtinës.

**Më 17-22 gusht 2014** isha në Prishtinë me seminaristët e dioqezës së Lungros, me pëlqimin dhe bekimin e peshkopit, me qëllim që të rinjtë të mësojnë gjuhën shqipe. **Së fundmi në Kosovë isha më 18 shtator 2018,** i ftuar për nder të vitit jubilar të Skënderbeut, ku mbajta edhe një kumtesë.

Kam shkuar në çdo cep të botës ku jetojnë bashkatdhetarët. Çfarë emocioni kur mërgimtarët të prisnin në shtëpitë e tyre, ku kishin fotografinë e Ibrahim Rugovës, ndërsa kudo dëgjoja këngën: “Ti Kosovë je nëna ime”. Kjo është sofra arbërore.

## Melburn – Sidni – Adelajde -Melburn

Në korrik 1997, Universiteti i Melburnit më kishte ftuar për të mbajtur një konferencë mbi origjinën historike dhe kulturën e arbëreshëve në Itali. Ky eveniment përkoi me represionin ndaj shqiptarëve në Maqedoni. Shqiptarët e Australisë, që jetonin në Melburn, Sidni dhe Adelajde u bashkuan dhe bënë një manifestim përballë parlamentit. Unë isha ftuar të mbaja një fjalim në shqip për të mbështetur këtë kauzë, mbi të drejtat e shqiptarëve që jetojnë në Maqedoni. Me këtë rast, delegacionet shqiptare që merrnin pjesë shprehën dëshirën e tyre për të shkuar e vizituar qytetet ku jetonin. Më ftuan në shtëpitë e tyre dhe më njohën me aktivitetet e tyre kulturore, shoqërore dhe sportive.

Tek unë, arbëreshi, ata shikonin vëllanë autentik shqiptar, por edhe një shembull të shkëlqyer për të ruajtur identitetin, gjuhën, shpirtin shqiptar, për të ruajtur vlerat e trashëguara nga prindërit.

## Nga Sidni në Melburn

Gjatë qëndrimit tim në Sidni ndodhi që në spitalin e Melburnit të ndërronin jetë dy shqiptarë: njëri nga Ulqini dhe tjetri nga Prishtina. Të dy ishin katolikë. Ata bënë të pamundurën që ceremonia e varrimit të bëhej nga një prift arbëresh në gjuhën shqipe, edhe pse unë isha prift i ritit bizantin. Më bëri përshtypje se atyre nuk u interesonte riti, por fuqia e lutjes në gjuhën e nënës. Ishin dy ceremoni shumë të dhimbshme, por kur për një moment i pashë të bashkuar, m'u duk ajo copë tokë sikur të ishte e atdheut të tyre. Nuk mungonin njerëzit, as gjuha, as fjalët e perëndisë drejt qiellit. Pas ceremonisë, ata mblodhën fonde për të çuar trupat në trojet e të parëve të tyre, Ulqin dhe Prishtinë.

**Më 23 shtator 2017 u** formua dega e Lobit Euro-Atlantik. Angazhimi për një lidhje të re mes shqiptarëve të Diasporës dhe arbëreshëve të Kalabrisë ishte pikësynimi i drejtuesve të Lobit Euro-Atlantik Shqiptar për krijimin e një ure bashkëpunimi me Federatën e Shoqatave Arbëreshe, gjë që u kurorëzua më 23 shtator 2017.

Falë përpjekjeve të mia realizuam një takim të frytshëm në Spezzano Albanese në provincën e Kozencës me presidentin e F. A. A., prof. Damiano Guagliardi dhe kryetarin e lobit, z. Shukri Ymeri.

**Fundtetorin e vitit 2017 ndërmora një udhëtim në Zvicër – Gjermani.** Isha i ftuar nga Marigona Iseni, kryetare e Federatës së Shoqatave të Studentëve Shqiptarë në Zvicër për të mbajtur një konferencë në Universitetin e Bernës me temë: "E ardhmja e gjuhës shqipe në Zvicër". Kishte rreth 300 studentë nga universiteti shqiptar. Kujtoj që iu drejtova atyre të rinjve të të gjithave trevave shqiptare me këto fjalë: "Ti flet shqip dhe

je vëllai im”. Me këto fjalë doja t'u tregoja rëndësinë e gjuhës shqipe. Në atë takim dikush më pyeti mbi Preshevën, Bujanovcin e Medvegjën dhe unë iu përgjigja: “Nuk i harrojmë, kanë gjak shqiptari. Mendoj se do të arrihet një ditë që këto treva të bashkohen me trungun e Kosovës, por duhet të respektoheni mes jush, të flisni gjuhën shqipe dhe të jeni më të bashkuar. Të ruajmë gjuhën. Mësojuani fëmijëve gjuhën, që ta ruajnë si sytë e ballit, se aty ku nuk flitet shqipja, jemi të humbur”. Përmenda edhe akademikun nga Medvegja, z. Idriz Ajeti, me të cilin disa herë jam takuar dhe iu thashë atyre studentëve që nuk më shpëton asnjë lajm nga ato treva.

**Në Zvicër u ktheva sërish pak javë më vonë, në janar 2018**. Më kishte ftuar Albert Demaj, pastor i misionit katolik shqiptar në Shinç (Zyrih) për një takim me rastin e kremtimit të 550-vjetorit të vdekjes së Gjergj Kastriotit Skënderbeut. Tri ditë aktivitete me pjesëmarrjen e rreth 2000 katolikëve shqiptarë të Kosovës, si dhe grupit folklorik të Michele Greco-s nga Ejanina.

## Nju Jork

Më 10 qershor 1998 isha në Nju Jork, pasi dega e **Lidhjes së Prizrenit** më kishte dërguar një ftesë për tubimin përkujtimor që mbahej me rastin e 120-vjetorit të Lidhjes.

Unë kisha marrë pjesë në nëntëdhjetëvjetorin e saj, kur isha i ftuar nga Universiteti të Prishtinës dhe mbajta një relacion me temë “Rapsodia epike arbëreshe, protagonist Gjergj Kastrioti”, e cila u botua në revistën “Përparimi” të Prishtinës.

Të ftuar të tjerë ishin Prof. Dr. Fadil Sulejmani, që mbajti relacionin me temë “Arsimi dhe kultura në programin themelor të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit”; Nermin Vlora Falaski, me temën “Roli i gjuhës në ruajtje të identitetit kombëtar”; gjenerali Asllan Bushati, me temën “Strategjia ushtarake e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit”.

Unë u paraqita me temën "Jehona e vendimeve të marra nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit në diasporën shqiptare në Italinë e Jugut". Paraqita këtë temë, sepse Jeronim De Rada te "Flamuri i arbrit"kishte trajtuar këtë tematikë në lidhje me çështjen kombëtare, që ishte edhe aq aktuale për momentet që po kalonte Kosova.

Nga ai takim dua të rrëfej një detaj. Kur mbërrita në Nju Jork, më sistemuan në dhomë me mikun tim, Fadil Sulejmani, një prej themeluesve të Universitetit të Tetovës, i cili më informoi se qeveria maqedonase pikërisht ato ditë po shkelte rëndë të drejtat e njeriut kundrejt popullsisë shqiptare. Kur dëgjova këtë realitet prej mikut tim vendosa që të ardhurat që kisha grumbulluar për t'i vendosur në shërbim të revistës "Lidhja" t'i ndaja në dy pjesë:

- një pjesë ia fala UÇK-së;
- pjesën tjetër ia dhurova Universitetit Juglindor Europian.

Ky universitet më dërgon çdo vit dhjetëra studentë shqiptarë, të cilët më vizitojnë dhe më furnizojnë me libra[30].

Në **27 prill 2012** udhëtova sërish për në Nju Jork, shoqëruar nga vëllai im Tomaso dhe miku im Tomaso Ferrari, për kremtimin e 100-vjetorit të shoqatës "Vatra".

Më **29 prill** ishte festimi i Meshës së Shenjtë në Kishën Katolike Shqiptare të Re, me pjesëmarrjen e një mijë besimtarëve, ku mons Gjergji më ftoi të përshëndesja asamblenë në gjuhën shqipe. Me rastin e 100-vjetorit të "Vatrës" aktivitetet vijuan edhe në Nju Xhersi, Filadelfia, Detroit e Uashington, ku takova z. Dioguardi.

## Boston

E veçanta e udhëtimit në Boston ishte sepse pata nderin të shikoja varrin e Fan Nolit, ku vëllezërit e mi të diasporës, Shaqir Gashi, Joseph Dioguardi, Mithi Thomas, Sulejman B.

---

30 *"Lidhja", fq. 1397*

Rexh Xhakli, Seidi Bytyçi më nderuan me pjesëmarrjen e tyre, ashtu sikurse edhe prezenca e z. Artur Liolin, kryetari i kishës ortodokse shqiptare në Boston.

Kujtoj edhe sot me mallëngjim që si prift pata nderin të vendosja edhe "Stolën" e Fan Nolit.

U emocionova shumë atë moment kur u gjenda pranë varrit të tij dhe u betova se do të punoja me mish e me shpirt për çështjen e Kosovës e për çështjen arbërore sa të jem gjallë.

Ndieja brenda vetes si një detyrim moral vazhdimësinë e punës së Fan Nolit për bashkimin e kombit. Është interesant fakti se delegacioni që më shoqëronte përbëhej nga individë të të gjithave feve, çka tregon edhe një herë se për shqiptarin i pari është kombi dhe jo feja. ***Përpara atij varri ishim të bashkuar për një qëllim të vetëm: çështja e Kosovës, kombi ynë!***[31]

Nuk e kuptoj pse toka mëmë nuk ka mbledhur akoma sot në gjirin e saj eshtrat e të madhit Fan Nol. Kam vënë re që këto dekada figura e tij është harruar. Këto gjëra nuk duhet të ndodhin, sepse të gjithë popujt i vlerësojnë figurat e shquara kombëtare dhe Fan Noli e meriton një gjë të tillë. Është detyra jonë që brezat e rinj ta njohin punën dhe veprën e Fan Nolit për çështjen kombëtare.

## Në Teqenë Bektashiane

Në Teqenë Bektashiane shkova si mysafir, si nxënës dhe takova Baba Rexhepin.

*Kur erdha këtu në Amerikë,- na tha Baba Rexhepi,- doja që të bisedoja me Fan Nolin, sepse Noli kishte në dorë shqiptarët dhe mund të më përkrahnin në misionin tim. Kështu i kërkova një takim. Atje gjeta edhe ca miq të Fan Nolit, të cilët ishin bektashinj dhe që i njihja edhe unë. I thashë Fan Nolit:*

[31] *"Lidhja" 22, fq. 674*

*-Unë kam ardhur si vizitor, por këta dy miq bektashinj, Muhameti dhe Jaçia, po më thonë të hap një teqe këtu, por unë thashë të pyes Hirësinë tuaj, sepse nuk e di nëse do kemi sukses apo jo.*

*Fan Noli u mendua një copë herë, pastaj më tha:*

*-Po edhe unë nëse do të isha në vendin tuaj, si Muhameti dhe Jaçia do bëja.*

*Hidhet Jaçia dhe thotë:*

*- A bëhen bektashinj të krishterët?*

*- Dëgjo këtu, zoti Jaçe. Unë mundohem që si të krishterët, edhe bektashinjtë t'i bëjmë shqiptarë, këtu qëndron interesi i kombit. Kur është interesi i kombit në mes ne i kemi bërë të krishterët jo vetëm bektashinj, por edhe dervishë, - i thashë unë.*

*-Çfarë? - tha Noli.*

*- Po, po, i kemi bërë dervishë, - theksova unë dhe nisa të rrëfeja:*

*Ishte koha kur trimat Mihali dhe Çerçizi luftonin për liri dhe çeta e tyre e vogël ishte e rrethuar. Forcat e tyre ishin të pakta, kështu që gjetën një teqe dhe hynë brenda. I treguan babait të asaj teqeje që ishin të rrethuar dhe ai iu tha: "Mos kini merak, e ujdis unë këtë punë". Babai i teqesë urdhëroi nga një taç që ta vendosnin në kokë, sepse mjekër mbanin vetë. Iu dhanë edhe veshje dhe kështu Mihali, Çerçizi e të tjerë luftëtarë u bënë si dervishë. Kur erdhën dhe kontrolluan, babai i teqesë, qetë-qetë, i prezantoi dervishët me radhë: dervish Mihali, dervish Çerçizi e luftëtarët e tjerë.*

*Kur ata ikën, Mihali e Çerçizi iu hodhën në qafë babait të teqesë, i cili jo vetëm i shpëtoi, por shpëtoi edhe teqenë.*

*Fan Nolit kjo histori i pëlqeu shumë dhe më tha: "Na shkruaj nga këto gjëra, sepse janë shumë interesante dhe në dobi të kombit".*

*Filozofia e këtij njeriu ishte heshtja e mbështjellë me mantelin e të dëgjuarit.*

*E shikoja në tronin e tij, në atë dhomën e madhe. Besimtarët ndalonin, e përshëndetnin, i puthnin dorën. Nëse ndonjëri donte ndonjë këshillë, ai përgjigjej.*

*Shpesh nga dritarja hidhte vështrimin, që shtrihej në natyrë, ku*

*përbri ishte mauzoleumi ku ai do të varrosej. Prezenca e tij, pikërisht në mes të atij shiriti, i ngjante një hark ylberi që lidh tokën me qiellin.*

*Baba Rexhepi ishte fjalëpak, por të matura. Në atë ambient më bënte përshtypje mikpritja, ishte tipike tradicionale shqiptare, ku për cilindo që shkelte në atë teqe nxirrnin tabakanë dhe i ofronin diçka për të ngrënë. Ajo pjesë e limituar e atij territori ishte një kozmos i tërë shqiptar në diasporë, ndërsa ai vetë një shqiptar i madhërishëm, që kërkonte t'i jepte paqe shpirtit të atyre vëllezërve që ishin detyruar të linin atdheun, trojet e të afërmit e tyre të dashur. Për mua ishte një mësues i veçantë.*

# Pjesa V

# Revista “Lidhja”

*Nëse edhe arbëreshët do të asimilohen,*
*humbet një popull dhe jo një etni.*
*Kjo s'duhet të ndodhë kurrë!*

## “Lidhja” si manifest

Revistën “Lidhja” e krijova në vitin 1980, me qëllim që të sillja zërin e njerëzve të thjeshtë arbërorë, njerëzve modestë, grave, të rinjve, që të ndiheshin me fjalën e tyre, me veshjet e tyre, me kostumet e tyre, me krijimtarinë e tyre. Dalëngadalë, “Lidhja” u shtri tek arbërorët e Greqisë (arvanitasit). Në atë revistë hodha intervistat e arvanitasve. “Lidhja” më vonë mori edhe përmasa ndërkombëtare. Materialet që mblodha nga emigrantët kosovarë, shqiptarë apo të të gjithave trevave janë një dëshmi jete, janë zërat e vëllezërve tanë mërgimtarë në Australi, Amerikë, Kanada dhe Europë. Janë zëra prej Strugës, Ulqinit, Klines, Mitrovicës, Shkodrës, Prizrenit, Gjakovës, Trieshit, Hotit, që i mblodha te revista “Lidhja”.

*Giuseppe Schirò Di Maggio shkruan*: “Bota arbëreshe nuk është gjithë zjarr e dritë kulturore; të ishte ashtu ne nuk do të kishim nevojë të punonim për të. Po bota arbëreshe ka shi dhe errësirë, prandaj revistat arbëreshe bëhen automatikisht zjarri e drita e saj. Aty-këtu dalin zjarre që mbajnë ndezur Arbërinë. Një nga këto zjarre është revista “Lidhja”, e themeluar nga Antonio Bellusci në vitin 1980. Arbëreshët nuk kishin shkruar kurrë nga pikëpamje etnike. Ata që

kishin mësuar gjuhën arbërishte vetëm nga prindërit nisën të shkruanin shqip"[32].

## "Lidhja", si një Arbëri e madhe e bashkuar

"Lidhja"bëri që me arbëreshët e Italisë të më lidhte vendlindja, me arvanitasit e Greqisë të më lidhte prejardhja atërore, me Shqipërinë të më lidhte prejardhja amtare, ndërsa me Kosovën dhe viset shqiptare në ish-Jugosllavi gjaku. Prandaj me zërin tim, nëpërmjet "Lidhjes", jam në mision të vazhdueshëm.

Zëri im është i njëjti që u jep zë ninullave, këngëve, vajtimeve e çdo gjë me vlerë identiteti që lidhet me Shqipërinë, Kosovën dhe trevat e saj në Mal të Zi, Maqedoni, Bosnjë, Kroaci, me arvanitasit e shqiptarët në diasporë. Mendoj se kushdo që ndihet arbër dhe që ka gjak shqiptari kudo ndodhet e di se si lidhet besa, karakteristikë vetëm e pinjollit arbëror.

Ky është kuptimi i revistës "Lidhja".

## "Lidhja" na lidhi me Helladhën

Për 40 vjet rresht eksplorova si kërkues dhe etnograf territorin e Greqisë. Kam ruajtur me mijëra letra. Të gjitha intervistat që zhvilloja me arvanitasit i zbardhja dhe një pjesë të tyre i botoja në revistën "Lidhja". Për vite me radhë tek arbërorët e Greqisë isha mysafir dhe gjithmonë kthehesha në ato vende ku kisha fotografuar apo intervistuar dhe shpërndaja revistën "Lidhja". Dashje pa dashje u bë edhe organi i tyre kulturor. Një arvanitas, *Brodhimas Nikolaos*, më dedikoi këto vargje.

---

[32] *La rivista "Lidhja/L'Unione", Mondo Albanese, Piana degli Albanesi, 41, 1984, 12.*

## Një prift nga Italia

*Qirò njëra moit /*
*Nd'jafèn t'Stavro Panajotit*
*Na erdh një prift ga Italia*
*Ka një katund ga Kalavria*
*Dhe na foli arbërisht*
*Dhe na pimë bashkë vëllezërisht*
*Na pien edhe shkruan*
*Për t'xëm për neve gjuan*
*Prifti thuhet Andon Bellusci.*
*Nis kenë t'bëj me at Besënë*
*Prifti ishte levento trim*
*Pra i shkruejta një këndim*
*Po s'di gramat' shumë*
*Për të shkruaj u më shumë.*

## Bashkëpunimi me revistën "Dialogoi"

Te revista "Lidhja" shkruaja:

"Është për t'u admiruar thellësisht shpirti i Jorgos Marougas, por edhe aktiviteti i tij kulturor. Revista "Dialogoi" është motra e revistës "Lidhja"".

Këto dy revista publikonin dhe shpërndanin informacione, shkrime akademike, kulturore, arbërore, midis intelektualëve arbërorë, por edhe shkëmbime e korrespondenca vëllazërore të arbërorëve të thjeshtë. Kujtoj si sot numrin e parë të revistës "Dialogoi", në mars 1976, ku trajtoheshin argumente historike, gjuhësore, etnografike e letrare të arvanitasve. Ishte një material i gjerë. Një thesar i vërtetë mbi arvanitasit.

Është shumë interesante puna e vëllait e mikut tim Marougas, i cili realizoi edhe një listë të njësive administrative shqipfolëse-

arvanitase, të marra nga censusi i viteve 1951, 1961, 1971[33].

**"Lidhja" i dha zë arvanitasit të padukshëm**

"Republika", më 18 korrik 1983, shkruante:

"Në Greqi për arbërorët duhet të hapen shkolla fillore e shtatëvjeçare të gjuhës shqipe. Që të gjitha këto shkolla duhet të funksionojnë me tekste mësimore shqip. Të përkrahen të drejtat e komunitetit shqiptar në Greqi dhe ai të ketë po ato të drejta që ka minoriteti grek në Shqipëri. Për këtë i kërkojmë qeverisë shqiptare t'i kërkojë reciprocitet qeverisë greke. Dëshirojmë që komuniteti shqiptar në Greqi të bëhet një urë e madhe që të lidhë popullin shqiptar me atë grek".

Arbërorët që njoha në Greqi më konfirmuan se numri i shqiptarëve atje është afro dy milionë. Të gjithë këta arbërorë kanë ndërgjegjen shqiptare, edhe pse fatkeqësisht shumë kanë humbur gjuhën e janë shpërndarë në Athinë, në Patra e Selanik.

*Populli arvanitas ishte për mua një diafragmë gjigante, ku unë duhej të depërtoja me zërin tim, se pastaj zëri oshtinte vet.*

Çështjen arbërore të Greqisë nuk e konsiderova asnjëherë si një objektiv të arritur. Njihja problemet e mëdha që kishin, njihja po ashtu edhe limitet e mia. Qëllimi im nuk ishte të shkoja thjesht si ata etnografët rrogëtarë apo akademikët sterilë nëpër rrugët e Greqisë.

Termin e miqësisë, arbërorët e Greqisë (kështu i quaja arvanitasit) e shprehnin φιλία, koncept që do të thotë forcë e hyjnisë kozmike, e cila i mban elementet të lidhura e në harmoni. Ky ishte qëllimi, kodifikimi dhe ringjallja e arbërishtes. Koha që ua dedikova atyre njerëzve të varfër për të përcjellë fisnikërinë e ndjenjave të tyre më lidhi akoma më tepër me këto troje.

---

[33] *Listën do ta gjeni te revista "Lidhja", fq. 209, maj 1984.*

"Lidhja" u bë shtytëse dhe ndihmëse për revistën "Besa", që nisi botimin e saj si organ i Shoqatës së Arvanitasve të Greqisë, në vitin 1983.

## "Lidhja" u dha hapësirë intelektualëve arbëreshë

Shumë prej shkrimtarëve tanë të dëgjuar, gazetarë dhe poetë arbëreshë, patën nderin t'i shikonin të përkthyera veprat e tyre në greqishten moderne: E. Giordano, G. Boca, F.Fortino, V. Ujko, D.Minuto, A. Frega, G. Laviola. F, Godina, G. Schirò di Maggio, C. Candreva, L. Perone e shumë e shumë të tjerë. Janë të cituar emrat me adresat e tyre, në mënyrë të tillë që studiuesi të thellohet më tej në studime[34].

## "Lidhja", zëri i trevave të tjera shqiptare

"Lidhja" është alkimi, është bashkim, është unitet, është forcë. Ishin dhe janë këto elemente që i duheshin dhe i duhen arbëreshit për të mbajtur vëllazërinë.

"Lidhja" ishte diaspora, të gjitha trevat e Shqipërisë, Kosovës, Malit të Zi, Maqedonisë.

Revista ishte liri e plotë shprehjeje, pa dallim feje, pa ideologji.

Tek i pari editorial i "Lidhjes", si një thirrje, shkruaja: "Ti arbëresh të lidhesh me kulturën e vendit; nëse jeton në qytet duhet të krijosh lidhje me katundin tënd, ku janë varret e të parëve; të lidhesh me shqiptarët që janë në Shqipëri, me shqiptarët në Kosovë, në Maqedoni, në Mal të Zi, me shqiptarët që janë në Greqi, me diasporën në Europë, në Amerikë, Kanada e Australinë e largët dhe deri tek ai grup etnie Hundeza në Afganistan".

"Lidhje" do të thotë gjak, do të thotë fjalë. "Lidhja" është program, është vazhdimësi, është komb!

---

[34] "Lidhja", maj 1985, fq. 315

Arbëreshët në vite kanë folur për kombin shqiptar kur ende Shqipëria nuk ekzistonte si shtet, sepse kombi për ne arbëreshët është te rrënjët tona shpirtërore, besimi ynë, gjuha, zakonet, kujtimet tona.

Në revistën "Lidhja" botova një artikull me tematikën "***Ti kush je?***" dhe titulli i tekstit që botova ishte: "Unë jam". Kjo shprehje ka brenda një filozofi të tërë. Është filozofia e ekzistencializmit, që do të thotë "Unë ekzistoj", "Gjaku im rron". Kjo shprehje është e krahasueshme me atë të Biblës: "Kush je ti, o Zot?"

Dhe përgjigjja e Perëndisë është: "Unë jam ai që jam: i fortë, mbi gjithçka".

I tillë është çdo arbër për identitetin e tij.

E tillë është Arbëria jonë, ajo është hyjnia jonë.

Tematikat e "**Lidhjes**"

Artikujt e botuar ndër vite në revistën "Lidhja" kanë mbuluar çdo aspekt të jetës, gjuhës, kulturës arbëreshe. Në këtë revistë gjenden shkrime mbi leksikografinë, toponimet, martesën në botën arbërore, si dhe mbi hakmarrjen e gjakmarrjen.

Te kjo e fundit dua të ndalem pak. Ka një dallim të madh mes gjakmarrjes dhe hakmarrjes.

**Gjakmarrja** është një zakon i egër, i njohur në gjenezën e gjithë "botës së njohur" të antikitetit. Ajo është vetëgjyqësi në mungesë të veprimit të strukturave efikase shtetërore për të identifikuar e dënuar një krim. Realizimi i saj nuk kufizohet te krimineli, si person konkret, por te "marrja e gjakut" brenda familjes, të afërmve apo fisit të tij. Lidhjet gjinore, farefisnore e krahinore nuk e pranonin, madje ndiheshin të ofenduara nga ndërhyrja "rregulluese" e një autoriteti të tretë pa pëlqimin e tyre për zgjidhjen e konfliktit. Veprimi i kanuneve për rregullimin ligjor të raporteve mes popullsisë shqiptare njihej kryesisht në trevat veriore të Shqipërisë. Në vitin 1990, kur ndodhi eksodi, kam ndihmuar një familje, e cila kërkonte mbrojtje për birin e

saj që kishte ardhur me anijen "Vlora". E strehova për një kohë, pastaj e ndihmova për të bërë dokumentet që të nisej për në Amerikë. Ajo familje nuk më harroi kurrë, sepse çdo vit më dërgon urimet e vitit e ri nga Amerika. Ruaj në korrespondencën time edhe letrat që tezja e tij prej Amerike më shkruante dhe më lutej që të ndihmoja nipin e saj, sepse nuk kishte asnjë faj.

Di që edhe sot gjakmarrja ndiqet në Shqipëri. Ne jemi një popull i vuajtur, i vrarë prej pushtuesve ndër shekuj, tani që jemi të lirë, në vend që të duam njëri – tjetrin fillojmë të vritemi mes vete. Turp nuk është të falësh. Turp është të bësh viktima! Kur dëgjoj që shumë fëmijë nuk shkojnë në shkolla dhe janë ngujuar nëpër shtëpi, çuditem se ku kanë arritur shqiptarët. Kanuni i shekujve të mëparshëm përjashtonte nga gjakmarrja gratë dhe fëmijët. Turp është të kërcënohet me vdekje jeta humane në emër të një zakoni të egër, të cilin ca njerëz e mbajnë gjallë, sepse shteti nuk ka fuqi të ushtrojë autoritetin e tij. Është turp për shtetin shqiptar që ka braktisur këta fëmijë. Është turp i madh që në kohët e sotme t'i lihet shteg fenomenit të gjakmarrjes kur shteti dhe ligji janë autoriteti suprem. Shteti s'duhet të qëndrojë indiferent, ka detyrë dhe përgjegjësi për qytetarët e tij.

Si arbëresh që jam, i bëj thirrje vëllait tim shqiptar, që të heqë dorë nga gjakmarrja, t'i japë fund këtij fenomeni arkaik, sepse jetesa me frikë nuk është jetë!

Ne shqiptarët kemi fatkeqësinë që, me të drejtë, të cilësohemi si një popull gjakmarrës, por kemi edhe të drejtën historike të deklarohemi se nuk jemi hakmarrës. Këtë e kemi provuar me qëndrimin popullor ndaj armatës së mundur turke, pas Luftës së Dytë Ballkanike, gjatë tërheqjes së trupave të mjeruara turke drejt Stambollit. Luftën kundër tyre, para shteteve ballkanike, e kishim filluar ne, kosovarë-shqiptarët e Veriut, dëshmi janë kryengritjet e viteve 1911-1912. Është fakt i njohur historik që shqiptarët e Shqipërisë nuk u hakmorën edhe ndaj ushtarëve

italianë pas kapitullimit të Italisë fashiste, por përkundrazi i ushqyen dhe i strehuan ushtarët italianë që ngelën në Shqipëri. Këtë fakt është vështirë ta mohojë edhe Beogradi zyrtar.

Shqiptarët mund të jenë gjakmarrës, por nuk janë hakmarrës. Ata nxiten nga morali për barazi, por kurrë nga urrejtja. Jemi hakmarrës sa çdo individ njerëzor, që preket në personalitet dhe dinjitet, por nuk kemi qenë dhe nuk do të jemi kurrë hakmarrës të ushqyer me urrejtje për të tjerët nga ideologji nacionaliste, shtetërore apo fetare[35].

**Sigurisht që një pjesë e mirë e tematikave të revistës ishte për gjuhën shqipe.**

Mbaj mend një letër që ma pat dërguar prof. Takis Papajoanou në vitin 1987:

"Seriozisht, më thoni ju, At Bellusci, se çfarë mendoni mbi ortografinë shqipe zyrtare të sotme, karakterin latin në drejtshkrimin e gjuhës shqipe, vendim i Kongresit të Manastirit.

Personalisht mendoj rishikimin fonetik, spastrimin e pasaktësive; në qoftë se nuk do ta bëj unë apo ndonjë tjetër, do ngelet përgjithmonë alfabet "Bitola"! Një mënyrë bilaterale e të shkruarit "gluha jonë" me shkronjat latine e greke, sipas udhëzimit të Kristoforidhit, si edhe sipas shembujve dhe përdorimit të shkrimit sllav në serbo-kroatishte të Vuk Karadzic. E shoh këtë si një detyrën time, si arvanit, për arvanitët dhe për gjithë shqiptarët. Gjithë të mirat!".

## Eksodi i 1990-s

Në 1990-n, ata u quajtën "i profughi Albanesi". Më 13 korrik 1990 dhe në mars të vitit 1991, unë isha në Brindisi, i

[35] *Tematika të tilla janë trajtuar te revista "Lidhja" "Diritto romano. La recezione del Diritto Romano nel Kanun (L.Capparëlli)", "Lidhja", 27, 1992, 928; "Le caratteristiche psicologiche dell'Albanese" (G.Cassiani), "Lidhja", 32, 1994, 1130.*

dërguar si përkthyes, për të ndihmuar vëllezërit shqiptarë që të sistemoheshin në zonat e Italisë.

Kur i shikoja dhe mendoja që mund t'i kishin përpirë valët më kujtoheshin vargjet që kisha shkruar në verën e vitit 1983.

*Deti Jonë*

*Më puth deti Jonë*
*Me ato valëza të buta,*
*më pushton me ato ujëra të thjeshta,*
*më qesh nën grykën e qiellit.*
*deti Jonë si një At-mirë*
*më ngacmon shputën e këmbëve*
*dhe më kallëzon qetë-qetë:*
*"Ç'kërkon, biri im?*
*Ç' kërkon prej Lindjes*
*Këtu çdo verë?*
*Pse shtëllon tërë ditën*
*Sytë e tu matanë detit?*
*Mos je i zemëruar me mua?*
*Unë, biri im,*
*S'kam asnjë ftesë*
*në atrat arbëreshe.*
*Pushojnë nën pllakën time detare*
*Ose jetojnë të shpërndarë në botë!*
*Pse më rri pa folur?*
*Zbuloja bir, zbuloja*
*T'at madhit tënd*
*Dhembjen e pashëruar*
*Që ta merr mendjen,*
*Që ta gris shpirtin*[36].

[36] *Te revista "Lidhja" është botuar varianti në arbërisht.*

Revista “Lidhja” mbijetoi nga viti 1980 deri në 2009-n. Gjatë këtyre viteve janë botuar 60 numra, me artikuj nga qindra autorë nga e gjithë bota.

# Pjesa VI

# Biblioteka ndërkombëtare "A. Bellusci"

*Bibliotekën mund ta shikosh, por lum ai që di ta vëzhgojë!*

Gjatë kohës që punova e jetova në Kozencë krijova një bibliotekë të vogël, të cilën më vonë ia bashkova asaj të Frasnitës.

Qëllimi ishte të dokumentoja bukurinë, lashtësinë e këtij populli, doja ta lija të gjallë në letra, në libra letërsinë gojore, magjinë, etnografinë e këtyre njerëzve kaq të veçantë, këtij populli kaq të mrekullueshëm. Dëshiroja kodifikimin e letërsisë gojore, ku mesazhet në letër shndërrohen në mesazhe universale. Unë këtë punë e nisa te "Shejzat", sepse vlerësova kulturën e prindërve të mi që ishin analfabetë, kulturën e nënës sime, kulturën e bujkut, kulturën e pastorit, kulturën e njeriut të thjeshtë që kishte në zemër Arbërinë, rrënjët e të parëve. Njeriu vdes, por librat ngelen.

Mbajtja gjallë e kulturës gojore është akoma objektivi im.

Unë nuk di se sa e si do të arrihet në një të ardhme çështja e kodifikimit të arbërishtes, sepse ne akoma nuk kemi një fjalor arbërisht të unifikuar, ne nuk kemi një sintaksë të gjuhës sonë arbëreshe, nuk kemi një gramatikë, ne nuk kemi një kanal televiziv në gjuhën shqipe.

Çështja arbërore e arbëreshëve të Italisë i ngjan një shtëpie që i mungon çatia, për shkak të shumë faktorëve të brendshëm e të jashtëm: globalizimi, kriza ekonomike në Itali, politikat demografike etj.

Jam i mendimit që kur diaspora arbërore ka rezultuar aktive, ka mbijetuar. Në diasporën e Siçilisë, Palazzo Adriano, Piana degli albanesi, Contessa Entellina, Mezzojuso, Santa Cristina Gela, nga pesë njësi arbëreshe, tri janë asimiluar ndërsa dy të tjera, Piana degli albanesi dhe Contesa Entellina, mbijetojnë akoma.

Mendoj se në diasporë ka nevojë për mbështetje sepse ndryshe shuhet, ashtu siç ndodhi me arbëreshët e Palazzo Adrianos dhe Mezzujosos që u asimiluan pikërisht në territorin arbëresh, ndërsa një pjesë e tyre që shkuan në diasporë (në rastin konkret, në Amerikë) i rezistuan asimilimit dhe ruajtën identitetin e tyre.

Në territoret tona, nëse shqiponja arbërore është mbajtur gjallë, kjo është falë individit, shoqatave arbërore e nismëtarëve të kishave në funksion të arbërishtes. Prej funksionarëve dhe autoriteteve nuk është bërë asgjë deri sot në bazë të një plani konkret. Të asimilosh popullin arbëresh do të thotë t'i heqësh atij identitetin, t'i presësh rrënjët dhe të humbasësh një popull, me gjuhën më të lashtë në Europë.

Ideja për të krijuar bibliotekën ishte që kurrë nuk mund të shkatërrohet libri i lexuar, i mësuar dhe i transmetuar. Të godasësh me kulturë është virtyti më i lartë human. Biblioteka ndërkombëtare "A. Bellusci" e Frasnitës përmban më shumë se 6000 libra dhe 700 revista, që lidhen me albanologjinë dhe me ritin bizantin-grek i përdorur deri sot në katundet arbëreshe të Eparkisë së Ungrës në Kalabri. Biblioteka është një shtëpi-bibliotekë, ku ruhet shqipja e të gjitha kohërave, e të gjithë shkrimtarëve shqiptarë. Biblioteka u themelua me qëllimin që të shpëtojë, të ruajë, të mbrojë dhe t'u përçojë brezave të ardhshëm kulturën tonë të çmuar, qytetërimin dhe identitetin arbëresh si të krishterë ortodoks të emigruar në shekullin XV nga Gadishulli Ballkanik në Kalabri.

Çdo gjë brenda strukturës së bibliotekës synon të krijojë, madje pa vetëdije, një ishull të qetësisë ku libri mbetet fokusi

kryesor. Në këtë shtëpi-bibliotekë të bie në sy struktura origjinale e ndërtesës, e gjitha në dru. Hyrja ka formën klasike hark, me tulla, ka shkallë të brendshme, të ngushta dhe në formë "L"-je, që mbështetet në një qemer. Muret janë prej guri. Një shtëpi komode, me trarët e rëndë që krijojnë idenë e kullave. Raftet prej druri shkojnë deri në tavan, mbushur me libra e të dekoruara me suvenire, ku çdo detaj ka historikun e vet. Asgjë nuk është e tepërt dhe pa një motiv në ato mure. Si nëpër guva guri spikatin në mure objekte të jetës së përditshme të familjes fshatare, të thjeshta, arbërore. Në atë ambient udhëton në shekuj pa lëvizur nga karrigia.

Librat janë të ndarë sipas rajoneve: Helladha, Shqipëria, Kosova, Kalabria dhe Bazilikata, Arbëria. Pjesa më e jashtëzakonshme përbëhet nga revistat. Ato vijnë nga e gjithë Europa, shumë nga ish-Jugosllavia, por mbi të gjitha përfaqësojnë një nga arkivat më të plota filologjike të prodhimit intelektual shqiptar. Revistat shqipe, si "Dielli i Bostonit", "Drita", "Zgjimi", revistat arbëreshe të Italisë nga Siçilia, Kalabria, Pulia etj., kanë poezi, histori, përshtypje, proza, reportazhe e shpesh gjenden në dy gjuhë.

Biblioteka mbledh në vetvete historinë, sociologjinë e popullit arbëror. Mbledhja bibliografike fillon nga rreth 1950-a dhe përmban më shumë se 10.000 vëllime të albanologjisë, koleksione të plota, shumë revista historike arbëreshe nga Shqipëria, Kosova dhe diaspora.

Në këtë bibliotekë kemi historinë, gjuhësinë, historinë e Skënderbeut. Kjo është një bibliotekë tërësisht shqiptare, që nderon Shqipërinë, nderon arbëreshët dhe gjithmonë tregon lidhjen e ngushtë midis diasporës dhe arbëreshëve me atdheun, atdheun që De Rada gjithmonë e ëndërroi, një ëndërr që nuk e pa dot kurrë. Ai sot është këtu gjallë, ashtu si Vincenzo Dorsa e Jul Variboba. Ne arbëreshët njohim gjuhën italiane dhe flasim me miqtë tanë italianë gjuhën e tyre, por shtëpia është tempulli arbëror, atje ku shikohet shpirti, zakonet, gjuha dhe fjala besë.

## Mijëra njerëz kanë vizituar bibliotekën

Në regjistrin e nderit të bibliotekës, mijëra vizitorë kanë lënë përshtypjet e tyre. Vizitorë nga shumë treva të Shqipërisë, nga Mërgata dhe Diaspora, nga i gjithë globi. Aty shohim firmën e njerëzve të thjeshtë, por edhe të poetëve dhe personaliteteve. Studiues nga e gjithë bota kanë ardhur dhe vazhdojnë të vijnë te kjo bibliotekë. Deri tani numërohen mbi 6000 vizitorë. Ata janë nxitës në rrugën time kulturore.

Biblioteka ka magjinë e saj arbërore, sepse në këtë Bibliotekë vizitorët kanë biseduar dhe kënduar bashkë.

Biblioteka "Bellusci" ka diçka të veçantë nga cilado bibliotekë tjetër në botë, sepse sa herë që vijnë vizitorë valëvitet flamuri shqiptar mbi ballkon.

Nuk di nëse isha vërtet në një ëndërr apo isha i zhytur aq thellë në fantazi, prodhim i imagjinatës sime, por kujtoj si sot që në atë ëndërr pashë sikur De Rada më zgjoi nga gjumi dhe më tha:

-Çfarë bën këtu Bellusci që rri e fle?

-Pse, çfarë kam bërë? - e pyeta.

-Ngrehu, - më tha, - e shko e bashkoi vëllezërit tanë që janë të shpërndarë në boshtin e tokës.

-Po si t'ia bëj? Unë jam i vogël dhe i pafuqishëm për ta bërë një gjë të tillë.

-Mos ki frikë, biri im, - më tha, - ta jap unë fuqinë. Do të të jap këtë flamur. Merre dhe shko nëpër botë.

Ashtu bëra. Shkova në SHBA - Çikago, Nju Jork; shkova në Kanada, në Australi. Shkova në Europë, ku 3 milionë vëllezër arbërorë jetojnë vetëm në 900 fshatra në krahinat e Greqisë.

Në Greqi u ktheva më shpesh, sepse atje hasa arvanitasit, atë popullsi të padukshme.

Në këtë bibliotekë disa janë emocionuar, janë prekur dhe kanë derdhur lotët kur kanë parë gjithë këtë punë për të mbajtur gjallë gjuhën në dhè të huaj.

Kur shqiptarët, kosovarët dhe shqiptarët e Maqedonisë vijnë këtu dhe emocionohen ndihet magjia e shpirtrave që bashkohen. Këto emocione e pika loti duket sikur tregojnë të gjithë historinë e madhe të një populli që vjen nga shumë shekuj dhe në atë moment të mbushet zemra. Të gjitha këto vijnë nga flamuri, vijnë nga librat, nga kultura.

Çdo zemër është një flamur. Këtu, në këtë bibliotekë, të gjithë kemi flamurin në zemër, kemi një qëllim, një mendim. Kur isha në Melburn, të gjithë shqiptarët që ishin në Australi, nga Sidnei, Adelajde e Melburn, dolën në rrugë për çështjen maqedonase në atë kohë; në Uashington dhe në Nju Jork dolën për çështjen e Kosovës. Të shikoje shqiptarët me flamuj në duar, ai flamur të lartëson shpirtin! Kjo është e rëndësishme për ata që jetojnë larg Shqipërisë, por më duket sikur, shpresoj të mos jetë kështu, nuk ka rëndësi dhe domethënie të plotë në Shqipëri. Edhe këtu, për shembull, e kemi vendosur flamurin shqiptar në ballkon. Ime motër frikej mos prishej nga shiu, por unë nuk e lëviza, pasi ai flamur na nderon neve, bibliotekën dhe Italinë.

Dëshmitë e vizitorëve në regjistrin e vizitave nuk janë thjesht vetëm mbresa ku çdo njeri shënon mendime dhe pasqyrime duke vënë në dukje thellësinë e vet të shpirtit; ato shkrime janë një realitet i gjallë bashkëkohor, janë rreze drite njerëzore edhe për shekujt në vijim.

Çdo vizitor, pas një vizite në këtë bibliotekë, ka lënë gjurmët e tij, duke u bërë pjesë e asaj filarmonie universale humane; dashuri e shpresë.

Këto libra, në këtë bibliotekë, janë si "bijtë pranë një nënë", mbledhur në gjirin e ngrohtë të saj, ku rrëfen, në këtë shtëpi të moçme, të thjeshtë, por të madhërishme, historinë e saj shekullore, sepse asnjë popull tjetër në botë nuk ka mundur të ruajë gjuhën, zakonet, traditat, në një tokë të huaj dhe kaq paqësore. Për këtë arsye, kjo bibliotekë unike, shndërrohet në thesar njerëzimi.

Ajo bibliotekë mban si emblemë fjalën "besë", që asnjë popull nuk e ka, në asnjë fjalor tjetër nuk ekziston përveç gjuhës shqipe.

Të gjithë janë të mirëpritur në këtë bibliotekë, të gjithë ata që duan të mësojnë dhe të njohin realitetin arbëror, kulturën dhe gjuhën shqipe. Biblioteka është një burim jete për arbëreshët dhe për të rinjtë e kësaj krahine, por në të njëjtën kohë ajo ka nevojë për shkëmbime, për oksigjen të pastër për të mbijetuar. Raporte të tilla mund të ketë vetëm nëpërmjet atyre që zotërojnë dhe ruajnë kujtimin historik të diturisë dhe ata që duan të mbledhin, bujarisht, ide dhe përmbajtje. Librat janë dëshmia më e madhe e kujtesës njerëzore, por janë në të njëjtën kohë objekte statike nëse nuk përdoren.

# Pjesa VI

# Politika dhe ideologjia në këndvështrimin e imzot Bellusci-t

Politika nuk më ka interesuar, por di shumë mirë që disa njerëz kanë dhënë jetën e tyre për të qenë të lirë dhe për të mirën e humanitetit. Këta njerëz kanë pasur ideale: idetë e tyre duhet të mbështeten në shpatullat tona dhe të ecin në këmbët tona.

Politika e përkufizuar si rrymë në shërbim të plotë të humanitetit sot për sot ngelet utopi.

Ky është edhe motivi që gjithmonë e kam refuzuar si politikën, ashtu edhe brumosjet me ideologji, dhe asnjëherë s'kam dashur të bëj pazare me to.

"Politika" ime janë idetë e mia, si çdo qytetar i thjeshtë, duke respektuar dhe nxitur vlerat, të drejtat, detyrat, interesat e komunitetit, me shërbim dhe ndershmëri.

## "Incidenti" në Kuvendin Ilir

Unë nuk jam marrë kurrë me ideologji, por kujtoj një përplasje ideologjike në vitin 1972, kur u mblodh Kuvendi Ilir. Isha i ftuar prej Akademisë së Kulturës Shqiptare për të marrë pjesë në këtë kuvend i organizuar nga prof. Eqerem Çabej.

Unë do të paraqisja studimin dhe kërkimet e mia mbi "Këngët më të vjetra arbëreshe".

Shteti shqiptar në atë kohë kishte krijuar lidhje pozitive me

arbëreshët. Kishin lidhje zyrtare me Katedrën e Gjuhës Shqipe në Palermo, Bari, Romë, Kozenca, por Shqipëria në 1972-shin ishte nën regjimin e plotë komunist dhe për mua, që isha prift, nuk lejohej hyrja në këtë territor. Leja m'u dha vetëm pas dy vjet kërkesash të vazhdueshme, falë edhe ndihmës që më dha një punonjës i ambasadës shqiptare në atë kohë, zoti Meramet Hila, i cili mbulonte sektorin e kulturës shqiptare në Ambasadën Shqiptare në Romë. Ky përfaqësues ambasade vinte te katundet e arbëreshëve, na takonte, njihej me zakonet tona, me kërkesat tona, e na ndihmonte të lidheshim me studiuesit shqiptarë.

Në Kuvendin Ilir ishte ftuar edhe Giuseppe Ferrari, prift edhe ky, por profesor në Bari. Akademia e Kulturës dhe Shkencës kishte marrë përsipër organizimin deri në prerjen e biletave të udhëtimit si për pjesëmarrjen në Kuvendin Ilir, ashtu edhe për Kongresin e Drejtshkrimit, që u mbajtën në të njëjtin vit.

Ky eveniment nuk u prit me tolerancë prej shumë miqve tanë, sepse regjimi i Enver Hoxhës kishte burgosur e vrarë shumë prej vëllezërve tanë. Midis tyre ishte edhe Ernest Koliqi, i cili ishte dënuar me vdekje nga regjimi i Enver Hoxhës, ndërsa të vëllanë e tij, Mikele Koliqin, e kishin dënuar me burg si kriminel (pas rënies së regjimit, në vitin 1994, Mikele Koliqi u bë kardinal nga Papa Gjon Pali II). Ernest Koliqi ishte si vëlla për mua, sepse unë isha vetëm 23 vjeç kur e takova në Romë dhe ai më mësoi gjuhën shqipe, më njohu me letërsinë, më trajtoi si ujët e pakët te "Shejzat", aq sa botimet e mia kishin përparësi, për shkak të saktësisë dhe korrektesës sime në kërkime.

Ernesti e përjetoi shumë dhimbshëm vendimmarrjen time dhe më shkroi një letër të ashpër, ku shprehte helmin që kishte vuajtur prej regjimit të Hoxhës dhe nuk pranonte faktin që unë të paraqitesha në atë kuvend, por kërkonte të bojkotoja.

E kuptoja pozicionin dhe hidhërimin e shumë miqve dhe kolegëve të mi, mes të cilëve edhe Koliqi. Kuptoja shpirtin e tyre të helmuar, por bojkotimi i një evenimenti të tillë nuk

ndihmonte, sepse Shqipëria ishte e mbyllur e po të mbylleshim edhe ne arbëreshët, ky mur nuk çahej kurrë.

Isha racional dhe isha i sigurt që po bëja diçka në të mirën e vëllezërve shqiptarë dhe arbëreshë, sepse këto evenimente ishin "mikro hapësira" ku ne mund të fusnim rreze nga dritarja perëndimore. Në ato momente, në një vend diktature si Shqipëria nuk funksiononte teoria "gozhda shtyp gozhdën", kështu që iu përgjigja letrës së mikut tim Ernestit me ndjenjën time të pastër, por edhe me idetë e mia.

Mendoja se vajtja ime në Shqipëri do të ishte sikur t'i shtrija dorën "armikut", ashtu sikurse bëri mbreti i Trojës, Priami, i cili për t'ia arritur qëllimit për të marrë trupin e birit të tij, Hektorit, u përul në këmbët e Akilit. Interesi im ishte të hapeshin këto dyer, sepse vetëm nëpërmjet kontakteve shqiptarët dalëngadalë do hapnin horizontin ku dielli do futej e do të iluminoheshin.

Divergjencat kanë edhe kahun e tyre pozitiv, sepse pa kontradikta s'ka zhvillim, kështu që dikush duhej ta bënte këtë hap, që të afroheshim me Shqipërinë, prandaj nxora kthetrat për të mbrojtur parimet e mia, mbajta mbi shpinë qëndrimin e ashpër dhe të dhimbshëm të kolegëve të mi dhe vendosa të merrja pjesë në Kuvendin Ilir dhe Kongresin e Drejtshkrimit.

Për shkak të divergjencës që u krijua kisha përpara barrikada, jo vetëm regjimin, por edhe palën kundërshtuese të disa prej kolegëve të mi, të cilët kërkonin me çdo kusht të bojkotoja. Tentativat i vura re kur arrita në aeroport e më ndaluan duke më thënë që s'kishte vend në avion.

Edhe pse disi i demoralizuar, u ktheva në shtëpi, mora makinën dhe shkova në drejtim të Barit. Hipa në traget, zbrita në Dubrovnik, kalova nga Mali i Zi, në Han të Hotit dhe shkova në Shqipëri.

Vajta në Tiranë me shpenzimet e mia, me makinën time, por mbi të gjitha drejt Tiranës shkova me lirinë time, pa asnjë kompromis, sepse në të kundërt do të isha skllav i ideologjive,

por unë asnjëherë nuk u shita tek askush dhe për asgjë. Miqësia ishte miqësi, por liria ime ishte në shërbim të kulturës, ky parim më ka karakterizuar gjithë jetën. Unë jam një formë aploide. Ideologjitë dhe politikat asnjëherë nuk më kanë interesuar. Sepse politikat e ideologjitë shkojnë e vijnë, por kultura ngelet.

## Dëshmi historike; regjimi komunist dhe intelektualët e asaj kohe

### Vizita e parë në Tiranë, 15 shtator - 1 tetor 1972

Për herë të parë u takova me intelektualë, studiues, historianë të botës shqiptare në vitin 1972, kur u zhvillua Kuvendi Ilir. Qëndrova në Shqipëri nga 15 shtatori – 1 tetor 1972.

Figura ime për studiuesit, intelektualët, gjuhëtarët, etnologët e asaj kohe nuk ishte e një raporti të lirë sepse unë vija nga një shtet perëndimor dhe aq më tepër isha në rolin e priftit (figurë Vatikani), kur regjimi i Enver Hoxhës proklamonte shtetin ateist, kështu që teorikisht pozicioni im ishte i pakonceptueshëm dhe i papranueshëm, për këtë motiv më vendosën në krah një kujdestar, i cili përveçse më shoqëronte, do të raportonte për çdo lëvizje dhe sjelljen time, procedurë që bëhej për çdo të huaj që vinte në Shqipëri. Unë këtë gjë e dija shumë mirë, sepse kisha lexuar marksizëm-leninizmin, kisha studiuar në universitet mbi ateizmin dhe vendet ateiste, siç ishte Shqipëria. Unë i dija rregullat dhe kur i di rregullat nuk i shkel dhe eviton kështu edhe kontradiktat.

Për palën shqiptare unë isha mysafir dhe si i tillë më respektonin (mikpritja ishte formë e prerë respekti edhe gjatë regjimit komunist). Kujtoj që ata m'i plotësonin të gjitha dëshirat; më shoqëronin ku doja dhe sa herë doja të dilja. Unë isha mysafir. Isha i nderuar, por isha i kontrolluar, i vëzhguar, si

të gjithë të huajt e tjerë që vizitonin Shqipërinë e asaj kohe.

Gjatë atij qëndrimi, katër ditët e para isha nën kujdestarinë e zotit Shaban Demiraj dhe në ditët në vijim isha nën kujdesin e etnomuzikologut Beniamin Kruta. Ata që më shoqëronin ishin të detyruar të raportonin mbi lëvizjet e mia.

Prezenca ime në atë kuvend nuk ishte e sikletshme vetëm për mua, por edhe për vetë ata intelektualë me të cilët isha në kontakt, sepse regjimi krijonte një farë hendeku dhe si rrjedhojë nuk ishim të lirë në krijimin e raporteve njerëzore, mungonte dialogu i lirë. Kujtoj akademiken Klara Kodra apo disa të rinj që mbanin distancë dhe i vetmi afrimitet ishte kur uleshim në tavolinë për dreka ose darka të organizuara, por edhe në ato çaste nuk diskutohej kurrë për politikë, por vetëm për fushat kulturore e gjuhësore dhe ndihej mungesa e lirisë së fjalës.

Unë vija nga një kulturë që isha mësuar me lirinë e fjalës. Nëse dikush do të fliste dhe do thoshte diçka kundër Papës apo kundër kishës bizantine, unë do ta ftoja në dialog, do të diskutoja, do të shpjegoja parimet e mia, pa ia imponuar fenë time dhe asnjëri nuk do të arrestohej e të hynte në burg. Por nëse unë apo dikush prej tyre do thoshte një opinion negativ, që ishte në kundërshtim me figurën e kultizuar të Enver Hoxhës, ai person sa hap e mbyll sytë do të gjendej në pranga.

Unë e dija shumë mirë rolin tim, duhej të dëgjoja, nuk duhej të kundërshtoja, nuk imponoja, nuk provokoja, nuk shkoja në asnjë sferë tjetër, përveç asaj kulturore-gjuhësore e nuk merresha me ideologji. Në fund të fundit, limitet e mia ishin këto, kështu që ishte e kotë të merrja guximin dhe të thosha diçka kundër regjimit, sepse në vend që të vija vetulla nxirrja sytë dhe për këtë isha i ndërgjegjshëm dhe i përgjegjshëm.

Ato ditë kaluan shpejt dhe në datën 30 tetor në mbrëmje, i shoqëruar nga Beniamin Kruta, ndaluam dhe fjetëm në Shkodër. Të nesërmen u largova nga Shqipëria, Beniamin Kruta

më shoqëroi deri në Han të Hotit, deri në kufi. Ai me makinën e shtetit, ndërsa unë me makinën time. U përshëndetëm dhe ndërsa kaloja kufirin shikoja nga pasqyra e makinës sime tokën mëmë, që aq shumë e kisha ëndërruar, por që nuk ia ndjeva ngrohtësinë.

## Kontaktet me intelektualët shqiptarë

Me intelektualët shqiptarë i thellova raportet kur u takuam për seminaret në Prishtinë. Ata erdhën atje në 1977-n për herë të parë.

Atë vit erdhën Mahir Domi dhe Shaban Demiraj, me të cilët u bëmë miq. Krijuam lidhje. Ishin pikërisht këto lidhje që bënë që studiuesit, albanologët, gjuhëtarët, shkrimtarët nga Shqipëria të vinin edhe në Kalabri te ne arbëreshët.

Lidhjet tona filluan me revistën "Lidhja", që nisi në prill 1980 dhe shumë shpejt kjo revistë gjeti strehë edhe në Shqipëri. Akademikë, gjuhëtarë dhe hulumtues shqiptarë nisën të më shkruanin rreth vitit 1981. Mos të harrojmë që atëherë Shqipëria ishte nën regjimin komunist dhe e vetmja dritare me botën perëndimore u bë revista "Lidhja".

Një vit pas botimit të numrit të parë të revistës "Lidhja", më 21.04.1981, për herë të parë erdhën **te biblioteka "Bellusci"në Kozencë** tre akademikë shqiptarë: Dhimitër Shuteriqi, Jup Kastrati dhe Ali Xhiku. Objektivi i tyre ishte të bënin kërkime shkencore mbi Dorsën dhe letërsinë arbëreshe në përgjithësi. Ndenjën tri ditë. Ishin vite të vështira, kur raportohej për çdo lëvizje, kështu që të gjithë ruheshin nga njëri-tjetri.

Para se të iknin, të tre lanë përshtypjet e tyre. Ja çfarë shkruante **Shuteriqi**:

"Në kujtim të kësaj dite të bukur që kaluam këtu në Frasnitën

e Dorsës, një shtëpi arbëreshe me shumë kujtime dhe ndjenja të Arbërisë dhe të Shqipërisë, nga Shqipëria mëmë".

**Jup Kastrati:** "Në shtëpinë e zotit Bellusci në Frasnitë gjeta një copë Shqipërie, një copë Kosove, një copë Çamërie, një copë Arbërie. Shtëpia është një muze, një objekt i kulturës materiale kombëtare të mbarë Shqipërisë. Zoti Andon ka një zemër të madhe shqiptare. Një zemër bujare e fisnike, një shpirt të pasur dhe të pastër, një botë me vlera, një mendje të kthjelltë, një vizion të hapet. E falënderoj përzemërsisht për mikpritjen e tij. I uroj suksese të mëtejshme në studimet e tij albanologjike".

**Ali Xhiku:**"Me shumë falënderime për mikpritjen shqiptare që na bëri prof. Antonio Bellusci dhe familja e tij".

## Kthimi në Shqipëri pas 20 vitesh

**20 vjet pas udhëtimit të parë,** më 23-28 nëntor 1992, Shqipërinë e gjeta shtet demokratik, të lirë dhe të pavarur. Isha ftuar nga universiteti për të mbajtur një konferencë me ing. Giulio Scura, arbëresh i Vaccarizzo Albanese. Më 23 nëntor u nisëm për në Vlorë. Më 24 mbajta konferencën në Tiranë dhe po atë ditë takova Eduard Selamin dhe Sali Berishën.

**Në gusht të një viti më vonë u ktheva sërish në Shqipëri.** Nga Kozenca u nisëm për në Shqipërinë demokratike të mbushur me ilaçe, që i çova në spitalin e Kuçovës. Takova miken e revistës "Lidhja", Ornela Radovicka. Kalova në Roskovec, ku takova Elvira Zavalanin dhe gjyshen e saj dhe vazhdova udhëtimin për në Fier, Berat, Lushnjë, Kavajë, Durrës, Vlorë, ku takova shumë miq e të njohur.

*Nga viti 1993 deri në 2018*-n kam shkuar pothuajse çdo vit në Shqipëri.

Në **22-30 prill 2014** isha në Tiranë me peshkopin Donato Oliverio të Lungros, kryepeshkopin Pietro Lanza, rektor i seminarit të madh në Kozenca, At Sergio Straface, sekretar. Ato ditë na priti Presidenti i Republikës, Bujar Nishani, kryepeshkopi ortodoks i Tiranës dhe gjithë Shqipërisë Anastas Janullatos, kryetari i Bashkisë së Tiranës, Lulzim Basha dhe kryeministri Edi Rama.

**Më qershor 2015**, si qytetar shqiptar, isha në Shqipëri për të marrë pjesë në votime. Unë isha një arbëresh, që pas shekujve mund të vija e të votoja si qytetar shqiptar, për të mirën dhe progresin e popullit të Shqipërisë. Kjo ishte një ëndërr e mrekullueshme dhe ia arrita.

Gjatë atyre ditëve në Tiranë vizitova Akademinë e Shkencave, ku më përshëndetën Myzafer Korkuti, Floresha Dado, Jorgo Bulo dhe Pëllumb Xhufi. Po ashtu kalova në Prishtinë, ku ministrja Edita Tahiri më akordoi një certifikatë nderi.

**Disa muaj vonë, më 3 nëntor,** së bashku me peshkopin Donato Oliverio shkova në Shqipëri me rastin e bekimit të 38 martirëve, të vrarë për besimin e tyre të krishterë nga regjimi komunist i Enver Hoxhës.

## Politikat e munguara për arbëreshët në Shqipëri e Kosovë

Nuk më kanë interesuar politikanët; kur zënë atë karrige bëhen partiakë dhe është vërtetuar që bëhen vetëm njohës të çmimit të çdo gjëje, por jo të vlerave të saj.

Më interesojnë politikat që bëhen në fushë të kulturës dhe ruajtjes së identitetit kombëtar.

Pyes shpesh veten: Përse rinia shqiptare, e diplomuar, shkon në metropolet e botës për punë kur Shqipërisë nuk i mungon

as klima, as pozita gjeografike, as pasuritë nëntokësore dhe mbitokësore dhe gjithmonë është menduar se mund të bëhet një Zvicër e vogël?

Përse shteti shqiptar nuk bën një marrëveshje me shtetin italian që të dërgojnë pedagogë për të mësuar gjuhën shqipe në komunitetet arbëreshe, në bazë të një programi unik dhe në bashkëpunim me kryetarët e bashkive arbëreshe?

Si është e mundur sot që Shqipëria e lirë dhe e pavarur nuk ka asnjë ide, asnjë projekt për të ndihmuar konkretisht diasporën në fushat kulturore, ekonomike, kur shtete si Austria, Gjermania, Franca, Greqia etj. mendojnë dhe ndihmojnë me buxhet ekonomik pakicat gjuhësore që janë në Itali?

Përse Shqipëria është absolutisht indiferente me arbëreshët? Ne arbëreshët nuk kemi shkolla shqipe, nuk kemi mësues, nuk kemi libra. Nuk kemi asgjë! Ku është ndjenja dhe mirënjohja kombëtare për gjakun tonë të shprishur?

## Çështja pellazgjike – ilire - shqiptare

Kjo çështje në mënyrë të veçantë u takon më tepër historianëve, por kjo nuk do të thotë se jam indiferent, sepse jam marrë me etnografi dhe shumë elemente të lashtësisë gjenden në etnografi, në simbolet, në toponimet dhe ne arbërorët i kemi ruajtur shumë këto elemente.

Te revista "Lidhja" është botuar një artikull i zonjës Nermin Vlora Falaski mbi mbresat e saj për udhëtimin e parë në Kalabri. E ftova në shtëpinë time atëherë. Kujtoj shumë mirë që ishte një zonjë me klas. Një grua e besimit mysliman që vinte të takonte një prift! Ishte gruaja e një ambasadori, i cili kishte shërbyer në shumë vende të botës, por atë e karakterizonte një thjeshtësi që e bënte më të bukur dhe më fisnike.

E shoqërova me makinën time. Shkuam me radhë në shumë fshatra. Kur shkuam në Macchia, në vendlindjen e De Radës,

zonja Falaski u takua me mbesën e tij, që ajo e thërriste Zia Nikolina. Kujtoj një moment kur zonja Vlora Falaski doli në ballkon dhe u izolua në heshtjen e saj, me vështrimin pingul mbi luginë dhe humbi vështrimin drejt horizontit, ku ndodhet Sqavuni (porti ku zbarkuan etërit tanë). Më preku ajo heshtje dhe këtij shpirti kaq të ndjeshëm i thura disa vargje: *Lulëz pranverore,*

*E përjetshme dhe hadhjare*
*Ti erdhe në Maq*
*Dhe shpirtin na qëndise*
*Me zemrën tënde bujareshë*
*Ti Dora d'Istria e sotme.*
*Duke fluturuar si bleta mbretëreshë*
*Ti kopshti Deradian*
*Punon dhe jeton*
*Me mallin për atdhenë.*

Kur e lexoi, zonja Nermin më falënderoi dhe pastaj më pyeti:
- Ç'do të thotë "hadhjare"?
- Ne këtë fjalë e përdorim me kuptimin *sublime,-* i thashë.
Më buzëqeshi, më përqafoi dhe më falënderoi me zemër.

Gjatë atij udhëtimi u njohëm më tepër, sepse ndërsa kalonim nga njëri fshat arbëresh te tjetri, folëm edhe për çështjen pellazgjike. Zonja Falaski mbronte tezën që gjuha shqipe, si më e vjetër, lidhej me pellazgjishten dhe këtë gjë e kishte cilësuar edhe në librin "Patrimonio linguistico e genetico". Në këtë libër ajo i jep një shpjegim tërësisht shqip fjalës "hyjni", ku citohet:

"Këtë fjalë "yj" (yj - yjnor - hyjnëron) nuk e kam gjetur në asnjë gjuhë tjetër, me përjashtim të shqipes… edhe pse ishte e përhapur në të gjitha mbishkrimet e lashtësisë, nga Egjeu deri në Atlantik".

Kujtoj që më foli edhe për Stelën e Lemnos, kur në vitin 1886, dy anëtarë të shkollës arkeologjike franceze të Athinës, në fshatin Kaminas të ishullit Lemnos, gjetën mbi gurin e një varri një mbishkrim që i përkiste shek. VII p.e.s., ku shkruhej diçka në një gjuhë të panjohur. Shumë studiues u morën me zbulimin e atij shkrimi, por vetëm me anë të gjuhës shqipe iu dha dritë këtij shkrimi. Në mbishkrim shprehet marazi i një luftëtari.

Te revista "Lidhja", nëntor 1983, faqe 183, është një **artikull me titull "Pellazgët- ilirët- etruskët – shqiptarët",** ku zonja Nermin Vlora Falaski flet mbi punën e saj dhe thekson faktin e origjinës së shqiptarëve prej pellazgëve, si dhe nxjerr në pah këtë kulturë mijëravjeçare që akoma nuk është e njohur në Shqipëri.

-Është detyra jonë, - thotë ajo,- të flasim për kulturën mijëravjeçare të popullit tonë dhe ta bëjmë të njohur këtë kulturë kaq të lashtë. Këtu kam të bëj me një njeri si ju, që patët kurajën të hapnit dhe të lulëzoni një revistë si kjo dhe puna vullnetare nuk njeh as barriera dhe as kufij.

Kam thelluar studimet e mia mbi etruskët dhe gjuhën etruske dhe kam shkruar për revistën "Ndërgjegjja" në Boston: "Pellazgët - ilirët-etruskët - shqiptarët", duke filluar që nga rrëfimet e Homerit, Herodotit, Tucididit, deri te studiuesit tanë bashkëkohorë, kam qenë e ftuar për të folur për këtë temë në universitetin e Majamit, SHBA.

Idetë e zonjës Vlora Falaski gjenin mbështetje të plotë te puna e historianit arbëror të Greqisë, Aristidh Kollja.

**Aristidhi,** mbi këtë çështje, në një letër më thoshte:

"Vëlla Ndon, kam një besim të patundur se pellazgët, të cilët grekët e lashtë i konsideronin si paraardhësit e tyre, janë çelësi për të kuptuar problemet e errëta të prehistorisë, jo vetëm të Greqisë e të Ballkanit, por të të gjithë pellgut të Mesdheut dhe në të njëjtën kohë të botës së lashtë, që nisi nga Europa dhe

përfundon në Indi. Për sa u përket shkencëtarëve shqiptarë, ata duhet të marrin përsipër studimet e pellazgëve, jo vetëm për shkak të prejardhjes së lashtë pellazgjike të qendrave si Dodoni dhe vendeve të shenjta si Tomori, që gjendet në zonën e Ilirisë së Jugut të moçëm dhe Epirit, por edhe për faktet gjuhësore pellazge, të cilat kanë mbijetuar. Të gjitha këto i bëjnë shkencëtarët të dalin në konkluzionin se gjuha shqipe është e vetmja që ka shpëtuar nga trungu i gjuhës pellazgjike".

## Çështja çame

Në ditët tona, vëmendja e botës shqiptare është përqendruar me të drejtë në çështjen e madhe të Kosovës. Por si mund të harrohet Çamëria? Masakrat në zonën e Paramithisë, në Pargë, në Spatar, Filat gjatë viteve 1944-1945, kur në fshatrat çame u vranë mbi 2000 civilë dhe mbi 20 000 u shpërngulën. Këtë tragjedi askush nuk e harron. Ai gjenocid, spastrim etnik, është turp i njerëzimit. Kjo çështje është shumë delikate dhe kërkon maturi dhe një formë ndërgjegjeje të lartë. Mendoj se vetëm me një formë demokratike, siç është referendumi, i bërë në të dy shtetet, mund të zgjidhet çështja çame.

Miku im, Jorgo Gerou, më thoshte shpesh: "Nuk mohoj ç'panë sytë në Sulimahorja të Trifilisë, ia prenë gjuhën arvanitë duke i thënë: "Këtu s'ka arvanitë". Nëse të tjerët do na presin gluhën ne duhet të punojmë me dhëmbë, me këmbë, me dorë që kjo gluhë mos të zhduket".

Në vitin 1998, Bashkia e Livadhjasë në Greqi, që banohet nga një shumicë dërrmuese arvanitasish, në bashkëpunim me organizatat e Bashkimit Europian, organizoi një simpozium shkencor në datat 6-7 nëntor, me temë "Shqipja dhe greqishtja, çështje të bashkësive shumëgjuhësore dhe shumëkulturore" (αρβανιτικα και ελληνικα ζητηματα πολυγλωσσικων και πολυπολιτισμ-ικων κοινοτητων). Pedagogu i gjuhësisë në Universitetin e Çikagos, Eric Pratt

Hamp, në ligjëratën e tij për rëndësinë e gjuhës shqipe tha: "Gjuha shqipe ka një kontribut unik, me pasuri të veçantë në shumë drejtime të rëndësishme dhe Greqia është po aq me fat që ka ketë burim të pasur në tokën e vet dhe ndërmjet qytetarëve të saj. Gjuha arbërishte ndodh që të ruajë historikisht, me saktësi më të madhe se çdo trajtë tjetër e gjuhës shqipe, tingujt e saktë të të gjitha rrokjeve që janë në fjalorin e shqipes 1500 vjet më parë. Ky përbën vetëm një shembull të mënyrës me të cilën arbërishtja ka rëndësi unike dhe të pakrahasueshme për gjuhën shqipe në tërësi, kështu që të kuptojmë familjen e madhe indoevropiane në të cilën bëjnë pjesë po ashtu greqishtja dhe anglishtja dhe më në fund disa anë të qytetërimit në tërësinë e Euro-Azisë".

## Lahuta në listën e UNESCO-s si trashëgimi e kulturës serbe

Lahuta është personifikimi i zemrës arbërore kur vibron dhe bishti i saj është aorta, që përcjell gjenin e saj. Shprehem kështu sepse te bishti i lahutës shtrihet mitologjia arbërore, eposi dhe këtë e them si etnograf e arbëror që jam.

Lahuta është ndër veglat më të vjetra kordofone me një kordë. Është një instrument që u krijua dhe nuk u importua, sepse korda e saj nuk është metal, por është e bërë me një fije të bishtit të kalit. Lahuta është pjesë e eposit shqiptar dhe ka shtrirje të gjerë në Europën Juglindore, që përkon me trevat ku ka popullsi shqipe dhe logjika të çon që ky instrument është pjesë e kulturës shqiptare para së gjithash.

Mendoj se At Gjergj Fishta nuk do të huazonte termin "lahutë" të serbëve për veprën e tij kolosale historike.

Regjistrimin e lahutës (guslës) në listën e UNESCO-s si trashëgimi e kulturës serbe edhe unë, si të gjithë, e mora vesh në dhjetor 2018 nëpërmjet medias.

Shqipëria dhe Kosova kanë qenë në dijeni, sepse i kanë ambasadorët e tyre në Paris, por problemi qëndron se Serbia kishte aplikuar ndërsa dosja e përgatitur që në vitin 2012 nga ekspertët e Institutit të Albanologjisë së Tiranës priste ekspertët e Institutit të Albanologjisë së Kosovës, kështu që kjo dosje ngeli e vdekur në zyrat e burokracisë dhe neglizhencës së institucioneve shqiptare e kosovare. Fqinjët gjithmonë kanë qenë më të djallëzuar, kështu që Serbia shfrytëzoi këtë budallallëkun tonë dhe përvetësoi lahutën duke e regjistruar si element të kulturës së saj.

Neve shqiptarëve mirë të na bëhet, sepse kështu i kemi lënë gjërat: djathi i bardhë qarkullon si "feta" greke; qenin e Sharrit, që është deltari ilir, e përvetësoi Serbia; fustanella u bë greke. Jam shumë i indinjuar si etnograf, si qytetar i thjeshtë arbëror, që me sakrifica ruajmë identitetin në një tokë që nuk është e jona, ndërsa Shqipëria dhe Kosova nuk janë në gjendje të mbajnë ato që kanë trashëguar në tokën e tyre. Është një turp i madh kur ndodhin këto gjëra. Mos harroni se shumë kanë vdekur për ruajtjen e atyre trojeve, për gjuhën dhe kulturën.

Nëse nuk e mbrojmë ne pasurinë, të tjerët na e marrin. Në Shqipëri nuk punohet. Nuk shikoj të organizohen festivale në rang fshati, shkolle apo krahine e deri në shkallë kombëtare. Nuk shoh masivizim e sensibilizim mbi traditat dhe folklorin.

Më ka rastisur që kur është folur për projekte dhe kam qenë i ftuar mes profesorëve të universiteteve apo institucioneve të kulturës në Shqipëri, gjëja e parë që diskutohet është fitimi, lekët. Njerëz të tillë nuk luftojnë për një kauzë të drejtë e fisnike, siç është ajo e ruajtjes së trashëgimisë së kulturës së popullit të tyre.

# Pjesa VII

# Mendime mbi punën dhe veprimtarinë kulturore të imzot Antonio Bellusci-t

## Arvanitasit

Aristidh Kollja ka thënë: “At Bellusci ka më shumë miq në Greqi se në Itali”. Ndërsa Giuseppe Schirò Di Maggio ka shkruar: “Për hir të imzot Antonio Bellusci-t, sot arbëreshët e Greqisë që thërriten “arvanitës” njohin botën arbëreshe dhe gjallërinë e saj. Numri 41 i revistës “Dialogoi” u kushtohet tërësisht arbëreshëve. Edhe ne citohemi nga Antonio Bellusci. Falënderojmë At Bellusci-n edhe për faktin se beson te tri revistat arbëreshe, “Katundi ynë”, “Mondo albanese” e “Lidhja”, si revista motra”.

## Letra në origjinal e Jorgos Marougas

“Prift vëlla, kur i lexova mëmës sime / Tekstet dhe poemat e tu /E di ç’më tha?/ Ore, djal, ata flasin gluhëzen / si flasim edhe neve / ata flasën pastër arbërishte/ Revista tënde, vëlla / mua m’preku zëmbren / më mbushi me hare / më bëri shumë përifan (shumë) / për vëllezërit tanë eroikë / e Bujarë arbëreshë / me të cilët njohëm / për herë të parë / Bësoj se në të ardhmen / do të kemi shumë raste / të shkëmbëjmë mendime /Nani nuk do të thom njatër farë / Vetëm një / Ti je burrë / me shkronja

të mbëdha / Të rrosh sa rrojnë mallët / Imzot ta jap guxim / e këmbëngulje arbëreshë / që të vazhdosh / ketë punë t'madhe ç'ke filluar / deri në fund / Të puth, vëlla i ndenjur / mbi një shkëmb gjigandi / anës Kronës së bukur / para Detit Jonë të kaltër / nën qiellin hadhjar / të Methonës të shënjtë / Të përshëndes, vëlla /me një lule të kuqe / nga vatrat tanë të Moresë së ëmble / Patrasso 29.02.1984, Jorgos Marougas [37].

## Mesolongji, tetor 1980

Se kini i burrë në vatër / Si vash se kin për krua / Të gjithë inë për mejdan / Atikë e Sul e Morè / Brend e jashtë bëdanave / Gluhë pleqërishte arbërishtja / Kjo Noti Marko vatë / Ndëpër degë të ullishtave / Fustanëlla e bërtima lartë / Boçarët dhe Lleshi i Zi / Mbi shpatë nxinë Atika / Epirit Mblijnë qiparisa / Asnjë kangjëlë nuk i zë / Fushë s'i nxierr asnjë vaj / Të paktë e kin i nën / Kokrat ua mori i madhi lavd / Po hije u bënë fjalët shqipe / Të thellat të Epirit rrënjë / Boçarët familje kapedanesh / Mesolongji, tetor 1980[38].

**Nikolaos Brodhimas**

Qirò njëra moit / Nd'jafèn t'Stavro Panajotit / Na erdj një prift ga Italia / Ka një katund ga Kalavria / Dhe na foli arbërisht / Dhe na pimë bashkë vëllezërisht / Na pien edhe shkruan / Për t'xëm për neve gjuan / Prifti thuhet Andon Bellusci / Nis kenë t'bëj me at Besënë / Prifti ishte levento trim / Pra I shkruejta një këndim / Po s'di gramat' shumë / Për të shkruaj u më shumë / Dhidhima Argolidos, 2 janar 1980[39].

---

[37] *Afieroma tous Arbëreshi, "Dialogoi", Atene, 41, 1984, 1-45.*

[38] *"Lidhja", Kozenca, 17-18. 1987, 408. Boçarët – kushtuar A. Bellusci-t*

[39] Një prift nga Italia. Poezi kushtuar Andon Bellusci-t, "Lidhja"-L'Unione, Kozenca, 14,1980, 371.

**Vangjel Ljapis**

"Vëlla im Antonio / mora letrën të shumën të falendëroj / e të shkruanj këto të paktat/ S'peson farë jeta arbërore / kur ga ajo gjitën Bëllushanhë/ S'pëson rrënja arvanitë / po e punojenë njerëz si ti/Bahu të mbahemi/ të punojmë sa mundemi/ Ti për arbëreshëtë / dhe u për arvanitat/ Një rrënjë një gjak / Të punojmë sa më thellë / për të hapën dyert të billtura/ të na bamë rrënjat ndë natë/ Të hapen sa më shumë dyert / të hyjë e drejta ton, rrënjë jonë/ Ore i fort Andon/ më dashe shumë fortë/ ga vizita e fundme të shtëpia jime/ Me fjalën e tëndë, çë kishim së bashku/ Oh im vëlla Andon/ më dhe entuzjazëm/ edhe më duket se jam i ri/ e mundem t'e bëj sa ti / Të jeshë mirë, vëlla Andon/ Jam lidhur me ty / Gëzuar viti i ri/ Me shëndet e me shumë të shkruara. Elefsina, janar 1980[40].

## Diaspora, Kosova, Maqedonia e Shqipëria në zemrën e Antonio Bellusci-t

**Gashi Shaqiri**

"At Antonio Bellusci sapo doli në tribunë, në sallën e bardhë moderne të hotelit "Sheraton", në një atmosferë plot ndjenja kombëtare, puthi një herë plisin e bardhë, të cilin ia vura mbi krye dhe para gjithë masës shqiptare e amerikane tha: "Zemër me zemër jam me ju. Me ju do të jenë dhe janë edhe arbëreshët e Italisë, të cilët aq gjatë e ruajtën gjuhën dhe kulturën shqiptare". Si një arbër i vërtetë brohoriti parullën e njohur për atë kohë: "Kosova Republikë!".

Duartrokitjet nga të pranishmit e shumtë në sallë nuk kishin të ndalur. Disa nga shqiptarët e përmalluar për Kosovën filluan të qanin. Pastaj At Bellusci shtoi: "Arbëresh është edhe **zoti Joseph Dioguardi**, i cili është në krye të këtij manifestimi madhështor".

40 "Lidhja"-L'Unione, Kozenca, 14,1980, 390.

Në atë darkë solemne folën edhe senatorët Larry Pressler, Alfons D'Amato, si dhe kongresisti Tom Lantos".

**Faruk Tasholli**

"Nisesh nga Frasnita e Kalabrisë / katundet arbëreshe merr në sy / Me traste e shkop udhëtari / era të lashtë të thërrasin / Zëra të lashtë të njohin / e të bëjnë konak / Motmot rreth sofrës së shtruar / Me bukë e krip e zemër të presin / motmot t'i dhurojnë nga shpirti / këngët e motmotit / Nga gojët e grave që bëjnë vek / të vijnë pagëzime, mallkime, urata / krejt frytnia e etnosit arbëresh.[41]

**Mahir Domi – Gjovalin Shkurtaj**

"Shumë nga shkrimet e Bellusci-t mbi arbëreshët e Greqisë kanë formën e shënimeve e të udhëtimeve ku jepen përshtypjet e takimet e shumta të tij nëpër ato vise të bukura dhe mikpritëse, por kurdoherë të pajisura me të dhëna të vlershme për njohjen e historikut dhe të gjendjes së sotme gjuhësore dhe përgjithësisht etno-kulturore të tyre. Për çdo ngulim arbëresh, krahas materialeve nga goja e popullit, jepen edhe shënime të shumta, shpjeguese dhe krahasime me arbëreshët e Italisë, për gjuhën, folklorin dhe historinë e tyre, të cilat Bellusci, gjithashtu, i njeh mirë dhe i ka studiuar për një kohë të gjatë. Ai është autor i librave "Argalia", "Magjia, mite dhe besime popullore" dhe i shumë artikujve dhe materialeve folklorike me vlerë. Mund të thuhet se me botimet e tij mbi arbëreshët e Greqisë, Antonio Bellusci ka dhënë një ndihmesë të mirë për njohjen e kësaj diaspore, duke hetuar me dashuri e zell e duke shkuar me këmbë pothuajse të gjitha viset ku vijon të flitet shqipja në Greqi".[42]

---

[41] *Nga libri "Drita të largëta", "Rilindja", Prishtinë 1984, 47. A. Bellusci-t, "Lidhja"-L'Unione, Kozenca, 14, 1980, 389.*

[42] *"Historia e folkloristikës dhe e etnologjisë shqiptare – Botime e njohuri të reja për arbëreshët e Greqisë, për kulturën dhe gjuhën e tyre", Kultura Popullore, Tiranë, 2, 1980, 181-190; "Lidhja", 24/1990, 779-782.*

"Mund të thuhet se botimin e fundit, "Da radici arbëreshë a matrici arbërorë", të botuar në "Lidhja", 1984, f. 40, dhe me shkrimet e mëparshme mbi arbëreshët e Greqisë, Antonio Bellusci ka dhënë një ndihmesë të mirë për njohjen e kësaj diaspore, duke kërkuar me dashuri e zell e duke shkelur me këmbë pothuajse të gjitha viset ku vijon të flitet shqipja në Greqi. Vlen të theksohet që të dhënat dhe materialet e mbledhura janë të shoqëruara me shënime e shqyrtime historiko-kulturore dhe gjuhësore, me krahasime të hapëta njohje e saktësi që buron, ndër të tjera, nga përditësimi shumë i mirë me letërsinë shkencore, të vjetër e të re, që ekziston përmbi arbëreshët e Greqisë. Bie në sy veçanërisht njohja e gjerë që ka Bellusci për studimet dhe studiuesit e rinj arbëreshë, për botimet e shumta të tyre mbi historinë, gjuhën dhe kulturën popullore e traditat e arbëreshëve të Greqisë"[43].

**Jup Kastrati**

"Sot për sot, Antonio Bellusci është një nga personalitetet më të shquara të kulturës materiale kombëtare shqiptare ndër arbëreshët e Italisë. Personaliteti poliedrik i këtij dijetari të mirënjohur shfaqet në disa drejtime. Por dukuria e tij principale është etnografia dhe etnologjia. Dallohet veçanërisht për njohjen e thellë dhe për paraqitjen me besnikëri të dokeve, zakoneve, kostumeve, mitologjisë së Frasnitës, vendi i lindjes, Shën Kostandinit Arbëresh, Falkonares Arbëreshe dhe Shën Sofisë së Epirit. Ai gjithashtu është një specialist për botën shqiptare të arbëreshëve të Greqisë dhe për shpirtin shqiptar të Koronejve. Tani merret me shqiptarët e Amerikës dhe të Kanadasë. Qëllimi i tij është nxjerrë në dukje karakteristikat e përbashkëta të kulturës kombëtare të të gjithë shqiptarëve kudo që gjenden të shpërndarë në mbarë botën. Por interesat shkencore të Ndon Bellusci-t shihen edhe në fusha të tjera: folklor, në publicistikë,

---

43 Mahir Domi, Gjovalin Shkurtaj, *"Botime dhe njohuri të reja për arbëreshët e Greqisë, për kulturën dhe gjuhën e tyre", Kultura popullore, Tiranë, 2, 1980, 181-190.*

në literaturë dhe në evidentimin e traditës shkrimore të diasporës arbëreshe të shkuar, si p.sh. të Vincenzo Dorsës.

Roli i Don Bellusci-t është i madh dhe i dukshëm në lëvizjen mendore shqiptare.

Mikut tim të ngushtë e të shtrenjtë, të cilin kam pasur nderimin ta njoh në prill 1981 në Frasnitë, i uroj me gjithë zemër që të mbahet 100 vjet me shëndet të plotë, me freskinë intelektuale dhe me këtë entuziazëm".

**Anastas Dodi**

"Antonio Bellusci për ne shqiptarët është një nga veprimtarët më të shquar të kulturës arbëreshe dhe kulturës shqiptare në përgjithësi. I palodhur dhe zemërgjerë, ka fituar zemrat e të gjithë atyre që e njohin. Nga zemra i uroj jetë të gjatë dhe forca të reja në punën e tij fisnike për të mirën e shqiptarëve. Shtëpia e tij mikpritëse qoftë gjithnjë e nderuar!"

**Nasho Jorgaqi**

"Jam i emocionuar dhe i nderuar që të shoh pragun e kësaj shtëpie arbëreshe, që rri si kështjellë shqiptare në detin latin. Zoti i saj, A. Bellusci, është kapiteni "patër-burrë", të cilin e falënderoj dhe përqafoj vëllazërisht".

**Arben Lalla**

"Uratë Bellusci do të vizitonte Greqinë çdo vit duke bërë një punë madhështore për traditat, gjuhën, zakonet e arvanitasve-arbërorë. Ai ka një njohje të gjerë për historinë, kulturën, gjuhën, botimet në tërësi të arvanitëve-arbërorë dhe puna e studiuesit Bellusci njihet botërisht në këtë fushë. Librat që ka botuar uratë Bellusci janë studiuar dhe studiohen nga akademi të ndryshme të botës ku edhe janë vlerësuar (…)"[44].

[44] Arbëreshi "marathonak" A. Bellusci, "Prestige", Salonicco, 10, 2002, 30-33.

**Kolec Traboini**

Dy fjalë me atë Bellusci-n.

“Miqësia juaj me Aristidh Kolën kalonte nga Thiva, përmes fshatrave arvanite të Atikisë, që i rrinë Athinës si kurorë, nga ishulli Salamina i Anastas Kulluriotit, kalonte nëpër malet e Moresë, tek arbëreshët e De Radës e Zef Serembes në Kalabri e Siçili të Italisë. Dhe natyrisht përshkonte si hark drite qiellin e Shqipërisë dhe Kosovës e mbarë trojeve shqiptare në Ballkan.

Ju ishit si dy yje që ndriçonit, një në lindje dhe tjetri në perëndim të Arbërisë sonë.

Ju ishit dy zogj shqiponje, që së bashku kishit fluturuar lart, por edhe larg, deri në Strasburg, për t’i thënë Europës se arvanitët, trashëgimtarët e Kollokotronit, Marko Boçarit, Gjergj Karaiskaqit, Laskarina Bubulinës e plot heronjve të tjerë të Revolucionit Grek, ishin gjallë, edhe pse të harruar pak prej vetes e shumë e më shumë prej të tjerëve. Ju të dy ishit ata që në gjysmëshekullin e shkuar po e zgjonit atë popull, i kthenit atij krenarinë e mohuar.

Tek të shkruaj ty, arbëreshi ynë i ndritur At Antonio, më duket se flas me Aristidh Kolën ndaj dhe fjala më merr tone mallëngjyese...

Por dora e ligësisë njerëzore, siç kishte bërë me Anastas Kulluriotin e Jorgo Marugën, e rrëmbeu vetëm fizikisht. Aq mundën të bënin. Nuk mund t’i vihen pranga dritës. Asgjë tjetër nuk ka ikur veç trupit që iu kthye dheut të krijimit. Veprat e mendimet e tij na shoqërojnë. Sot më tepër se dje, nesër më tepër se sot, kështu në vazhdimësi, sa kohë që bijtë e shqipes arbërore, shqiptarët, arbëreshët, arvanitët rrojnë e do të rrojnë mbi dhè. Gazetat shqiptare në Tiranë e Prishtinë fare pak shkruajnë, se janë peng e robër të politikës dhe interesave, por falë komunikimit të shpejtë e masiv elektronik, për Aristidh Kolën sot flasin e shkruajnë me admirim në të katër anët e globit, nga

Europa në Amerikë, Kanada dhe Australi, kudo ku ka shqiptarë. Vepra e tij madhore "Arvanitët dhe prejardhja e grekëve", pas nëntë botimeve në Greqi, është botuar e ribotuar edhe në Shqipëri, por edhe vepra të tjera, si "Gjuha e Perëndive", tashmë i kanë në dorë shqiptarët në arbërishten tonë të lashtë e të bukur. Disa njerëzve vdekja iu shërben për t'u bërë edhe më të gjallë se të gjallët. Kur trupi ikën, shpirti vjen më pranë njerëzve"[45].

**Zharkalli Kristo,** *gazeta e Athinës, 3.5.2002*

"Antonio Bellusci nuk la fshatra arvanitas pa vizituar dhe pa incizuar në magnetofonin e tij. Që në takimin e parë vendosëm të mbajmë lidhje dhe pranova të shkoja me të në fshatrat e Dervenohorëve. Ai kishte një hartë dhe një të diel u ngjitëm nëpërmjet Elefsinës dhe duallëm në qafë mahmitise ku janë fshatrat më heroike arvanitase. Shkuam në Krorë, në Shkurtëz, ku atëherë flitej një shqipe e kulluar si ajo e Skraparit. Në lokalin ku shkuam me ne u mblodhën shumë fshatarë, sidomos të moshuar, përpara kishim nga një gotë verë dhe raki, si raki e Skraparit. Antonio i vuri pleqtë të këndojnë këngë arvanitase dhe unë dëgjova për herë të parë "Liçe moj Liçe (…)" Ah, sa bukur që ishte!"

## Vlerësime nga studiuesit për vëllimin "Magjia, miti, besime popullore"

**Fulvio Rendel**

•L'antica magia Albanese in Italia, "Magia Miti e Credenze Popolari" (A. Bellusci), Giornale dei Misteri, Firenze, 147/1983, 70-73.)

In ogni antica tradizione si possono trovare trace di verità antiche. Questa volta dobbiamo ringraziare papàs A.Bellusci perché con il sacrificio di profondo studioso ci ha donato una

[45] *"Shpirti i Arbrit rron"– Athinë 2010*

nuova pagina di questa tradizioni oculte sepolte nelle trace di un popolo che vive con noi ma che non conosciamo più (…)".

**Ullmar Qvick**

"Me këtë vepër origjinale, autori i njohur arbëresh, A. Bellusci, shkruan faqe të reja për kulturën e lashtë popullore. Bellusci merret me publikimin dhe shqyrtimin e materialit të pasur të kulturës "analfabete", thesar i popullit të thjeshtë arbëresh, që mund të kuptohet dhe interpretohet vetëm nga ata intelektualë të rrallë që jetojnë gju më gju me popullin. Kushdo që ka pasur kënaqësinë të takohet me këtë personalitet plot ngrohtësi dhe humor bindet menjëherë se ai është bir i popullit arbëresh"[46].

**Eugenia Amendola**

"Para së gjithash bie në sy toni i magjepsur si i një përralle ose rrëfimi, që më pas është tregim i gjallë dhe i pandërprerë; si një automjet i kulturës së lashtë dhe shumë poetike për mënyrën se si zhvillohet transmetimi i saj, domethënë përmes takimit njerëzor, fjala njerëzore dhe e gjallë e ofruar dhe e mbledhur me mençuri (...)"[47].

## Kur kontributi vlerësohet...

### Doctor honoris causa

Më 1 maj 1995, Komisioni i Klasifikimit Shkencor pranë Këshillit të Ministrave të Republikës së Shqipërisë, në bazë të propozimit të Institutit të Kulturës Popullore të Akademisë së Shkencave, e nderoi Antonio Bellusci-n me titullin "**Doctor**

[46] *"Magia, Miti e Credenze Popolari" (A. Bellusci), "Stinë e jetë", Malmo, 2, 1983, 41-42.*

[47] *"Magia, Miti e Credenze Popolari"* (A. Bellusci), "Lidhja" - L'Unione, Kozenca, 11/1984, 258.

**honoris causa"**, me motivacionin për ndihmesën e veçantë që ka sjellë me mbledhjen, sistemimin, studimin dhe botimin e etnologjisë, folklorit të arbëreshëve të Italisë dhe arbërorëve të Greqisë.

*Jam ndierë shumë i nderuar për vlerësimin e punës sime nga Akademia e Shkencave e Tiranës, profesor Shaban Demiraj, i cili më dorëzoi këtë titull, për një punë madhështore, e para ndër studimet dhe kërkimet për arbërorët e Italisë në një tirazh prej 500 faqesh, ku vura në dukje letërsinë e këtyre vëllezërve. I falënderoj nga zemra që të gjithë, por nuk mohoj që akademikët, kur panë vëllimin e dytë për arbërorët e Greqisë mbetën të mahnitur. Ishte një punë që nuk kishte mundur ta realizonte një institut i tërë, kurse unë e kisha realizuar i vetëm, me mjetet e mia financiare. Vura në dukje një popull shqiptar, me tradita shqiptare, me letërsi shqiptare. Tek arbërorët e Greqisë është edhe problemi politik, është problemi i Vorio Epirit që e cilësojnë si tokë të tyre, kurse unë kam në katalog 900 katunde arbërore të dokumentuara nga vëllezërit e mi arbërorë. Me një fjalë, i futa në krizë, pasi unë, si prift, me punën time, me paratë e mia, me djersën time desha të hedh dritë mbi këta vëllezër e motra shqiptare – arbërore, sepse i kam në zemër. Prandaj them me zemër që ky çmim doktorate më nderoi shumë.*

## Medalja e Artë e Lidhjes së Prizrenit

Presidenti i Kosovës së asaj kohe, dr. Ibrahim Rugova, nuk e harroi kontributin e At Bellusci-t për pavarësinë e Kosovës dhe më 10 qershor 2003 e nderoi me Medaljen e Artë të Lidhjes së Prizrenit, me motivacionin për veprimtari të shumëfishtë kulturore dhe politike për arbëreshët e Italisë dhe për Kosovën. Për kontributin e dhënë në fushën e studimeve të kulturës, jetës dhe letërsisë arbëreshe në Itali, si edhe për përkrahjen e lëvizjes demokratike të Kosovës për liri e pavarësi.

*Nuk mohoj që medalja nga presidenti Rugova më nderoi shumë. Kujtoj ato vite të vështira, kur isha në Nju York e me vëllezër të tjerë në Amerikë punoja dhe mbështesja çështjen e Kosovës. Ishin kohë të vështira, por në zemër kisha binomin Kosovë-Arbëri. Kishim të njëjtin gjak dhe këtë e ndieja në zemër*[48].

*Ky vlerësim për mua ishte shumë i madh, më shtoi përgjegjësinë për t'iu përkushtuar punës për të mbështetur popullin kosovar. I uroj këtij shteti (që është shumë më i vjetër sesa flamuri i tij) prosperitet, sepse e meriton. Me Kosovën dhe trojet e Shqipërisë në përgjithësi, të gjithë e dimë që shtetet e fuqishme perëndimore janë treguar të pamëshirshme.*

*Nuk mohoj aspak që çmimet e nderit më japin krenari, nuk mohoj as faktin se janë një formë mbështetje që më bën të mendoj se po lëvizet për botën arbërore, po interesohen për Arbërinë time, gjë që më jep shpresë, energji, forcë për të punuar deri në fund të jetës për Arbërinë. Por do të isha i lumtur nëse do të investohej konkretisht, vetëm atëherë do të lumturohesha. Kërkoj ndihmë konkrete nga ana e akademikëve për të ndihmuar çështjen arbëreshe që mos të asimilohemi dhe të bëjnë të pamundurën për të ruajtur trashëgiminë kulturore.*

48 "Bota sot", Prishtinë, 22 gusht 2003, 2

# Pjesa VIII

# Miqtë e Antonio Bellusci-t

## Aristidh Kollja

Njëri prej miqve të mi të ngushtë ishte Aristidh Kollja.

Sa herë që flas për Thivën nuk rri dot pa folur për mikun, vëllanë tim, Aristidhin.

Ai lindi në këtë qytet më 8 korrik të vitit 1944, në një fshat të banuar me arvanitas, Kaskaveli (sot Leondari) të rrethit të Tebës. Fëmijërinë e kaloi në fshatin e lindjes pranë gjyshit dhe gjyshes, që i mësuan gjuhën e vatrës, arbërishten.

Kur e takova për herë të parë Aristidhin më tërhoqi vëmendjen kultura e këtij të panjohuri, stili i të shkruarit, aftësia që ai paraqiste në shtrimin e problemeve historike shqiptare, por mbi të gjitha dashamirësia që shprehte për shqiptarët. E konsideronte veten pasardhës të pellazgo-ilirëve e në studion ku punonte vura re praninë e simboleve tona të varura në mure dhe mes të gjithave dallohej shqiponja. Ishte një studiues serioz.

Në vitet 1980, Aristidhi braktisi profesionin e tij të avokatit për t'u marrë me studimet historike, folklorike dhe gjuhësore të arvanitasve të Greqisë. Në vitin 1983 u anëtarësua në shoqatën "Lidhja e Arvanitasve të Greqisë" (Arvanitikos Syndesmos Elladas) dhe u zgjodh disa herë kryetar i saj. Në vitin 1983 botoi librin e tij të parë me titull "Arvanitasit dhe origjina e grekëve",

një vepër voluminoze me mbi 500 faqe, që u ribotua edhe nëntë herë të tjera në gjuhën greke.

Në vitin 1989 botoi librin "Gjuha e Perëndive" dhe më 1995-n themeloi shtëpinë botuese "Thamiras", me qëllim që të botonte veprat e autorëve arvanitas, por edhe të autorëve të tjerë shqiptarë. Po atë vit botoi librin më të suksesshëm në gjuhën greke dhe shqipe "Greqia në kurthin e serbëve të Millosheviçit", një libër që tregon për komplotet dhe masakrat çnjerëzore serbe kundër kombeve të ish-Federatës Jugosllave, kryesisht shqiptarëve.

Në vitin 1996, Aristidhi i nderuar dha dorëheqjen si kryetar i "Lidhjes Arvanitase të Greqisë" për t'u marrë vetëm me studimet pellazgjike dhe në vitin 1997 botoi i vetëm revistën tremujore "Arvanon". Në këtë revistë bashkëpunonte me shqiptarët e Kosovës në luftën e drejtë të tyre.

-Vëlla Ndoni,- më tha një herë Aristidhi,- unë lexova Kosta Rodin me titull "Arvanitët zgjohen" më 1978-n. Grumbullova të gjithë bibliografinë arvanitase, por nuk u mjaftova. Fillova studimet, kuptova se duhej të bëja një vështrim të tërë të historisë greke që të kuptoja problemet e arvanitasve dhe sa munda i përmblodha dhe dhashë mendimet e mia në librin "Arvanitasit dhe origjina e grekëve", që u botua në vitin 1983. Ky libër ishte për arvanitët si Bibla në të gjitha shtëpitë.

Ai ishte një njeri i fortë, i shenjtë, e donte gjuhën dhe ka luftuar shumë. Me Aristidhin kam shkëmbyer letra, që janë botuar në revistën time "Lidhja".

Aristidhi ishte duke përgatitur fjalorin arvanitas-grek, i cili do të mund të bënte dallimin e gjuhës arvanitase me atë zyrtare greke. Kishte kohë që kishte hedhur idenë e botimit të një fjalori me alfabet latin të shqiptarëve të Greqisë për ta afruar me gjuhën shqipe dhe komunikimin me historinë, kulturën e artin shqiptar.

Në vitin 1998 u takuam në Tiranë. Qëndruam dy ditë bashkë. Biseduam gjatë dhe tregoi se donte të shkruante një

libër të veçantë mbi aktivitetin tim si studiues dhe hulumtues në komunitetin abanofol të Greqisë. Me këtë projekt letrar, ai më thoshte se donte të fortifikonte përmbajtjen dhe veprimtarinë tonë të përbashkët për të lidhur më fort kulturën në favor të brezave të rinj.

Pas dy vitesh, në maj 2000, më shkroi që të shkoja në Athinë për prezantimin e librit të fundit me titullin "Antonio Bellusci dhe magjia e tradicionit popullor", ku fotografia ime zinte vendin në qendër të kopertinës. Në këtë libër ai trajton një temë shumë të vështirë dhe delikate, ku vihen në pah ndjenjat dhe besimet më atavike të popullit tonë arbëresh.

Kur arrita në Athinë, më 20 maj 2000, miku ynë Jorgo Gerou më tha që Aristidhi ishte shtruar në spital. Shkova menjëherë në spital. Më dha kopjen e parë të librit, me dedikim, dhe më tha që kishte dashur ta shkruante për brezat që do të vinin dhe se dëshironte që prezantimi i librit të bëhej edhe pa të. Dhe ashtu u bë.

Pas prezantimit të librit u ktheva në spital për të qenë bashkë me të. Më bëri përshtypje sepse krevatin e tij e kishin vënë në një korridor, me derë dhe dritare hapur, nuk e mora vesh kurrë motivin pse e kishin braktisur. Ma lexoi në sy që nuk isha aspak i qetë kur e pashë në ato kushte. Unë isha pa fjalë, më vinte shumë keq. Në ato momente ndieja që ishte ai që më ngushëllonte. Lexoja në sytë e tij besimin për t'u shëruar. Më fliste për veprën e tij. Preferova të rrija ta dëgjoja dhe të qëndroja gjatë pranë shtratit të tij. Më erdhi keq kur u largova dhe e lashë në atë shtrat në korridor.

Në tetor vdiq. Më lajmëruan shumë vonë, ndaj nuk isha i pranishëm për t'i dhënë lamtumirën e fundit.

Me vdekjen e Aristidhit u mbyll një epokë e lavdishme, një urë që kishim lidhur e krijuar si dy popuj vëllezër të ndarë nga aksidentet historike. Miqtë arbërorë që mbetën e lanë atë trashëgimi të krijuar dhe lulëzuar ose nga frika ose nga paaftësia

ose mangësitë kulturore. Kjo vepër e fundit e Aristidhit, si për ironi të fatit, me të drejtë mund të thuhet që është një testament që Aristidhi ma dorëzoi, sepse e njihte mirë situatën arbërore dhe rrënjët e mia të forta[49].

Figura e tij si jurist, studiues, publicist, shkrimtar, ishte madhështore. Ishte veprimtar me zemër për çështjen kombëtare. Këtë e tregonte edhe në rolin si kryetar i shoqatës së arvanitasve të Greqisë "Marko Boçari", por edhe në ato që thoshte dhe shkruante, si: "Arvanitasit dhe prejardhja e grekëve", "Gjuha e perëndive", "Deklarata e Bashkimit Arvanitas", "Fjalori korrigjues i fjalëve arvanite", "Fjalori krahasues i gjuhës shqipe", "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevicit", "Kënga e mercenarëve, prejardhja e grekëve", "Miti dhe e vërteta", "Varrimi i tretë i Marko Boçarit" etj. Në revistat "Besa" dhe "Arvanon" ishte njëri prej aktivistëve më aktivë. Në vitin 1999 përkrahu në mediat greke UÇK-në dhe bombardimet e NATO-s në ish-Jugosllavi.

Aristidhi është hedhur në gjyq dhe kërcënuar me vdekje nga qarqet ultranacionaliste greke.

Për veprimtarinë e tij është dekoruar nga presidentët e Shqipërisë, Sali Berisha dhe Rexhep Mejdani, si dhe nga kryeministri i Kosovës, Bajram Rexhepi. Ky vlerësim deri diku më bën të ndihem disi i qetë për këtë kolos arvanitas, këtë njeri kaq inteligjent dhe kaq guximtar, një arbëror i vërtetë.

*Rrënjë e fortë arbërorë*
*kush mund të presnjë?*
*Kush mund të poshtronjë?*
*Lule e fortë arbërore,*
*Lule e fleta me ta nxorre*
*Rrënjë e fortë arbanitë*
*Rrënjë e burrave e motit.*

---

[49] *"Një hero bashkëkohor arvanit arbëror", revista "Lidhja" nr. 44-45 2000, fq. 1507*

*Rrënjë Erakliut dhe Akiletit*
*Rrënjë Aleksandrit dhe Kastriotit*
*Rrënjë e fortë arvanitë*
*Nga merr shpirt e mè ta rritë? (…)*[50]

*Poezi nga Aristidh Kollja*

**Androkli Kostallari**

Për mua është figura më e madhe akademike ndër studiuesit shqiptarë në Tiranë, por njëkohësisht edhe një mik shumë i madh. Humbjen e tij e ndjeva shumë dhe për një kohë të gjatë nuk e kapërceva lehtë.

Ai unifikoi gjuhën shqipe. Para se të flas për këtë mik të madh dua të them diçka për sa i përket kësaj tematike. Unifikimi i gjuhës është i rëndësishëm për të gjithë ne, sepse na bën një popull unik, me vlera të çmuara, nga të cilat e gjithë bota ka diçka për të mësuar. Gjuha shqipe është një gjuhë e bashkuar, origjinale, që jo të gjithë popujt janë me fat që kanë. Për shembull, greqishtja është folur në katër dialekte, shtypi zyrtar e shkruan atë në dy gjuhë. Pretendimet e dominimit të gjuhës standarde janë një rrezik i madh, pasi ato mund të çojnë në shpërbërjen e komunitetit.

Prof. Kostallari ka ideuar parimet kryesore të hartimit e botimit të "Fjalorit të Gjuhës Shqipe", "Fjalorit të Shqipes së Sotme" dhe të disa fjalorëve dygjuhësh. Ishte pjesë e asaj plejade shqiptarësh që kishin studiuar në Bashkimin Sovjetik, ku gjeti edhe bashkëshorten. Nuk e harroj kurrë këtë profesor, këtë studiues, nga fshati Leusë i Përmetit, me çantën plot me libra, shumë i edukuar, i ndjeshëm, i butë. Shkencëtar i talentuar dhe i palodhur, njihte shumë mirë gjuhësinë tradicionale dhe rrymat gjuhësore strukturaliste e passtrukturaliste që lulëzonin në Perëndim dhe këto njohuri u përpoq t'ua përcillte studentëve e bashkëpunëtorëve të rinj shkencorë.

---

[50] *Athinë, prill 1984. "Rrënja jonë" – poezi. "Lidhja", Kozenca, 11, 1984, 277*

Ishte nismëtar e organizator i Kongresit të Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe (Tiranë, 20-25 nëntor 1972), ku unë isha i ftuar, por më bojkotuan udhëtimin dhe kështu s'munda të merrja pjesë dhe munda të realizoja vetëm pjesëmarrjen në Kuvendin Ilir. Në letrat e tij zënë vend fushat kryesore të veprimtarisë shkencore dhe pedagogjike të tij, leksikologjia e leksikografia, fjalëformimi, onomastika, gjuhësia e përgjithshme dhe teoria e gjuhës letrare, historia e formimit dhe e zhvillimit të gjuhës letrare shqipe si dhe veçoritë ndërtimore e funksionale të saj, të cilat i ka trajtuar në një varg studimesh, që mbeten model i analizës shkencore.

Ai ishte i bindur se gjuha shqipe i ka të gjitha mundësitë për të përballuar, me mjetet e veta, nevojat e shprehjes në të gjitha fushat e veprimtarisë ligjërimore. Kujtoj shumë mirë kur më falënderonte për punën etnografike, pasi shpesh e furnizoja me materialet e mbledhura në Greqi dhe Kalabri.

Kam qenë gjithmonë dakord për njësimin e gjuhës shqipe. Profesor Kostallari ka meritën se bashkoi rreth "sofrës" së gjuhës sonë amtare studiuesit më në zë nga trojet shqiptare të Kosovës, Maqedonisë e Malit të Zi, arbëreshët e Italisë dhe diasporën shqiptare, sipas parimit "një komb-një gjuhë". Arbëreshë, kosovarë, shqiptarë, arvanitas, shqiptarë të diasporës, kudo që jemi, duke folur gjuhën shqipe të njësuar, bazuar në parimet dhe kriteret e koduara nga Prof. Androkli Kostallari e të tjerë, ndihemi më shumë shqiptarë dhe më të fort të bashkuar.

Puna ime si etnograf dhe kërkimet e mia mbi arbërorët në Helladhë u bënë edhe burim për punën e tij, sepse puna ime ishte në terren dhe ai më vlerësonte pikërisht për ndershmëri intelektuale.

Të dhënat gjuhësore dhe materialet me të cilat e kisha furnizuar e entuziazmonin dhe i konfirmonin idetë e tij për çështjen e gjuhës shqipe.

Miku im Kostallari nuk ishte vetëm një gjuhëtar shumë i zoti, por edhe një patriot i madh, sepse në gazetën "Mësuesi", në

janar 1989, reagoi kundër organeve përkatëse të Manastirit, të cilat hoqën pllakën përkujtimore nga ndërtesa ku më 1908-n u mbajt Kongresi i Alfabetit të Gjuhës Shqipe, të cilin e vlerësonte si "një nga faqet më të ndritura jo vetëm të historisë e kulturës shqiptare e të popullit shqiptar, por edhe të popujve të tjerë të Ballkanit".

Miku im i ngushtë, Prof. Androkli Kostallari, u nda nga jeta më 22 mars 1992.

Dy muaj më herët më pati shkruar një letër shumë të gjatë dhe kush e lexon do ta kuptojë se ishte një letër lamtumire. Ishte një letër e shkruar me shkrim dore, që unë e konsideroj si amanetin e tij[51].

Ja se çfarë më shkroi në atë letër: "Shumë të fala të gjithëve, të gjithë të afërmve, kolegëve dhe miqve të njohur, të gjithë banorëve të Frasnitës dhe në mënyrë të veçantë të rinjve, që ruajnë e nderojnë gjuhën e doket e të parëve".

Dyshoj për "vetëvrasjen e tij", sepse Androkliu çdo letër ma kishte nisur me makinë shkrimi, kurse kjo letër e fundit ishte e shkruar me dorë, sikur të më linte një testament. Ndonjëherë pyes veten: Pse më shkroi kështu? Pse pikërisht më zgjodhi mua për një letër të tillë? Nuk e mohoj që ishim shumë miq dhe ndoshta pa tek unë si zemrën ashtu edhe mendjen në shërbim të çështjes kombëtare. Ndoshta pa tek unë atë figurë që nuk ndikohej nga çfarë bëhej dhe thuhej kundër tij në tokën mëmë e më besoi, sepse më tepër se çdo njeri tjetër, në ato momente, ai më konsideronte një mik të vërtetë.

E dija shumë mirë që shumë shkrimtarë e studiues iu kundërvunë në vitet 1991-1992 në mënyrë të ashpër, duke e kundërshtuar gjuhën e unifikuar shqipe e duke akuzuar Androkliun për abuzim pushtetor gjatë regjimit të Hoxhës. Androkliu ishte shumë i ndjeshëm, agresiviteti përballë figurës së tij me siguri bëri që ai të lërë jetën mbi tokë e të përqafojë qiellin.

---

[51] *Këtë letër e kam botuar te revista "Lidhja" 28 / 1992, fq. 962-63.*

Një ditë më erdhi një letër nga djali i tij, Adrian Kostallari. Në këtë letër, përveç fjalëve falënderuese, ndihet edhe një akuzë kundër gjithë atyre që u bënë shkaktarë për humbjen e të atit. Ai, midis të tjerave, më shkruante që shkak për humbjen e të atit ishte injoranca, izolimi që nuk e linin të merrte frymë lirisht.

I biri më shkruante se kishte dëshirë që t'i shikonte të botuar librat e të atit dhe pas 25 viteve u realizua prej Akademisë së Shkencave ëndrra e të birit, duke botuar katër vëllime me punën shkencore të të madhit Androkli Kostallari, ndërsa vëllimi i pestë është një përmbledhje e vlerësimeve të studiuesve të tjerë për punën e tij.

**Antoni Athanas**

Antoni Athanas ishte një mik i madh. Lindi në Korçë më 1910-n, në një familje të zbritur nga Trebicka, bamirës i madh dhe biznesmen i suksesshëm. Më rrëfente se më 1915-n vendosi të emigrojë përfundimisht në SHBA. I hipur mbi një gomar, Athanasi u largua nga vendlindja e tij, ku u kthye sërish vetëm 74 vjet më pas. Fillimisht u vendosën në Bedford, një qytet pranë Bostonit ku në atë kohë jetonte një komunitet prej gati 50 familjesh shqiptare. Komuniteti ishte përfshirë në lëvizjen patriotike dhe Antoni ende fëmijë pati fatin të rritej duke dëgjuar bisedat e Fan Nolit, Faik Konicës dhe mërgimtarëve të tjerë. Ishte shumë besimtar dhe punëtor. Punoi deri në fund të jetës, në moshën 91-vjeçare.

Antoni Athanas ishte jo vetëm vëllai i madh në fushë të ekonomisë, por edhe një vëlla me zemër të madhe për çështjen e kombit.

Kujtoj që në shtator 1989, kur isha në Boston, ai mbajti një fjalim për nderin tim. Më ftoi në shtëpinë e tij. Ato ditë u njohëm më nga afër. Antoni ishte autoriteti më i lartë për diasporën, ai

dëgjohej dhe respektohej. Ishte shumë religjioz dhe mbështeste kishën ortodokse shqiptare në Amerikë.

Ishte atdhetar i madh. Më rrëfente që nga pamundësia për të ardhur në tokën mëmë, me rastin e përvjetorit të vdekjes së Skënderbeut kishte shkuar zyrtarisht në Romë si kryetar i shoqatës "Vatra" në vitin 1968. Atë ditë, me mijëra arbëreshë, me peshkopin e Ungrës, Jani Satamati dhe priftërinjtë e tjerë, shkuan në Romë te Sheshi i Shqipërisë, për të festuar me diasporën në dhè të huaj.

Gjatë qëndrimit në Boston, mons Artur Lionil më ftonte të mbaja fjalimin në shqip përballë gjithë besimtarëve në meshën e të dielës në katedralen shqiptare "Shën Gjergji", themeluar nga Fan Noli në Boston. Ishte krenari, por edhe shumë emocionuese.

Si Artur Lionil, ashtu edhe Antoni, kishin një admirim të madh për ne arbëreshët dhe më thoshin: "Ju admirojmë juve arbëreshëve, sepse për më shumë se pesë shekuj nuk u asimiluat. Ju jeni vërtet si harabelat, me krahët hapur, mbi njërën flatër mbani besën, në tjetrën gjuhën arbëreshe dhe kështu fluturoni në qiell edhe kur është dimër".

Ndenja katër ditë tek ai dhe fjetëm në të njëjtën dhomë. Ky gjest bëri që të kuptoja më thellë shpirtin e tij fisnik dhe të thjeshtë. Bisedonim deri në orët e vona për çështjen e Kosovës, për Shqipërinë që kishte nevojë të zgjohej, për arbëreshët që po asimilohen.

Ky vëlla e ka shtëpinë në qiell, por bujaria e tij më ka lënë mbresa që nuk i harroj gjithë jetën. I jam mirënjohës për çdo gjë që bëri për çështjen kombëtare dhe në mënyrë të veçantë për mbështetjen e tij për pavarësinë e Kosovës.

### Artur Liolin

Një figurë prestigjioze, e dashur dhe e respektuar nga shqiptarët ortodoksë dhe myslimanë. Ai është kancelari dhe

kreu i Katedrales Ortodokse Shqiptare "Shën Gjergji" në Boston, e themeluar nga Fan Noli, ku shqiptarët takohen çdo të diel. Në varrin e Fan Nolit, ai më ftoi të vendosja "Stolën" që Noli e përdori gjatë jetës së tij. Në takimet për Kosovën, ai ishte i pranishëm me lutjet e veta dhe fjalimet e tij[52].

**Aleksandro Zotos**

Profesor në universitetin "Saint Etienne". Me origjinë nga Jugu i Shqipërisë, emigroi në Francë. I ngarkuar nga peshkopi i Ungrës si drejtor dhe përgjegjës i emigracionit arbëresh në Europë, duke udhëtuar nëpër Europë dhe duke vizituar emigrantët arbëreshë në Zvicër, Gjemani, Belgjikë, Francë, rastisa ta takoja në universitetin "Saint Etienne". Ishte një djalë i zoti, kishte ecur me forcat e tij. Në këto takime folëm për projekte e për miqtë e përbashkët. I fola për Aristidhin, me të cilin dëshironte të lidhte korrespondencë. Aleksandri ishte një përkthyes i zoti. "Lidhjes" i duhej sepse përhapte jehonë në Europë, atje ku nuk hynte dot gjuha shqipe. Ai është përkthyes në frëngjisht i shkrimeve të Dritëro Agollit dhe Ismail Kadaresë.

Ky bir Shqipërie ishte karizmatik, inteligjent dhe fliste me atë toskërishten që na bashkonin etërit tanë, të cilët kishin pirë në të njëjtin burim, në ato gërxhe e shpate të Nëmërçkës.

**Alain Ducellier**

Profesor në Toulouse, Francë, me të u takova për herë të parë në Kuvendin Ilir në Tiranë. Ishte një djalosh brilant, studiues i mesjetës dhe kulturës bizantine e ortodokse, historian dhe studiues i emigracionit. Më kujtohet se si kaloi shumë vite studimi në arkivin historik të Dubrovnikut, Ragusa, pikë tregtare e Republikës së Venecias.

[52] *"Lidhja" 27, 1992, 920. 714, 738, 708*

Mbajtëm korrespondencë. Në revistën "Lidhja" kisha botuar një shkrim të Mario Massaros mbi arbëreshët e Pulias, për të cilin Alain më falënderonte dhe më bënte të ditur që në shkollat franceze, çështja arbëreshe dhe ajo shqiptare në brigjet e Raguzës dhe Dalmacisë ishte pak ose aspak e njohur.

Në disa prej letrave që kemi shkëmbyer më kishte folur për studimet e tij në terren nga Cattaro deri në Pola D'Istria, territor i rëndësishëm sepse kishte arbëreshë qysh në kohën e mesjetës.

Ishte shumë interesant fakti që këta arbëreshë ishin vendosur në një periudhë para pushtimit otoman (shek. XIII-XIV) dhe këtë e tregojnë mbiemrat shqiptarë që kanë populluar këto territore. Kujtoj që Alain Ducellier më tregonte për një zonë afër Pola D'Istrias, ku u vendosën refugjatët, të cilët e kishin quajtur shqip "Përroi", Il Burrone (ashtu siç ndodhi me ne, quajtëm Frascineto-n Frasnitë) e që në atë periudhë ishte nën sundimin venecian. Arbëreshët në tokat veneciane iu ruajtën deri diku asimilimit, siç janë arbëreshët e Arbanasi di Zara.

Profesor Alain Ducellier më shprehte shpesh edhe interesa mbi arbëreshët e emigruar në Kalabri.

Lidhjet e mia me të zgjatën për shumë vjet dhe kam ruajtur shumë letra, disa prej të cilave i kam botuar[53].

**Ali Podrimja**

Ali Podrimja, para se të jetë një shkrimtar shumë i thellë, ishte një mik, një vëlla i sinqertë për mua. Sot që ai nuk jeton më dhe lexoj fjalët që ka thënë për mua sikur më zihet fryma:

*"I dashur Bellusci, jemi në dijeni se çfarë keni bërë për gjuhën shqipe e gjakun arbëror. Jeni miku më i madh i shqiptarëve. Juve ju çelet dera e shtëpisë e çdo shqiptari edhe në gjysmën e natës".*

Podrimja e kishte artin në deje dhe artistët janë të rrallë për këtë. Më dedikoi një poezi, "Boçiret". Ngelet për mua një

[53] *"Lidhja", faqe 549*

shkrimtar i madh. Kujtoj veprën e tij "Lum Lumi"; hyn në Paris bashkë me Lumin, për të vendosur atë trup alabastër si gur të fundit të ekzistencës së tyre, pranë Lumit, sa më afër bregut. Lum lumi nuk është në Linjë, - thotë ai në vargun e tij. E ka të drejtë Podrimja, sepse ai nuk ishte një vijë e drejtë, ai ishte një asimetrik ku mbizotëronin të gjitha ngjyrat, por i futur në një kornizë pikëllimi. Me dashuri, si shpirti shpirtit, në këto momente i them: Ti nuk ishe një linjë e drejtë, ti je një hark, një ylber, që vjen dhe na takon e na mbush si një lumë e nuk lejojmë që myshku të zërë emrin në gurë. Lumi jemi edhe ne arbëreshët.

Kam idenë se poetët u ngjajnë profetëve. Edhe Podrimja, ashtu si Androkli Kostallari, la mbi fletë fatin e tij. Lamtumirë, vëlla Podrimja!

**Agnia Desnickaja**

Agnia Desnickaja ishte një profesoreshë në Universitetin e San Petërsburgut. Studimet e saj ishin mbi të gjitha në fushën e albanologjisë dhe puna e saj përqendrohej në mënyrë të veçantë te jeta, traditat, në katër komunitete të arbëreshëve në Krime. Agnia është ruse dhe më bëri përshtypje se në të gjithë atë larmi popullsie e shumetnie, ajo studioi pikërisht diasporën arbëreshe të Krimesë. Vepra e saj është shumë origjinale. U njoha nga afër jo vetëm me punën e saj, por edhe me Agninë, sepse edhe ajo frekuentonte seminaret në Prishtinë.

Më shkruante vazhdimisht. Letrat e saj ishin të ngrohta, të përzemërta e mbi të gjitha plot interes mbi botën arbëreshe. Në korrespondencën e saj më fliste për fshatra arbërore që dëshironte të shikonte. Po flasim për vitin 1978, kur lëvizjet nga një shtet në tjetrin nuk ishin të lira, duheshin viza, duhej një bazë ekonomike e depozituar, kritere që vështirë t'i plotësonte një qytetar rus, ku rubla ishte aq e ulët, sa ajo nuk mund të ofronte dot edhe një kafe. Më ngeli pikë në zemër që kjo studiuese kaq

e madhe nuk mundi të vinte një herë në Kalabri e të shikonte fshatrat arbëreshe për të cilat punoi gjatë gjithë jetës.

Lidhja e Agnias me mua kishte edhe një faktor tjetër, ajo ishte bijë e një prifti ortodoks. Agnia ishte një grua e thjeshtë dhe e pajisur me një kulturë të madhe, me dinjitet e fisnikëri. Kjo motër ruse më shtynte më tepër të njihja botën arbërore kudo në botë.

Gjatë seminareve në Prishtinë, kur bënim shëtitje të gjata, bashkë me mua dhe Agnian bashkoheshin edhe dy studiues të tjerë, zonja Oda Buchholaz dhe zoti Uilfried Fidler, të dy nga Universiteti i Berlinit, me të cilët u bëmë shumë miq. Një ditë, ndërsa binte shi dhe ne të katërt ndodheshim në një prej dhomave në godinën ku strehoheshim gjatë periudhës së seminarit, Agnia shprehu dëshirën të bënim lidhjen vëllazërore (vllamja) sipas ritit në kanunin e Lekë Dukagjinit.

Morëm librin dhe lexuam aktin e "vllamjes". Riti konsistonte në pirjen e gjakut të njëri-tjetrit. Morëm një gotë, hodhëm pak raki, pastaj secili shpoi gishtin dhe derdhëm disa pika gjaku në gotë. Kryqëzuam të katërt krahët dhe njëri pas tjetrit morëm nga një gllënjkë raki ku ishte përzierë edhe gjaku i të katërtëve (pastaj në formë teatrale dolëm edhe në ballkon dhe imituam zhurmën e shkrepjes së pushkës, për t'i qëndruar besnikë variantit të kanunit të Lekë Dukagjinit).

Këtë akt e bëmë për t'i dhënë vlerë raportit tonë miqësor në bazë të konceptit të besës, ku kishim bindjen dhe u betuam për të ndërtuar bashkë në të ardhmen diçka të jashtëzakonshme, në të mirë të arbëreshëve dhe kombit shqiptar. Unë isha arbëresh, ata të tre ishin të huaj, por vërtet ishin miq që donin me zemër shpirtin arbëror. Në fakt, që të katërt iu dedikuam me zemër çështjes arbërore; zonja Buchholaz dhe zoti Fidler ishin bashkautorë të një fjalori gjermanisht - shqip dhe të një gramatike shqip-gjermanisht.

Agnia tani i përket botës qiellore, por ajo ngelet në kujtimet e mia, në shpirtin tim, si edhe me punën e saj në zemrat e arbëreshëve të Krimesë[54].

**Brizida Gjikondi**

Është një nga vajzat më inteligjente shqiptare, me shpirtin plot iniciativa dhe ide, që është e gatshme për t'i realizuar. Unë kam pak vite që e njoh, por mikpritja e saj është e pakufishme. Me këtë mikeshë u lidha rastësisht ose më mirë ishte "Lidhja" që na bashkoi.

Në vitin 1985, për nder të 100-vjetorit të vdekjes së Vincenzo Dorsës organizova në Kozencë një kuvend kulturor dhe këtë eveniment e mbulova në revistën "Lidhja". Brizida, duke shfletuar revistën "Lidhja" në bibliotekën e Tiranës gjeti një shënim ku thuhej që Dora D'Istria kishte korrespodenca me Vincenzo Dorsën. Brizida u lidh me mua dhe më 27 janar 2017 ajo erdhi në bibliotekën time dhe më dhuroi kolanën me të gjithë numrat e revistës "Etnografia shqiptare, studime filologjike e historike", që nga viti 2000-2017. Falë kësaj mikeje që dashuron kulturën, kombin, identitetin, tani e kam këtë revistë etnografike në bibliotekën time.

Personalisht i jam shumë mirënjohës kësaj mikeshe të shkëlqyer, avokateje studioze. Jam i mendimit që arrin ai momenti që konfirmojmë se të vetmit miq te të cilët vërtet mund të mbështetemi janë ata me të cilët na bashkojnë cilësitë dhe Brizida është një prej tyre. Rrallë qëllon që njerëzit inteligjentë të jenë edhe shumë altruistë. Kjo mike që vlerëson kulturën kërkon që të më vendosë në kontakt me media të ndryshme, duke sensibilizuar kështu publikun shqiptar për çështjen arbëreshe, kulturën arbërore, si edhe për bibliotekën në Frasnitë.

Nuk kam rastisur në Shqipëri asnjë grua si Brizida, që të jetë kaq aktive, kaq e gatshme, me zemër dhe shpirt kaq të madh, që

[54] *"Lidhja" 29 / 30 / 04/ 1993, fq. 1019.*

t'i japë vlerë çështjes arbëreshe në tokën e saj, në Shqipëri.

Unë nuk kisha parë asnjë intelektuale nga Shqipëria që të më kërkonte materiale nga biblioteka, ashtu siç bëri kjo vashë që erdhi apostafat nga Tirana.

Mendoj se ashtu si Vincenzo Dorsa u bashkua me Elena Gjikën, edhe unë u bashkova me këtë "Dora D'Istria" të kohëve moderne[55].

**Daniele Bellusci**

Miku im arbëresh, Daniele Bellusci, nga Plataci (CZ), me profesion avokat. Për shumë vite iu përkushtua interesave për gjenezën dhe koleksionit mbi kostumet arbëreshe gjatë shekujve. Daniele Bellusci nuk ishte etnograf, por ikonografia e kostumeve ishte pasioni i tij. Nëpërmjet pikturave të kostumeve arbëreshe, ai zbërthen simbolet dhe identitetin. Kishte në shtëpinë e tij kostume origjinale arbëreshe, të cilat i kishte blerë nga koleksionistët privatë. Ishin thesare.

Daniele Bellusci studioi edhe kostumet e udhëtarëve që vinin në fshatrat arbëreshe. Shumica e popullsisë së Villa Badessa vinte nga Piqerasi (Shqipëri) për shkak të pushtimit turk. Midis 50 kostumeve që Bartolomeo Pinelli grumbulloi dhe dizenjoi në 1814-n nga qytetet dhe provincat e mbretërisë së Napolit, midis tyre të dizenjuara prej tij janë edhe dy kostume, te cilat mendohet se i përkasin vitit 1791 dhe që Daniele Bellusci i kishte blerë nga koleksionistët privatë.

Villa Badessa sot pothuajse është asimiluar, ngelet vetëm litografia e Eduart Lear, 1843, ku pasqyrohet Villa Badessa, dikur vend i quajtur "Gioielo d' oriente" e sot të vjen keq që kanë ngelur vetëm gjurmë të asaj kohe të lulëzimit arbëresh.

---

[55] *Biblioteka Arbëreshe Bizantine "A.Bellusci", fq. 263*

## Emilia Schilizzi

Emilia është një arbëreshe nga Shën Kostandini (Pz). I shoqi quhej Frangjisk dhe vajza e saj Antonieta. Emilia punonte në fushë, por kishte një memorie të jashtëzakonshme dhe perëndia i kishte dhuruar edhe një zë të mrekullueshëm; kur këndonte ajo, edhe zogjtë pushonin. Është pikërisht kjo grua që më ka rrëfyer dhe kënduar me qindra këngë të lashta arbërore. Disa prej këngëve janë edhe mitologjike që rrëfejnë kultin e Diellit, janë me të vërtetë të mrekullueshme, sepse na çojnë në kultin e Demetrias (Dhemetra=dhè= mitra= toka, ku mitra=pjelloria) në antiken More, ku baza e besimit mitologjik është adhurimi dhe jo besimi i verbër. Miku im Aristidh Kollja kishte arritur në studimet e tij që asgjë nuk merr emrin "perëndi" dhe asgjë nuk adhurohet nëse nuk e prek dhe nuk e aprovon si të vlefshme për adhurim arsyeja njerëzore. Ky sistem nis drejtpërdrejt me kultin e krijuesit të njeriut, domethënë Atit-Diell (yll) e Nënës-Tokë.

Duke dëgjuar këto këngë shqiptare tradicionale të Shën Kostandinit mbeta i mahnitur dhe pa fjalë se si këto këngë evokoheshin. I jam mirënjohës kësaj gruaje që më ftonte në shtëpinë e saj, më jepte për të ngrënë dhe më rrëfente këtë botë, të cilën e kodifikova në publikimet e mia, të cilat mund të jenë të dobishme edhe për të tjerët.

## Edita Tahiri

Zonja Edita Tahiri përfaqëson për mua atë shtresë të lartë të gruas në funksione institucionale që nuk është vetëm një nga aktivistet kryesore të lëvizjes për pavarësinë e Kosovës, por edhe përkrahëse e intelektualëve arbëreshë. Interesat e saj për botën arbëreshe janë të thella. Jemi takuar në shumë raste. Kujtoj me emocion kur në promovimin e librit tim ajo u shpreh: "Bellusci-n e kam personalisht mik, por më shumë se kaq e kam një idhull,

që dëshmoi se kombi shqiptar edhe atëherë kur detyrohet t'i braktisë tokat e veta shqiptare është i fortë që të mbrojë, të ruajë dhe të forcojë identitetin kombëtar". Zonja Edita është edhe një nga figurat më të mëdha politike të Kosovës, e cila ka qenë në botën arbëreshe. Me rastin e promovimit të librit "Ricerca e studi arbërori dell Ellade", zonja Tahiri, e shoqëruar nga prof. Latif Berisha nga Mitrovica, erdhi personalisht në Teatrin e Kombësive në Shkup në vitin 1997 dhe që nga ajo kohë kemi ruajtur një raport miqësie dhe bashkëpunimi.

Te kjo motër kosovare, e cila vinte në rolin e ministres për Dialog, unë gjeta mbështetje kudo e kurdoherë për botën arbëreshe. Komuna e Frasnitës në Kalabri të Italisë i është përgjigjur pozitivisht kërkesës së Qeverisë së Kosovës për një bashkëpunim më të madh, sidomos në planin ndërkomunal përmes binjakëzimit. Kjo kërkesë u shpreh falë zonjës Edita Tahiri dhe sekretarit të përgjithshëm të Ministrisë së Administrimit dhe Pushtetit Lokal gjatë vizitës së tyre në Frasnitë.

Kjo zonjë e nderuar më vizitoi së bashku me një delegacion zyrtar me rastin e 80-vjetorit tim të lindjes. Erdhën në bibliotekën time dhe zemra m'u bë mal, drejtova sytë dhe duart nga qielli sepse më në fund shikoja të vinte në shtëpinë time një delegacion në emër të qeverisë së Republikës së Kosovës, për të cilën unë kisha luftuar dhe ëndërruar.

Për një moment m'u kujtuan lotët e atyre kosovarëve që më mbështesnin, më shoqëronin, nëpër rrugët e Nju Jorkut, në rrugët e Australisë, Bostonit, Filadelfias, Çikagos e Miçiganit për çështjen e Kosovës. Isha shumë i emocionuar kur shikoja me sytë e mi këtë grup që vinte nga Kosova Republikë dhe që ishin mirënjohës për atë që kisha bërë.

**Elez Biberaj**

Më 12 gusht 1992 shkova për të vizituar selinë qendrore të "Zërit të Amerikës" në Uashington, bashkë me dr. Elez Biberaj, drejtor i departamentit shqiptar në radio. Ngela i mahnitur me punën e tyre. Ishin seriozë dhe punonin shumë. Në mbrëmje, mua së bashku me disa miq, Fajton dhe Luan Gashi, Agim Fetahu, Idriz Lamaj dhe Shyqyr Sadiku, na ftoi në shtëpinë e tij. Të gjithë këta miq ishin personalitete shqiptare shumë të arsimuar dhe ekspertë, të cilët e dinin në mënyrë të përsosur realitetin e emigrimit shqiptar në Itali dhe Greqi.

Atmosfera në atë shtëpi më la shumë mbresa. Ishte një shtëpi jashtë Uashingtonit dhe në oborr kishte një lis, karakteristikë e pellazgëve. Atë mbrëmje çdo gjë ishte shqiptare; mes këngëve arbëreshe, gatimit me traditën shqiptare, këta njerëz, kaq të madhërishëm për punën që bënin, ishin edhe kaq të thjeshtë.

Para se të dilja nga ajo shtëpi shumë mikpritëse, vizitova me admirim bibliotekën e mrekullueshme të dr. Biberaj, e cila është burim i mençurisë. U largova nga ajo shtëpi me përshtypjet më të mira të një mysafiri që shikon me admirim, por edhe me një moment reflektimi; derisa ka njerëz si Elez Biberaj, shpirti i arbrit do të rrojë[56].

**Evangjelos Konstantinou**

Profesor arbëror-arvanit që emigroi në Gjermani, ai nuk e harroi kurrë origjinën e tij shqiptare. U vu në kontakt me mua nëpërmjet "Lidhjes" dhe botimeve të mia etnografike, të cilat i admiroi dhe shqyrtoi në revistën prestigjioze gjermane "Sudost-Forshungen", Mynih, v. XXXVII, 1978, f. 387-399. Ai ishte krenar që ndihej shqiptar në shpirt dhe më shkruante në gjuhën shqipe. Figura e këtij miku është një shembull tjetër se si ndjenja

56 *"Lidhja" 29, 1993, f. 987*

e përkatësisë së etnisë sonë arbërore mund të mbahet gjallë në diasporë.

**Elena Kocaqi**

Në dhjetor të vitit 2018, në Frankfurt të Gjermanisë, ku isha i ftuar për një kumtesë mbi figurën e Skënderbeut tek arbëreshët e Italisë u njoha edhe me një zonjë të re, e cila quhet Elena Kocaqi. Më bëri përshtypje se si ajo, me shumë kënaqësi e kompetencë, fliste për arbërorët shqiptarë në Greqi. Më dha librin e saj "Roli pellazgo-ilir në krijimin e kombeve dhe gjuhëve europiane", ku përqendrohet, veç të tjerash, në faktet gjuhësore, për të argumentuar kontributin pellazgo-ilir në krijimin e kombeve europiane dhe "Lufta e Trojës, luftë pellazgo-ilire", një luftë e trajtuar nga pikëpamja njerëzore dhe historike.

**Gabriele Ciampi**

Profesor Gabriele Ciampi është një dijetar, por edhe një mik i madh i shqiptarëve. Edhe pse i penguar shumë nga autoritetet greke, të cilët deklaronin se në Greqi nuk ka popullsi shqiptare, por veç grekë që kanë mësuar gjuhën shqipe, ai me guxim punoi disa vjet dhe ia arriti të katalogonte vendet albano-folëse në Greqi. Studimi i tij mbetet i rëndësishëm, ku deklarohet që autoritetet greke justifikojnë shtypjen dhe asgjësimin e rreth tre milionë shqiptarëve. Me punën e tij bëri një kryevepër, "Selia e greci-arvanitës", botuar në "Rivista Geografica Italiana", Firenze, 2, 1985. Profesorin e njoha nga afër sepse punonim për të njëjtin qëllim. Ai erdhi për të studiuar në bibliotekën time disa herë, duke hapur faqet e "Lidhjes", ku, siç është dokumentuar edhe nga revistat "Besa" dhe "Dialogoi" të Athinës, ekziston një katalog në gjuhën shqipe dhe greke për më shumë se 900

vende arbërore-arvanitase në rajonin e Helladhës[57] dhe për këtë i detyrohemi edhe punës së këtij profesori.

**Gabriele Birken Silverman**

Është nënshtetase gjermane, një studiuese në Gjermani. Ajo erdhi për të bërë kërkime në bibliotekën time dhe në shumë vende arbëreshe. Ka botuar në tre vëllime kërkimet e saj etnografike në mesin e arbëreshëve në Kalabri: "Sprachkontakt italienicht albanischt në Kalabrien", Munchen 1997.

Kjo grua ka bërë të njohur kulturën popullore arbëreshe për studiuesit gjermanë nëpërmjet botimeve të saj[58]. Për mua ngelet një studiuese e rrallë, që adhuron popullin arbëror dhe për këtë personalisht i jam shumë mirënjohës, sepse për çështjen arbërore më tepër kanë punuar hulumtues të huaj, më shpesh janë interesuar ata sesa studiuesit tanë.

**Gelcu Maksutoviçi**

Miku im Gelcu Maksutoviçi, shkrimtar, gazetar dhe eksponent i diasporës arbërore në Rumani.

Kontaktin e parë me të e pata në vitin 1978 gjatë seminarit të gjuhës shqipe në Prishtinë. Në atë periudhë shumë të errët, kur rrethoheshe nga spiunët, fotografonte çdo gjë: rrugë, male, pallate. Interesi i tij më i madh ishte për shqiptarët e Kosovës, por edhe për ne arbëreshët e Italisë kishte respekt dhe për këtë arsye u lidhëm shumë si dy vëllezër në diasporë.

Në Bukuresht themeloi shoqatën kulturore, ku bashkoi të gjithë intelektualët në Rumani dhe nxori revistën "Albanëzul" (shqiptari), ku botoheshin shkrime në gjuhën shqipe dhe rumune.

---

57 *"Lidhja" 27, 1992, 904*

58 *"Lidhja" 39, 1998, fq. 165, 931, 974.*

Kontaktet me mikun tim Macsutovici u forcuan edhe më shumë kur në maj të vitit 1999, së bashku me peshkopin e Ungrës, Ercole Lupinaçi, shkuam në Bukuresht.

z. Maksutoviçi na priti në selinë e shoqatës me gjithë anëtarët dhe na nderoi shumë.

Gjatë atyre ditëve, ai organizoi një vizitë për të takuar mërgimtarët e Kosovës në Serrata, Montëoru. U nisëm me autobus drejt kampit të refugjatëve kosovarë, i cili ndodhej rreth 150 km larg Bukureshtit.

I takuam këta vëllezër, i mbështetem, u dhamë kurajë, u folëm shqip dhe i ndihmuam ekonomikisht. Në atë udhëtim ishim tre popuj miq: populli rumun, ai kosovar dhe arbëreshët e Italisë[59].

**Ilirjan Celibashi dhe shoqata "Pal Engjëlli"**

Ishte tetor, një pasdite e bukur vjeshte, kur dielli akoma nuk kishte perënduar. Dëgjova trokitjen në portë. Hapa derën dhe pashë një grup burrash, që arrinin deri te rrugica e ngushtë, udha "Pulina".

U përshëndetëm dhe u urova mirëseardhjen.

Ngjitëm një nga një shkallët prej guri dhe hymë në bibliotekë.

Motra Rinë nxori tabakanë, me filxhanë kuq e zi si flamuri, ashtu si është tradita arbëreshe. Kujtoj që u krijua një atmosferë e ngrohtë. Ishin të rinj në moshë. Pas disa minutash, njëri prej tyre, që mbante disa libra në dorë, u ngrit, erdhi në drejtimin tim dhe më tha:

-Imzot Bellusci, kemi ardhur këtu për të nderuar punën tuaj, që përfaqëson një motiv mundi dhe krenarie, por edhe për të mbështetur këtë aktivitet në favor të identitetit kulturor dhe çështjes së kombit. Për nder të kësaj lidhjeje midis shoqatës sonë dhe bibliotekës suaj, ju dorëzojmë me mirënjohje këta libra mbi historinë e popullit shqiptar.

---

[59] *"Lidhja" 1465, 1883,1884*

U gëzova shumë, sepse jo të gjithë ata që vijnë të dhurojnë ndonjë libër.

Nga ai moment, Ilir Celibashi dhe shoqata e tij janë nga të paktët që na kanë mbështetur dhe kontribuuar konkretisht. Z. Celibashi është gjithmonë prezent si individ, por edhe duke përfaqësuar shoqatën në jetën e arbëreshëve.

U gëzova shumë kur z. Celibashi në vitin 2014 erdhi për 80-vjetorin e lindjes sime. U gëzova pa masë që ky bir prej Shqipërie nuk harroi. Këtij djaloshi bujar i jam mirënjohës edhe për kontributin e madh që i dha veskovit tonë arbëresh, Mons Oliverit, i cili, i shoqëruar me një delegacion zyrtar, u prit me nderime nga Celibashi, atëherë në funksionin e ministrit në raport me Parlamentin.

Ky djalë ishte i pari prej politikanëve shqiptarë që kuptoi se arbëreshi Eparkinë e ka si akademi ku mësohet shqipja, ku flitet shqip dhe ruhet etnia dhe nuk është dogmë dhe ideologji.

Për Eparkinën e Ungrës dhe për bibliotekën time, ai ngelet një pikë referimi dhe një figurë shembullore si veprimtar në krijimin e lidhjeve mes arbëreshëve dhe institucioneve qeveritare në Tiranë.

Ne i kemi pasur dyert hapur dhe për këtë i jam shumë mirënjohës gjithë shoqatës: Ilirjan Celibashi, Ardian Visha, Edmond Islami, Nexhip Adrian Visha, Bilal Mete, Agron Gaxho, Igli Toska, Gazmir Raçi, Dajlan Kole etj.

Një kontribut konkret që ka dhënë kjo shoqatë është vendosja e bustit të Pal Engjëllit në qytezën Civita, si dhe vendosja e bustit të Skënderbeut në Castroreggio.

Këto dy buste u sollën nga Shqipëria.

Për të ardhmen kemi edhe shumë projekte që kanë si qëllim të forcojnë identitetin e arbëreshëve e të ringjallin bashkëpunimin mes arbëreshëve të Italisë dhe Shqipërisë.

## Joseph Dioguardi, që Shqipëria kurrë nuk e vlerësoi

Në vitin 1987, në Grecci (Avellino), rastësisht u njoha me z. Dioguardi, gruan dhe dy fëmijët e tij që kishin ardhur në katundin e origjinës së gjyshërve të tij. M'u bë zemra mal që ky politikan, kongresmen, nuk harroi rrënjët dhe solli fëmijët e tij për të njohur origjinën. E kam admiruar si politikan për oratorinë e tij, një burrë inteligjent, i mprehtë, që nuk i tradhtoi kurrë shqiptarët dhe këta e besuan. Ai e njihte karakterin e shqiptarëve dhe shpesh përsëriste shprehjen e Fan Nolit: "O shqiptar, mos ki frikë se gjendesh në Amerikë".

Unë si arbëresh e admiroj shumë. Ai ishte ikona në çështjen e Kosovës, **por Shqipëria kurrë nuk e vlerësoi**.

Ai ishte bir arbëreshi, i cili nuk harroi se në Arbërinë e babait të tij ekzistonte akoma gjaku dhe besa e një diaspore antike me një rrënjë të fortë dhe nga kjo diasporë antike, ky kolos po mbështeste një diasporë të re.

Dioguardi është një zotni edhe në shpirt. E njoha nga afër. Gjatë udhëtimit tim në Amerikë isha mysafir dhe ndenja katër ditë në shtëpinë e tij. Mendjen dhe zemrën i kishte te çështja e Kosovës, e kishte në gjak dashurinë për të. Gjatë atyre ditëve zbulova që ai është edhe muzikant. E kam parë vetë kur luante fizarmonikë dhe këndonte këngë arbëreshe, por edhe kalabreze. Zërit të tij i bashkohej edhe zëri im e kështu këndonim plot hare në oborrin e tij.

Edhe vajza e tij është një muzikante, e cila ka bashkëpunuar me disa nga artistët më të mëdhenj.

Gruaja e tij është një aktiviste e madhe me rol të rëndësishëm në themelimin e Lidhjes Shqiptaro- Amerikane. Në Amerikë njoha edhe nënën e z. Dioguardi dhe pata fatin ta incizoja.

Për Dioguard-in kam folur me shumë respekt te Liga Shqiptare në Amerikë, por nuk mund të lë pa përmendur

vitin 1989, kur organizoi demonstratat e para në Uashington për çlirimin e Kosovës nga okupacioni serb, si dhe për lirimin nga burgu të Adem Demaçit. Në 1990-n, Dioguardi shoqëroi Rugovën në Ljubjanë për t'u takuar me komunitetin shqiptar dhe për t'i angazhuar edhe ata në përpjekjet për Kosovën.

Në maj - qershor, kongresmeni Tom Lantosh dhe Dioguardi kryesuan një delegacion për në Kosovë për të sfiduar pushtimin serb dhe më pas shkuan në Tiranë për t'i kërkuar udhëheqësit komunist Ramiz Alia që t'u bashkohej vendeve të tjera komuniste europiane në heqjen e "perdes së hekurt" dhe hapjen e rrugës drejt demokracisë.

Dioguardi është miku më i madh i Kosovës dhe i Shqipërisë dhe qeveritë e këtyre dy vendeve e kanë harruar.

**Jean de Micelis**

Revista "Lidhja" pati jehonë edhe në Francë. Kujtoj që në vitin 1990 më erdhi një letër prej një arbëreshi të lindur në Francë, me emrin Jean de Micelis. Ai kishte dëgjuar për këtë revistë dhe më shkroi. Që në letërkëmbimet e para i lindi interesi për të shkruar historinë e gjyshit të tij arbëresh i Mezzujoso-s, ardhur nga Siçilia në vitet pas luftës.

Jean de Micelis, falë njohurive të tij në fushën arsimore, i ishte ngarkuar detyra si drejtor i një prej gjimnazeve më prestigjioze të Parisit, ku studionin fëmijët e aristokracisë dhe borgjezisë parisiene.

Në vitin 1986, ky mik arbëresh më ftoi në shtëpinë e tij. Për një javë u bëra pjesë e aktiviteteve intelektuale e sociale të tij.

Me Jean de Micelis, bir i një emigranti të diasporës arbëreshe, bashkëpunova për shumë vite. E mbështeta këtë mik në një prej projekteve të tij, mbi një libër për të dokumentuar emigrimin e arbëreshëve nga 1400-a deri në 1986-n.

Miku im Jean de Micelis së bashku me studiozin e madh **Allan Dusiller** ia doli mbanë, duke e botuar këtë libër të mrekullueshëm, të cilin ma dërgoi dhe e bëra pjesë edhe të "Lidhjes", nr. 28 1992, faqe 944.

Gjyshërit e tij vinin nga një komunë arbëreshe e asaj kohe, Mezzojuso, katund arbëresh, ku u vendos edhe familja fisnike e Demetrio Rerës. Në një lëndinë pranë një burimi, afër kishës normane Shën Maria Mëshirmadhe, Demetrio ndërtoi shtëpitë për familjen dhe për djemtë. Mezzojuso është ngritur në rrëzë të dy kodrave, Brigna (Brinja) dhe Dirrachio (Durrësi) dhe një ndër elementet më interesante të banorëve atje ishte festimi Pentekostë më 31 maj, që lidhet me ngjarjen tragjike të vitit 1413, kur ushtria e Gjon Kastriotit u thye dhe shumë banorë u masakruan nga pushtuesit turq. Kjo ngjarje mbeti e pashlyer në kujtesën e arbëreshëve të Mezzojusos (fatkeqësisht sot të asimiluar), të cilët e kujtonin me shprehjen: "Është bukur të kremtohen të gjitha festat, por e shtuna e Shkallës (Scialla) mos ardhtë kurrë!"

Një pjesë e popullatës e kësaj treve, që u shpëtoi raprezaljeve turke, në vitin 1413 u vendos në troje të shpopulluara të Siçilisë.

Emigracioni i shqiptarëve u intensifikua në vitet 1468 – 1506. Këto eksode të vazhdueshme janë pasqyruar në këngë të vjetra arbëreshe, në njërën prej të cilave thuhet:

*"Për tre qind mile trima iktin, çaitin detin, se të mbajën Besën".* (Treqind mijë trima ikën e çanë detin për të mbajtur besën).

Profesori intelektual, Jean de Micelis, i çoi më tej punimet e tij, duke shtuar emigracionin e diasporës deri më 1986-n.

E citoj këtë figurë, këtë mik, jo vetëm për inteligjencën e tij, por edhe si shembull thjeshtësie, i cili me këtë bagazh të madh, me stilin e jetës moderne, nuk ndihej i plotë. Ai e ndjente si nevojë të njihte rrënjët, identitetin e tij kulturor. Pa identitet nuk ka jetë.

Ndihej krenar që ishte arbëresh dhe fliste me shumë dhimbje që në Mezzojuzo nuk flitej më gjuha shqipe kaq e bukur, kaq

e rrallë dhe e lashtë. Në atë komunë kishte ngelur vetëm një afresk, që rrëfente origjinën e këtij fshati tashmë të asimiluar.

Më falënderonte pa masë që me vështirësi mbaja revistën “Lidhja” dhe në katundin ku jetoj flitet akoma arbërisht.

Mendoj se njerëzit e ditur, të arsimuar dhe me kulturë, asnjëherë nuk i harrojnë rrënjët.

**Jorgos Marougas**

Njëri prej miqve të mi të ngushtë ishte edhe Jorgos Marougas. Lindur në Mandra, Elefsina, më 26.12.1935, vdiq gjatë operacionit të apendicitit më 18.02.1985 në qytetin e Athinës.

Jorgo, përveçse një inxhinier i zoti, ishte artist. Falë miqësisë sonë, shumë studiues kanë në dorë një panoramë të plotë të realitetit kulturor arbëresh në aspektin historik, liturgjik gjeografik, kulturor.

Pak para se të ndërronte jetë, Jorgo Maruga formoi “Lidhjen e Arvanitasve të Greqisë”, që më vonë u drejtua nga Aristidh Kollja. “Lidhja...” me në krye Aristidhin dhe pasuesin e tij Jorgo Miha dhe Jorgo Gerun ngriti lart figurën e arvanitit që luftoi dhe krijoi shtetin e ri grek.

**Jorgo Haxhisotiriou**

Kishte mbaruar studimet në një prej universiteteve prestigjioze, Internacionalen e Francës Luis Pastëur në Paris, specializuar në onkologji. Ishte mjek, por ilaçi më i mirë i tij ishin besimet popullore.

Ky shkencëtar i madh arbëror më ftoi për drekë në shtëpinë e tij në Athinë. Një karakter i fortë, një personalitet i fortë, një dijetar i jashtëzakonshëm i kulturës popullore dhe i besimeve popullore arbërore në vendet shqiptare të Atikës. Një botë interesante është ajo e besimeve popullore me shumë veçori dhe fjalë arbërore të

lashta, të cilat i mblidhte, i rregullonte dhe i botonte në shqip, duke përdorur alfabetin grek. Tek unë ai pa kërkuesin, grumbulluesin, studiuesin e çdo gjëje arbërore. Ky mik i madh më vlerësoi, më mbështeti dhe më inkurajoi që të shkoja përpara, kur autoritetet greke më pengonin. Intervista e tij për "Lidhjen" është unike[60]. Ngelet në shpirtin tim si një prej miqve më të mirë.

**Kristina Maksutoviçi**

Një tjetër figurë e rëndësishme e shoqatës kulturore në Rumani është Kristina Maksutoviçi, vajza e Gelcu Maksutoviç. Ajo publikoi një libër shumë interesant me titull "Një emër i harruar me të padrejtë", dedikuar Dora D'Istrias.

*Ishte një vepër shumë interesante, sepse sqaroi gjenealogjinë* e të gjithë princërve Gjika në Rumani[61].

Unë vizitova pallatin e Gjikajve, ku pranë ishin edhe varret e të gjithë princave Gjika dhe ngjitur, kisha ku Fan Noli kishte celebruar për disa vite. Kjo vizitë më la shumë mbresa. Dua të kujtoj se në Rumani botoheshin10 revista të diasporës arbërore në atë kohë, në një kohë kur kishte vetëm një revistë për ne arbëreshët e Italisë[62].

**Metropolita Panteleimon Karanikolas**

Metropolita arbëror, ortodoks i Korinthit, Panteleimon Karanikolas, mbetet për mua një prind, një vëlla i madh, një patriot, një mbështetës, një përkrahës, që më ka mbajtur si mysafir për muaj në vatrën e tij. Gjatë qëndrimit në shtëpinë e tij, ai më merrte me vete në të gjitha vizitat pastorale në komunitete të ndryshme arbërore, pjesë të Eparkisë së Korinthit.

---

60 *"Lidhja" 18, 1987, 514 dhe "Lidhja" 27, 1992, 8903*

61 *Recensionin e kësaj vepre e botova në revistën "Lidhja", faqe 1438.*

62 *"Lidhja", 56/ 30 11/ 2006*

Më donte gjithmonë pranë tij, në krah të djathtë, dhe më prezantonte me emocion dhe krenari përballë besimtarëve në gjuhën shqipe: "Ky është prifti Antonio Bellusci, është nga gjaku ynë, flet gjuhën tonë dhe është vëllai ynë. Ai është këtu për të vizituar vëllezërit e gjakut dhe të besës. Të parët e tyre kanë emigruar për të mos iu nënshtruar turqve, ndërsa baballarët e tyre kanë qenë e ngelen në këto toka".

Panteleimoni shpesh më ka shpëtuar nga persekutimet dhe nga arrestimet e policisë greke në krahinat e ndryshme në Greqi, ku më thoshin se ishte e ndaluar të regjistroje këngët, zakonet traditat, doket, toponimet në gjuhën shqipe. Shpesh më mjaftonte të thosha që isha i ftuar nga Mons Panteleimon Karanikolas dhe përnjëherë më lironin. Prestigji dhe autoriteti i tij ishin të padiskutuara, sepse ai ishte me plot kuptimin mishërim i besës arbërore.

Nëna e tij, Magdalini, më ftonte shpesh në shtëpinë e saj në Kranidhi, ku më strehonte dhe më shtronte për të fjetur në krevatin e birit të saj. Kjo nënë e dashur thërriste gjitonët kudo që ndodheshin dhe i nxiste që të këndonin dhe të rrëfenin në gjuhën shqipe poezi, folklor, këngë, duke më ndihmuar në kërkimet e mia.

- Papa Ndoni,- më thoshte ajo - me këto regjistrime, do të ruhet memoria e gjyshërve dhe stërgjyshërve tanë dhe gjuha e kultura jonë në shekuj e shekuj.

Vdekja e saj ishte tejet e rëndë për të birin, i cili një ditë me telefonoi duke më thënë:

-Papa Ndoni, kërkoj një të mirë nga ju. Ju lutem më dërgoni një kopje të regjistrimit të zërit të nënës sime, sepse kam nevojë t'i dëgjoj zërin e ngrohtë.

Më preku kjo gjë, sepse ai sfidonte vdekjen e së ëmës duke e kujtuar nëpërmjet atij shiriti ku ajo kishte lënë këngët dhe ky ishte i vetmi çelës për të rinovuar me anë të kujtesës atë raport vital që atij i mungonte. Dhe unë ia plotësova dëshirën pa hezitim, menjëherë.

**Mark Krasniqi**

Akademik, shkrimtar, poet ndër më të mësuarit në Universitetin e Prishtinës. Miku im që nga viti 1977, është i pari që shkroi dhe përcaktoi librin tim "Il telaio" një vepër shkencore arbëreshe. Kjo më nderoi shumë, sepse kërkimet e mia etnografike gjetën jehonë në vlerësime pozitive nga dijetarët e Prishtinës. Këta studiues ishin me të vërtetë të përgatitur të dinin kulturën e Arbërisë si një mbështetje për kulturën e tyre[63].

**Nexhip P. Alpan**

U njoha për herë të parë me zotin Nexhipi në Prishtinë, gjatë seminarit të gjuhës që mbahet çdo vit në muajin gusht. Ai vinte rregullisht nga Ankara së bashku me gruan e tij turke.

Në Turqi është një diasporë e madhe shqiptare.

Kur nisa të botoja revistën "Lidhja" në vitin 1980, një kopje ia dhashë edhe mikut tim Alpan. Mbeti shumë i kënaqur nga ato çfarë ishin botuar dhe i pëlqeu aq shumë, sa m'u drejtua me këtë shprehje falënderimi: "Të lumtë, Fan Noli i arbëreshëve modernë!"[64].

Gjatë kësaj korrespondence më kërkoi që mendimet e veta si gazetar, gjuhëtar dhe shkrimtar t'i botoheshin te revista "Lidhja", sepse kishte parë influencën e kësaj reviste. Këtë kërkesë unë ia plotësova me artikullin e tij "Gjuha, thelbi i patriotizmit", ku ai bashkohet me mendimin që njësimi i gjuhës është arma e patriotizmit, sepse do të kemi një gjak, një shpirt, një familje[65].

Kujtoj me nostalgji një fakt. Ishim ulur në një bar dhe unë isha duke folur për librin tim "Magjia, miti dhe besimet popullore", që ka në thelb idenë që drita triumfon mbi errësirën

---

63 *"Rilindja", Prishtinë, 27.08.1977, faqe 24*
64 *"Lidhja", faqe 978*
65 *"Lidhja" 8 1983, 164.*

apo e mira triumfon ndaj të keqes. Në ato momente, gruaja e Nexhip Alpan, që ishte turke dhe që e shoqëronte burrin e saj gjithmonë në seminare, mori filxhanin tim, e tundi, e ktheu dhe e la të kullojë. Do të më shikonte filxhanin. Qeshëm të gjithë në tavolinë, ndërsa unë prisja me kuriozitet se ç'do të më thoshte. Ajo mori filxhanin dhe nisi të fliste: "Je një arbëresh dhe ke në deje gjakun e Skënderbeut. Ashtu si Gjergj Kastrioti në kuvend bashkoi gjithë princat për një qëllim kundër otomanëve, ashtu edhe ti me revistën tënde "Lidhja" kërkon dhe dëshiron të bashkosh të gjithë shqiptarët anë e mbanë kudo që janë. Ti je ilaçi që na shëron dhe unë të uroj jetë të gjatë".

Më lanë shumë mbresa këto fjalë, ku ajo vendoste jo vetëm fantazinë duke parë fundin e atij filxhani, por edhe zemrën, sepse ishte e ndërgjegjshme për punën e palodhur dhe me sakrifica për të mbajtur gjallë revistën. Ishin fjalë të bukura të sajat, por më bënin edhe përgjegjës për misionin e kësaj reviste. Nuk duhej të tërhiqesha përballë vështirësive.

Ky çift e donte kombin, rrënjët, identitetin shqiptaro-arbëror, prandaj meriton të ngelet në kujtesën time.

**Petër Bartk**

Zoti Petër, profesor në Mynih, ishte ndër të parët që kuptonte vlerën e botimeve të mia etnografike duke i shqyrtuar ato në revistat gjermane të kualifikuara. U takuam në Shën Sofinë e Epirit në vitin 1965, kur erdhi për të bërë kërkime etnografike në vendet tona. Është një mik me të cilin mbajta korrespondencë të gjatë dhe diti të vlerësojë punën time.

**Rexhep Qosja**

Një figurë që meriton të kujtohet është edhe Rexhep Qosja, të cilin e njoha nga afër në dy aspekte: kulturor dhe politik.

Gjatë seminareve të Prishtinës, çdo mëngjes e gjeja pingul mbi tryezë, mes librave, në zyrën e tij në Institutin Albanologjik.

Shpesh kam folur me të në studio, rrethuar mes librave. Kujtoj me admirim veprën e tij "Historia shqipe dhe romantizmi në letërsinë romantike arbëreshe". E konsideroj sublim krahasimin e romantizmit europian me atë arbëror–shqiptar, ku Qosja shprehet: "Nëse romantizmi europian shkon në natyrë për të lypur ngushëllim, paqe, qetësi në hapësirat, në bukuritë e natyrës, romantikët arbërorë kthehen në natyrë për të glorifikuar atdheun".

Personalisht më pëlqen kur e lexoj Qosen në të gjithë erudizmin e tij si kritik, eseist, historian letërsie, dijetar, biograf, prozator, dramaturg, publicist dhe, pse jo, edhe si polemizues. Ai ka karakter kompakt dhe përfshin në vorbullën e tij një korpus temash, idesh e mesazhesh, që sillen rreth vlerave më sublime të jetës njerëzore: lirisë, të drejtës dhe të vërtetës. Qosja kur lexohet është si një nirvanë që rrjedh fuqishëm, godet dhe jep forcë, por në të njëjtën kohë të udhëheq si një ciceron në kulturën e tij.

Ushqeva për të një admirim të veçantë edhe për sa u përket analizave dhe kritikës që u ka bërë autorëve arbëreshë. Kështu, në këtë mënyrë, ai i bën të njohur nëpër botë studiuesit arbëreshë.

Romani i tij "Vdekja më vjen prej syve të tillë" u botua në 1974-n dhe dy vite më pas unë isha student i seminareve në Prishtinë dhe pata rastin ta lexoja këtë vepër.

U takova me Qosen në vitin 1990 në Nju Jork, ku Lidhja Shqiptaro - Amerikane, e kryesuar nga Dioguardi, organizoi një lëvizje masive për të sensibilizuar Kongresin Amerikan dhe kongresmenët për çështjen e Kosovës. Impenjimi i tij në politikë ishte shumë kurajoz dhe dialektika e tij ishte në mënyrë të veçantë efikase dhe direkte në mbrojtje të çështjes së Kosovës.

Në qoftë se Ibrahim Rugova është quajtur Gandi i Ballkanit, Qosja është ajo figurë që ishte një kundërpeshë, një tsunami, që nuk shkatërron, por mobilizon.

### Robert Elsie

Historian, përkthyes, etnograf, studiues, hulumtues, që me shpirt e zemër u dashurua me kulturën shqiptare. E njoha nga afër këtë mik, që u nda shpejt nga gjiri ynë. Kishte një karakter të butë dhe mbi të gjitha nuk ishte ekzibicionist; ishte si puna e tij, përkthyes, që punon dhe ngelesh anonim. Ishte viti 1978 kur e pa për herë të parë Shqipërinë dhe që atëherë midis universitetit të Bonit dhe Akademisë e Shkencave u lidh një marrëveshje dhe ai me disa studentë vinin çdo vit dhe qëndronin dy javë. Nuk e dinte shqipen në atë kohë, por studionte gjuhët krahasuese.

Elsie më thoshte që Shqipëria ishte akoma e panjohur nëpër botë, prandaj punoi dhe nxori vëllimin "Fjalori historik i Shqipërisë dhe Kosovës", me mbi 500 faqe, që është botuar në shqip dhe në anglisht.

Vëllimi nuk kishte vetëm histori, por edhe kulturë, gjeografi, etnografi, figura personalitetesh, pra ishte edhe një mënyrë për të promovuar këtë tokë arbërore, ku shumica e europianëve dashurohet, ashtu siç u dashurua edhe ai.

Së bashku me mikun tim Robert, më 24 gusht 2003, vizituam varret e të rënëve në Prekaz në Kosovë, si dhe shtëpitë e shkatërruara. Atje hymë edhe në shtëpinë e luftëtarit Jashari. U emocionuam shumë kur pamë atë shtëpi, me një familje të shuar, ku tashmë mbijeton vetëm një frymë, Besjana. Roberti erdhi në Frasnitë, mysafir në shtëpinë time, për të bërë kërkime edhe në bibliotekë. Kam mbajtur miqësi dhe bashkëpunim me të[66].

### Shefqet Pllana

Profesor në Fakultetin Filozofik në Prishtinë, u njohëm në Prishtinë përgjatë seminareve. Para se të mbaronte seminari ishte kthyer në traditë që z. Pllana ftonte në shtëpinë e tij të gjithë

[66] *"Lidhja" 50, 2003, 1675-1679.*

studiuesit pjesëmarrës arbëreshë të seminarit. Ai na trajtonte me shumë respekt. Si intelektual e studiues që ishte na ndihmonte dhe na i bënte akoma më të lehta kontaktet me institucionet kosovare. Unë jam arbëresh dhe mikpritja është karakteristika jonë, kështu që edhe unë e ftova disa herë në familjen time, në shtëpinë time, për të kaluar pushimet verore së bashku.

Me z. Shefqet Pllana kishim të njëjtin interes kulturor (sepse ai ishte specialist në kulturën popullore shqiptare dhe kishte publikuar këngë e përralla). Duke parë punën time, pasionin tim, u impenjua edhe ai dhe më shtyu të merrja doktoraturën në Universitetin e Prishtinës, të cilën e mbrojta me temën: "Tematika e punës në poezinë popullore arbëreshe".

Jetuam miqësinë në një moment të veçantë historik, në vitet 1979-1985, kur dhuna serbe ishte sa e egër aq edhe masive. Në atë kohë njoha një tjetër mik të arbëreshëve, Latif Berisha, i cili u vra barbarisht nga serbët në 1999-n. E kujtoj me dhimbje këtë studiues, që së bashku me z. Shefqet erdhi në katundet arbëreshe për të mbledhur materiale mbi Zef Seremben.

Të dy këta studiues e njihnin mirë realitetin arbëresh, sepse ishin gjithmonë mes nesh. Për këta dy profesorë ruaj kujtimet dhe kopjet e korrespondencës së tyre. Në ato letra bie në sy kultura që kishin, por edhe ajo pjesë humane që karakterizon njerëzit e thellë.

Në Mitrovicë, te vendlindja e studiuesit Latif Berisha, kam shkuar dhe isha mysafir në shtëpinë e tij. U njoha me gjithë familjen e tij të madhe, familje tipike kosovare, e bashkuar, ku ruhej respekti dhe dinjiteti. Me këta dy studiues më lidhte qëllimi i njëjtë: kultura, identiteti, çështja kosovare dhe ajo arbërore[67].

---

[67] *"Lidhja", fq. 129, 467*

## Shpresa Xhakli

Shpresa Xhaklin e kam njohur në vitin 1989, kur erdhi në Amerikë. E lindur në Preshevë, e rritur në Mitrovicë e në Prishtinë, studioi dhe u diplomua në Fakultetin e Mjekësisë. Kjo zonjë u martua me një mikun tim, aktivist i madh për pavarësinë e Kosovës, z. Rexh Xhakli. Ndenja te shtëpia e tyre dhjetë ditë. Ishte një grua aktive, e dashur dhe me një bukuri të rrallë.

Kur fëmija i saj i dytë, Arbëni, u diagnostikua me autizëm, Shpresa mori një goditje të rëndë, të cilën e kthehu në forcë. Shpresa Xhakli tani është ambasadore e Fëmijëve me Autizëm në Kosovë.

Ishte e para që krijoi fondacionin në Kosovë në ndihmë të fëmijëve autikë. U bë nxitëse e projektligjit, që tashmë është një ligj në Kosovë, për të mbrojtur fëmijët me nevoja të veçanta. Ajo ndihmoi për të hapur shkollën e parë që adreson nevojat e tyre dhe ndihmon për të rritur ndërgjegjësimin në masë. Zonja Xhakli ka ardhur dy herë në bibliotekën time. Edhe pse mbi shpatulla mban peshën e problemeve të të birit, kjo grua nuk e shoi kurrë atë buzëqeshje aq të ngrohtë dhe meriton të jetë në rangun e miqve të mi shumë të mirë.

## Vangjel Ljapis

Vangjel Ljapis ishte njeriu më i mençur dhe më i guximshëm që njihja. Kujtoj që kur të tjerët kishin frikë, ai në një takim me arbërorët në Tebë, më 1990-n, tha: "Ne flasim ashtu si flisni ju këtu. Kemi gjuhën tuaj, zemrën tuaj. Kemi ritin (fenë) tuaj. Kemi emrin tuaj". Vangjeli ishte avokat arbëror që e ka kushtuar një pjesë të jetës së tij në mbrojtje të arvanitasve. Ka punuar në revistën "Besa" (Athinë), ku ka botuar një numër të madh të punëve të tij etnografike. Në një prej takimeve të tij më rrëfeu që do të shkruante një novelë dhe pas disa orësh bisedë e binda që

ta shkruante me alfabetin e Manastirit dhe jo me alfabetin grek. Novela e tij "Groja dhe thimiama" kishte rëndësi sepse u shkrua në gjuhën shqipe.

Në 1985-s, në një artikull të revistës "Lidhja", kam shkruar: "Të gjithë ata që kam intervistuar në vite do të rrojnë në zemrën ime. Kështu edhe vëlla Vangjeli, do të jetë i gjallë tek unë". Vangjeli ishte 71 vjeç atëherë. Kanë kaluar më tepër se 30 vjet dhe ai është ende i gjallë në zemrën time. Në një intervistë të gjatë në shqip ai më tregoi gjithë jetën e tij, idealet e tij. Ngelet një nga miqtë më të mirë. Edhe ky mik tani i përket qiellit.

**Vëllezërit Bytyçi dhe e ëma, Rusha**

Zemërgjerë, humanë dhe shqiptarë të vërtetë, ata kanë mbështetur çështjen e Kosovës. Gjithmonë kam qenë mik i Sabit Bytyçit. Më kanë trajtuar aq mirë sa ndihesha si pjesëtar i familjes së tyre. Sabit Bytyçi më shoqëronte kudo ku mblidheshin shqiptarët e Kosovës. Sejdiu, Mustafai, Sabiti, Muhameti, anëtarë të një prej shumë familjeve që emigruan nga Kosova në Amerikë, ku vunë rrënjët e diasporës. Kjo familje është simbol i bujarisë së popullit arbëror.

Rusha, nëna e tyre, rriti një familje që nisi nga zero dhe në fund të vitit 1989 i gjeta pronarë të katër restoranteve. Ishte një nënë që lotët e sakrificave i kishte në gjoks dhe dilte nga heshtja e saj vetëm kur do të tregonte arritjet e të bijve. Ishte nga ato nëna që buzëqeshte, për të mos treguar mundimet e suksesit të arritur. Në zemër kishte krenarinë e këtyre djemve punëtorë, të zgjuar, bujarë, por edhe plot ndjeshmëri, dashuri, krenari. Një ditë duke biseduar, më vështroi me sy të lodhur nga jeta, dhe më tha: "Unë kam qenë një grua burrnore që rrita këta bij si molla". E imagjinova sikur i shtrëngonte ata në qepallat e saj, ashtu të shtrenjtë, siç ruhet bebja e syrit. Nëna Rusha simbolizon të gjitha nënat e diasporës që morën rrugët bashkë me fëmijët e tyre.

## Vehbi Bajrami dhe Sinan Gambëraj

Gazetarë nga Prishtina, të cilët kanë dhënë më të mirën e mundshme në revistën "Iliria" në Nju Jork. I njoh nga afër, janë jo vetëm intelektualë të zot, por edhe shumë humanë. Vehbiu është nga ata gazetarë që ka vizituar të gjithë shqiptarët dhe arbëreshët të shpërndarë nëpër shtetet e Amerikës dhe ka botuar një vëllim të madh që përshkruan të gjitha aspektet sociale[68]. Kujtoj shumë mirë ato periudha të flakta, gjatë takimeve të mia në Nju Jork dhe Vehbi Bajrami, si gazetar, ka përshkruar në revistën"Iliria" të gjitha momentet më të rëndësishme të takimeve të mia kulturore në Nju Jork. Gazetar i ri dhe i shkëlqyer, i lidhur me mua nga miqësi kulturore dhe nderimi i thellë. Sot ai është redaktor i "Ilirisë" në Nju Jork dhe është shkrimtar dhe gazetar produktiv në mes të shqiptarëve në diasporë[69].

[68] *"Lidhja" 29, 1993, 994-996*

[69] *"Lidhja" 27, 1997, faqe 1284*

# Pjesa X

## Aktiviteti i At Bellusci-t sot

Edhe sot në moshë të thyer nuk ndalem kurrë së punuari. Jam i interesuar për gjuhën, kulturën, identitetin shpirtëror e kulturor arbëror dhe mbështes nismat me institucionet e Shqipërisë, të Kosovës, Maqedonisë, Malit të Zi, Diasporës, që synojnë eksplorimin, promovimin e gjuhës, trashëgiminë e vlerave kulturore. Jeta ime është te zyra ime. Sistemoj materiale, vihem në kontakt me studentë që të vijnë dhe të studiojnë ato materiale, por në të njëjtën kohë që sensibilizoj institucionet dhe organet e larta, po ashtu luftoj kundër asaj makine burokratike të shitur apo mistifikuese ndaj çështjes arbërore. Ne arbëreshët e Italisë ndihemi të vetmuar, edhe pse me vëllezër në tokën mëmë. Vëllezërit tanë janë, por ata flasin nga majat, premtojnë dhe nuk mbajnë fjalën.

Në arkivin tim kam akoma regjistrime, që duhen hedhur në letër e studiuar, por nuk ka interes, impenjim konkret nga fushat e gjuhësisë e albanologjisë. Së fundmi isha i ftuar në Tiranë në universitetin "Marin Barleti" dhe m'u propozua që arkivin tim, fryt i një pune 60-vjeçare, korrespondenca, udhëtimet, shtypi, kasetat, gjithçka, t'ia dhuroj Arkivit Shtetëror.

Të gjitha arkivat e mendimtarëve arbëreshë u kanë humbur, të gjitha, dhe nuk ka mbetur asnjë gjurmë për brezat e rinj. Unë

jam krenar të shpëtoj dhe të lartësoj kulturën e popullit arbëror në Helladhë, gjuhën e tyre të fiksuar në audio-kaseta, letrat me shkrime origjinale. Me këto materiale krijohet një histori komplete e kombit nën një flamur.

Unë dua që puna ime, e bërë në terren për më tepër se 40 vjet, me kërkime për ata arbërorë (arvanitas) që u dhashë deri diku zë, të mos lihet në harresë, por të shkruhet në histori, sepse ata arvanitas janë pjesë e gjallë e asaj historie të mohuar nga politikat e egra të qeverisë greke.

Në librat e mi jepet përgjigjja e këtij populli arbëror të Greqisë, që me apo pa dashje dalëngadalë e ndrydhën, e terrorizuan, e deformuan, identitetin e tyre, por nuk mundën kurrë ta shuanin këtë popull, sepse unë incizova zërat e tyre, i zbardha në letër zërat e këtij populli të padukshëm, por që ekziston. Ato zëra janë Zë, janë Ze-us, që Greqia e përvetësoi. Ato zëra janë fjalë shqipe, fjalë që vërtetojnë, që shpjegojnë ekzistencën e mbi 900 fshatrave arbërore në Greqi. Ato zëra janë kodet me të cilat miku im, Aristidh Kollja, shkroi "Gjuha e Perëndive".

Unë edhe sot me forcat e mia vazhdoj të punoj për të gjitha këto probleme që përmenda.

Puna ime do të ishte e realizuar në qoftë se do të shikoja ndërmarrjen e një plani konkret, që do të vlente për të shpëtuar kulturën arbëreshe dhe do të faktonte ekzistencën e arbërorëve (arvanitasve) në Greqi. Kjo kërkon të jemi të bashkuar dhe të punojmë me ndershmëri intelektuale për një qëllim të tillë. Shpesh kur jam i demoralizuar pyes veten: Ku shkoi ai amanet i Skënderbeut që të jemi të bashkuar kur flitet për çështjen arbërore, kur flitet për kombin, kur flitet për gjuhën shqipe, kur flitet për kulturën? Po ka edhe raste që jam me shpresën e gjallë se derisa arbri rron, shqiptari është, trevat shqiptare janë, diaspora ekziston, një ndjenjë e fortë më pushton se patjetër do të dalin vetëdije të reja, të cilat do të luftojnë për të drejtën

e çështjes arbërore. Është thënë dikur: Lum kush të rronjë, ta shohë zonjë!

Në librin "Arbërori – arvaniti, un popolo invisibili" kam renditur 300 familje arbërore, që do të thotë me mijëra persona. Studiuesit të gjuhësisë, etnografisë, mund të thellojnë studimet e tyre, sepse për secilin kam shënuar profesionin, moshën, gjuhën, leksikun etj.

Një gjë nuk e realizova dot. Në vitin 2000, pas vdekjes së Aristidh Kolljes u prish ura, bashkëpunimi dhe zhvillimi kulturor njerëzor midis ne arbëreshëve dhe arbërorëve të Helladhës. Unë dhe Kollja kishim krijuar lëvizje popullore nëpërmjet vizitave, ne ishim vëllezër. U këput kjo urë me vdekjen e Aristidhit. Unë vazhdova me dy botimet e mia, por nuk e mori askush tjetër flamurin e Aristidhit në Athinë. E braktisën, sepse nuk kishin ndërgjegje të bindur si Kollja.

Sigurisht që mosha bën të vetëm, nuk jam më aq aktiv sa dikur, por unë vazhdoj të punoj dhe kam akoma shumë për të bërë, jam gati të ndihmoj ata që më kërkojnë ndihmë për materialet, por mungojnë iniciativat. Nuk shikoj interesime. Nuk shoh të punohet konkretisht për Arbërinë.

Mendoj se asnjëherë nuk mund të them që bëra shumë, sepse kush do mëmëdheun, e tërheq gjaku të punojë për të deri në fund të jetës.

Puna dhe udhëtimet e mia nuk janë thjesht njohje për kuriozitet, por me vetëdije.

Opinionet e mia bazohen në fakte, sepse unë punova në terren. Solla vërtetësinë.

Udhëtimi im nuk është endje, puna ime është këmbëngulje. Unë vija me revistat ku ishin fotot e tyre, zëri i tyre, fjalët e tyre, identiteti i tyre. Ata shikonin me sytë e tyre që ata ishin, ata ekzistonin!

Udhëtimet e mia nëpër botë kishin si pikësynim të ndihesha pjesëmarrës i këtij identiteti, të përcillja një realitet historik, etnografik, gjuhësor, të botës arbërore dhe një pjesë të diasporës; qëllimi i udhëtimeve ishte të sensibilizoja për çdo gjë që kishte nevojë ky popull, këta njerëz, për të ruajtur identitetin kulturor.

Sot kur bëj bilancin e punës ndihem përgjegjës që nuk është bërë asgjë për arbëreshët. Dhe kjo më trishton, por nuk më demoralizon sepse unë jetoj në gjakun e arbrit dhe gjaku i arbrit këtej nga anët tona, edhe pse i sëmurë, rron.

Zakonisht unë nuk jap direktiva, por në këtë moshë që jam mund të them se të rinjtë shqiptarë kudo që janë duhet të flasin gjuhën shqipe, t'u mësojnë fëmijëve të tyre gjuhën shqipe, të njohin historinë e tyre dhe të ruajnë plisin, lahutën, fustanellën, deltarin ilir (qeni i Shqarrit), xhubletën, polifoninë, eposin, si kulturë arbërore, si trashëgimi kulturore shqiptare.

Historia dhe bota e egër na përçau. Nuk dua që ky brez të jetë i përçarë. Duhet të reduktohen konceptet separatiste brenda etnisë shqiptare: nuk ka çamë apo malokë, jevgë apo romë, veriorë apo jugorë, shqiptarë të Kosovës apo të Maqedonisë, ekziston një komb, një popull, një krenari, një gjak shqiptar. Vetëm kështu do të mbijetojmë në shekuj.

**Rinisë arbëreshe,** të katundeve përqark, u them të ndihet antiglobaliste për të mos u asimiluar. Të rinjtë të flasin shqip në ambientet familjare; edhe pse nuk u jepet mundësia të frekuentojnë shkolla shqipe, të kërkojnë ta mësojnë gjuhën. I ftoj të njohin folklorin arbëresh e ta mbajnë gjallë. Biblioteka që unë krijova nuk duhet të ngelet si muze, por të jetë aktive. Në bibliotekë depozitohet shumë material, shumë teza të diplomave i janë dhuruar bibliotekës, i këshilloj të vijnë të bëjnë kërkime, të bëhen krijues, të shkruajnë, se sa më shumë libra të kemi, aq më shumë e mbajmë gjallë gjuhën.

Populli arbëresh, në mënyrën më të mirë të mundshme, përmbushi një mision madhor, lidhur me ruajtjen e kulturës së lashtë shqiptare brenda mjedisit roman, ku asnjë kulturë e çdo lloj populli nuk mbijetoi kaq gjatë.

Tani po përpëlitemi në aventurën dramatike dhe të rrezikshme për t'u asimiluar. Ky popull i dha shumë mëmëdheut, ky popull i këndoi mëmëdheut, ky popull investoi për mëmëdheun ndjenjën, kohën dhe mëmëdheu i ktheu krahët kur s'kishte më nevojë për të!

# Epilog

Në vitin 1990, një intervistë e transmetuar nga Televizioni Shqiptar më mbërtheu para ekranit. Imzot Antonio Bellusci, me një shqipe të rrjedhshme, fliste për rrënjët e tij, për etninë e tij. Botonte një revistë, "Lidhja", të cilën e shpërndante kudo në botën arbërore. Sapo mbaroi intervista, më pushtoi një dëshirë për t'i shkruar këtij njeriu, i cili mbante kontakte me mijëra njerëz nëpër botë. As vetë nuk e di pse shkrova pa rezerva atë që mendoja. Ishin vitet kur Shqipëria po kalonte momente të vështira tranzicioni.

Gjithë natën përpëlitesha, sepse nuk po kuptoja nëse ideja që t'ia nisja letrën këtij etnologu arbëresh do të ishte diçka pozitive, apo po fundosja më tej familjen time; vija nga një familje ku im atë, së bashku me vëllanë dhe motrën e tij, ishte përjashtuar nga Partia për agjitacion e propagandë dhe regjimi akoma nuk ishte përmbysur.

Atë mëngjes u ngrita e pështjelluar, por kur dola nga shtëpia, këmbët më çuan në drejtim të postës.

E postova letrën me një adresë ku mbështetesha vetëm në të dhënat që mbaja mend prej asaj interviste: Antonio Bellusci, drejtor i revistës "Lidhja", Kozenca, Itali.

Kishin kaluar rreth tri javë, kur një pasdite, ndërsa u ktheva nga puna, gjyshja ime e dashur më thotë: "Të ka ardhur një letër

dhe një revistë". Pashë menjëherë adresën dhe nuk po iu besoja syve që zarfi mbante emrin e Antonio Bellusci-t. Me gishta të dridhur hapa zarfin dhe tërhoqa letrën:

"E nderuara bijëza ime, Ornela. Arbërorët janë një popull i padukshëm, por siç më shikon unë jam gjithandej, kam shkuar në Greqi, në Kosovë, në Amerikë, në Shqipëri dhe erdha tek ti. Gjithçka arrihet, duhet vetëm zemra dhe shpirti arbëror".

E lexova me një frymë atë letër dhe menjëherë nisa t'i shkruaja letrën tjetër. Kështu filloi korrespondenca ime me At Bellusci-n. Ishte 12 shtator 1990.

Më shumë se dy dekada më vonë, një mëngjes korriku, At Bellusci erdhi mysafir në shtëpinë time dhe solli me vete edhe korrespondencën tonë në vite...

## Udhëtimi im drejt Kalabrisë

Më 26 korrik 2016 u nisa për te shtëpia e At Bellusci-t. Isha e emocionuar dhe qindra mendime më vinin nëpër mendje. Sytë, zemra ishin koordinuar edhe tek ato fletë, ku unë i kisha shkruar 26 vjet më parë një miku kaq special.

Tabelat treguese rrugore shënonin daljen Frascineto.

Dolëm nga autostrada dhe menjëherë nisën qytezat me treguesit rrugorë të shkruar në dy gjuhë: shqip-italisht. Sa më tepër i afrohesha banesës së imzot Bellusci-t, aq më tepër më përfshinte një vorbull. Duke qenë vetë emigrante, ato vende më dukeshin si një pjesëz e Shqipërisë; rrugicat e ngushta, më kujtuan ata sokakët e Korçës nga shkoja me gjyshen, e cila më merrte gjithmonë me vete kur isha e vogël. Brenda vetes, vektorët "dhimbje" dhe "nostalgji", si në një tango, bashkoheshin e më mbërthenin si në një rreth magjik, ku nuk kishte fjalë, shkronja, por flatra emocioni e në shpirtin tim fabrikohej simfonia e këtyre njerëzve kaq të veçantë dhe këtij njeriu të madh që dashuron Shqipërinë, Arbërinë, që është fanatik i asaj gjuhe të lashtë dhe të bukur.

Parkuam makinën jo shumë larg banesës. Dera u hap dhe prej andej dëgjova zërin e At Bellusci-t. Ai zë i plotë si një tenor, shoqëruar nga një zë tjetër i ngrohtë që më thërriste: "Hajdeni brenda".

Ishte zëri i motrës Katerinë. Sapo hyje, ajo shtëpi shndërrohej në ***muze-teatër-filarmoni***, ku thithej vetëm "ajër Arbërie". Sytë, shpirti dhe mendja m'u mbushën me frymë Shqipërie. Nuk ndieje mall për Shqipërinë në ato çaste. Trojet e tua ishin atje, në atë perimetër, tek ajo dhomë, që dukej si kala e një vatër ku ndërthureshin Arbëria, Shqipëria, Dardania e Diaspora. Ndihesha e lumtur.

Pastaj kaluam te një paradhomë, ku Katerina na tregoi tezgjahun e ndërtuar sipas traditës shqiptare. Provova edhe unë. Ndaluam në kuzhinë dhe nga dera e ballkonit, At Bellusci më tha:

-Ornela, ktheje kohën djathtas, shiko, kemi edhe malin e Krujës!

Iu afrova ballkonit, hapa derën dhe me të vërtetë pashë malin përballë me një ngjashmëri të madhe me malin e Krujës.

-Frasnita u ndërtua prej arbëreshëve,- më tregoi, - dhe është vendosur në territorin e Parkut Kombëtar Pollino. Në verilindje, muri shkëmbor, i quajtur "Kruja e vogël", mbikëqyr zonën urbane të Frasnitës dhe Ejaninës. Vreshtat e zonës janë në jug, në një zonë të gjerë e të sheshtë. Mbizotëron në veri prania e masiveve Pollino dhe Manfriana. Grupi i banesave urbane, qendrat historike të Frasnitës dhe Ejaninës, janë grupuar dhe organizuar rreth bërthamës themelore si gjitonia (lagjja). Frasnita, ky emër rrjedh nga Frashëri i Përmetit në jug të Shqipërisë.

Frasnita, për ta thënë ashtu si i thona na në gjuhën arbëreshe, është vendi me rreth dy mijë frymë, me fraksionin Ejanina bashkangjitur, që të shoqëron me traditën e vet historike dhe kulturore. Janë oazë dygjuhësh, por në shtëpi flasim arbërisht. Këtu kemi një bar, "Bar millenio". Në muret e këtij bari duket hija e një fytyre të veçantë njerëzore me vështrim drejt lindjes, si

për të treguar se arbëreshët sytë i kishin nga Lindja, nga rrënjët e tyre.

Ndërsa At Bellusci më rrëfente, motra Katerinë kishte përgatitur kafenë dhe na e serviri me filxhanët me emblemën e flamurit. U çudita dhe u emocionova shumë dhe ashtu e emocionuar u ngjitëm lart për të parë bibliotekën.

Tri ditë kaluan shumë shpejt, plot me rrëfime dhe emocione. Ndarja është gjithmonë disi melankonike, kur takon njerëz me shpirt të gjerë e të mëdhenj në mendime e në karrierë, siç është At Bellusci. Kujtoj që para se të ikte më kishte përgatitur të gjitha studimet e tij dhe m'i dhuroi duke më lënë si kujtim autografin e tij. E falënderova nga zemra për ato ditë aq të bukura, që mua dhe bashkëshortit tim na lanë shumë mbresa. E përcollëm deri në shtëpinë e tij, edhe pse ai nuk pranoi, preferonte të merrte autobusin, por për ne ishte kënaqësi, sepse edhe gjatë rrugës, në hyrje të territorit të Kalabrisë, ai na fliste për ato territore, që mbanin jetën dhe gjakun e arbëreshëve.

## Nëntor 2017

Me At Bellusci-n komunikoj dy ose tri herë në javë. Ai më rrëfen për aktivitetet e tij, kumtesa, konferenca apo edhe thjesht për biseda e takime me miqtë e tij.

Më 3 nëntor 2017 humba babanë. At Antonio më qëndroi pranë. Më telefononte dhe më ftoi t'i shkoja për vizitë. Ishte 18 nëntor kur shkova në Frasnitë. Kujtoj që gjatë asaj vizite më dhuroi plisin shqiptar, që e kishte blerë vetë në Kosovë gjatë viteve '80. Ndërsa motra Rinë më dhuroi një punim të bërë me tezgjah nga duart e saj. Pastaj ati më çoi në fshatin Çifti, afër Frasnitës, për të vizituar bustin e Pal Engjëllit, dhuruar nga shoqata shqiptare me të njëjtin emër. Papas Bellusci më tregoi mbi historikun e kësaj qyteze, si edhe për legjendën.

## 3 prill 2018 - Vallja

Në mëngjes më telefonoi At Bellusci dhe më tha që rreth orës 15:30 fillonte ceremonia "Vallja". Është ceremonia që organizohet të martën pas Pashkëve.

Sa hyn në Frasnitë apo qytezat arbëreshe imagjinata të çon në kohën e largët, ku dëshira luan me një tip malli harmonik e të ngadaltë, të fut në labirinte dhe të ndalon në gjuhën e maleve.

Ndaluam makinën përballë bibliotekës dhe te dera e shtëpisë na priste At Bellusci. Brenda në shtëpi, ulur në karrige, na priste motra Rinë, siç i thërras edhe unë, e cila ndihej disi e pafuqishme; vitet kalojnë edhe për të. Mbi tavolinë ishin tabakaja me filxhanët e kuq me shqiponjë, simboli i flamurit tonë.

Pasi u përshëndetëm, u ulëm të pinim kafenë.

-Ornela, sot është "Vallja". Do të shohësh gratë tona arbëreshe të bukura e fisnike. Ndrin çdo gjë,- më tha motra Rina.

-Arbëreshet me kostumet e tyre janë krenare, janë dinjitoze, elegante e luksoze. Lëvizjet e tyre janë shkëlqimi i diellit, bluja e hënës. Ato interpretojnë këngë epike, rapsodi tradicionale, por edhe këngë satire e të improvizuara,- shton At Bellusci.

-Ritmi i këtyre valleve është identiteti im, janë rrënjët e mia. Arbëreshët që flasin shqip janë drita që unë adhuroj, sepse vetëm me përdorimin e gjuhës, riteve e zakoneve, vazhdojmë të ndiejmë atdheun në një tokë që nuk ishte e jona, por që askush nuk na e dhuroi, e fituam,- ndërhyn Katerina dhe nis e këndon "Kostandini i vogël".

*Kostandini, i cili ishte në shërbim të mbretit, sheh një ëndërr të tmerrshme. Zgjohet nga gjumi me një klithmë aq të fortë saqë i zoti i tij e dëgjoi dhe menjëherë urdhëroi të binin tupanat. I mblodhi luftëtarët në oborr rreth tij.*

*-Cili prej jush, - pyet ai, - e lëshoi atë britmë aq të fortë?*

*-Unë bërtita, - u përgjigj Kostandini,- se sot është e shtunë e nesër e diel dhe martohet e fejuara ime, e dashura e zemrës sime.*

*–Merri këta nëntë çelësa e shko në ahur, aty janë nëntë kuaj, zgjidh atë që të pëlqen: i bardhi si albastra, i kuqi si lulëkuqja, i ziu si ulliri, i shpejti si shqiponja,– i tha mbreti.*

*Kostandini zgjodhi të bardhin dhe shkoi me turr të madh.*

*Gjatë rrugës takoi motrën e tij, Florentinën.*

*–Ku shkon kështu, oj vajzë e re?*

*–Dua të hidhem në humnerë se nesër, e diel, martohet e reja, e fejuara e vëllait tim, Kostandinit!*

*–Po unë jam Kostandini,– i thotë ai.*

*–Vrapo, vrapo nëse do të arrish me kohë,– ia ktheu Florentina.*

*Në rrugëtim takoi babanë.*

*–Ku shkon kështu, o plak i mirë?*

*–Dua të hidhem prej një shkëmbi, sepse nesër, e diel, martohet e reja ime, e fejuara e birit tim, Kostandinit.– i thotë plaku.*

*–Po unë jam Kostandini, biri yt, – i thotë ai,*

*–Vrapo, vrapo, që t'arrijsh me kohë,–ia kthen plaku.*

*Gjatë rrugës takon mëmën e tij.*

*–Ku po shkon, o grua e mirë?*

*–Dua të hidhem nga shkëmbi se nesër, e diel, martohet e reja, e fejuara e birit tim, Kostandinit.*

*–Po unë jam Kostandini, biri yt, – i thotë ai.*

*–Vrapo, vrapo nëse do t'arrijsh me kohë!*

*Kostandini vraponte, pa u ndalur, derisa arriti para shtëpisë së të fejuarës së tij.*

*E lidhi kalin në sheshin ku ishin mbledhur qytetarët dhe u tha:*

*–Zotërinj, dëgjoni këtej! E fejuara ime nuk i takon askujt tjetër përveç meje dhe ju them të vërtetën, sepse po e sjell këtu në shesh para jush dëshminë, kurorën e martesës.*

*E nxori kurorën dhe ua tregoi.*

*I fejuari i rrejshëm, i turpëruar, u largua nga qyteti e Kostandini u nis për në kishë me të fejuarën, të dashurën e zemrës së tij.*

Zëri i zonjës Katerinë bashkohej me zërin At Bellusci-t dhe

të dy krijonin atë magjinë që të përcillnin larg, shumë larg, por edhe afër, sepse në atë magnetizëm ndiheshin zemrat e tyre.

- Ornela, arbëreshit malli i vjen nga shpirti dhe ekziston për shpirtin dhe epërsia e mallit rrjedh nga fakti, produkt natyror identiteti dhe si i tillë vazhdon të ekzistojë. Arbëreshët janë njerëz që duan atdheun deri në vdekje, pavarësisht se ku gjenden. Të brengosur nga dhimbja, ata ruajnë sot e kësaj dite kultin e ndjenjës, kultin e heroikes, të mbytur nga malli për shtëpitë dhe varret e të parëve të tyre, - më tha imzot Bellusci.

Gjatë asaj dite feste, përpara kishës **Santa Maria Asunta**, ndërsa po ekzekutohej festa "Vallja", rastësisht u takova edhe me profesorin dhe drejtorin e revistës "Jeta arbëreshe", Agostino Giordano, me të cilin ishim njohur vitin e kaluar në seminarin e gjuhës në Prishtinë.

Kujtdo që ndeshet me këtë arbëresh do t'i bjerë në sy mprehtësia, ironia në dozë inteligjence, buzagazi dhe mbi të gjitha pasioni i tij për gjuhën arbërishte në veçanti. Menjëherë nisëm të flisnim mbi karakteristikat e kësaj feste dhe u ndalëm te kënga "Kostandini i vogël".

Z. Agostino nxori një libret nga xhepi, sikur të ishte një Bibël në miniaturë, ku ishin vallet që interpretonin këta arbëreshë. Vura re sa me pasion dhe dhimbje fliste për gjuhën shqipe dhe arbërishten në veçanti.

-Vallet tona, - më thotë z. Agostino,- kanë ngelur autoktone dhe Frasnita me këtë krenohet. Në fshatin gjiton, Çiftja, festohet edhe atje, është bukur edhe atje, por ata disi e kanë modernizuar dhe unë preferoj origjinalin. Ne arbëreshët nuk jemi grekë. Arbëreshi nuk flet greqisht.

Funksionimi sistematik i arbërishtes në një hark kohor prej afër pesë shekujsh mbetet një vlerë jo thjesht muzeale në polisistemin letrar shqiptar, por edhe pasuruese mjaft aktive e tij.

Unë u rrita me flamurin shqiptar ndër sy, me himnin shqiptar ndër vesh, me flamurin shqiptar në vallet e Frasnitës të sjellë

me dorë nga flamurtari për solistin e valles; me himnin shqiptar të kënduar nga grupet folklorike arbëreshe. Pastaj fshatrat arbëreshe janë plot me buste të Skënderbeut, me flamuj që valëviten nëpër shfaqjet folklorike.

Kërkojmë që të ruhen raportet dhe marrëdhëniet ndërmjet shqiptarëve, si të Kosovës, të Shqipërisë, dhe të arbëreshëve, duke bashkëpunuar në lëmin e letërsisë e të albanologjisë, sepse shqipja është si një lumë e ne jemi të gjithë përrenj rrëkaq. I sjellim ujë këtij lumi të madh, por e kemi këtë krenari tonën që ta mbajmë gjallë gjuhën (arbërishten), sepse me këtë gjuhë është shkruar një pjesë e letërsisë shqiptare.

Mendoj se krijuesi zgjedh një gjuhë, një udhë të veçantë prej një tjetri dhe me këtë ai bën poezi ose prozë artistike. Dikush shkruan dhe bën letërsi në dialektin gegë. Fishta, a nuk bën pjesë në letërsinë shqipe? Ai është një ndër më të mëdhenjtë poetë.

De Rada shkruan arbërisht dhe është arbëresh. A nuk bën pjesë ai në grupin e letrarëve të mëdhenj të kohës?

Revista "Jeta arbëreshe" është një bast me kohën. Një bast me arbëreshët. Është një ilaç që i bën mirë Arbërisë. Gjithashtu i bën mirë gjuhës arbëreshe. Veçanërisht i bën shumë mirë historisë arbëreshe dhe të Shqipërisë,- përfundon z. Agostino Giordano.

## Në kishë

Sa hyje ndieje një emocion të çuditshëm. Çka binte në sy ishin kostumet dhe zëri i bukur i këtyre arbëreshëve. Vallja ishte një tip koreografie e realizuar nga të rinjtë, të veshur me kostume tradicionale, të cilët lidhen zinxhir me anë të shamisë dhe të udhëzuar në fund nga dy figura të veçanta, të quajtur flamurtarë (bartës), gjarpërojnë nëpër rrugët e vendit. I shikon këto vajza arbëreshe dhe i merr për përendesha të lashta apo për nimfa. Zërat e tyre janë psherëtima, janë forcë; ato janë Doruntina, ato janë Argjiroja, ato janë gratë e Sulit, ato janë Bubullina, ato janë

Nora e Kelmendit, ato janë të hijshme, ato janë Zana, ato janë Circe... ato lëvizin si një cikël, si një valë. Kjo lloj valleje imiton strategjitë e luftës së Skënderbeut për të kapur armikun.

Këngët e tyre rrëfejnë për një popull në arrati, që ruajtën fort identitetin, kujtesën. Vallet e tyre tregojnë historinë, zakonet e traditat e banorëve, por edhe dashurinë. Mbi fasadat e jashtme kanë lënë timbrin psherëtimat, klithmat.

Nuk mund të fsheh faktin se më erdhi turp mua, një qytetare e thjeshtë, që në atë festë nuk pashë asnjë prezencë institucioni nga Shqipëria. Asnjë historian apo ekspert i fushës nga Shqipëria, të cilët duhet të jenë krenarë për këta njerëz që ruajnë në dhè të huaj traditat e lashta. Askush nuk u angazhua, askush nga Tirana mëmë nuk erdhi të përjetonte festimet që u zhvilluan në qytezën Frasnitë apo Civita gjatë gjithë ditës së martë pas Pashkës, nga të cilat mund të mësonte se cila është Arbëria.

Arbëreshi është një përpjekje titanike e një populli të mërguar prej pesë shekujsh nga trungu mëmë për të mbijetuar i patjetërsuar, i paasimiluar dhe për këtë meriton realisht të vlerësohet.

Në mbrëmje, pasi përshëndes At Bellusci-n, duke e falënderuar me zemër e mirënjohje të thellë, hipa në makinë, duke lënë pas këta njerëz kaq humanë dhe altruistë, këta njerëz kaq të veçantë, që kanë ditur të ruajnë ndjenjën për Arbërinë, për rrënjët e tyre. Ndërsa udhëtoja, lija pas tabelat informuese të shkruara në dy gjuhë: Municipio-Bashkia, Via-Udha, Chiesa-Qisha (kisha). Panorama e kësaj qyteze e mbuluar nga atmosfera mistike e natyrës plotësohej nga këta njerëz, që gjuhën ua kanë mësuar prindërit, gjyshërit, stërgjyshërit...

## Mbi bashkautoren



Ornela Radovicka jeton në emigrim që nga viti 1992. E diplomuar në Shqipëri, në degën Gjuhë-Letërsi, vijoi studimet në Milano, Itali, për pedagogji. Prej vitesh është e angazhuar në realizimin e projekteve pedagogjike në sektorin civil e penal për të miturit. Ka botuar një sërë punimesh profesionale në gjuhën shqipe dhe italiane, si: "Educazione, devianza giustizia", "Conoscere un istituto penale minorile", "Educazione e il bambino", "Edukimi dhe drejtësia", por edhe libra artistikë, si: "Pensieri dhe parole", "Dashuri utopike", "Enea". Gjatë periudhës 1990-1996 ka qenë aktiviste te revista "Lidhja" me drejtor At Antonio Bellusci-n dhe vijon të jetë aktiviste në ruajtjen e kulturës dhe gjuhës shqipe në diasporë.

# Botime të mëparshme të imzot Antonio Bellusci-t

1971 - "Këngë fetare arbëreshe" / Canti sacri tradizionali albanesi ("Kalimere") të mbledhura në Shën Kostandinin Arbëresh, Shën Sofinë e Epirit dhe në katundet arbërore në Greqi. Tekste popullore vetëm në të folmet arbëreshe dhe arbërore-arvanite – Shtëpia botuese "Shoqata kulturore Gjergj Kastrioti", Kozenca.

1977 - "Argalia në tekstet popullore arbëreshe në Frasnitë" / Il Telaio nei testi popolari arbëreshe di Frascineto - tekste popullore në të folmen arbëreshe frasnjote me përkthimin në gjuhën italiane. Shtëpia botuese "Shoqata kulturore Gjergj Kastrioti", Kozenca.

1983 - "Magjia, mite dhe besime popullore në katundet arbëreshe / Magia miti e credenze popolari nei paesi italo-albanese -tekste popullore në të folmet arbëreshe dhe me përkthimin në gjuhën italiane. Shtëpia botuese "Shoqata kulturore Gjergj Kastrioti", Kozenca.

1989 – "Fjalor frazeologjik i arbëreshëve në Itali dhe arbërorëve në Greqi" / Dizionario Fraseologico degli Albanesi d'Italia e degli Arberori di Grecia - tekste popullore në të folmet arbëreshe dhe arbërore-arvanite dhe me përkthimin në gjuhën italiane, angleze dhe franceze. Shtëpia botuese "Shoqata kulturore Gjergj Kastrioti", Kozenca.

1991 - "Blegtoria në Frasnitë" / La Pastorizia a Frascineto - tekste në të folmen arbëreshe frasnjote me përkthimin në gjuhën italiane. Shtëpia "Shoqata kulturore Gjergj Kastrioti", Frascineto 1991.

1994 -"Kërkime dhe studime ndër arbërorët e Helladhës / Ricerche e Studi tra gli Arberori dell'Ellade - tekste dhe dokumente në të folmet arbërore-arvanite me përkthimin në gjuhën italiane. Shtëpia botuese "Shoqata kulturore Gjergj Kastrioti", Frascineto.

2003 - “Antologjia arbëreshe / Këngë djepi, gjëegjëza, këngë te vatra dhe te sheshet, lojëra për fëmijët, zakone dhe besime ndër arbëreshët e Italisë”/ Antologia italo-albanese – Ninnananne, strambotti, filastrocche, indovinelli, formule augurali, presagi fausti ed infausti, giochi, usanze e credenze popolari – tekste në të folmet popullore arbëreshe me përkthimin në gjuhën italiane. Shtëpia botuese “Shoqata kulturore Gjergj Kastrioti”, Frascineto.

2004 - “Arbërorët-arvanitë, një popull i padukshëm - Kërkime etnografike në Greqi” / Gli Arberori-Arvaniti/Un popolo invisibile – Ricerche etnografiche (1965-2000). Tekste në të folmet arbërore-arvanite me përkthimin në gjuhën italiane. Shtëpia botuese “Shoqata Kulturore Gjergj Kastrioti”, Frascineto.

2007 - A. Bellusci / D. Bellusci, “*Regesto* – Manoscritti d’Archivio nella Biblioteca Internazionale “A. Bellusci” di Frascineto” – Segmenti di vita giuridica, sociale, economica, politica, storica, religiosa e letteraria a Frascineto, comunità albanofona calabrese di rito bizantino-greco dal secolo XV – Premessa di Tommaso Bellusci, Edizioni Centro Ricerche, Frascineto 2007.

2007 – “*Antologji Arbëreshe*” – Prozë dhe poezi gojore, veshja, të ngrënit, bujqësia, blegtoria, martesa, vjersha, vajtime, fjalorth mbi argalinë, frazeologjia, dorëshkrime të shekullit XIX – Transkriptim në të folmet arbëreshe dhe përkthim italisht. Shoqata “Gjergj Kastrioti”, Frasnitë.

2008 - “*La parrocchia bizantina “SS. Maria Assunta” di Frascineto*” – storia, rito, cronaca, letteratura (1490-2009), Editore Centro Ricerche, Frascineto.

2018 - Biblioteka Arbëreshe “A. Bellusci” - *Gjurmë dhe realitete emocionale – vizita, kujtime dhe dëshmi në bibliotekën “A. Bellusci”*, Frasnitë 2018.

2019 - A. Bellusci-R.Burigana, *“Storia dell’Eparchia di Lungro” – Le comunità albanofone di rito bizantino in Calabria 1439-1919, vv. I, II*, Centro Studi per l’Ecumenismo in Italia, Venezia 2019.



*Frascineto-Frasnita (Kozencë), 2014 – Vajza me kostumin tradicional arbëresh me flamurin në dorë duke nisur kuvendin kulturor nga biblioteka "A. Bellusci".*



*Frascineto-Frasnita (Kozencë), 2014 – Peshkopi  arbëresh i Ungrës, mons. Donato Oliverio, Ilirjan Celibashi, Edita Tahiri, vik. Pjetër Lanza te Sheshi i Shqipërisë për të nderuar Gjergj Kastriotin.*



*Frascineto-Frasnita (Cosenza), 2014.  Kuvend Kulturor te kisha arbëreshe bizantine  me relatorë peshkopin Donato Oliverio, vikarin Pjetër Lanza, dep. Ilirjan Celibashi, min. Edita Tahiri, prifti A. Bellusci.*



*Menidhi, katund arbëror në Greqi, 1990. Aristidh Kolljas nderon priftin Antonio Bellusci dhe gjithë arbëreshët që kishin ardhur për të krijuar një "vëllamje" me vëllezërit arbërorë të gjakut tonë.*




*Athinë, 1984. Selia e Shoqatës Kulturore Arbërore "Marko Boçari". Aristidh Kollja, Antonio Bellusci, Jorgo Gerou, Jorgo Michas, Katerina Cotou, Thanasios Bethanis, Nancy Kollja, Jorgo Kollja.*



*Nju Jork, 1990 – Kuvendi i parë për Kosovën: Ibrahim Rugova, Rexhep Qosja, Antonio Bellusci, Idriz Ajeti.*



*1990. Te Teqeja Bektashiane, takim me Baba Rexhepin. Adrian Gjinaj, Antonio Bellusci, Ekrem Bardha.*



*Boston, 1990. Lutje te varri i Fan Nolit – Antonio Bellusci, Artur Liolin, Serxhio Bytyçi, Rexha Xhaklli, Joseph Dioguardi dhe të tjerë vëllezër shqiptarë.*



*Nju Jork, 1990. Joseph Dioguardi, Antonio Bellusci, Ibrahim Rugova.*



*Nju Jork, 1990. Me vëllezërit shqiptarë Bytyçi*



*Shkodër, 2002. Akademiku Jup Kastrati dhe Antonio Bellusci.*



*Drenicë. Robert Elsie dhe Antonio Bellusci te shtëpia e vëllezërve Jashari*



*Prishtinë, 1988. Agnija Desnickaja, Antonio Bellusci, Shefqet Pllana dhe F. Fiedler te Seminari Ndërkombëtar.*



*Nju Jork, 1990. Joseph Dioguardi, Sami Repishti, Antonio Bellusci, Zef Prelaj, Drin Derti, Rexha Xhaklli, Jim Xhema, Bruno Salihaj, Sergio Bytyçi dhe gjithë Drejtoria e Lobit Shqiptar-Amerikan e mbledhur për çështjen e Kosovës Republikë, të lirë dhe të pavarur.*



*Shën Kostandini Arbëresh, 1968: Burra dhe gra kujtojnë 500-vjetorin e vdekjes së Heroit tonë Kombëtar, Gjergji Kastrioti Skënderbeu.*



*Nju Jork, 1998. Nermin Falaski, Antonio Bellusci dhe të tjerë relatorë te Kuvendi i organizuar nga "Lidhja e Prizrenit" te redaksia e gazetës shqiptare "Ylliria".*




*Nju Jork, 1998. Kuvend për kujtimin e Lidhjes së Prizrenit. Nermin Falaschi dhe Antonio Bellusci.*




*Prishtinë, 2003. "Nga presidenti i Kosovës I. Rugova dekorohet me Medaljen e Artë të Lidhjes së Prizrenit Imzot Antonio Bellusci, për kontributin e dhënë në fushën e studimit të kulturës, jetës dhe të letërsisë të arbëreshëve të Italisë, si dhe për përkrahjen për lëvizjen demokratike të Kosovës për liri e pavarësi".*



*Frascineto-Frasnita, 2006. Deputeti avokat Ilirjan Celibashi, kryetar i Shoqatës Kulturore "Pal Engjëlli", nderon te Biblioteka Kombëtare Shqiptare në Frasnitë zotin Antonio Bellusci.*



*Foto e shkrepur në vitin 1939: nëna ime e veshur me kostumin tradicional arbëresh, me mua dhe time motër, Rinën. Këtë fotografi, nëna ia dërgoi babait në Afrikë. Fotografia ishte e vetmja mënyrë për të ruajtur kontaktet dhe i vetmi mjet për të qetësuar e siguruar babanë që ne fëmijët ishim mirë.*



*Tiranë, 1995. Prof. Dr. Shaban Demiraj, kryetar i Akademisë së Shkencave, i dorëzon At Antonio Bellusci-t titullin e nderit "Doktor Honoris Causa".*



*Piana degli Albanesi, 1985. Dritëro Agolli, Androkli Kostallari, Antonio Bellusci dhe Gjovalin Shkurtaj në Kuvendin Kulturor Arbëresh te katundi Hora i Arbëreshëve.*



*Toulouse (Francë), 1988. Prof. Aleksander Zotos dhe zoti Antonio Bellusci.*



*Dervenohòrja (Greqi), 1987: Me avokatin, shkrimtarin e etnologun arbëror Vangjel Ljapis dhe me partizanin Thanas Papathanasiou. Dy burra të mëdhenj arbërorë, që luftuan për mbrojtjen e të drejtave të arbërorëve-arvanitë në Greqi.*



*Bisha – Perahora, Greqi, 1985. Janulla Sotiriou Gjika dhe Sofia Gjika, gra arbërore, që na kanë kënduar këngë arbërore dhe treguar zakone dhe përralla të lashta.*



*Me gra arbëreshe në Shën Sofinë e Epirit, 1963*



*Thespjè – Erimokastros (Greqi), 1984. Haralampos Sarmanxhis, 83 vjeç, dhe burra arbërorë këndojnë këngë arbërore te magnetofoni i A. Bellusci-t për të kujtuar dhe trashëguar historinë dhe zakonet e tyre të lashta arbërore.*



*Dhafni – Daramari, Greqi, 1983. Koç Gjeorgjiou Farmaqis, 85 vjeç, poet popullor arbëror, me Jorgo Kosmàs e Thanas Sandillas te shtëpia tyre.*



*Koskina, Eubea - Greqi, 1983. Burra arbërorë që më kanë treguar me krenari në gjuhën arbëreshe zakonet dhe traditat e katundit ("Lidhja", 12, 1985,286).*



*Frasnitë 1968. Teresa Bellusci me të bijën Rinën, me veshjen arbëreshe.*



*Lugano (Zvicër), 2005. A. Bellusci dhe Ibrahim Kodra në kuvendin për 70-vjetorin e vdekjes së shqiptarit të madh Aleksandër Moisiu, aktor.*



*Frascineto-Frasnita, 2003. Fëmijë me veshjen kombëtare tradicionale arbëreshe, që trashëgojnë pas shekujsh, bashkë me zakonet, gjuhën dhe traditat.*



*Frascineto-Frasnita, 1980. Zonja Katerina Bellusci dëfton cohën kombëtare arbëreshe ku ajo vetë qëndisi simbolet me ar. Ky kostum vishet të martën pas Pashkëve, te **"Vallja"**.*




*Frascineto-Frasnita (Kozencë) – Toponomastika arbëreshe.*



*Kozencë, 1992. Prof. Gjovalin Shkurtaj dhe prof. Totoni Menella nga Tirana te Biblioteka e Antonio Bellusci-t.*



*Frascineto – Frasnita. Zonja arbëreshe Katerina Bellusci duke punuar te veku i shtëpisë pëlhura shumë të bukura sipas trashëgimisë arbëreshe shekullore.*



*Frascineto – Frasnitë – Frashër*



*Biblioteka Ndërkombëtare "A. Bellusci" në Frasnitë, e themeluar në vitin 1961, përmban 6000 vëllime dhe revista nga Arbëria jonë në Itali, nga arbërorët e Helladhës, nga Shqipëria, Kosova, Maqedonia, Mali i Zi, nga Europa, Amerika dhe Australia.*



*Lugano, Zvicër. 2005. Presidenti i Republikës së Shqipërisë, Alfred Moisiu, me Antonio Bellusci-n, duke lexuar revistën "Lidhja" dhe botimet mbi arbërorët në Helladhë, ku zbuloi 900 katunde me popullsi me origjinë shqiptare.*




*Frascineto-Frsnita (Cosenza), 2006. Dep. Ilirjan Celibashi, prok. Edmond Islamaj, Prof. Ardian Visha, Bilbil Mete, Agron Gaxho, Igli Toska dhe shumë anëtarë të Shoqatës Kulturore "Pal Engjell" nga Tirana kanë ardhur te Biblioteka Arbëreshe e Bellusci-t dhe kanë dhuruar libra dhe revista.*



*Athinë, 1994. Antonio Bellusci dhe Donato Oliverio me shkrimtarin të njohur arbëror nga Eubea, Jani Gjikas, i cili botoi shumë vepra etnologjike mbi banorët arbërorë në Eube.*



*Frascineto – Frasnita. Vajza me kostumin tonë tradicional.*
*Të shkëlqyeshëm dhe plot me bukuri dhe me ar. Shikoni kamizollen, cohën, xhipunin, skolen, linjën, vellin dhe spingulla ari. Në krahët e xhipunit kemi shumë simologji me lule. Gruaja arbëreshe është si një mbretëreshë!*



*Frascineto – Frasnita (Cosenza), 2006. Shoqata Kulturore "Pal Engjëlli" nga Tirana i dhuroi shumë libra bibliotekës sonë dhe studiuesit i kanë çmuar shumë, sepse na duhen për rininë universitare që bëjnë doktoraturën në universitetet italiane.*




*Nju Jork, 2012. Antonio Bellusci me të vëllanë Tommaso Bellusci dhe me mikun arbëresh Tommaso Ferrari nga Frasnita vizitojnë shoqatën kulturore "Vatra", që boton dhe revistën "Dielli".*



*Frascineto – Frasnitë, 2012. Studente në Universitetin Juglindor në Tetovë (Maqedoni) merr me krenari flamurin shqiptar te biblioteka në emër të studentëve shqiptarë në diasporë.*



*Me Ornela Radovickën ne ditelindjen e 85*



*Frascineto – Frasnita, 2010. Grupi folkloristik nga Zym (Kosova) te biblioteka jonë arbëreshe, duke bashkuar me këngë dhe me gëzime gjakun tonë të shprishur.*



*Peania Atikis (Greqi), 1987. Jorgo Haxhisotiriou, mjek i njohur dhe etnolog i madh, bashkë me familjen e tij nderon A. Bellusci-n. Lidhja kulurore me këtë studiues vazhdoi për shumë vjet. Bashkëpunoi ngushtë edhe me Aristidh Kolljën.*



*Bukuresht (Rumani). Prof. Xhelku Maksutoviçi , bashkë me anëtarët e Shoqatës Kulturore, nderon A. Bellusci-n. Maksutoviçi boton edhe gazetën shqiptare "Albanezul"*



*Frascineto – Frasnita (Cosenza), 2015. Familja e zotit A. Bellusci që mikpret studiuesit që vijnë te biblioteka: Caterina Bellusci, Maria Pia Pucci, Tommaso Bellusci me bijtë, Alessandro dhe Daniele. Gjithë familja jonë ka ndjenja shqiptare dhe është krenare të vazhdojë në mësimet të prindërve tanë arbëreshë.*



*Nju Jork 1989.Anthony Thanas dhe Antonio Bellusci.*



*Athinë, 1990. Në shtëpinë e Aristidh Kolljas, drejtor i revistës arbërore "Arvanon" dhe historian i madh. Kemi krijuar bashkë bashkëpunim dhe vëllazëri midis popullit arbëresh në Itali dhe popullit arbëror në Elladhë.*



*Tiranë, 1972. A. Bellusci me pjesëmarrësit në Kuvendin për Studimet Ilire.*



*Romë, nëntor 1961. Prof. Ernest Koliqi nderon A. Bellusci-n ditën që peshkopi i Ungrës, Jani Mele, e urdhëroi prift.*

